# PËRMBAJTJA

HYRJE ......................................................................................5
I. HORIZONTI POLITIK ....................................................................10
1. Gjermania nuk është Ishull ..............................................................10
2. Frika nga Realiteti ........................................................................12
3. Paqja e rreme e 1871-1914-s ...........................................................17
II. LUFTRAT BOTËRORE DHE FUQITË BOTËRORE ..................................21
4. Epoka e Luftrave botërore ................................................................21
5. Kaosi sipas Meternikut ....................................................................27
6. Përparësia ekonomike si Politikë .......................................................30
7. Shndërrimi i Ushtrive dhe Vlerësime strategjike ...................................33
8. Fuqitë e reja .................................................................................40
9. Shtetet e Bashkuara dhe Revolucioni .................................................45
III. REVOLUCIONI BOTËROR I BARDHË ................................................53
10. ”Revolucioni nga poshtë”. Epoka e Grakëve në Romë ..........................53
11. Rënia e Shoqërisë: jo ekonomike, por urbane ......................................57
12. Prona, Luksi, Pasuria .....................................................................63
13. Lufta e Klasave fillon më 1770 .........................................................66
14. Tipi i Demagogut ..........................................................................76
15. Revolucioni i bardhë sot është në Kulm .............................................89
16. Triumfi i Punës së ulët masive mbi Udhëheqësin e Punës .....................97
17. Themelet e Ekonomisë së bardhë janë gërryer nga 1900-a ....................103
18. Lufta e Klasave nuk ka mbaruar ......................................................108
IV. REVOLUCIONI BOTËROR ME NGJYRË ................................................122
19. Fakti i dy Revolucioneve: Luftë Klasash dhe Luftë Racash ....................122
20. Lodhja e Popujve të bardhë: Shterpësia .............................................130

"Ora e Vendimit" u shqipërua nga botimi i tij në anglisht *"Hour of Decision"*, publikuar nga Alfred A. Knopf dhe përkthyer nga Çarls Frensis Atkinson më 1934 nga gjermanishtja. Vepra në origjinal, me titull "Viti i Vendimit" (*Jahre der Entscheidung*), u botua në Mynih më 1933, nga C. H. Beck. U referua në disa raste të këtij shqipërimi.

Altin Karaulli

**Legjenda e shënimeve:**

sh.a. shënim në origjinal i Autorit - Oswald Spengler
sh.p. shënim i Përkthyesit ne Anglisht - Charles Francis Atkinson
sh.s. shënim i Shqipëruesit

Publikimi 3
20-09-2022

# HYRJE

Askush nuk e kishte pritur revolucionin kombëtar të këtij viti me më shumë dëshirë sesa unë. Revolucionin e ndyrë të 1918-s e kam urryer që ditën e tij të parë, sepse qe një tradhëti nga pjesa inferiore e popullit tonë kundrejt asaj pjese të fortë dhe të gjallë, që më 1914 u ngrit me besimin se mund dhe duhej ta kishte një të ardhme. Çdo gjë e natyrës politike që kam shkruar qysh atëherë ka qenë drejtuar kundër forcave që me ndihmën e armiqve tanë janë fortifikuar në malin e mjerimit dhe fatkeqësisë sonë me qëllim për ta bërë këtë të ardhme të pamundur. Çdo rresht që kam shkruar ka patur për qëllim të ndihmonte në përmbysjen e tyre, dhe shpresoj që kështu të ketë bërë. Diçka *duhej* të vinte në një formë apo në një tjetër që të çlironte instinktet tona më të thella të gjakut nga kjo barrë, nëse edhe ne, si të tjerët, duam të kemi një zë dhe të *veprojmë* në krizat botërore që po vijnë, dhe jo të jemi thjesht viktimë e tyre. Loja e madhe e politikës botërore nuk ka mbaruar. Pjesa më vendimtare po luhet vetëm tani. Çdo komb i të sotmes duhet të ngjitet drejt madhështisë ose të bjerë poshtë. Mirëpo ngjarjet e këtij viti na lejojnë të shpresojmë se në rastin tonë vendimi akoma nuk është marrë – dhe që ne, si në ditët e Bismarkut [1], shpejt a vonë do të jemi subjekt dhe jo thjesht objekt i historisë. Dekadat në të cilat jetojmë janë të jashtëzakonshme – dhe rrjedhimisht të tmerrshme dhe krejt të zhveshura nga lumturia. Madhështia dhe lumturia janë të papërputhshme dhe zgjedhje tjetër nuk kemi. Nuk ka lumturi për askënd në asnjë pjesë të botës së sotme, por shumë do të jenë në gjendje ta vendosin, përmes ushtrimit të vullnetit të tyre personal, madhështinë apo parëndësinë e rrugë-jetëve të tyre. Sa për ata që kërkojnë vetëm rehati, ata as që e meritojnë të ekzistojnë.

Njeriu i veprimit është shpesh i kufizuar në fushëpamjen e tij. Ai shtyhet pa e ditur qëllimin e vërtetë. Ndoshta do të bënte rezistencë po ta dinte, sepse logjika e destinit kurrë nuk i ka marrë parasysh dëshirat njerëzore. Por në më të shumtën e rasteve ai shkon në rrugë të gabuar sepse ka formuar një pamje të pavërtetë të gjërave rreth vetes dhe brenda saj. Është detyra e madhe e *ekspertit* historik (në kuptimin e vërtetë të fjalës) t'i kuptojë faktet e kohës që jeton dhe përmes tyre të ravijëzojë, të interpretojë, dhe të skicojë të ardhmen – e cila do të vijë gjithsesi, duam apo nuk duam ne. Një epokë kaq e vetëdijshme për veten si kjo e tanishmja është e pamundur të kuptohet pa kriticizëm *udhëheqës*, paralajmërues, paraprijës dhe krijues.

Nuk do të qortoj dhe as nuk do të lavdëroj. Vetëpërmbahem të mos bëj asnjë vlerësim të gjërave që sapo kanë lindur. Vlerësimi i vërtetë i një ngjarjeje është i mundur vetëm kur ajo të jetë bërë e shkuar e largët, dhe kur rezultatet

[1] sh.s. Otto von Bismarck, 1815–1898, burrë shteti konservator Gjerman, kryeministër i Prusisë 1862–1890, Kancelar i Konfederatës së Gjermanisë së Veriut, 1867–1871. Qe arkitekti i bashkimit të Gjermanisë dhe ndërtimit të Perandorisë së Dytë Gjermane (1871–1918). Përdori mjeshtërisht diplomacinë e balancës së fuqive dhe ia doli me sukses të ruajë paqen në Europë.

*përfundimtare*, të mira apo të këqija, të jenë bërë fakte prej kohësh: që do të thotë, pas disa dekadash. Ishte e pamundur të kuptohej plotësisht Napoleoni deri në fund të shekullit të kaluar, ndërkohë që edhe sot ne nuk mund të japim një opinion përfundimtar për Bismarkun. Vetëm faktet nuk luajnë vendit, gjykimet lëkunden dhe ndryshojnë. Si përfundim, një ngjarje e madhe nuk ka nevojë për vlerësim bashkëkohor. Vetë historia do ta japë gjykimin kur bashkëkohësit të mos jenë më në këtë jetë.

Diçka, megjithatë, mund ta themi që tani: revolucioni kombëtar i 1933-shit ishte një fenomen i fuqishëm dhe i tillë do të mbetet para syve të së ardhmes për shkak të forcës thelbësore dhe mbinjerëzore me të cilën u shfaq dhe të disiplinës shpirtërore me të cilën u zbatua. Kjo ishte diçka fund e krye Prusiane, njësoj si dhe kryengritja e 1914-s, që i shndërroi shpirtrat brenda një çasti. "Ëndërrimtarët" Gjermanë u ngritën në këmbë me një natyrshmëri që impononte gjakftohtësi për të çarë rrugën drejt së ardhmes. Mirëpo ca më shumë duhet ta kuptojnë ata që morën pjesë në të se kjo nuk qe fitore, sepse kundërshtarët mungonin. Forca e ngritjes ishte e tillë sa gjithçka që kishte qenë në veprim, apo që vepronte akoma, u bë pluhur në çast prej saj. Ishte një premtim për fitoret e *së ardhmes* të cilat do të mund të fitohen vetëm me luftë të vështirë, dhe vetëm sa pastroi terrenin për to. Udhëheqësit mbajnë përgjegjësi të plotë për këtë prandaj edhe u takon atyre ta dinë, apo ta mësojnë, rëndësinë e gjithë kësaj. Detyra është plot me rreziqe të pamata, dhe sfera e saj shtrihet jo brenda kufijve të Gjermanisë por përtej, në mbretërinë e luftrave dhe katastrofave ku flet vetëm politika botërore. Gjermania, më shumë se çdo vend tjetër, është e lidhur me fatin e gjithë vendeve të tjera. Mirëpo aq më pak se gjithë të tjerëve i lejohet t'i mendojë gjërat sikur janë vetëm për llogari të saj. Dhe, për më tepër, nuk është i pari revolucion kombëtar që bëhet këtu – më parë kanë qenë Kromuelli dhe Miraboi – por është i pari që ndodh në një vend politikisht të pashpresë dhe të vendosur në një pozicion tepër të rrezikshëm, dhe ky fakt e shton në mënyrë të pallogaritshme vështirësinë e detyrave të tij.

Këto detyra, nga e para tek e fundit, po shfaqen vetëm tani, dhe vetëm sapo kanë filluar të kuptohen ndërkohë që mbeten të pazgjidhura. Nuk është as koha dhe as rasti për ngazëllim dhe triumf. Mjerë ata që ngatërrojnë mobilizimin me fitoren. Sapo ka fillluar një lëvizje; nuk e ka arritur objektivin, dhe asnjëri prej problemeve të mëdha të kohës sonë nuk është prekur në asnjë formë prej saj. Ato nuk i përkasin vetëm Gjermanisë, por gjithë botës, dhe nuk janë probleme të pak viteve, por të një shekulli.

Rreziku me entuziastët qëndron në atë se ata i përfytyrojnë gjërat shumë të thjeshta. Entuziazmi nuk ka lidhje me ndjekjen e qëllimeve që shtrihen përpara me breza. E megjithatë vendimet e vërteta historike fillojnë pikërisht me ata.

Marrja e pushtetit ndodhi në një vorbull të ngatërruar fuqie dhe dobësie. E shoh me dyshim që vazhdon të festohet zhurmshëm ditë pas dite. Do të ishte më mirë ta ruanim entuziazmin tonë për një ditë rezultatesh të vërteta dhe

përfundimtare – që do të thotë, për suksese në *politikën e jashtme*, të vetmet që vlejnë. Kur këto të jenë arritur burrat e sotëm, ata që hodhën hapin e parë, mund të kenë vdekur të gjithë – madje edhe mund jenë përbuzur dhe harruar, derisa në një moment të caktuar brezat e ardhshëm do ta risjellin rëndësinë e tyre. Historia nuk është sentimentale, dhe do ta keqtrajtojë cilindo që e merr veten sentimentalisht.

Në çdo lëvizje me një fillim të tillë ka shumë zhvillime të mundshme për të cilat pjesëmarrësit shpesh nuk janë plotësisht të vetëdijshëm. Lëvizja mund të ngurtësohet prej teprisë së parimeve dhe teorive; mund të bjerë në anarki ekonomike, shoqërore, apo politike, apo mund të kthehet pas kotësisht aty ku filloi. Në Parisin e 1793-shit kjo u përjetua pa dyshim si "*que ça changerait*" [2]. Intoksimi i momentit, që shpesh shkatërron mundësitë e së ardhmes që në nisje, ndiqet zakonisht nga zhgënjimi dhe pasiguria në çdo hap. Në pushtet ngjiten elementë që e shohin shijimin e atij pushteti si ngjarje më vete dhe do ta përjetësonin me kënaqësi një rend gjërash që normalisht do të ishte i përshtatshëm vetëm për pak çaste. Idetë me vlerë ekzagjerohen nga fanatikët e vetëlavdërimit, dhe ajo që në fillim ishte një premtim madhështie përfundon si tragjedi apo si komedi. Le t'i shohim në sy këto rreziqe sa jemi në kohë, tani që jemi të kthjellët, që kështu të mund të jemi më të zgjuar sesa brezat e mëparshëm.

Mirëpo nëse duam të hedhim themele të forta për një të ardhme të madhe, mbi të cilën të mund të ndërtojnë brezat që do të vijnë, atëherë tradita e hershme duhet të vazhdojë me efektshmëri. Ajo që kemi në gjak të trashëguar – thënë me emër, ide të pafjala – është e vetmja gjë që i jep qëndrueshmëri së ardhmes tonë. "Prusianizmi" (*Preußentum*), siç e quajta vite më parë, është i rëndësishëm – dhe është pikërisht ky ai që sapo *u vu në provë* – mirëpo "Socializmi," i çfarëdolloj përshkrimi, akoma jo. Na duhet të edukohemi deri te standardi *Prusian*, që e tregoi veten më 1870 e 1914 dhe që akoma fle brenda thellësive të shpirtit tonë si një potencialitet i përhershëm. Ai do të arrihet vetëm përmes shembullit të gjallë dhe vetëdisiplinimit moral të një klase sunduese, dhe jo përmes një lumi fjalësh apo me forcë. Qenia në shërbim të një ideje kërkon kontroll të plotë të vetes dhe gatishmëri për sakrifica të brendshme për hir të bindjes. Ta ngatërrosh këtë me shtysën intelektuale të një programi do të thotë të jesh krejt injorant për çështjen. Dhe kjo më sjell përsëri pas te libri: *Prusianizmi and Socializmi* [3], në të cilin, më 1919, fillova të vë në dukje këtë domosdoshmëri morale pa të cilën nuk mund të ketë ndërtim të qëndrueshëm. Të gjitha kombet e tjera të botës kanë trashëguar një karakter nga *e kaluara* e tyre. Ne nuk e patëm një të kaluar edukuese prandaj na duhet që akoma ta zgjojmë, ta zhvillojmë, dhe ta stërvitim karakterin që qëndron i fjetur brenda gjakut tonë.

---

[2] sh.s. *que ça changerait* – frëngjisht – që do të bënte ndryshimin.
[3] sh.p. Osvald Shpengler, *Preußentum und Sozialismus*, botuar në Gjermani, Mynih, 1919, nga C. H. Beck.

Vepra, pjesa e parë e së cilës është ky vëllim, trajton të njëjtën çështje. Bëj siç kam bërë gjithmonë. Që do të thotë, nuk ofroj asnjë pamje të së ardhmes sipas dëshirës, ca më pak një program për realizimin e saj – siç është moda mes ne Gjermanëve – por një pamje të qartë të fakteve se si janë dhe se si do të jenë. Shoh më larg se të tjerët. Shoh jo vetëm mundësi të mëdha por gjithashtu edhe rreziqe të mëdha, burimin e tyre dhe ndoshta edhe rrugën se si mund t'i shmangim. Dhe nëse askush nuk ka kurajë të shohë dhe të thotë atë që sheh, unë do ta bëj. Kam *të drejtën* e kriticizmit sa kohë që përmes tij kam demonstruar në mënyrë të përsëritur atë që *duhet* të ndodhë sepse do të *ndodhë*. Është vënë në lëvizje një varg faktesh vendimtare. Ajo që është bërë njëherë fakt nuk mund të kthehet më pas – jemi të gjithë të detyruar të ecim në atë drejtim të veçantë, duam apo nuk duam. Do të ishte dritëshkurtësi dhe burracakëri të thonim "jo". Atë që individi nuk do ta bëjë vetë, do ta bëjë Historia me të.

Mirëpo që të thuash "po" duhet që më parë t'i dish disa gjëra, dhe ky libër është shkruar për ta ndihmuar këtë dije. Është një shenjë rreziku. Rreziqet janë të pranishme gjithmonë. Kushdo që vepron është në rrezik. Vetë jeta është rrezik. Mirëpo ata që e lidhin fatin e Shteteve dhe kombeve me atë personal duhet t'i përballin këto rreziqe *syhapur* – dhe të shohësh kërkon ndoshta kurajon më të madhe të mundshme.

Ky libër filloi nga një leksion: *Gjermania në Rrezik* [4], të cilin e prezantova në Hamburg më 1929, pa u kuptuar shumë. Temën fillova ta zhvilloj më Nëntor 1932, akoma sipas termave të situatës së kohës në Gjermani. Më 30 Janar 1933 kisha ecur deri te faqja 106 [5]. Nuk kam ndryshuar *asgjë* në të, sepse nuk shkruaj për pak muajt apo vitin e ardhshëm, por për të ardhmen. Të vërtetën nuk e zhbën dot asnjë ngjarje. Kam ndryshuar vetëm titullin, sa për të shmangur ndonjë keqkuptim. Rreziku nuk qëndron te marrja e pushtetit nga nacionalizmi; rreziqet ishin aty – disa prej tyre qysh prej 1918-s, disa të tjerë shumë më parë se aq – dhe vazhdojnë akoma, sepse nuk janë të tillë që mund të hiqen qafe nga një ngjarje e izoluar e cila përpara se të ketë efekt kundër tyre duhet t'i nënshtrohet një zhvillimi të gjatë në drejtimin e duhur. Gjermania *është* në rrezik. Frika ime për Gjermaninë nuk është zvogëluar aspak. Fitorja e Marsit qe tepër e lehtë për t'u hapur sytë fitimtarëve për përmasat e rrezikut, origjinën, dhe kohëzgjatjen e tij.

Askush nuk mund ta dijë se çfarë formash, situatash, dhe personalitetesh do të ngrihen nga kjo dallgë, apo se çfarë kundërveprimi do të ketë nga jashtë. Çdo revolucion vetëm sa e përkeqëson pozitën e jashtme të një vendi, dhe mjafton ky fakt i vetëm për të kërkuar burra shteti të nivelit të Bismarkut që të merren me të. Ne qëndrojmë, ndoshta, shumë pranë një lufte të dytë botërore, në pamundësi për të llogaritur shpërndarjen e forcave apo për të parashikuar mjetet apo qëllimet – ato ushtarake, ekonomike, dhe revolucionare. Nuk kemi

[4] sh.p. *Deutschland in Gefahr*, botuar në Gjermani, Mynih, nga C. H. Beck.
[5] sh.s. Dita e marrjes së pushtetit në Gjermani nga Nacional-Socialistët.

kohë të kufizohemi vetëm në politikë; na duhet të jemi "në formë" për t'u përballur me gjithçka që mund të na rrokë mendja. Gjermania nuk është ishull. Nëse dështojmë ta shohim lidhjen tonë me botën – në veçanti për ne – si problemin *më* kryesor, atëherë fati – dhe çfarë fati! – do të na shkelë pa mëshirë.

Gjermania është vendi *kyç* i botës, jo vetëm për hir të pozitës së saj gjeografike në kufijtë e Azisë (që sot është kontinenti më i rëndësishëm i politikës botërore), por gjithashtu edhe sepse Gjermanët janë akoma mjaftueshëm të rinj për t'i përjetuar sfidat e historisë botërore, për t'u dhënë formë dhe zgjidhje atyre, *së brendshmi*, ndërkohë që kombet e tjera janë tepër të plakur dhe të ngurtësuar për të bërë diçka më tepër sesa vetëm të mbrohen. Mirëpo në përballje me *sfida* të mëdha, si edhe në gjëra të tjera, është sulmi ai që mban premtimin më të madh për fitore.

Për këtë kam shkruar. A do ta ketë efektin që shpresoj?

Mynih, Korrik 1933.

# I. HORIZONTI POLITIK

## 1. Gjermania nuk është Ishull

A ka ndonjë burrë sot mes racave Të Bardha që ka sy në ballë për të parë se çfarë po ndodh rreth tij në faqe të globit? Të shohë pamatësinë e rrezikut që po ravijëzohet mbi këtë masë njerëzish. Nuk po flas për turmat e qyteteve, qofshin të edukuara apo jo, as për lexuesit e gazetave, apo bagëtitë që votojnë në zgjedhje – dhe, meqë ra fjala, nuk ka më asnjë dallim cilësor mes votuesve dhe atyre që votohen – por për klasat *sunduese* të kombeve Të Bardha, aq sa kanë mbetur pa u shkatërruar, për shtetarët, ata që kanë mbetur akoma; për udhëheqësit *e vërtetë* të politikës, të jetës ekonomike, të ushtrive, dhe të mendimit. A ka ndonjë pyes, që sheh përmbi dhe përtej kohës së tij, kontinentit të tij, vendit të tij, apo edhe rrethit të ngushtë të veprimtarisë së tij personale?

Ne jetojmë në kohëra epokale. Dinamizmi i jashtëzakonshëm i kësaj epoke historike që tashmë ka aguar e bën atë më të madhen, jo vetëm në civilizimin Faustian të Europës Perëndimore, por – pikërisht për këtë arsye – në tërë historinë botërore, më të madhe dhe shumë më të tmerrshme nga epokat e Çezarit dhe Napoleonit. Dhe përsëri sa të verbra janë qeniet njerëzore mbi të cilat po ngrihet si dallgë ky destin i fuqishëm, që i hedh në vorbullën e konfuzionit, i ekzalton, dhe i shkatërron. Kush në mes tyre e sheh dhe e kupton se çfarë po u bëhet dhe se çfarë po ndodh përreth? Ndoshta ndonjë plak i mençur Indian apo Kinez, që sodit peisazhin rreth vetes në heshtje me pjekurinë e një mijë viteve mbledhur në shpirtin e tij. Por sa sipërfaqësore, sa të cekëta, sa meskine janë gjykimet dhe reagimet e Europës Perëndimore dhe Amerikës! E çfarë dinë banorët e Perëndimit të Mesëm të Shteteve të Bashkuara për atë që ndodh përtej Nju Jorkut apo San Françiskos? Çfarë koncepti ka Anglezi i shtresës së mesme, për të mos folur për provincialin Francez, për prirjen e ngjarjeve në Kontinent? Dhe me të vërtetë, a e di ndonjëri prej tyre qoftë edhe drejtimin që po merr vetë destini i tij personal? Gjithçka kemi është një mori fjalëkyçesh absurde të tilla si "kapërcim i krizës ekonomike", "mirëkuptim i popujve", "siguri kombëtare dhe mbështetje në forcat e veta", me të cilat do t'i "kapërcejmë" katastrofat brenda një apo dy brezave nëpërmjet "begatisë" dhe "çarmatimit".

Mirëpo këtu po flas për Gjermaninë: Gjermaninë, për të cilën stuhia e fakteve është më kërcënuese se për cilindo vend tjetër dhe ekzistenca e së cilës, në kuptimin më alarmues të fjalës, qëndron pezull. Çfarë dritëshkurtësie dhe cektie e zhurmshme mbretëron mes nesh, dhe sa provincial është qëndrimi kur shfaqen probleme madhore. Le të ngremë një Perandori të Tretë të rrethuar me tel me gjemba apo, ndryshe, një Shtet Sovjetik; le ta heqim qafe ushtrinë apo pronën, ekonomistët, apo bujqësinë; le t'u japim autonomi të plotë gjithë provincave të vogla apo, në të kundërt, t'i shtypim ato; le t'i lejojmë zotët e dikurshëm të industrisë dhe administrimit t'i përvishen punës përsëri me stilin e 1900-s, apo – pse jo? – të bëjmë një revolucion, të shpallim një diktaturë (a

nuk kemi me dhjetëra kandidatë të përshtatshëm për këtë punë?), dhe gjithçka do të shkojë mirë.

Mirëpo – *Gjermania nuk është ishull*. Asnjë vend tjetër nuk është i përfshirë në të njëjtën shkallë, në mënyrë vepruese dhe pësuese, me destinin e kësaj bote. Mjafton vetëm pozita e saj gjeografike, mungesa e kufijve natyrorë, për ta bërë këtë të pashmangshme. Në shekujt e tetëmbëdhjetë dhe nëntëmbëdhjetë ajo ishte "Europë Qëndrore"; në të njëzetin ajo është përsëri, si gjatë shekullit të trembëdhjetë dhe pas tij, kufi kundër "Azisë". Për asnjë vend nuk është kaq thelbësore që sfera e mendimit të tij politik dhe ekonomik të shtrihet shumë përtej kufijve të tij. Gjithçka që ndodh sado larg prek zemrën e Gjermanisë.

E kaluara jonë po merr shpagim – shtatëqind vjet politikë provinciale regjimesh të shteteve të vogla pa patur kurrë një shkëndijë madhështie, një ide, një qëllim. Kjo nuk rregullohet dot në dy breza. Dhe puna krijuese e Bismarkut pati një gabim të vetëm të madh, atë që nuk e stërviti brezin e ardhshëm për t'u përballur me faktet e formës së re të jetës sonë politike [6]. Faktet u panë, por nuk u kuptuan. Njerëzit nuk ia dolën të përshtaten së brendshmi me horizontet, problemet, dhe detyrat e reja. Ata nuk *jetuan* me to. Dhe për vendin e tij tani më të madh Gjermani i zakonshëm vazhdoi të kishte të njëjtin botëkuptim të vjetër, të ngushtë dhe partizan – të cekët dhe të ngurtë, mendjelehtë dhe provincial. Ky meskinitet daton që nga koha e perandorëve Hohenstaufen dhe Hansa. Të parët, zotërimi i të cilëve shtrihej deri mbi Mesdhe, dhe të dytët, që sundonin nga Sheldti deri në Novgorod, u përmbysën njësoj përballë fuqive të tjera me baza më të sigurta për mungesë mendimi të urtë dhe mbështetjeje materiale nga brenda kufijve të tyre. Dhe që prej asaj kohe, Gjermani e ka kyçur veten nëpër atdhera të vegjël të panumërt dhe interesa meskine lokale, duke e matur botën sipas horizontit të vet, dhe duke ëndërruar i uritur dhe mjerueshëm për një mbretëri mbi re – kushte për përshkrimin e të cilëve u shpik edhe "Idealizmi Gjerman". Kësaj mënyre mendimi zemërngushtë dhe tipike Gjermane i përkasin pothuajse të gjitha idealet politike dhe Utopitë që kanë mbirë nga moçali i Shtetit të Vajmarit: Internacionalja, Komunizmi, Pacifizmi, Ultramontanizmi, Federalizmi, vizionet "Ariane" të *sacrum imperium*, Shteti Sovietik, apo Perandoria e Tretë, sipas rastit. Të gjitha partitë sot mendojnë dhe sillen sikur bota t'i përkiste Gjermanisë. Sindikatat nuk shohin më larg sesa zona industriale. Politika koloniale për ta ka qenë gjithmonë e urryer sepse nuk përputhej me skemën e tyre të luftës së klasave. Në ngushtësinë e tyre dogmatike ata nuk e kuptojnë, apo nuk duan ta kuptojnë, se pikërisht për punëtorin, imperializmi ekonomik i rreth viteve 1900, me lehtësirat e tij të garantuara për shitjen e produkteve dhe blerjen e materialeve bazë, ishte kushti bazë e ekzistencës. Punëtori Anglez këtë e kishte kuptuar me kohë. Entuziazmi i demokracisë Gjermane për çarmatim ndalon sapo takon kufijtë e zonës Franceze të fuqisë. Federalistët do ta kishin copëtuar përsëri Atdheun e tyre – tashmë të cunguar keqazi – në një tufë shtetesh xhuxhe të stilit të vjetër, duke u dhënë kështu mundësinë fuqive të huaja që t'i përdorin njërin

[6] sh.p. Osvald Shpengler, Shkrime Politike, f. 227 e më tej.

kundër tjetrit. Ndërsa Nacional-Socialistët besojnë se mund t'i lejojnë vetes ta injorojnë botën apo ta kundërshtojnë atë, dhe të vazhdojnë të ngrenë kështjellat e tyre në erë pa krijuar nga jashtë një reaksion ndoshta të heshtur, por shumë të prekshëm.

## 2. Frika nga Realiteti

Përmbi gjithë këtë shtohet edhe *frika* universale *ndaj realitetit*. Ne "fytyrë-zbehtët" e kemi këtë, që të gjithë, edhe pse rrallë jemi të vetëdijshëm për të, dhe shumica jonë kurrë. Eshtë dobësia shpirtërore e njeriut "Të Vonë" të civilizimeve të zhvilluara, që jeton në qytetet e tij i shkëputur nga fshati dhe nga toka dhe rrjedhimisht edhe nga përjetimi *i natyrshëm* i destinit, kohës, dhe vdekjes. Ai është zgjuar ca si tepër, dhe e ka ca si tepër zakon të vrasë mendjen vazhdimisht për të djeshmen dhe të nesërmen, dhe nuk mund ta durojë dot atë që sheh dhe është i detyruar të shohë: rrjedhën e *pandalshme* të ngjarjeve, rastësinë *e pakuptimtë*, dhe historinë *e vërtetë* që marshon pa mëshirë përmes atyre shekujve në njërin prej të cilëve individi me jetën e tij të vockël private u lind në një vend të caktuar dhe pa kthim pas. Pikërisht këtë ai përpiqet ta harrojë, ta hedhë poshtë, apo ta kundërshtojë. Ai arratiset nga historia drejt vetmisë, drejt sistemesh të largëta imagjinare, drejt ndonjë besimi apo një tjetri, apo drejt vetëvrasjes. Si struc grotesk e zhyt kokën në shpresa, ideale, dhe optimizëm *burracak*: është kështu, por nuk duhej të ishte, prandaj i bie të jetë ndryshe. Ne këndojmë natën në pyll sepse kemi frikë. Në mënyrë të ngjashme, burracakëria e qyteteve i trumbeton fort botës optimizmin e saj pikërisht nga frika. E mbyt realitetin që në djep. Në vend të fakteve vendoset një pamje e së ardhmes sipas dëshirës – edhe pse fati asnjëherë nuk i ka marrë parasysh trillet njerëzore – që nga fëmijët e Tokës së Mos-Bëj-Asgjë-së e deri te të rriturit e Paqes Botërore dhe Parajsës së Punëtorëve.

Pak mund të dijë njeriu për ngjarjet e së ardhmes – sepse gjithë çfarë mund të nxirret prej krahasimit me civilizime të tjera është vetëm forma e përgjithshme e fakteve dhe marshimi i tyre përgjatë epokave – mirëpo një gjë është e sigurt: forcat që do të gdhendin të ardhmen nuk janë asgjë tjetër përveç atyrë të së shkuarës. Këto forca janë: vullneti i Të Fortit, instinktet *e shëndetshme*, raca, vullneti për zotërim dhe për fuqi; ndërsa drejtësia, lumturia, dhe paqja – këto ëndrra që do të mbeten gjithmonë të tilla – pluskojnë sipër tyre në kotësi.

Më tej, në vetë civilizimin tonë që prej shekullit të gjashtëmbëdhjetë është bërë me shpejtësi gjithnjë e më e pamundur për ne që të kemi një pamje të përgjithshme të ngjarjeve dhe situatave gjithnjë e më të pështjelluara të politikës dhe ekonomisë botërore apo t'i kuptojmë (jo më t'i kontrollojmë) forcat dhe prirjet që veprojnë brenda tyre. Shtetarët e vërtetë bëhen gjithnjë e më të rrallë. Pjesa më e madhe e veprave (si të dallueshme nga ngjarjet) në historinë e këtyre shekujve ishin vërtet punë gjysmë-ekspertësh dhe amatorësh që u eci fati. Megjithatë, ata mund të bazoheshin gjithmonë te instinkti i popullit për t'i mbështetur. Vetëm tani ky instinkt është dobësuar aq shumë,

dhe kriticizmi fjalëshumë i injorancës së lumtur është aq i fortë, sa e bën gjithnjë e më të mundur që një shtetar i vërtetë, që ka njohuri të vërtetë për gjërat, jo vetëm të mos ta marrë këtë mbështetje instinktive – qoftë edhe në nivelin e një tolerance qejfprishur – por edhe të pengohet të bëjë atë që duhet bërë prej kundërshtisë së gjithë atyre që "e dinë më mirë". Frederiku i Madh e përjetoi i pari këtë lloj kundërshtie; Bismarku desh ra viktimë e së dytës. Vetëm brezat pasardhës, dhe ndoshta as ata, do të mund ta vlerësojnë madhështinë dhe krijimtarinë e udhëheqësve të tillë. Mirëpo sot na duhet të vërejmë se e tashmja kufizohet në mosmirënjohje dhe moskuptim, dhe duket se nuk po përballet aspak me këtë. Gjermanët në veçanti janë të paparë për të dyshuar, kritikuar, dhe për t'iu shmangur veprimit krijues. Ata nuk kanë asgjë nga ajo përvojë historike dhe forcë tradite që ka lindur bashkë me jetën Angleze. Një komb poetësh dhe mendimtarësh – në proçes për t'u bërë një komb llafazanësh dhe persekutorësh. Asnjë shtetar i vërtetë nuk është popullor mes bashkëkohësve të tij të paditur, burracakë dhe të frikësuar. Dhe duhet të jesh më shumë se "idealist" për ta kuptuar qoftë edhe këtë.

Ne jetojmë akoma në Epokën e Racionalizmit, e cila filloi në shekullin e tetëmbëdhjetë dhe tani po i afrohet fundit me shpejtësi [7]. Të gjithë jemi krijesat e saj, pavarësisht në e dimë dhe e duam apo jo. Fjalën e kemi shumë të dëgjuar, por kush e di se sa shumë nënkupton ajo? Është arroganca e intelektit urban, i cili, i shkëputur nga rrënjët dhe jo më i udhëhequr nga një instinkt i fortë, e sheh me përbuzje mendimin gjak-plotë të së kaluarës dhe mençurinë e trungut të lashtë fshatar. Është periudha në të cilën çdokush mund të lexojë e të shkruajë dhe rrjedhimisht duhet t'i dalë fjala, që gjithmonë "e-di-më-mirë". Kjo lloj mendjeje është e fiksuar pas koncepteve – zotave të rinj të kësaj Epoke – dhe e ushtron zgjuarsinë e saj mbi botën vetëm ashtu siç e sheh. "Nuk është mirë" thotë; "mund ta bëjmë më mirë, ja ku fillojmë, le të bëjmë një program për një botë më të mirë!". S'ka gjë më të lehtë sesa kjo për persona inteligjentë, dhe pa dyshim duket sikur pastaj kjo botë vërtet do të materializohet vetvetiu. I vendoset një etiketë "Progres Njerëzor", dhe, tani që ka një emër, ajo *ekziston*. Ata që dyshojnë në të janë reaksionarë të ngushtë, heretikë, dhe, ç'është më e keqja, persona të zhveshur nga virtyti demokratik: larg tyre! Në këtë mënyrë frika nga realiteti u kapërcye nga arroganca intelektuale, errësira që vjen nga injoranca karshi gjithë gjërave të jetës, varfëria shpirtërore, mungesa e nderit, dhe, në fund, nga një trashësi e paparë në nivel botëror – sepse nuk ka asgjë më idiote sesa inteligjenca e parrënjë urbane. Nëpër klubet dhe zyrat Angleze kjo quhej *common sense*; në sallonet Franceze, *esprit*; në studimet e filozofëve Gjermanë *Arsye e Pastër*. Optimizmi i cekët i filistinit kultural po resht së pasuri frikë faktet historike thelbësore dhe po fillon t'i *përbuzë* ato. Secili nga këta "e-di-më-mirë" përpiqet t'i përthithë ato në skemën e vet (ku nuk bën pjesë përvoja), për t'i bërë ato më të plota konceptualisht nga sa janë vetë në realitet, dhe për t'ia nënshtruar ato në mendjen e tij vetvetes, sepse ai nuk ka patur përvojë *të jetuar* me to, por vetëm sa i ka marrë me mend. Ky doktrinar që kapet pas teorisë për mungesë

[7] sh.p. Osvald Shpengler, Rënia e Perëndimit, II, f. 305 e më tej.

të përvojës, apo thënë më mirë, për shkak të mungesës së aftësisë për të *bërë* përvojë, gjen shprehje letrare në një ortek skemash Utopike dhe sistemesh ekonomike, sociale dhe politike, dhe shprehje praktike në maninë për organizim e cila, duke u bërë qëllim në vetvete, prodhon burokracira që ose shemben në zbraztësinë e tyre, ose shkatërrojnë rendin e jetës. Racionalizmi në thelb nuk është asgjë më shumë sesa kriticizëm, dhe kritiku është e kundërta e krijuesit: ai copëton dhe ribashkon; ngjizja dhe lindja janë të huaja për të. Prandaj edhe puna e tij është artificiale dhe e pajetë, dhe kur bie në kontakt me jetën reale, ajo *vret*. Të gjitha këto sisteme dhe organizime janë prodhime letrash; janë metodike dhe absurde, dhe jetojnë *vetëm* në letrat ku janë shkruar. Proçesi filloi në kohën e Rusoit dhe Kantit me ideologjira filozofike që e humbën rrugën në përgjithësime; kaloi në shekullin e nëntëmbëdhjetë në struktura shkencore me metoda Darviniane, fizike dhe shkencore – sociologji, ekonomi, shkrim materialist të historisë – ndërsa në të njëzetin përfundoi si prodhim letrar romanesh problematikore dhe programe partish.

Por le të mos gabojmë: idealizmi dhe materializmi janë pjesë të barazvlefshme të tij. Që të dy janë Racionalistë gjer në palcë, në rastin e Kantit po aq sa edhe të Volterit dhe Holbahut; Novalisit sa dhe Prudonit; të ideologëve të Luftrave Çlirimtare [8] sa dhe të Marksit; të konceptimit materialist të historisë po aq sa edhe atij idealist të saj, qoftë kuptimi dhe qëllimi i tij "progresi", teknika, "liria", "lumturia e numrit më të madh", apo lulëzimi i artit, poezisë dhe mendimit. Në të dyja rastet nuk arrihet të kuptohet se destini në histori varet nga forca krejt të ndryshme, shumë më të fuqishme. Historia njerëzore është historia e luftës. Mes atyre pak historianëve me rëndësi, asnjëri nuk qe popullor, dhe mes shtetarëve, Bismarku e arriti popullaritetin vetëm atëherë kur nuk i duhej më.

Por edhe Romanticizmi, me mungesën e tij të sensit ndaj realitetit, është po aq shprehje e arrogancës racionaliste sa ç'janë Idealizmi dhe Materializmi. Në fakt ata janë të lidhur ngushtë së bashku, dhe do të ishte e vështirë të zbulohej kufiri mes këtyre dy prirjeve të mendimit në çdo Romantik social apo politik. Nën çdo Materialist të shquar fshihet një Romantik [9]. Megjithëse mund ta neverisë ftohtësinë, cektësinë dhe mendjen metodike të të tjerëve, brenda vetes ai ka mjaftueshëm po atë lloj mendjeje për të vepruar në të njëjtën mënyrë dhe me të njëjtën arrogancë. Romanticizmi nuk është aspak shenjë e instinkteve të fuqishme, por përkundrazi, është shenjë e një intelekti vetëpërbuzës dhe të dobët. Janë të gjithë foshnjarakë, këta Romantikët; burra që mbeten fëmijë shumë gjatë (ose përgjithmonë), në pafuqi për të kritikuar veten, por me pengesa të vazhdueshme që ngrihen nga vetëdija e errët e dobësive të tyre personale; që shtyhen nga ideja e sëmurë e reformimit të

[8] sh.s. Luftrat Çlirimtare - *Befreiungskriege* - u zhvilluan në Gjemani më 1913 si një varg betejash të anëtarëve të Koalicionit të Gjashtë kundër Perandorit Francez Napoleon dhe Marshallëve të tij që çliruan shtetet gjermane nga dominimi i Perandorisë së Parë Franceze.

[9] sh.p. Gjëegjëza e Universit e Hekelit, për shembull, është vepra e një sentimentalisti të pastër dhe logjicisti të dobët. Një besim që është më i fortë se çdo provë është shenja dalluese e Romantikut.

shoqërisë, e cila për ta na qenka tepër mashkullore, tepër e shëndetshme, tepër e kthjellët. Dhe që ta reformojnë atë, jo me thika dhe revolverë në stilin Rus – zoti na ruajtë! – por nëpërmjet bashkëbisedimit të lartësuar dhe teorive poetike. Të pafat janë ata vërtet, sa kohë që, duke u munguar forca krijuese, njëkohësisht u mungon edhe talenti artistik për të bindur qoftë dhe veten e tyre që e kanë. Dhe sidoqoftë edhe në artin e tyre ata janë femërorë dhe të dobët, të paaftë të ngrenë në këmbë një roman apo tragjedi të madhe, ca më pak ndonjë filozofi të vërtetë force. Gjithë sa shohim është ndonjë lirikë pa shtyllë kurrizore, skenarë pa gjak, dhe ide fragmentare, ku të gjitha së bashku shfaqin një pafajësi dhe armiqësi ndaj botës që ngrihet deri në absurditet. Mirëpo qe njësoj edhe me "Të Rinjtë" e përjetshëm (*Jünglinge*), me fyejt dhe kostumet e tyre "të vjetra Gjermane" – përfshirë madje edhe Janin dhe Arndin [10]. Vetë Shtajni [11] e pati të pamundur ta kontrollonte sa duhet shijen e tij për kushtetuta antike, gjë që i pamundësoi ta kthente përvojën e tij shumë të gjerë praktike në diplomaci të sukseshme. Oh, ata ishin heronj, fisnikë, dhe të gatshëm për t'u bërë martirë në çdo moment; mirëpo ata folën shumë gjatë për natyrën Gjermane dhe shumë pak për hekurudhat, doganat dhe tarifat e unifikuara, dhe kështu u bënë vetëm një pengesë në rrugën e së ardhmes *reale* të Gjermanisë. A folën të paktën mjaftueshëm sa për t'ia dëgjuar emrin Fridrih Listit, që u vetëvra më 1846 sepse askush nuk e kuptonte dhe mbështeste qëllimin e tij politik modern dhe shumë largpamës, ndërtimin e një Gjermanie ekonomike? Ama emrat e Arminiusit dhe Tusneldës i dinin të gjithë [12].

Dhe po këta "Të Rinj" të përjetshëm i kemi prapë sot mes nesh, të papjekur, të varfër në përvojën më minimale apo edhe në vetë dëshirën për përvojë, por që shkruajnë dhe flasin lart e poshtë për politikë, të ndezur prej uniformash dhe distinktivësh, duke u kacavjerrë çuditshëm në ndonjë teori apo një tjetër. Ka Romanticizëm social të Komunistëve sentimentalë, Romanticizëm politik që i konsideron si vepra mashtrimet elektorale dhe intoksikimin e oratorive të tubimeve masive, si dhe Romanticizëm ekonomik që ushqen në fshehtësi teoritë e arit të mendjeve të sëmura që nuk dinë asgjë për format thelbësore të ekonomisë moderne. Ata mund të ndjejnë vetëm në masë, aty ku mund të shuajnë ndjesinë e shurdhët të dobësisë së tyre duke shumëzuar vetveten. Dhe këtë ata e quajnë Kapërcim i Individualizmit.

[10] sh.s. Friedrich Ludwig Jahn (1778–1852) dhe Ernst Moritz Arndt (1769–1860) janë dy figura të lëvizjes së hershme nacionaliste Gjermane. Kjo lëvizje e kohës tërhoqi një numër shumë të madh të rinjsh.

[11] sh.s. Heinrich Friedrich Karl Reichsfreiherr vom und zum Stein, i njohur më shumë me emrin Baroni Fom Shtajn, ishte një burrë shteti Prusian që ndërmori reformat që hapën rrugën për bashkimin e Gjermanisë.

[12] sh.s. Arminius – princ Gjerman dhe oficer Romak që udhëhoqi një kryengritje kundër Romës në vitet 9–21. U vra nga bujarët vendas që i'u trembën rritjes së fuqisë së tij. U përshkrua nga historianët romake si çliruesi i tribuve gjermane dhe u lavdërua për guximin që tregoi duke sfiduar Perandorinë Romake në kulmin e fuqisë së saj. Hero i legjendave gjermane për shumë breza. Tusnelda ishte gruaja e tij, të cilën ai e pati rrëmbyer vetë në vitin 14, por të cilën ia rrëmbyen romakët në vitin 15 kur ishte shatzënë me djalin e tij. Ai nuk e pa më kurrë Tusneldën dhe asnjëherë djalin, ky i fundit vdiq në moshë të re si gladiator. Arminiusi nuk u martua më pas Tusneldës.

Dhe si *të gjithë* Racionalistët dhe Romantikët, janë sentimentalë si këngë rrugësh. Edhe *Kontrata Sociale* dhe Të Drejtat e Njeriut janë prodhime të Epokës së Sensibilitetit [13]. Burke, në të kundërt, si burrë i vërtetë shteti, argumentoi se nga ana e tij e Kanalit burrat duhet ta gjenin veten duke qenë Anglezë dhe jo thjesht si qenie njerëzore, dhe kishte të drejtë. Ky ishte mendim politik praktik, dhe jo problem racional i emocioneve të padisiplinuara. Sepse ky sentimentalizëm i lig që shtrihet në të gjitha rrymat politike të këtyre dy shekujve – Liberalizëm, Komunizëm, Pacifizëm – dhe në të gjithë librat, fjalimet, dhe revolucionet, buron nga padisiplinimi shpirtëror, nga dobësitë personale, në mungesë të një formimi të brumosur prej një tradite të fortë dhe të vjetër. Është "borgjez", ose "plebe", të paktën për aq sa këto terma përbëjnë abuzim. I shikon gjërat njerëzore, historinë, dhe destinin politik *nga poshtë*, nga dritarja e bodrumit, nga rruga, kafeneja e shkrimtarit, nga asambleja kombëtare; jo nga lartësia dhe distanca. E urren çdo lloj madhështie, çdo gjë që ngrihet, që sundon, që është superiore; dhe ndërtim për të do të thotë vetëm shembje përdhe e të gjitha prodhimeve të civilizimit, Shtetit, dhe shoqërisë, në nivelin e njerëzve të vegjël, të cilin emocionalizmi i tij mjeran nuk ia del dot ta kapërcejë. Kjo është gjithçka që nënkuptohet sot nga parashtesat "folk" dhe "popull", sepse "popull" në gojën e çdo Racionalisti apo Romanticisti nuk do të thotë një komb i mirëformuar, i farkëtuar dhe kalibruar nga Destini në rrjedhën e epokave, por vetëm ajo pjesë e asaj mase të mpirë dhe *të paformë* që gjithkush e ndjen si të barabartë me veten, që nga "proletariati" dhe deri te "humaniteti".

Këtij zotërimi të inteligjencës së parrënjë urbane po i vjen fundi. Dhe ja ku shfaqet, si e fundit rrugë për t'i kuptuar gjërat ashtu siç janë, *Skepticizmi* – dyshimi thelbësor në kuptimin dhe vlerën e reflektimit teorik, në aftësitë e tij për të arritur në përfundime me metoda abstrakte dhe kritike, apo për të arritur çfarëdolloj gjëje me ato praktike; Skepticizmi në formën e një përvoje të madhe fizionomike [14] dhe historike, ai i syrit të pakorruptueshëm përballë fakteve, njohuria e vërtetë për njerëzit që na mëson se çfarë ishin dhe çfarë janë, dhe jo çfarë duhet të ishin; Skepticizmi i mendimit të vërtetë historik i cili na mëson, përveç të tjerash, që ka patur edhe më parë periudha në të cilat mendimi kritik ka qenë i gjithëpushtetshëm dhe që këto periudha pak përshtypje kanë lënë pas vetes; dhe Skepticizmi që sjell nderim për faktet e ngjarjeve botërore, që kanë qenë dhe janë sekrete të brendshme që mund të

---

[13] sh.s. *Kontrata Sociale* – vepër filozofiko-politike nga Zhan Zhak Ruso, shkruar më 1762, frymëzuese e revolucioneve në Europe, në veçanti në Francë. *Deklarata e të Drejtave të Njeriut dhe Qytetarit* – dokument i miratuar nga Asambleja Kushtetuese Kombëtare e Revolucionit Francez më 1789.

[14] sh.s. Fizionomi – në kuptimin historik dhe politik – me fjalët e Shpengler, te Rënia e Perëndimit, Vol. I, f. 100: "Morfologjia e mekanikës dhe shtrirjes, shkenca e cila zbulon ligjet e natyrës dhe lidhjet rastësore, quhet Sistematikë. Morfologjia e organikës, e historisë dhe jetës, dhe gjithçkaje që mban shenjën e drejtimit dhe destinit, quhet Fizionomi".

përshkruhen por kurrë të shpjegohen, dhe mund të zotërohen vetëm nga burra prej race të fortë *që janë vetë faktet historike*, jo nga sisteme dhe programe sentimentale. Pranimi i këtij fakti të rëndë me të cilin përballemi në këtë shekull është i patolerueshëm për natyrat e buta dhe të pakontroll. Ato i urrejnë ata që i pranojnë, duke i quajtur ata pesimistë. Mirëpo, ky pesimizëm *i fortë*, të cilit i përket edhe përbuzja për njerëzinë e të gjithë burrave të mëdhenj të fakteve që *e njohin* njerëzinë, është diçka krejt tjetër nga pesimizmi burracak i shpirtrave të vegjël dhe të lodhur që kanë frikë nga jeta dhe nuk guxojnë ta shohin në sy realitetin. Jeta që shpresojnë ata, e kaluar në paqe dhe lumturi, e çlirë nga çdo rrezik dhe e ngopur me rehati, është e mërzitshme dhe e matufepsur, pa folur për faktin që është vetëm imagjinare, e pamundur. Mbi këtë shkëmb, mbi realitetin e historisë, duhet ngritur çdo ideologji.

**3. Paqja e rreme e 1871-1914-s**

Përsa i përket situatës ndërkombëtare të momentit, jemi të gjithë në rrezik ta keqinterpretojmë atë. Pas Luftës Civile Amerikane (1861-65), asaj Franko-Gjermane (1870-71), dhe epokës Viktoriane, ekzistenca dhe përparimi mes racave Të Bardha po ecnin aq qetë, sigurtë, paqësisht, dhe shkujdesur, sa do të ishte e kotë të kërkoje përmes shekujve për të gjetur ndonjë gjë të ngjashme. Për cilindo që ka jetuar në atë periudhë, apo që e ka dëgjuar nga të tjerët, është pothuajse e sigurt që do ta shihte si normalitet, ndërsa të tashmen e egër si një shqetësim të kësaj gjendjeje të natyrshme, dhe do të dëshironte që gjërat shpejt "të bëhen mirë". Sot, kjo *nuk* do të ndodhë, dhe ne nuk do ta shohim më kurrë atë gjendje përsëri. Ne nuk arrijmë ta kuptojmë se çfarë, në plan afatgjatë, na solli deri këtu, në këtë gjendje kaq ekstreme. Ishte *fakti* që ushtritë e mobilizuara dhe gjithnjë në rritje e bënë luftën aq të vështirë për t'u llogaritur sa asnjë shtetar nuk guxonte më ta fillonte i pari; *fakti* që zhvillimi ekonomiko-teknik ishte në një gjendje të ethshme së cilës po i vinte fundi me shpejtësi për shkak të varësisë së tij nga kushte që po shpërbëheshin përpara syve; dhe, në fund, *fakti* rezultues që problemet e rënda të pazgjidhura të kohës u shtynë gjithnjë e më tepër drejt së ardhmes, si një barrë e fshehtë mbi supet e pasardhësve, dhe pasardhësve të pasardhësve, dhe e bënë këtë me aq sukses, sa njerëzit pushuan së besuari në realitet edhe pse po endnin një të ardhme gjithnjë e më të pasigurt.

Nëse pak mund t'i rezistojnë një lufte të gjatë pa degradim të shpirtit, një paqeje të gjatë nuk mundet askush. Kjo periudhë paqeje nga 1870-a deri më 1914, dhe kujtesa e saj, i bënë burrat e Bardhë të vetëkënaqur, ziliqarë, të zhveshur nga dija, dhe të paaftë për të duruar fatkeqësinë. Rezultatin e shohim në sfidat dhe konceptet Utopike që sot janë pjesë e programit të çdo demagogu; sfida karshi plakjes, karshi Shtetit, partive, dhe me të vërtetë ndaj "kujtdo tjetër", në mospërfillje të plotë ndaj kufijve të mundësive apo të detyrës, të punës, apo planifikimit.

Kjo paqe kaq e gjatë në një periudhë kur tensioni po rritet është një trashëgimi e frikshme. Asnjë shtetar, asnjë parti, dhe zor se gjendet sot qoftë edhe ndonjë

mendimtar politik që të jetë në pozitë mjaftueshëm të sigurtë për të thënë të vërtetën. Ata gënjejnë nga i pari te i fundit, dhe që të gjithë i bashkohen korit të turmave të llastuara dhe injorante që kërkojnë që e nesërmja e tyre të jetë si ditët e bukura të së shkuarës, madje edhe më mirë – edhe pse të paktën shtetarët dhe udhëheqësit ekonomikë do të duhej të ishin syhapur përballë këtij realiteti të frikshëm. Vetëm hidhuni një sy udhëheqësve tanë të sotëm. Çdo muaj optimizmi i tyre i pandershëm dhe burracak shpall fillimin e një "cikli të ri" dhe të "begatisë", vetëm se pati një luhatje të lehtë në bursë si pasojë e spekulimeve në ndërtim; fundin e papunësisë, nga çasti që njëqind e pak burra u punësuan, dhe kulmon me arritjen e "mirëkuptimit të ndërsjellë mes kombeve", sapo Lidhja – kjo mizëri parazitësh të pushimeve falas buzë Liqenit të Gjenevës – formulon rezolutën e radhës. Dhe në çdo konferencë dhe dokument fjala "krizë" shtrembërohet për t'iu përqasur çdo lloj shqetësimi kalimtar të rehatisë. Dhe kështu ne gënjejmë veten, të verbër përballë faktit se ndodhemi përpara njërës prej atyre katastrofave të mëdha e të pallogaritshme që janë forma *normale* me të cilën historia merr kthesat e saj të mëdha.

Sepse ne jetojmë në një epokë madhështore. Është më e madhja që ka njohur ndonjëherë dhe që do të njohë Civilizimi Perëndimor. Përkon me Epokën Klasike nga Kana në Aktium [15], kohë e ndriçuar nga emrat e Hanibalit, Skipios, dhe Grakëve, Marit, Sulës dhe Çezarit [16]. Lufta Botërore ishte vetëm shkreptima dhe bubullima e parë e kësaj reje të zezë profetike që po kalon mbi këtë shekull. Si atëherë, në nisjen e *Imperium Romanum*, ashtu edhe sot, *forma* e botës po ndryshon nga themelet, pa përfillur dëshirat dhe qëllimet e "shumicës", apo numrin e viktimave që kërkohet në çdo vendim madhor të kësaj natyre. Por kush e kupton këtë? Kush e përballon? Vallë ndonjëri nga ne e quan veten fatlum që i është dhënë mundësia ta shohë me sytë e tij? Epoka është e madhe, por njerëzit e saj gjithmonë e më të vegjël. Ata nuk e mbajnë dot më tragjedinë, qoftë në skenë, qoftë në jetën reale. Duan vetëm mbarime të lumtura romanesh pa vlerë, kaq të mjeruar dhe të lodhur janë. Mirëpo destini që i hodhi në këto dekada tani i kap për kravate dhe bën me ta atë që është për t'u bërë, duan apo s'duan ata. Sigurisë së burracakut të 1900-s i ka ardhur fundi. Jeta në rrezik, jeta e vërtetë e historisë, e gjen edhe njëherë veten. Gjithçka ka filluar të rrëshqasë, dhe tani vlen vetëm burri që e merr në sy rrezikun, dhe ka kurajon t'i shohë dhe t'i pranojë gjërat ashtu siç janë. Epoka po afrohet – madje është pothuajse këtu – dhe në të nuk ka më vend për zemra të buta dhe ideale të dobëta. Barbarizmi i hershëm që kishte ndenjur fshehur i lidhur për shekuj nën rreptësinë e formës së një Kulture të pjekur, zgjohet përsëri tani që Kultura ka mbaruar dhe kemi hyrë në Civilizim: është gëzimi luftarak i shëndetshëm në forcën e vetvetes, që e përbuz epokën e

[15] sh.s. Beteja e Kanës (216 p.e.s.) është njëra nga betejat e Luftës së Dytë Punike, zhvilluar në Apulia, në juglindje të Italisë, në të cilën Kartagjenasit nën Hanibalin asgjësuan ushtrinë më të madhe që kishte mbledhur ndonjëherë Roma, duke i rrezikuar seriozisht ekzistencën kësaj të fundit. Beteja e Aktiumit (31 p.e.s.) është beteja detare – në detin Jon – në të cilën forcat e Oktavianit mposhtën përfundimisht forcat e Mark Antonit dhe Kleopatrës dhe konsiderohet si fillimi i Perandorisë Romake.
[16] sh.p. Osvald Shpengler, Rënia e Perëndimit, II, f. 418 e më tej.

mbytur nga literatura e mendimit Racionalist, është instinkti racor i pacënuar, që dëshiron një jetë tjetër nga ajo e kaluar nën peshën e librave dhe idealeve të tyre. Në fshatarësinë Europiane Perëndimore ky shpirt dominon akoma, po ashtu dhe në preritë Amerikane, si edhe larg në pllajat masive të Azisë veriore, aty ku kanë lindur pushtues bote.

A është ky "Pesimizëm"? Atëherë ai që e ndjen si të tillë duhet të jetë dikush që *ka nevojë* për falsitet fetar apo vello idealesh dhe Utopish që ta mbrojnë dhe ta ruajnë nga pamja e realitetit. Ky është sot pa dyshim strehimi i gjetur nga shumica e burrave të bardhë në këtë shekull – por a do të jetë kështu në tjetrin? Stërgjyshërit e tyre të kohës së Migrimeve të Mëdha dhe Kryqëzatave qenë ndryshe. Një qëndrim të tillë ata e përbuznin si burracakëri. Nga kjo burracakëri karshi jetës në Kulturën Indiane u ngrit Budizmi me degët e tij në të njëjtin stad përkues në kohë. Këto kulte sot po bëhen të modës te ne. Mund edhe të jetë në proçes formimi një besim i Vonë i Perëndimit – nën pamjen e Krishtërimit apo jo, këtë askush s'mund ta thotë, por gjithsesi "rilindja" e besimit që pason Racionalizmin si filozofi botërore bart mundësira speciale të lindjes së besimeve *të reja*. Njerëzit me shpirtra të plakur, të trembur dhe të lodhur, kërkojnë strehim nga koha në diçka që sipas arsyes së doktrinave dhe dokeve të tyre të mrekullueshme, t'i përkundë më mirë në gjumin e harresës sesa kishat e Krishtera. "*Credo quia absurdum*" [17] është përsëri e gjithëfuqishme. Mirëpo thellësia e vuajtjes nga bota – ndjenjë po aq e vjetër sa vetë meditimi për botën, rënkimi për absurditetin e historisë dhe mizorinë e ekzistencës – ngrihet jo nga ato vetë, por nga reflektimi i sëmurë mbi to. Është gjykimi shkatërrues mbi të vlefshmit dhe mbi vetë fuqinë e shpirtrave të njerëzve. Një këndvështrim i thellë mbi botën nuk ka pse të lahet patjetër me lot.

Ka një ndjesi botërore Nordike, nga Anglia deri në Japoni, që është plot hare pikërisht për shkak të barrës së destinit njerëzor. Dikush e sfidon për hir të pushtimit, dhe bie poshtë krenarisht kur ai del më i fortë sesa vullneti i tij. Kjo qe vetia e paraqitur në pjesët e vjetra origjinale të Mahabharatës që tregon betejat mes Kuruve dhe Panduve [18]; te Homeri, Pindari dhe Eskili; te sagat Gjermanike dhe Shekspiri; në disa këngë të mbretit Kinez Shu, dhe në botën e Samurajve. Është ana *tragjike* e jetës, që akoma *nuk* ka vdekur, por që do të lulëzojë sërish në të ardhmen njësoj siç lulëzoi në Luftën Botërore. Të gjithë poetët e mëdhenj të Kulturave Nordike kanë qenë tragjedianë, dhe tragjedia, nga ballada tek epika e më tej, ka qenë forma më e thellë e këtij pesimizmi *guximtar*. Njeriu që është i paaftë ta përjetojë ose ta durojë tragjedinë nuk mund të jetë kurrë një figurë me rëndësi botërore. Ai nuk mund *të bëjë* histori sa kohë që nuk e përjeton atë ashtu siç është në të vërtetë – tragjike, e përshkuar nga destini, dhe si pasojë e pakuptimtë, e paqëllimtë, e pamoraltë në sytë e adhuruesve të leverdisë. Kjo shënon ndarjen e rrugëve të karaktereve superiore dhe atyre të nënshtruar të ekzistencës njerëzore. Jeta e individit nuk

---

[17] sh.s. *Credo quia absurdum* – latinisht – e besoj sepse është absurde; njohur si paradoksi i Tertulianit, 155–240, autor i hershëm i Krishtërimit nga Kartagjena.
[18] sh.s. Mahabharata – epikë legjendare hinduiste në gjuhën sanskrite.

është e rëndësishme për askënd përveç atij vetë: çështja është nëse ai dëshiron t'i shpëtojë historisë apo të japë jetën për të. Historia nuk e njeh logjikën njerëzore. Shtrëngatat, tërmetet, lumenjtë e llavës: janë kushërinj të afërt të ngjarjeve thelbësore të paqëllimta të historisë së botës. Kombe mund të bien, qytete të lashta të Kulturave të plakura të digjen apo të shemben në gërmadha, por toka do të vazhdojë të rrotullohet qetësisht rreth diellit, dhe yjet do të vazhdojnë në rrugën e tyre.

Njeriu është bishë gjuetare [19]. Këtë do ta them dhe do ta përsëris. Të gjithë të vetëshpallurit moralistë dhe social-etikët që pretendojnë apo shpresojnë të jenë "përtej gjithë kësaj" janë vetëm bisha gjuetare dhëmbëthyera, që i urrejnë të tjerat pikërisht për ato sulme të cilat për vete janë mjaftueshëm të zgjuara për t'i shmangur. Vetëm u hidhni një sy atyre. Janë shumë të dobët për të lexuar një libër për luftën, mirëpo grumbullohen tufë në rrugë për të parë ndonjë aksident, duke lënë gjakun dhe klithmat të luajnë me nervat e tyre. Dhe nëse kjo për ta është tepër, e shijojnë në ndonjë film apo nëpër fotografi gazetash. Kur e quaj njeriun bishë gjuetare, cilin ofendoj: njeriun apo bishën? Sepse kujtoni, gjitarët e mëdhenj gjuetarë janë krijesa *fisnike*, të përsosura në llojin e tyre, dhe pa hipokrizinë e moralit njerëzor që rrjedh nga dobësia.

Ata bërtasin: "jo më luftë" – mirëpo janë po ata që duan luftë klasash. Indinjohen kur ekzekutohet një vrasës për një krim pasioni, por ndjejnë kënaqësi të fshehtë kur dëgjojnë për vrasjen e një kundërshtari politik. A i kundërshtuan ndonjëherë masakrat e Bolshevikëve? Nuk ka shpëtim nga kjo: konflikti është fakt bazë i jetës, është vetë jeta, dhe as pacifisti më i vajtueshëm nuk është në gjendje ta çrrënjosë plotësisht kënaqësinë që i jep ai thellësisë së shpirtit. Teorikisht, të paktën, ai do të donte të luftonte dhe shkatërronte të gjithë kundërshtarët e pacifizimit.

Sa më shumë ecim drejt Çezarizmit të botës Faustiane, aq më qartë do të duket se kush është etikisht i destinuar për të qenë subjekt dhe kush objekt i ngjarjeve historike. Treni i trishtë i botë-përmirësuesve tani po arrin në fund të çapitjes së tij të këtyre shekujve, duke lënë pas vetes, si monument të vetëm të ekzistencës së tij, male me letra shkrimesh. Vendin e tij do ta zënë tashmë Çezarët. Politika e lartë, *arti i së mundshmes*, do të ngrihet përsëri mbi trashëgiminë e saj të përjetshme, e lirë prej të gjitha sistemeve dhe teorive, vetë gjykatëse e fakteve me të cilat sundon, duke e mbajtur botën fort mes gjunjëve si një kalorës i zot.

Në këtë pikë, më mbetet vetëm të tregoj pozitën historike në të cilën qëndron sot Gjermania dhe bota dhe se si kjo pozitë është rezultati i pashmangshëm i historisë së shekujve të shkuar, dhe se si në mënyrë po aq të pashmangshme do të ecë drejt formave dhe zgjidhjeve të caktuara. Ky është Destini. Mund ta mohojmë, por nëse veprojmë kështu kemi mohuar veten.

---

[19] sh.p. Osvald Shpengler, Njeriu dhe Teknika, f. 19 e më tej.

# II. LUFTRAT BOTËRORE DHE FUQITË BOTËRORE

## 4. Epoka e Luftrave botërore

“Kriza botërore” e këtyre viteve, siç e tregon edhe vetë fraza, është marrë me shumë moskokëçarje, tepër lehtë, apo tepër thjesht, sipas këndvështrimit, interesave, apo horizontit të vëzhguesit. Ajo shihet si krizë e prodhimit, e papunësisë, e monedhës, e borxheve dhe dëmshpërblimeve të luftës, e politikës së brendshme dhe asaj të jashtme, dhe mbi të gjitha si rezultat i Luftës Botërore, e cila, mendojnë njerëzit, mund të ishte shmangur me një shkallë më të lartë ndershmërie dhe aftësie nga ana e diplomatëve. Ata flasin, me një vështrim përbuzës në veçanti mbi Gjermaninë, për dëshirën dhe fajin e saj për luftën. Sigurisht që nëse Izvolski, Puankare' dhe Grei [20] do të kishin mundur t'i parashikonin kushtet në të cilat janë vendet e tyre sot, do të kishin hequr dorë nga qëllimi për të arritur rezultatin politik që dëshironin – rrethimin e plotë të Gjermanisë – me anë të një lufte fillimet e para strategjike të së cilës ishin operacionet në Tripoli më 1911 dhe Ballkan më 1912. Por edhe kështu, është e dyshimtë nëse do të kishte qenë e mundur që ky shkarkim i fuqishëm të shtyhej për më shumë se një dekadë duke patur parasysh tendosjen e situatës, që nuk ishte vetëm politike; edhe pse me siguri shpërndarja e forcave do të kishte qenë e ndryshme dhe më pak groteske. Faktet janë përherë më të forta se njerëzit, dhe sfera e mundësive, edhe për një shtetar të madh, është shumë më e ngushtë nga sa e imagjinon njeriu i zakonshëm. Dhe, *historikisht*, çfarë do të kishte ndryshuar? Forma, ritmi i katastrofës, por jo vetë katastrofa. Ishte fundi i pashmangshëm i një shekulli zhvillimi të Perëndimit i cili kishte ecur drejt tij qysh me Napoleonin.

Ne kemi hyrë në epokën e luftrave botërore. Ajo filloi në shekullin e nëntëmbëdhjetë dhe do të zgjasë përtej të tanishmit dhe ndoshta edhe tjetrit. Ajo përfaqëson kapërcimin nga bota e shteteve të shekullit të tetëmbëdhjetë drejt *Imperium mundi*. Përkon me dy shekujt e tmerrshëm ndërmjet Kanës dhe Aktiumit, gjatë të cilëve forma Helenistike e botës së shteteve, dy prej të cilave ishin edhe Roma dhe Kartagjena, u zhvillua drejt *Imperium Romanum*. Njësoj si ky i fundit përfshiu hapësirën e civilizimit Klasik me të gjithë zgjatimet e tij, që do të thoshte, tërë botën Mesdhetare – ashtu edhe e para do të jetë destini i globit tonë për një periudhë kohe të papërcaktuar. Imperializmi është *ide*, qoftë kur mbështetësit dhe zbatuesit e tij janë të vetëdijshëm për këtë fakt apo jo. Në rastin tonë kjo ndoshta nuk do të kuptohet asnjëherë në mënyrë të plotë. Mund të kryqëzohet me ide të tjera që marrin jetë nga jashtë kufijve të botës së kombeve “të Bardha”, mirëpo, si *prirje* e një forme të madhe historike, ajo qëndron në thelb të gjithçkaje që po ndodh sot.

[20] sh.s. Aleksandër Petroviç Izvolski, ministër i jashtëm i Perandorisë Ruse 1906–1910, arkitekti i aleancës mes Anglisë dhe Rusisë. Raimond Nikolas Puankare', president i Francës 1913–1920. Sër Eduard Grei, kryeministër i Anglisë 1905–1916.

Sot ne jetojmë "ndërmjet epokave". Bota e shteteve Perëndimore të shekullit të tetëmbëdhjetë ishte strukturë e një stili strikt, stil që qeveriste gjithashtu edhe krijimet e kohës në muzikë dhe matematikë [21]. Këto shtete dhe ky stil shprehnin dallime formash jo vetëm në atë se çfarë ishin por edhe në atë që bënin dhe mendonin. Kudo sundonte një traditë e hershme dhe e fuqishme. Mblidheshin kuvende aristokratike për qeverisjen, për opozitën, për marrëdhëniet ndër-shtetërore të diplomacisë dhe luftës, për pranimin e disfatave dhe sfidave si edhe për lëshimet e bëra në tavolinën e paqes. Nderi luante akoma një rol të padiskutueshëm. Gjithçka bëhej me ceremoni dhe finesë si në një duel.

Fjala "Europë" filloi të marrë përdorim të gjerë mes popujve Perëndimorë pasi Pjetri i Madh themeloi në Petersburg një shtet të formës Perëndimore [22], dhe, siç është zakon, zuri vend pa rënë në sy në mendimin politik praktik dhe në rrjedhën e historisë. Deri atëherë kishte qenë një term shkollor i shkencës së gjeografisë, që ishte zhvilluar në konturet e hartogafisë që prej zbulimit të Amerikës. Është domethënëse që Perandoria Turke, në atë kohë një fuqi e vërtetë botërore që përfshinte të gjithë gadishullin Ballkanik dhe pjesë të Rusisë jugore, u mbajt instinktivisht jashtë këtyre hartave. Ndërsa vetë Rusia llogaritej vetëm si Qeveria e Petersburgut. Sa diplomatë Perëndimorë dinin mjaftueshëm për Astrakhanin, Nizhni-Novgorodin, dhe vetë Moskën, për t'i menduar ato si pjesë të "Europës"? Kufiri i civilizimit Perëndimor pat qenë vendosur gjithmonë deri aty ku ndaloi kolonizimi Gjerman [23].

Gjermania ishte qëndra e kësaj Europe – jo si një Shtet, por si një fushëbetejë mes Shteteve të vërteta. Këtu, dhe më së shumti me gjak Gjerman, u morën vendimet se kujt do t'i përkiste India, Afrika e Jugut, dhe Amerika Veriore. Në lindje qëndronte Rusia, Austria dhe Turqia; në Perëndim, Spanja dhe Franca, dy fuqi koloniale në rënie të cilave ua rrëmbeu supremacinë Anglia ishullore – në rastin e Spanjollëve, përfundimisht më 1713, ndërsa në atë të Francezëve që prej 1763-shit e më tej. Anglia u bë fuqia udhëheqëse e këtij sistemi, jo vetëm si shtet, por si stil. Ajo u pasurua shumë në krahasim me "Kontinentin" – ajo asnjëherë nuk e quajti veten plotësisht pjesë të "Europës" – dhe pasurinë e saj e investoi në formën e ushtarëve, detarëve, dhe shteteve të tëra, që i financonte të luftonin betejat e ishullit.

Në fund të shekullit Spanja kishte pushuar së qeni një fuqi e madhe, ndërsa Franca ishte rrugës në ndjekje të shembullit të saj. Që të dy ishin kombe të vjetër e të shteruar, krenarë por të lodhur, me shikimin drejt së kaluarës, por që u mungonte ambicja e vërtetë – që duhet dalluar qartësisht nga xhelozia – që të mund të luanin një rol *krijues* në të ardhmen. Po të kishin patur sukses planet e Miraboit më 1789, aty do të ishte ngritur një monarki kushtetuese pak a shumë e qëndrueshme, me një përmbajtje në thelb të tillë që do të kënaqte

[21] sh.p. Osvald Shpengler, Rënia e Perëndimit, II, f. 391 e më tej.
[22] sh.p. Osvald Shpengler, Shkrime Politike, f. 112 e më tej.
[23] sh.s. Kolonizimi Gjerman në lindje - Ostsiedlung - në shekujt 12–13.

shtresën *rentier-e* të borgjezisë si edhe fshatarësinë. Nën Direktoratin dukej se vendi, i dorëhequr dhe i pështirosur nga idealet, do të kishte mirëpritur çdo lloj forme qeverisjeje që do të garantonte paqe të jashtme dhe të brendshme. Mirëpo ja që aty erdhi Napoleoni, një Italian që zgjodhi Parisin si bazë të skemave të tij për pushtet, dhe me ushtritë e tij krijoi *tipin e fundit të Francezit*, që e mbajti Francën në këmbë si fuqi e madhe për një shekull të tërë – një tip guximtar, elegant, mburravec, i ashpër, i dhënë pas vrasjes, plaçkitjes, shkatërrimit, dhe e gjitha kjo për qejf të vet dhe pa asnjë objekt – me rezultatin që asnjëra prej këtyre fitoreve nuk i solli Francës as edhe përparësinë më të vogël të qëndrueshme pavarësisht gjakderdhjes së pabesueshme. Madje as nderi i saj nuk u rrit, por vetëm fama. Në thelb ishte një ideal Jakobin, i cili, në kontrast me idealin Zhirondin të tregtarit të vogël dhe filistinit, kurrë nuk e pati shumicën pas vetes, por ama pati gjithmonë fuqinë. Format me finesë të *regjimit të hershëm* u zëvendësuan me të tjera kategorikisht plebejane. Kombi ishte një masë pa lidhje, lufta mobilizim masash, betejat shpërdorim i jetëve njerëzore, dhe traktatet brutale të paqes diplomacia e patakt e një avokati mashtrues. Dhe megjithatë Anglisë iu desh tërë Europa dhe e gjithë pasuria e saj e plotë për ta shkatërruar këtë krijim të një njeriu të vetëm, që akoma vazhdon të jetojë si një ide. Në kongresin e Vienës, shekulli i tetëmbëdhjetë triumfoi edhe njëherë mbi Epokën Moderne, dhe për herë të parë hyri në përdorim termi "konservator".

Mirëpo ishte një fitore vetëm në dukje, rezultati i së cilës mbeti vazhdimisht në diskutim për pjesën tjetër të shekullit. Meterniku [24] (vështrimi politik i të cilit, le të thonë ç'të duan për personalitetin e tij, depërtoi më tej në të ardhmen se çdo shtetar pas Bismarkut) u tregua i qartë pa mëshirë në këtë pikë: "Besimi im personal është se Europa e vjetër po qëndron në fillim të fundit të saj. Unë, që e kam ndarë mendjen të fundosem bashkë me të, do të di se si ta kryej detyrën time. Nga ana tjetër, Europa e re, është akoma në gjendje formimi; ndërmjet fillimit dhe fundit do të ketë kaos". *Pikërisht për ndaluar këtë kaos sa më gjatë që të ishte e mundur* u ngrit edhe sistemi i balancës së fuqive midis kombeve të mëdha, duke filluar me Aleancën e Shenjtë mes Austrisë, Prusisë, dhe Rusisë. U lidhën traktate, u kërkuan aleanca, dhe u mbajtën kongrese, për të penguar çdo lloj trazire politike të "Europës" – gjë të cilën nuk do ta kishte duruar dot. Dhe kur, pavarësisht të gjithave, mes fuqive të caktuara shpërthente një luftë, të paanshmit armatoseshin menjëherë me qëllim ruajtjen e balancës në traktatet e paqes, edhe pse mund të kishte lëvizje të vogla të kufijve – Lufta e Krimesë është një shembull klasik. Vetëm një formacion i ri doli nga kjo: Gjermania, krijimi personal i Bismakut, u bë një fuqi e madhe, dhe, ç'është më e rëndësishmja, qëndronte në qendër të sistemit ekzistues. Në këtë fakt të thjeshtë qëndron edhe fara e një tragjedie për të cilën nuk mund të bëhet asgjë për ta ndalur. Mirëpo për sa kohë që sundonte Bismarku – dhe ai *vërtet* sundoi në Europë, madje edhe më shumë se Meterniku njëherë motit – asnjë ndryshim nuk ndodhi në pamjen e përgjithshme të politikës. Europa

[24] sh.s. Klemens von Metternich, 1773–1859, ministër i jashtëm i Perandorisë Austriake nga 1809 dhe më vonë edhe Kryeministër i saj nga 1820 deri më 1848. Figurë qëndrore e diplomacisë Europiane për tre dekada.

qëndroi e mbyllur; askush nuk përzihej në punët e saj. Të gjitha fuqitë botërore ishin pa përjashtim fuqi Europiane. Dhe ajo që drejtonte diplomacinë e të gjitha shteteve të përfshira ishte frika se kësaj gjendjeje mund t'i vinte fundi – kësaj i përket edhe *cauchemar des coalitions* [25] e Bismarkut.

E megjithatë më 1878 epoka pothuajse ishte pjekur për luftën e parë botërore. Rusët qëndruan përballë Konstandinopojës, Anglia donte të ndërhynte, gjithashtu edhe Franca me Austrinë; lufta mund të ishte përhapur menjëherë në Azi dhe Afrikë, ndoshta edhe në Amerikë; sepse u shfaqën të gjitha problemet, kërcënimi i Indisë nga Turkestani, çështja e protektoratit të Egjyptit dhe e Kanalit të Suezit, problemi Kinez, dhe në sfond të të gjithave edhe fillimi i rivalitetit mes Londrës dhe Nju Jorkut që tregoi se simpatia e Anglisë ndaj Shteteve Jugore gjatë Luftës Civile nuk ishte harruar. Vetëm në sajë të supremacisë personale të Bismarkut u bë e mundur që marrja e vendimeve për problemet e fuqive të mëdha, për të cilat nuk kishte zgjidhje paqësore, të shtyhej drejt së ardhmes – edhe pse me një kosto. Në vend të luftrave të vërteta filloi një garë armatimi për luftra të mundshme. Kjo nënkuptonte një lloj të ri lufte, në të cilën pjesëmarrësit garonin me njëri-tjetrin për numrin e ushtarëve, të armëve, të shpikjeve, dhe sasive të disponueshme të arit, gjë që e rriti tensionin pothuajse deri në pikën e shpërthimit [26]. Dhe pikërisht në atë kohë, edhe pse Europa e ditëve të Bismarkut nuk vuri re asgjë, Japonia, nën Mucuhiton (1869), filloi të zhvillohej si një fuqi e madhe e markës Europiane me ushtri, taktikë, dhe industri armatimi; ndërsa Shtetet e Bashkuara po nxirrnin përfundimet logjike të Luftës Civile të 1861-1865-s, në përfundim të së cilës elementi kolonial dhe plantator iu nënshtrua elementit të qymyrit, industrisë, bankës dhe bursës, dhe dollari filloi të kishte rolin e tij në këtë botë.

Që prej fundit të shekullit kalbëzimi i këtij sistemi është bërë mëse i dukshëm – edhe pse jo për shtetarët në detyrë, mes të cilëve nuk gjendet më asnjë figurë e shkëlqyer. Ata vazhdojnë me muzikën e vjetër të kombinimeve, aleancave, dhe marrëveshjeve të zakonshme; i besojnë fatit për paqen e jashtme, sigurinë e së cilës, gjatë qëndrimit të tyre në zyrë, e bazojnë te ushtritë e mobilizuara, ndërsa të ardhmen e konceptojnë si zgjatim të së tashmes. Dhe në çdo qytet të Amerikës dhe Europës buçet oshëtima triumfatore për "përparimin e njerëzimit" siç demonstrohet nga gjatësia e hekurudhave dhe kryeartikujve, lartësia e oxhakëve të fabrikave dhe figurave Radikale në zgjedhje, si edhe nga trashësia e pllakave të armaturave dhe tufave të çertifikatave të aksioneve në kasaforta.

Kjo oshëtimë mbyt gjëmimet e topave Amerikanë në Havanë dhe Manila e madje edhe atë të obusëve [27] të rinj Japonezë në Port Artur, përmes të cilëve, njeriu i vogël i verdhë, i llastuar dhe i admiruar nga një Europë mendjelehtë, tregoi rrezikshmërinë e bazës mbi të cilën superioriteti i tij teknik u përball dhe i

[25] sh.s. *cauchemar des coalitions* – frëngjisht – ankthi i koalicioneve.
[26] sh.p. Osvald Shpengler, Rënia e Perëndimit, II, f. 428 e më tej.
[27] sh.s. Obus – armë artilerie mes topit dhe mortajës, me kalibër të madh. U përdor me sukses nga Japonezët në luftën kundër Rusisë më 1904-1905.

dha Rusisë, vështrimi i së cilës nuk u largua kurrë nga kufiri i saj perëndimor, kujtesën më të mirë të mundshme të ekzistencës së Azisë.

Ndërkaq, Rusia kishte arsye mëse të mjaftueshme për t'u marrë me "Europën". Ishte e qartë se Austro-Hungaria do t'i mbijetonte me zor, ose aspak, vdekjes së Perandorit Franc Jozef, dhe çështja ishte se çfarë formash do të merrte organizimi i ri i këtyre territoreve të mëdha dhe nëse lufta mund të shmangej. Sepse jo vetëm që në brendësi të Perandorisë Danubiane kishte skema dhe prirje të ndryshme – reciprokisht kundërshtare, por kishte edhe vende fqinje që ushqenin shpresat dhe idetë e tyre, ndërsa ato më larg do ta kishin mirëpritur një konflikt të zhvilluar aty, që do t'u mundësonte të ndiqnin qëllimet e tyre diku tjetër. Sistemi Europian i shteteve, si një bashkësi, ishte në prag të luftës botërore e cila, pasi u shty më 1878, kërcënonte të shpërthente për llogari të të njëjtave problemeve dhe në të njëjtin vend. Dhe më 1912 kjo ndodhi.

Ndërkaq sistemi filloi të marrë një formë e cila vazhdon akoma edhe sot dhe që shfaq ngjashmëri me *Orbis terrarium*-in [28] e shekujve Romake dhe Helenizmit të Vonë. Në ato kohëra qytet-shtetet e vjetra Greke, përfshirë Romën dhe Kartagjenën, ndodheshin në qendër dhe kudo rreth tyre kishin një "rreth vendesh", të cilat siguronin ushtritë dhe paratë për vendimet e tyre [29]. Maqedonia, Siria, dhe Egjypti u ngritën nga trashëgimia e Aleksandrit të Madh; Afrika dhe Spanja nga ajo e Kartagjenës; Roma pushtoi Veriun dhe Jugun e Italisë, ndërsa Çezari u shtoi këtyre – Galinë. Që prej kohës së Hanibalit dhe Skipios [30], dhe deri te ajo e Antonit dhe Oktavianit, beteja se kush do ta kontrollonte *Imperium*-in që po vinte u luftua me material të furnizuar prej zonave të mëdha kufitare. Dhe po njësoj u zhvilluan marrëdhëniet në dekadat e fundit para 1914-s. Fuqi e madhe e rangut Europian quhej ai Shtet që mbante disa qindra mijëra burra nën armë në tokë Europiane dhe që zotëronte mjaftueshëm ar dhe materiale për të qenë në gjendje, në rast nevoje, që ky numër të dhjetëfishohej brenda një kohe të përllogaritur; dhe që përtej këtyre kishte nën kontroll zona të gjëra kufitare në kontinente të tjera, të cilat me bazat e tyre detare, trupat koloniale, popullatën që prodhonte materiale bazë dhe konsumonte produkte, përbënin bazën e pasurisë dhe rrjedhimisht edhe të forcës goditëse ushtarake të atdheut. Kjo ishte pak a shumë forma e Perandorisë Britanike, e Afrikës Perëndimore Franceze, dhe e Azisë Ruse, ndërkohë që në Gjermani botëkuptimi i ngushtë i ministrave dhe i partive ia humbi asaj mundësinë që iu paraqit për dekada të tëra për të formuar një

---

[28] sh.s. Orbis terrarium - latinisht - bota, hapësira.

[29] sh.p. Osvald Shpengler, Rënia e Perëndimit, II, f. 407 e më tej.

[30] sh.s. Hanibali dhe Skipio. *Hanibal Barka*, 247-181 p.e.s., gjeneral dhe shtetar i Kartagjenës gjatë Luftës së Dytë Punike kundër Romës, një prej takticienëve ushtarakë më të mirë të historisë dhe gjeneralëve më të mëdhenj të Antikitetit në Mesdhe. *Publius Cornelius Scipio*, 236-183 p.e.s., i quajtur Skipio Afrikani (më tej) I Vjetri, një prej komandantëve dhe strategëve ushtarakë më të mirë të historisë. Emrin Afrikani e mori për fitoren në *Zama* (202 p.e.s.) mbi Hanibalin që i dha fund Luftës së Dytë Punike me fitoren e Romës dhe shkatërrimin e Kartagjenës, duke i siguruar së parës supremacinë në Mesdhe.

perandori të madhe koloniale në Afrikën qëndrore, që në kohë lufte do të kishte qenë një fuqi, edhe pa qenë e lidhur me atdheun, dhe do ta kishte penguar në çdo rrethanë një bllokadë të plotë nga deti. Rendja me nxitim për të ndarë pjesën e mbetur të botës në zona ndikimi pati si rezultat fërkimet më të forta mes Rusisë dhe Anglisë në Persi dhe Gjirin Çi-li, mes Anglisë dhe Gjermanisë në Marok, dhe ndërmjet të gjitha këtyre fuqive në Kinë.

Kudo u shfaqën raste për një luftë të madhe, që gjithmonë dukej në pikën e shpërthimit, me një shumëllojshmëri të çuditshme në shpërndarjen e palëve kundërshtare – në rastin e Fashodës [31] dhe në Luftën Ruso-Japoneze, Rusia dhe Franca ishin në të njëjtin krah, Anglia dhe Japonia në tjetrin – derisa më në fund shpërtheu, më 1914, në një formë tërësisht të pakuptimtë. Ishte një rrethim i Gjermanisë, si "perandori e qendrës", nga e gjithë bota; përpjekja e fundit sipas modës së vjetër për të luftuar në dheun Gjerman për probleme të largëta, pa harmoni dhe pa arsye karshi objektit dhe vendit. Lufta do të kishte marrë një formë krejt të ndryshme, do të kishte pasur qëllime të ndryshme, dhe një fund të ndryshëm, nëse do të kishte qenë e mundur që Rusia të bindej të bënte një paqe të veçantë me Gjermaninë, gjë që do ta kishte sjellë atë në mënyrë të pashmangshme në anën e forcave Qëndrore. Me formën që mori, lufta ishte një dështim i parathënë. Problemet e saj të mëdha janë sot më shumë se kurrë larg zgjidhjes, dhe nuk do të mundeshin kurrë të zgjidheshin përmes aleancash mes armiqve kaq të natyrshëm si Anglia me Rusinë, dhe Japonia me Amerikën.

Kjo luftë shënoi fundin e të gjitha traditave të një diplomacie të shkëlqyer përfaqësues i fundit i së cilës pati qenë Bismarku. Asnjëri prej shtetarëve mjeranë të mëvonshëm nuk e kuptoi detyrën e vet dhe pozicionin historik të vendit të tij. Qysh atëherë kanë qenë më shumë se një prej tyre që kanë rrëfyer se si u shtynë në rrjedhën e ngjarjeve, të dorëzuar dhe pa kundërshtuar. Prej këndej edhe fakti që Europa shkoi drejt një vdekjeje idiote dhe të padenjë.

Kush fitoi, kush u mund? Më 1918 kujtuam se e dinim. Të paktën Franca akoma kapet fort pas bindjes së saj, sepse nuk ka guxim ta dorëzojë moralisht idenë e saj të fundit të ekzistencës politike si fuqi e madhe, *revanche*-n. Mirëpo si qëndron puna me Anglinë? Apo me Rusinë? A mos vallë historia e shkurtër e Klaistit, *Der Zweikampf* [32], po luhet në skenën e historisë botërore? A ishte "Europa" ajo që u mund? Apo forcat e traditës? E vërteta është se është ngritur një *formë e re e botës*, si parakusht për kriza të ardhshme që një ditë do të shfaqen me forcë shkatërrimtare. Rusia është ripushtuar moralisht nga Azia, dhe është e dyshimtë nëse Perandoria Britanike e ka akoma qendrën e saj të gravitetit në Europë. Pjesa tjetër e "Europës" tashmë shtrihet mes Azisë dhe Amerikës – ndërmjet Rusisë dhe Japonisë në Lindje, dhe ndërmjet Amerikës së

[31] sh.s. Fashoda – incident ushtarako-diplomatik më 1898 mes Perandorisë Britanike dhe asaj Franceze për kontrollin e basenit të Nilit të Sipërm në Afrikën lindore.
[32] sh.s. *Der Zweikampf* – Dueli, shkruar nga poeti, dramaturgu dhe romancieri gjerman Heinrih fon Klajst, 1777–1811.

Veriut dhe Zotërimeve Britanike në Perëndim – dhe në thelb përbëhet nga: Gjermania, që po rifiton pozicionin e saj të vjetër si kufi përballë "Azisë"; Italia, që është fuqi për sa kohë jeton Musolini dhe ndoshta mund të fitojë në Mesdhe një bazë më të gjerë për të qenë një fuqi e vërtetë botërore; dhe Franca, që edhe njëherë e kujton veten zot të Europës dhe së cilës i përket sistemi i Lidhjes së Kombeve si edhe grupi i shteteve jug-lindore. Por të gjitha këto, ca më shumë e ca më pak, janë fenomene kalimtare. Shndërrimi i formave politike të botës po rend me vrull, dhe askush nuk mund ta imagjinojë se si do të jenë hartat e Azisë, Afrikës, e madje Amerikës pak dekada më pas.

**5. Kaosi sipas Meternikut**

Ajo që kishte parasysh Meterniku me "kaosin" prej të cilit u përpoq ta mbante larg Europën sa më gjatë që të ishte e mundur, përmes një veprimtarie të tërhequr dhe jokrijuese, duke u përqëndruar në ruajtjen e gjendjes aktuale, nuk ishte më shumë kalbëzimi i sistemit të shteteve bazuar në balancën e fuqive, sesa kalbëzimi parallel që po ndodhte në çdo vend të veçantë i dinjitetit të Shtetit (Staatshoheit), një koncept që sot është pothuajse i humbur për ne. Ajo që sot ne e njohim për "rregull", dhe e shprehim në kushtetuta "Liberale", nuk është asgjë më tepër sesa *anarki e kthyer në zakon*. E quajmë demokraci, parlamentarizëm, vetëqeverisje kombëtare, por në të vërtetë është vetëm mosekzistenca e një autoriteti të përgjegjshëm dhe të vetëdijshëm, e një qeverisjeje – domethënë, e një Shteti të vërtetë.

Historia njerëzore në periudhën e kulturave të larta është historia e forcave politike. Forma e kësaj historie është lufta. Mirëpo edhe paqja është gjithashtu pjesë e saj, sepse është vazhdim i luftës me mjete të tjera – përpjekja e të mundurit për t'u çliruar nga pasojat e luftës të formuluara në traktate, si edhe përpjekja e fituesit për t'i mbajtur. Shteti përfaqëson "qenien në formë" [33] të një njësie kombëtare, e stërvitur dhe e strukturuar prej tij për luftra të mundshme dhe të vërteta.

Kur "forma" është shumë e lartë, ajo bart vlerën e një lufte triumfuese, që fitohet pa forcën e armëve por vetëm nga pesha e forcës së gatshme për të hyrë në veprim. Kur forma është e varfër, kjo përafrohet me humbje të vazhdueshme të Shtetit në lidhje me fuqitë e tjera. Shtetet janë njësi *të pastra politike*, njësi që rrezatojnë fuqi. Ato nuk janë njësi të lidhura me racën, gjuhën, apo fenë, por qëndrojnë *mbi* to. Kurdoherë që përkojnë apo përzihen me të tillë elementë, forca e tyre zakonisht bie dhe asnjëherë nuk shtohet, si pasojë e kundërshtisë së brendshme. Politikat e brendshme ekzistojnë vetëm për të siguruar forcën dhe unitetin që kërkon politika e jashtme, dhe kur ato ndjekin qëllime të tjera për llogari të tyre, atëherë fillon kalbëzimi dhe Shteti "bie nga forma".

[33] sh.p. me kuptimin që termi përdoret në sport; Osvald Shpengler, Rënia e Perëndimit, II, f. 361 e më tej.

Që një fuqi të jetë "në formë", si Shtet mes shtetesh, duhet të ketë forcë dhe unitet në udhëheqjen e tij, në qeverisjen e tij, dhe në autoritetin e tij, pa të cilat Shteti nuk mund të ekzistojë vërtet. Shteti dhe qeverisja janë e njëjta formë, si kur vështrohet si ekzistencë, ashtu dhe si veprim. Fuqitë e shekullit të tetëmbëdhjetë *ishin* "në formë", një formë e përcaktuar rreptësisht nga tradita dinastike e oborrit mbretëror dhe shoqërisë, dhe identike me të në shkallë të lartë. Takti ceremonial i shoqërisë së lartë, metodat elegante të vërejtura në bërjen e ujdive dhe bisedimeve, ishin vetëm ana e dukshme e saj. Anglia ishte gjithashtu në formë: pozicioni i saj ishullor ishte zëvendësim për disa tipare të rëndësishme të një Shteti, dhe qeverisja parlamentare ishte një formë efektive dhe shumë aristokratike, e rrënjosur në traditën e hershme të të bërit tregti. Franca u përfshi në revolucion, jo sepse "populli" kundërshtonte absolutizmin – që nuk ekzistonte më – as për shkak të varfërisë dhe borxheve të vendit – sepse në vende të tjera këto ishin shumë më të mëdha – por sepse *autoriteti ishte në proçes shpërbërjeje*. Të gjithë revolucionet fillojnë nga rënia e supremacisë së Shtetit. Një kryengritje rruge nuk mund ta ketë këtë efekt; është vetëm pasojë. Republika moderne nuk është asgjë më tepër se gërmadha e një monarkie që është *dorëzuar*.

Në shekullin e nëntëmbëdhjetë fuqitë kaluan nga forma e shteteve dinastike në atë të shteteve nacionale. Por çfarë do të thotë kjo saktësisht? Kombe – domethënë popuj të civilizuar – sigurisht që ka patur prej shumë kohësh. Për më tepër, në përgjithësi ata përkonin me sferat e autoritetit të dinastive të mëdha. Këto kombe ishin *ide*, në kuptimin që flet Gëte për idenë e tij të ekzistencës së kombit: forma e brendshme e një jete domethënëse e cila, e pavetëdijshme dhe e pa vënë re, frymëzon çdo vepër dhe çdo fjalë. Mirëpo "*la nation*" në kuptimin e 1789-s ishte një ideal *Romantik* dhe *Racionalist*, një tablo e dëshiruar e një prirjeje shprehimisht politike, për të mos thënë shoqërore. Në këtë epokë të cekët askush nuk është në gjendje të bëjë dallimin mes të dyjave. Ideali është prodhim i një reflektimi, i një konceptimi apo pohimi që duhet fillimisht të formulohet përpara se dikush ta "ketë". Prandaj edhe shumë shpejt kthehet në një fjalëkyç që përdoret pa e vrarë më mendjen për të. Idetë, nga ana tjetër, janë të pafjala. Bartësit e tyre nuk janë të vetëdijshëm për to, apo ndoshta vetëm shumë rrallë, ndërsa te të tjerët ato vështirë se mund të përçohen nëpërmjet fjalëve. Ato duhet të *ndihen* në ngjarje të dukshme, të përshkruhen me vepra të vërteta. Ato e sfidojnë përcaktimin. Nuk u interesojnë as dëshirat dhe as qëllimet. Ato janë shtysa e padukshme që merr formë në jetë njerëzore dhe lartësohet fatalisht në drejtimin e saj mbi ekzistencën individuale: prej këtej rrjedh edhe *ideja* e Romanizmit, *ideja* e Kryqëzatave, *ideja* Faustiane e rendjes drejt pafundësisë.

Kombet e vërteta *janë* ide, edhe sot. Mirëpo ajo që nënkupton nacionalizmi, që nga 1789-a, tregohet nga vetë fakti që ai ngatërron gjuhën e tij të nënës me gjuhën e shkruar të qytetit, të cilën gjithkush mëson ta lexojë e ta shkruajë – domethënë me gjuhën e gazetave dhe të pamfleteve që u predikojnë të gjithëve "të drejtat" e kombit dhe nevojën e ngutshme që paska ai për t'u çliruar nga kjo, ajo, apo çfarëdolloj gjëje. Kombet e vërteta, si çdo organizëm i

gjallë, kanë një strukturë të brendshme shumë të koklavitur dhe formojnë një lloj rendi thjesht me ekzistencën e tyre. Mirëpo Racionalizmi politik me "komb" kupton lirinë nga çdo lloj rendi dhe luftë kundër tij. Për Racionalizmin "Kombi" është analog me *masën*, diçka e pastrukturë dhe e paformë, e pakrye dhe e paqëllimtë. Këtë ai e quan "sovranitet i popullit". I harron në mënyrë domethënëse mendimin dhe ndjesitë e pjekura të fshatarësisë, i përbuz sjelljet dhe zakonet e jetës së vërtetë popullore, midis të cilave, dhe në një shkallë të lartë, është respekti për autoritetin. Nuk njeh nder, por vetëm parime, që rrjedhin nga teori, ku prin ajo plebejane e "barazisë" – e thënë troç, zëvendësimi i cilësisë së urryer me sasinë, i talentit të lakmuar me numrat. Nacionalizmi modern i zëvendëson popujt me masat. Është revolucionar dhe urban kryekëput.

Më ogurziu nga të gjithë është ideali i një kombi që "vetëqeveriset". Sigurisht që një komb nuk mund të vetëqeveriset më shumë nga sa mundet një ushtri të vetëudhëhiqet – ai duhet të qeveriset, dhe sa kohë që zotëron instinkte të shëndetshme, dëshiron të qeveriset. Mirëpo ajo që nënkuptohet është diçka krejt ndryshe: nocioni i *përfaqësimit* popullor është që nga fillimi parimi udhëheqës i çdo lloj lëvizjeje të tillë. Shfaqen disa persona që vetëpërcaktohen si "përfaqësues" të popullit dhe e rekomandojnë veten si të tillë. Qëllimi i tyre nuk është aspak t'i "shërbejnë popullit"; ajo që kanë ndër mend është ta bëjnë popullin t'u shërbejë atyre në qëllimet e tyre të ndyra, nga të cilat kënaqja e vanitetit është më pak e dëmshmja. Ata i kundërshtojnë forcat e traditës vetëm me qëllim për t'u zënë vendin. Ata e kundërshtojnë rregullin e Shtetit sepse ai pengon formën e tyre të veprimit. Ata kundërshtojnë çdo lloj autoriteti, sepse ata duan të mos jenë të përgjegjshëm para askujt, dhe të shmangin çdo lloj përgjegjësie.

Asnjë kushtetutë nuk përmban një gjyq apeli përpara të cilit të jepnin llogari *partitë*. Mbi gjithçka ato kundërshtojnë formën e kulturuar të Shtetit, që është rritur dhe pjekur me ngadalë, sepse nuk e kanë atë brenda vetes ashtu siç e kishte shoqëria e lartë e shekullit të tetëmbëdhjetë, dhe rrjedhimisht e ndjejnë atë si një formë shtrëngimi – gjë që *nuk* është e tillë për njerëzit e kulturës. Dhe ja ku kemi "demokracinë" e shekullit – jo formë, por paformësi në çdo kuptim si parim – parlamentarizmin – anarkinë kushtetuese – republikën – mohimin e çdo lloj autoriteti.

Dhe kështu shtetet Europiane "ranë nga forma" në përpjesëtim me "progresivizmin" me të cilin u qeverisën. Ky qe kaosi që e shtyu Meternikun t'i kundërvihej demokracisë pavarësisht prirjes së saj, në tipin Romantik të Luftrave Çlirimtare po aq sa edhe në atë Racionalist të bastisësve të Bastijës – që të dyja u bashkuan më 1848 – dhe të ishte njësoj konservator në qëndrimin e tij ndaj çdo lloj reforme. Që atëherë, në të gjitha vendet janë formuar parti; që do të thotë, krah për krah individëve idealistë u ngritën grupe politikanësh afaristë me origjinë të dyshimtë dhe me etikë akoma edhe më të dyshimtë: gazetarë, avokatë, financierë, mercenarë letrarë, agjentë partish. Ata qeverisën duke përfaqësuar vetëm interesat e tyre. Monarkët dhe ministrat ishin

gjithmonë të përgjegjshëm përpara dikujt, qoftë edhe vetëm para opinionit publik. Vetëm këto grupe nuk mbanin përgjegjësi para askujt. Shtypi, në fillim *organ* i opinionit publik, ka filluar prej kohësh t'i shërbejë vetëm atij që e financon; zgjedhjet, një herë shprehja e këtij opinioni, sollën fitimtare vetëm partinë me më shumë para nga pas. Dhe nëse edhe me këto rregulli i Shtetit, apo qeverisja e ndërgjegjshme dhe me autoritet vazhdoi të ekzistonte, kjo u bazua vetëm në aq sa kishte mbetur nga format e shekullit të tetëmbëdhjetë, që vazhduan në formën e monarkisë, edhe pse kushtetuese, të trupave ushtarake, dhe traditës diplomatike; dhe përsa i përket Anglisë, në praktikën e vjetër parlamentare (veçanërisht në Dhomën e Lartë) dhe në sistemin dy-partiak. Çdo sukses që arriti Shteti, pavarësisht parlamenteve, qe sajë të këtyre formave të mbetura. Po të mos i kishte qëndruar Bismarku mbretit mbi kokë, ai do t'i ishte dorëzuar në çast demokracisë. Diletantizmi politik, arena e të cilit ishte parlamenti, i shihte këto forca të traditës me dyshim dhe urrejtje. I kundërshtonte ato në parim, pa vetëpërmbajtje dhe pa e vrarë mendjen për pasojat e jashtme. Dhe kështu, kudo, politika e brendshme u kthye në një sferë që u parashtronte shtetarëve me përvojë kërkesa krejt pa lidhje për nga rëndësia e tyre, duke u harxhuar atyre kohë e fuqi, dhe duke i bërë të harronin – dhe të donin të harronin – kuptimin fillestar të shtetarisë, që është drejtimi i politikës së jashtme. Kjo situatë është intermexoja anarkiste e njohur sot si demokraci, që fillon me shkatërrimin e supremacisë së Shtetit monarkist nga Racionalizmi politik plebejan, dhe përfundon me Çezarizmin e së ardhmes. Që tani ka shenja, në prirjet diktatoriale të kohës sonë, të këtij Çezarizmi, që është i destinuar të marrë zotërim të pakufi mbi gërmadhat e traditës historike.

### 6. Përparësia ekonomike si Politikë

Një nga shenjat më të rënda të kalbëzimit të autoritetit të Shtetit është fakti që gjatë shekullit të nëntëmbëdhjetë ekonomia filloi të konsiderohej si më e rëndësishme se politika. Pak nga ata që janë në kontakt me vendimmarrjet e ditëve të sotme do ta mohonin këtë me sadopak bindje. Jo vetëm që fuqia politike shihet si element i jetës publike, detyra e parë e së cilës, në mos e vetmja, është që t'i shërbejë ekonomisë së kombit – prej saj gjithashtu pritet edhe që t'i përshtatet plotësisht dëshirave dhe këndvështrimeve të kësaj ekonomie, me një fjalë, të jetë në dispozicion të udhëheqësve ekonomike. Kjo është sot situata kudo, dhe pasojat mund t'i lexojmë në historinë e kohës sonë.

Në fakt, politika dhe ekonomia në jetën e një kombi nuk mund të ndahen, sepse ato janë (dhe kjo meriton përsëritje) dy anë të së njëjtës jetë. Ato qëndrojnë përballë njëra-tjetrës si lundrimi i një anijeje kundrejt destinacionit të ngarkesës së saj. Në bord është kapiteni ai që ka përparësi, dhe jo tregtari, mallrat e të cilit po barten. Nëse sot mbizotëron përshtypja se udhëheqja ekonomike është elementi më i fuqishëm, kjo ndodh sepse udhëheqja politike ka degjeneruar në një anarki partizane që zor se e meriton edhe vetë emrin udhëheqje, dhe në këtë mënyrë, nga kontrasti, *duket* sikur udhëheqja ekonomike qëndron mbi atë. Mirëpo kur një shtëpi e vetme qëndron në këmbë në mes të rrënojave të një tërmeti, jo domosdoshmërisht është ajo më e

rëndësishmja. Në histori, kur ajo ecën "në formë të mirë" dhe nuk është e trazuar apo revolucionare, udhëheqësi ekonomik nuk ka qenë kurrë ai që merrte vendimet. Ai u përshtatet kërkesave të politikës dhe i shërben asaj me mjetet që ka në dorë. Asnjëherë dhe askund nuk ka patur një sistem ekonomik të shëndetshëm pa një politikë të fortë, edhe pse teoritë materialiste predikojnë të kundërtën. Adam Smithi, themeluesi i politikës ekonomike, e shihte ekzistencën ekonomike si kuptimin e vërtetë të jetës njerëzore, bërjen e parave si kuptimin e historisë, dhe e kishte zakon t'i përshkruante shtetarët si kafshë të rrezikshme; sidoqoftë vetë Anglia u bë vendi që u bë – thënë ekonomikisht, vendi i parë i botës – jo në sajë të tregtarëve dhe as të pronarëve të fabrikave, por të politikanëve të vërtetë si dy Pitët [34], politika e jashtme madhështore e të cilëve shpesh u zbatua nën kundërshtimin e egër dhe dhëmb për dhëmb të ekonomistëve mendjeshkurtër. Ata ishin burra të vërtetë shteti, që e çuan luftën me Napoleonin deri në pikën e rrënimit financiar, sepse panë më tej sesa vetëm balancimi i buxhetit të vitit të ardhshëm – kufiri normal i horizontit tonë politik sot. Mirëpo me gjërat siç janë sot, paaftësia e udhëheqësve tanë, që në më të shumten e rasteve kanë interesa në çështje private, e lejon biznesin të ndërhyjë në vendimarrjet e rëndësishme me autoritarizëm. Mirëpo, është biznes në kuptimin më të gjerë të mundshëm: jo vetëm bankat dhe kompanitë, me ose pa mbrojtje partiake, por gjithashtu edhe të preokupuarit për rritjen e pagave dhe shkurtimin e orëve të punës që e quajnë veten parti të Punës. E fundit është rezultat logjik i së parës, dhe këtu qëndron ana tragjike e çdo sistemi ekonomik që përpiqet të jetë siguria politike e vetvetes. Kjo u vu re për herë të parë më 1789, mes Zhirondinëve, që u përpoqën t'i bënin interesat e biznesit të borgjezisë së lartë justifikim për ekzistencën e vetë fuqisë të Shtetit, dhe më vonë u realizua në shkallë të gjerë nën Luigj Filipin, mbretin borgjez. Motoja famëkeqe: "*Enrichissez-vous*" [35] hyri në moralin e politikës. Ajo vetëm se u kuptua dhe u zbatua shumë mirë, dhe jo vetëm nga tregtarët, afaristët dhe vetë politikanët, por edhe nga klasa rrogë-marrëse, e cila në atë kohë (1848) siguroi avantazhe për qëllimet e veta nga rënia e autoritetit të Shtetit. Dhe tani kjo prirje ekonomike është bërë parësore në formën e fshehtë të revolucionit tipik për shekullin, që quhet demokraci dhe që e tregon fytyrën e saj periodikisht, në revoltat përmes votimeve apo barrikadave nga ana e masave, si edhe në përmbysjen e kabineteve dhe vënien e vetos buxhetit nga ana e përfaqësuesve të popullit. Ky qe rasti me Anglinë, ku doktrina e Tregtisë së Lirë e shkollës së Mançesterit u aplikua nga sindikatat në formën e mallit të quajtur "punë" derisa mori përfundimisht formulim teorik në "Manifestin Komunist" të Marksit dhe Engelsit. Dhe kështu u kompletua shfronësimi i politikës nga ekonomia, i Shtetit nga zyra e llogarive, i diplomatit nga udhëheqësi sindikalist; dhe pikërisht këtu dhe jo te pasojat e Luftës Botërore gjenden edhe farat e krizës së tanishme ekonomike. *E tërë kjo krizë shkatërruese është thjesht dhe pastër rezultat i rënies së fuqisë së Shtetit*.

[34] sh.s. Kryeministra të Perandorisë Britanike. Uilliam Pit "I Vjetri" (1708–1778) i grupit politik Uigs. Uilliam Pit "I Riu" (1759–1806) i grupit politik Tori.

[35] sh.s. *Enrichissez-vous* – frëngjisht – pasurohuni; thënie nga Fransua Gizo, 1787–1874, kryeministër i Francës nga 1847 deri më 1848.

E megjithatë duket se shekulli nuk ka nxjerrë mësime nga përvoja historike. Asnjë ndërmarrje ekonomike nuk e arriti ndonjëherë qëllimin e saj pa mbështetjen e një qeverie politikisht ambicioze. Është krejt gabim të flitet për "sulmet" e Vikingëve, me të cilët filloi zotërimi i detit nga bota Perëndimore. Ata sigurisht që kishin dalë për plaçkitje – në formën e tokave, njerëzve, apo thesareve, kjo është tjetër çështje – mirëpo anija Vikinge ishte *Shtet më vete*, dhe plani, komanda e lartë, dhe taktikat e lundrimit ishin politikë e pastër. Kur anijet u bënë flota, nga forca e tyre u formuan shtete të tëra – dhe me autoritet nga më të lartët pas vetes, si në Normandi, Angli dhe Sicili. Hansa Gjermane [36] do të kishte vazhduar të ishte një fuqi e madhe ekonomike sikur vetë Gjermania të ishte bërë një fuqi politike. Pikërisht në momentin që kjo federatë e fuqishme qytetesh u shpërbë – askujt nuk i ra ndër mend ta bënte ruajtjen e saj detyrë të Shtetit Gjerman – Gjermania doli jashtë çështjeve të mëdha botërore ekonomike të Perëndimit. Ajo e gjeti prapë rrugën e saj vetëm në shekullin e nëntëmbëdhjetë, edhe atëherë jo përmes ndërmarrjes private, por vetëm përmes arritjeve politike të Bismarkut, që frymëzuan përparimin Imperialist të sistemit ekonomik Gjerman.

Imperializmi detar, shprehje e rendjes Faustiane drejt pafundësisë, filloi të marrë forma madhore që nga koha kur flukset ekonomike në drejtim të Azisë u bllokuan nga pushtimi Turk i Kostandinopojës më 1453. Ky ishte motivi i thellë për zbulimin e rrugës tregtare detare drejt Indive Lindore nga Portugezët dhe zbulimin e Amerikës nga Spanjollët – me fuqitë e mëdha të kohës pas tyre. Motivet dominante te individët, sigurisht që ishin ambicja, dëshira për aventura, adhurimi i luftës dhe rrezikut, etja për ar – por pa dyshim jo vetëm "tregti fitimprurëse". Vendet e zbuluara do të pushtoheshin dhe do të sundoheshin; ato duhet të forconin fuqinë e Habzburgëve në kombinimet europiane. Vizioni i një perandorie mbi të cilën dielli nuk perëndon kurrë ishte largpamësi *politike*, rrjedhim i një burrështetarie superiore, dhe vetëm si e tillë edhe hapësirë për shpërblim ekonomik. Po njësoj dhe kur e fitoi Anglia supremacinë – *jo* prej fuqisë ekonomike (që në fillim nuk ekzistonte), por prej regjimentit të saj të mençur të fisnikërisë, Tori dhe Uigs njësoj [37]. Anglia e fitoi pasurinë e saj me *beteja*, dhe jo me libra llogarish apo spekulim [38]. Ja përse populli Anglez, me gjithë të menduarit dhe të folurit e tij "Liberal", në praktikë ka mbetur më konservatori në Europë; domethënë konservator në kuptimin e ruajtjes së të gjitha formave të kaluara të fuqisë, deri në detajet më të vogla ceremoniale, edhe pse disa mund të vënë buzën në gaz dhe të qeshin me to. Sa kohë që në horizont nuk duket një formë e re më e fuqishme, po aq gjatë do të ruhen të vjetrat: sistemi dy-partiak, mënyra e Qeverisë për t'u shkëputur nga Parlamenti kur merr vendime, Dhoma e Lordëve dhe monarkia si elementë frenues në

---

[36] sh.s. Hansa Gjermane – ishte një lidhje ekonomiko-difensive e qyteteve gjermane të Europës qëndrore dhe veriperëndimore që më vonë dominoi gjithë tregtinë e Balltikut dhe zgjati nga 1100 deri më 1450.

[37] sh.s. Tori dhe Uigs. Tori (Tory) – parti politike në Anglinë e viteve 1678–1834. Uig (Whig) – po njësoj, 1678–1859.

[38] sh.s. "Anglia dha një bir të saj për çdo milje katror të Perandorisë." - Francis Parker Yockey, Imperium, f. 474.

situata kritike. Ky instinkt e ka ruajtuar Anglinë rregullisht, dhe nëse sot do të vdesë, do të nënkuptojë humbjen jo vetëm të pozicionit të saj politik botëror, por edhe të atij ekonomik. As Miraboi, as Tailerandi, as Meterniku dhe Uellingtoni nuk kuptonin ndonjë gjë nga ekonomia. Pa dyshim që e përdorën atë si pretekst – por sa më keq do të kishte qenë sikur, në vend të tyre, të ishte një ekspert ekonomik ai që do të provonte ta diktonte politikën! Sapo bie në duar tregtarësh materialistë dhe ekonomikë imperializmi resht së qeni politikë e lartë, dhe fundoset shpejt nga niveli i interesave të klasës qeverisëse ekonomike në atë të luftës së klasave të proletariatit, dhe kështu shpërbëhen sistemet e mëdha ekonomike – duke marrë me vete në greminën e tyre edhe fuqitë e mëdha.

**7. Shndërrimi i Ushtrive dhe Vlerësime strategjike**

Shprehja më e rëndësishme e revolucionit "kombëtar" qysh prej 1789-s ishin ushtritë e mobilizuara të shekullit të nëntëmbëdhjetë. Ushtritë profesioniste të shteteve dinastike u zëvendësuan prej ushtrive masive të formuara në bazë të mobilizimit të përgjithshëm nën armë. Ky, në thelb, ishte një ideal Jakobin. *Levée en masse*[39] e 1792-shit e shprehte kombin si masë, që do të thoshte i organizuar sipas një barazie të përkryer, në kontrast me kombin e mëparshëm me rritje të qëndrueshme dhe renditje shoqërore. Mirëpo entuziastët e të Drejtave të Njeriut shpejt zbuluan se prurjet e egra të këtyre masave me uniformë prodhuan diçka krejt të paparashikuar: një dashuri për rrezikun, zotërimin, dhe fitoren, tërësisht joteorike, barbare dhe të lavdishme. Ishte relikja e një instinkti racial të shëndetshëm, gjurma e heroizmit Nordik që kishte mbetur te këta popuj. Edhe njëherë gjaku ishte më i fortë se mendja. Entuziazmi teorik i idealit të një kombi nën armë kishte edhe një qëllim krejt tjetër, më të vetëdijshëm, dhe më Racionalist sesa thjesht shkarkimi i këtyre impulsve bazike, si në Gjermani, kur gjatë Luftrave Çlirimtare – dhe në veçanti më pas – që çuan në revolucionet e 1830-s dhe 1848-s, këto ushtri, "në të cilat nuk kishte dallim lart e poshtë, të pasur dhe të varfër", u konceptuan si të tilla që do të jepnin modelin e një kombi të së ardhmes në të cilin në një farë mënyre do të zhdukeshin të gjitha dallimet e rangut, zotërimeve, dhe aftësive. Ky ishte mendimi i fshehtë i shumë prej vullnetarëve të 1813-s, dhe po ashtu edhe i letrarëve të "Gjermanisë së Re" – Hajnes, Hervegut, Frajligratit – si dhe i shumë prej njerëzve të Paulskirche-s[40], si për shembull Uhlandit. Parimi i barazisë inorganike ishte thelbësor për ata. Njerëzit që mbanin vulën e Jahnit dhe Arndit as që ia kishin idenë se ishte pikërisht Barazia ajo që sokëlliu e para thirrjen "*Vive la nation*" në masakrat e Shtatorit të 1792-shit.

Ata gjithashtu, harruan edhe një fakt thelbësor. Romanticizmi i këngëve të tyre popullore i këndonte vetëm heroizmit të ushtarit të thjeshtë, mirëpo vlera *e*

[39] sh.s. *Levée en masse* – frëngjisht – mobilizim i përgjithshëm kombëtar nën armë, term i formuar gjatë Luftrave Revolucionare.
[40] sh.p. Paulskirsche – Kisha e Shën Palit në Frankfurt ku më 1848 u mblodh Asambleja Kombëtare.

*brendshme* e këtyre ushtrive (në fillim amatorë kur u thirrën nën armë), shpirti i tyre, disiplina, dhe stërvitja, varej nga cilësia e trupës së oficerëve, kompetenca e të cilëve ishte plotësisht në sajë të traditave të shekullit të tetëmbëdhjetë. Njësoj edhe me Jakobinët, për të cilët një trupë ushtarësh kishte vlerë morale ekzakt sa edhe oficeri i tyre, që i kishte *stërvitur* ata përmes shembullit të tij. Në Shën-Helenë Napoleoni rrëfeu se nuk do të ishte mposhtur sikur për materialin e tij të shkëlqyeshëm luftarak të kishte patur një trupë oficerësh si ata të Austrisë, një trupë në të cilën akoma mbijetonin traditat kalorsiake të besnikërisë, nderit, dhe vetëdisiplinimit në heshtje. Sapo komandanti lëkundet në qëllimet dhe qëndrimin e tij – apo dorëhiqet, si më 1918 – edhe regjimenti më guximtar kthehet në çast në një bagëti burracake dhe të pashpresë.

Duke parë shpërbërjen e shpejtë të *formave* të fuqisë në Europë, ishte çudi që këto *mjete* të fuqisë u mbajtën në këmbë përballë saj. Mirëpo në fakt kështu ndodhi. Ushtritë e mëdha qenë elementi më konservator i shekullit të nëntëmbëdhjetë. Ishin ato, dhe jo monarkia e debilizuar, as fisnikëria, madje as kisha, që e mbajtën në këmbë formën e autoritetit të Shtetit dhe i mundësuan atij të përballej me prirjet anarkiste të Liberalizmit. "Se çfarë do të dalë nga këto rrënoja", shkroi Meterniku më 1849-n [41], "sot askush nuk mund ta thotë. Është ngritur një element force, jo vetëm në Austri, por në të gjithë Europën e supertrysnuar. Ky element e ka emrin: ushtri të mobilizuara. Fatkeqësisht është vetëm një element konservator, dhe jo një element krijues, dhe është krijimtaria ajo që na duhet". Dhe me të vërtetë, gjithçka varej plotësisht nga idealet e rrepta të trupës së oficerëve, niveli i stërvitjes së të cilave përcaktonte rangun dhe karrierën. Në trazirat lokale dhe rebelimet që ndodhën më 1848-n e më tej, përgjegjësia e dështimit do ta kishte burimin gjithmonë te inferioriteti moral i oficerëve. Gjeneralë me ambicje politike që nisur nga grada e tyre ushtarake i kanë dhënë vetes të drejtën për t'u marrë me punët e shtetarisë ka patur gjithmonë – në Spanjë dhe në Francë po aq sa në Prusi dhe Austri – mirëpo trupa e oficerëve si një e tërë gjithmonë nuk pranoi të kishte një opinion politik të sajin. Më 1830, 1848, 1870, ishin ushtritë ato që qëndruan të palëkundura, dhe jo kurorat.

Qenë përsëri ushtritë ato që e shmangën luftën që prej 1870-s e më tej, sepse askush nuk guxonte ta vinte në lëvizje këtë forcë të fuqishme për shkak të pamundësisë së llogaritjes së efektit të saj. Këndej rrodhi edhe paqja anormale mes 1870-s e 1914-s, që na e bën pothuajse të pamundur t'i shohim gjërat ashtu siç janë në të vërtetë. Në vend të luftës së drejtëpërdrejtë kemi një lloj të ndryshëm, në formën e shtimit në rritje të përgatitjes për luftë, të garës së armative dhe shpikjeve teknike: luftë në të cilën në mënyrë të ngjashme ka fitore, disfata, dhe traktate paqeje jetëshkurtër [42]. Mirëpo kjo metodë e fshehtë lufte nënkuptonte një pasuri të tillë kombëtare që e kishin mbledhur vetëm pak vende që kishin zhvilluar një sistem industrial në shkallë të gjerë – një pjesë e

---

[41] sh.p. Hartigut, më 30 Mars. Dhe Bismarkut: Mendime dhe Kujtime, I, f. 63.
[42] sh.p. Osvald Shpengler, Rënia e Perëndimit, II, f. 428; Shkrime Politike, f. 132.

madhe e së cilës, për aq sa kjo përfaqësonte kapital, në fakt *qëndronte* te vetë sistemi industrial – dhe ekzistenca e këtij sistemi nënkuptonte furnizim me qymyr, prej nga vareshin të gjitha industritë [43]. Duhen edhe para për të bërë luftë, dhe akoma më shumë para për përgatitjet e saj. Kështu edhe industrializmi u bë një armë në vetvete. Sa më prodhimtar të ishte, aq më me siguri mund të llogaritej suksesi i tij që më parë.

Çdo furrnaltë, çdo makineri fabrike, shtonte përgatitjet për luftë. Shanset për operacione të suksesshme u bënë gjithnjë e më të varura nga mundësia për konsum të pakufizuar të materialeve – mbi të gjitha, të municioneve. Ky fakt filloi të bëhej i njohur vetëm gradualisht. Në bisedimet e paqes më 1871 Bismarku akoma e vinte gjithë theksin në pika strategjike të tilla si ato të Mecit dhe Belforit, dhe aspak te zona minerare e Lorenës. Mirëpo sapo u kuptua e tërë marrëdhënia ndërmjet ekonomisë dhe luftës, ndërmjet qymyrit dhe topit, atëherë ndodhi një kthesë e menjëhershme: sistemi i fortë ekonomik filloi të shihej si parakushti më kryesor i një lufte; ai tani kaloi në plan të parë, dhe menjëherë topi filloi të përdorej për të siguruar qymyrin [44]. Ajo që pasoi së shpejti ishte rënia e Shtetit në koncept si pasojë e mbërthimit nga morsa e parlamentarizmit. Sistemi ekonomik – nga trusti e deri te sindikata – filloi të luante rolin e tij në vendimmarrje dhe të ndikojë qëllimet dhe metodat e politikës së jashtme përmes votës së tij. Politika koloniale dhe ajo e jashtme u kthyen në përleshje për zona tregtie dhe burime materialesh bazë për industrinë, dhe mes këtyre materialeve nafta u bë gjithnjë e më shumë e rëndësishme. Sepse nafta po fillonte ta kërcënonte – madje, ta zëvendësonte – qymyrin. Pa motorin me djegie të brendshme automobilët, aeroplanët, dhe nëndetëset do të kishin qenë të pamundura.

E njëjta prirje u vu re edhe në përgatitjet për luftën në det [45]. Në fillim të Luftës Civile Amerikane anijet tregtare të armatosura ishin pothuajse në të njëjtin nivel me anijet e luftës. Tre vite më vonë, anijet luftarake u bënë lloji që sundonte detet. Prej këtyre anijeve, me një ritëm ndërtimi gjithnjë e më të ethshëm, u zhvilluan tipe gjithnjë e më të mëdha e më të fuqishme, në një kohë që secili prej tyre vjetërohej në pak vite. Këto ishin fortesat lundruese të ndërrimit të shekujve, makina monstruoze që për hir të kërkesës së tyre për qymyr u bënë gjithnjë e më të varura nga bazat bregdetare. Rivaliteti i vjetër për supremaci në mes detit dhe tokës filloi që në një farë mënyre të anonte nga kjo e fundit. Kushdo që kishte bazat detare, me porte dhe rezerva materialesh, e sundonte detin pavarësisht nga madhësia e flotës. "Sundo Britani" në fund të fundit varej nga pasuria e kolonive Angleze, që mbaheshin aty për hir të anijeve dhe jo *e kundërta*. Këtu qëndronte edhe rëndësia e Gjibraltarit, Maltës, Adenit, Singaporit, dhe Bermudave, si edhe e shumë bazave të tjera strategjike. Kuptimi i luftës, beteja vendimtare në det, nuk u pa më. Flota armike izolohej nga bregu duke e bërë atë të pavlerë. Nuk pati

[43] sh.p. Osvald Shpengler, Shkrime Politike, f. 329 e më tej.
[44] sh.p. Osvald Shpengler, Shkrime Politike, f. 330 e më tej.
[45] sh.p. Osvald Shpengler, Rënia e Perëndimit, II, f. 421; Shkrime Politike, f. 134 e më tej, dhe 137.

asnjëherë ndonjë veprim në det që të përkonte me planet operacionale të shtabeve të përgjithshme, asnjë vendimmarrje të luftuar deri në fund nga këto formacione luftarake. Përplasja teorike për vlerën e Dreadnought pas Luftës Ruso-Japoneze u bë për faktin që Japonia e kishte ndërtuar llojin, por nuk e kishte testuar akoma [46]. Në Luftën Botërore, gjithashtu, anijet luftarake qëndruan të ankoruara heshturazi në porte. Fare mirë mund edhe të mos kishin ekzistuar. Edhe beteja e Skagerrakut (Jutland) qe vetëm një suprizë, *oferta* e një beteje, që flota Angleze e shmangu aq sa mundi. Me të vërtetë vetëm pak anije që janë nxjerrë nga shërbimi në pesëdhjetë vitet e fundit si të vjetërurara qëlluan qoftë edhe një predhë të vetme kundër një armiku të të njëjtit rang. Ndërsa zhvillimet e sotme të armës ajrore na bëjnë të dyshojmë se ndoshta ditëve të anijes luftarake u ka ardhur fundi. E vetmja gjë që mund të mbetet ndoshta do të jetë lufta e Korsarëve [47].

Në rrjedhën e Luftës Botërore, në tokë ndodhi një shndërrim i plotë. Ushtritë kombëtare masive, që ishin zhvilluar deri në kufijtë ekstremë të mundësive të tyre dhe përbënin një armë e cila, në kontrast me flotën ushtarake, me të vërtet "u përdor", përfunduan nëpër llogore, aty ku rrethimi i Gjermanisë vazhdoi me sulme dhe tërheqje të dëshpëruara deri në kapitullimin e saj. Sasia triumfoi mbi cilësinë, mekanizmi mbi jetën. Numrat e mëdhenj i dhanë fund asaj lëvizshmërie që u përdor në taktikë për herë të parë nga Napoleoni, në veçanti në fushatën e 1805-s që u zhvillua në pak javë nga Ulm-i në Austerlic [48], si edhe asaj që e përmirësuan Amerikanët më 1861-1865 me përdorimin e hekurudhave. Gjithashtu edhe Lufta Botërore do të kishte qenë e pamundur qoftë si formë ashtu edhe si përmbajtje pa hekurudhat, që i mundësuan Gjermanisë të zhvendoste armata të tëra midis Lindjes dhe Perëndimit.

Që të dy revolucionet e mëdha të historisë botërore në bërjen e luftës kanë ndodhur në sajë të një rritjeje të papritur të lëvizshmërisë: i pari ndodhi në shekujt e parë të 1000 p.e.s, ku diku në një pikë të caktuar në pllajat e virgjëra mes Danubit dhe Amurit u shfaq kali i shaluar. Ushtritë mbi kuaj ishin shumë më superiore se ato këmbësore [49]. Ato mund të shfaqeshin dhe të zhdukeshin përsëri pa i dhënë shansin armikut t'i sulmonte apo t'i ndiqte. Më kot u

[46] sh.s. Dreadnought – anglisht – tipi më në zë i anijes luftarake britanike të kohës.

[47] sh.s. Korsarët – anije të shpejta të piratëve otomanë dhe algjerianë me bazë Afrikën e Veriut që në shekujt 16–19 terrorizuan Mesdheun Perëndimor dhe Afrikën Atlantike.

[48] sh.s. Fushata e Koalicionit të Tretë, Franca përballë Britanisë, Austrisë, Rusisë, Suedisë dhe disa shteteve Gjermane, 1805. Një nga fushatat ushtarake më të shkëlqyera në histori, në të cilën Napoleoni mposhti kundërshtarët e tij sa në mendim aq edhe në veprim, ku përfshihet dorëzimi i Ulm-it dhe fitorja dërrmuese në Austerlic – beteja e Tre Perandorëve – mbi Austrinë dhe Rusinë.

[49] sh.a. Njësoj edhe me koçitë luftarake, që përdoreshin vetëm në betejë dhe jo për marshim. Ato erdhën rreth një mijë vite më parë në të njëjtën hapësirë dhe kudo që u shfaqën provuan se ishin tejet superiore përballë mënyrës ekzistuese të luftimit në fushë. Ato hynë në Kinë dhe Indi rreth 1500 p.e.s., në Lindjen e Afërme diçka më shpejt, dhe në botën Helenike që prej 1600 p.e.s.. Ato filluan shpejt të përdoreshin gjerësisht, por u zhdukën kur kalorësia (edhe pse vetëm si ndihmëse e këmbësorisë) u kthye në një trupë të përhershme.

munduan kombet, nga Atlantiku deri në Paqësor, t'u shtonin trupa kalorësie këmbësorive të tyre, sepse këto të fundit pengonin lirinë e lëvizjes së kuajve. Po aq i kotë ishte edhe rrethimi i *Imperium*-it Romak e atij Kinez me mure dhe fortifikata (Muri Kinez akoma përshkon gjysmën e Azisë, ndërsa *Limes*-et [50] Romake në shkretëtirën Siriano-Arabe sapo janë zbuluar). Ishte e pamundur të mblidheshin ushtritë pas këtyre mureve me të njëjtën shpejtësi me atë të sulmeve të befasishme, prandaj edhe botët Kineze, Indiane, Romake, Arabe, dhe Perëndimore, dhe popullatat e tyre fshatare, i'u nënshtruan vazhdmimisht dhe të pashpresë terrorit të Partëve, Hunëve, Skithëve, Mongolëve, dhe Turqve. Dukej sikur fshatarësia dhe jeta mbi kalë qenë shpirtërisht të papajtueshme. Qe përsëri shpejtësia superiore ajo që u dha fitoren hordhive të Xhengis Khanit.

Shndërrimi i dytë është ai që po jetojmë në kohën tonë – zëvendësimi i kuajve me "kuaj-fuqinë" e teknikës Faustiane. Deri në luftën e parë botërore ishin pikërisht regjimentet e vjetra dhe të famshme të Europës Perëndimore të cilat, më shumë se çdo trupë tjetër, mbuloheshin nga krenaria, aventura dhe heroizmi i kalorësisë. Për shekuj ata ishin Vikingët e vërtetë të tokës. Gjithnjë e më shumë ata filluan të përfaqësonin jetën dhe mjeshtërinë e vërtetë të ushtarit, në gradë shumë më të lartë sesa këmbësoria apo shërbimi i detyrueshëm. Në të ardhmen do të jetë ndyshe. Vendin e tyre po e zënë formacionet e tankeve dhe aeroplanëve. Në këtë mënyrë lëvizshmëria do të intensifikohet nga kufijtë e mundësive organike në ato të mundësive inorganike të makinës – por, nëse mund ta themi, të makinës si individ – e cila, gjithsesi, ndryshe nga zjarri kolektiv i llogoreve, mundëson hapësira të mëdha për heroizëm personal [51].

Një tjetër faktor po ndërhyn në fatin e ushtrive të mobilizuara, edhe më i rëndësishëm sesa vendimi kritik mes masës dhe lëvizshmërisë, dhe në mënyrë të pashmangshme do të jetë fatal për parimin e mobilizimit të përgjithshëm të shekullit të nëntëmbëdhjetë. Rënia e autoritetit, zëvendësimi i Shtetit nga partia – me një fjalë, anarkia progresiste – nuk e kishte kapur dot ushtrinë deri më 1914-n. Për aq kohë sa ekzistonte një trupë oficerësh që përmes stërvitjes ia dilte t'i kthente shpejt djelmoshat në burra, mbetej gjithashtu në fuqi edhe vlera etike e nderit ushtarak, besnikëria, dhe bindja në heshtje, shpirti i Frederikut të Madh, Napoleonit, dhe Uellingtonit – domethënë shekullli i

[50] sh.s. *Limes* – shumës Latinisht për kufij (Limite) – në Romën Antike ky term fillimisht i referohej kufijve të zakonshëm mes pronave agrare. Më vonë u përdor për rrugët në të cilat lëvizte ushtria në territor jomiqësor. Në vazhdim këto rrugë u siguruan me kulla dhe fortifikata. Në rastet e kufijve shpesh edhe vetë rrugët u zëvendësuan me barriera mbrojtëse.

[51] sh.s. Kjo u demonstrua që në Luftën e Parë Botërore, nga arma ajrore; me në krye pilotin gjuajtës *Manfred von Richthofen*, i quajtur Baroni i Kuq, ose "asi i asave", me 80 fitore ajrore. "*Intensifikimi*" – parathotë të Dytën, ku mes emrave të shumë luftëtarëve spikatën ata të pilotëve gjuajtës si *Erich Hartmann* dhe *Gerhard Barkhorn*; atyre bombardues si *Hans-Ulrich Rudel* dhe *Theodor Nordmann*; dhe tankistëve si *Kurt Knispel, Otto Carius, Johannes Bölter* dhe *Michael Wittmann*.

tetëmbëdhjetë – dhe qëndrimi kalorsiak karshi jetës. Ky element i madh qëndrueshmërie u trondit për herë të parë në luftën e llogoreve, kur oficerë të rinj të stërvitur me nxitim u vunë të komandonin trupa ushtarësh me përvojë që kishin vite në shërbim ushtarak. Këtu, edhe njëherë, paqja e gjatë e 1870-1914-s frenoi një zhvillim që do të kishte qenë shoqërues i pandarë i rënies gjithnjë e më të shpejtë të kombeve nga "forma". Rangjet, që mes tyre përfshinin edhe gradat e ulëta të trupës së oficerëve (që e shihnin botën nga poshtë, sepse nuk ishin udhëheqës nga profesioni, por vetëm për të plotësuar nevojat e tyre kalimtare), filluan të kenë këndvështrimin e tyre për mundësitë që ofronte politika. Ky këndvështrimin, e kotë që ta themi, u importua nga jashtë, qoftë nga armiku apo përmes propagandës dhe shpërbërjes së "qelizave" të partive Radikale brenda vetë vendeve të tyre, dhe bashkë me këtë këndvështrim erdhi edhe impulsi i gjetjes së rrugëve për ta imponuar atë. Kështu hyri në ushtri elementi anarkist, në të vetmin institucion që deri më atëherë e kishte mbajtur jashtë. Dhe pas luftës ai vazhdoi punën e tij në të gjitha kapanonet e ushtrive të mobilizuara në kohë paqeje. Për më tepër, njeriu i zakonshëm i popullit, njësoj si edhe politikani profesionist dhe udhëheqësi Radikal, për dyzet vite ia kishte patur frikën dhe e kishte ekzagjeruar efektin e panjohur që do të kishin ushtritë, si në përballje me ushtri të huaja ashtu edhe me kryengritësit, dhe si rrjedhim zor se e kishin marrë parasysh rezistencën ndaj tyre [52]. Social-Demokratet kishin hequr dorë nga ideja e një revolucioni shumë kohë para Luftës – kishte mbetur vetëm si një frazë në programin e tyre – dhe një kompani e vetme ishte mëse e mjaftueshme për të bërë zap një mijë civile të irrituar. Mirëpo Lufta provoi se sa e paefektshme është qoftë edhe një forcë e madhe me artileri të rëndë përballë qyteteve tona të gurta, kur vjen puna te mbrojtja shtëpi-më-shtëpi. Ushtria e rregullt e humbi aureolen e saj të pathyeshmërisë *përballë* revolucioneve. Në ditët e sotme një rekrut ka një ide shumë të ndryshme për të në krahasim me atë që kishte përpara Luftës. Si rezultat ai e ka humbur vetëdijen e qenies thjesht objekt i një force komanduese. Jam plot dyshim nëse, për shembull, në Francë do të mund të bëhej një mobilizim i përgjithshëm përballë një armiku *të rrezikshëm*. Çfarë do të ndodhte nëse masat do të kundërshtonin të regjistroheshin? Dhe ç'vlerë mund të kenë të tilla trupa, kur nuk dihet se deri ku ka arritur shpërbërja e tyre morale dhe se në sa prej tyre mund të mbështetesh me të vërtetë. Ky është fundi i atij mobilizimi të përgjithshëm që më 1792-shin pati pas vetes shtysën e një entuziazmi luftarak në shkallë kombëtare dhe filloi me armata *vullnetare* ushtarësh profesionistë, që mblidheshin mizëri pas ndonjë udhëheqësi popullor apo ishin ndezur nga ndonjë qëllim i madh. Në të gjitha Kulturat – shihni, për shembull, zëvendësimin e ushtrive Romake me fshatarë të mobilizuar me ushtri profesionistësh të paguar pas Mariusit, si edhe pasojat – kjo ka qenë rruga drejt Çezarizmit dhe në thelb është revolta instinktive e gjakut, e rezervës së instinktit racial, e vullnetit primitiv për pushtet, kundër forcave materiale të parasë dhe intelektit, teorive anarkiste, dhe spekulimit që i përdor ato – rruga nga demokracia drejt plutokracisë [53].

---

[52] sh.p. Osvald Shpengler, Shkrime Politike, f. 179 e më tej.
[53] sh.p. Osvald Shpengler, Rënia e Perëndimit, II, f. 401/431 e më tej.

Këto forca materialiste dhe plebejane kanë vazhduar në mënyrë krejt logjike që prej fundit të shekullit të tetëmbëdhjetë të përdorin mjete të tjera luftimi që ishin më pranë mënyrave të tyre të mendimit dhe përvojës. Krah për krah me ushtritë dhe marinat, që u përdorën gjithnjë e më tepër për qëllime që nuk kishin lidhje me kombet dhe u shërbenin vetëm qëllimeve të biznesit të grupeve të veçanta – emri "Lufta e Opiumit" është një koment drastik për këtë – u ngritën edhe metodat e luftës *ekonomike*, rezultat i shpeshtë i të cilave ishte kalimi nga "paqja" në beteja, fitore, dhe traktate paqeje që ishin tërësisht ekonomike. Ushtarakët e vërtetë, le të themi si Moltke [54], i përbuznin të tilla metoda dhe pa dyshim e nënvlerësonin efektin e tyre. Mirëpo ca më tepër ato u pëlqenin shtetarëve "modernë" që si rrjedhim i edukimit dhe prirjes së tyre, mendonin së pari në terma ekonomikë dhe vetëm më pas (apo ndoshta) edhe në ato politikë. Shpërbërja në rritje e autoritetit të Shtetit nga parlamentarizmi krijoi mundësinë e shfrytëzimit të organeve të fuqisë së qeverisë në këtë drejtim. Më shumë se kudo, në Angli, e cila në mesin e shekullit të nëntëmbëdhjetë ishte kthyer në një "komb tregtarësh të vegjël", një forcë armike nuk duhej përmbysur me mjete ushtarake, por duhej shkatërruar me anë të rivalitetit ekonomik, dhe në të njëjtën kohë të ruhej si konsumatore e mallrave Angleze. Ky ka qenë qëllimi i imperializmit "Liberal" të tregtisë-së-lirë qysh prej Robert Pilit [55]. Napoleoni e konceptoi bllokadën kontinentale si një masë tërësisht ushtarake sepse nuk kishte asnjë mundësi tjetër kundër Anglisë. Në Kontinent ai krijoi vetëm dinasti të reja, ndërkohë që Piti themelonte koloni tregtare dhe plantatore në dhe të largët. Mirëpo lufta e 1914-s, nuk u luftua nga Anglia as për llogari të Francës, dhe as të Belgjikës, por për hir të "*weekend*-it" [56], për të hequr qafe Gjermaninë si rival ekonomik, nëse do të ishte e mundur, një herë e mirë. Më 1916, krahas veprimeve ushtarake, filloi edhe një luftë ekonomike sistematike, që do të vazhdohej pa pushim deri në fundin e pashmangshëm të palës tjetër, dhe që nga ai moment qëllimet e luftës u orientuan gjithnjë e më shumë në atë drejtim. Traktati i Versajës nuk kishte për synim të vendoste një gjendje paqeje por të organizonte marrëdhënien e forcave në mënyrë të tillë që ky qëllim të mund të përforcohej në çdo kohë përmes masash dhe kërkesash të reja. Prej këndej edhe dorëzimi i kolonive dhe i flotës tregtare, sekuestrimi i kontratave bankare, pronave dhe patentave në të gjitha vendet, shkëputja e zonave industriale si Silezia e Sipërme dhe lugina Saar, shpallja e Republikës – prej së cilës pritej (dhe me të drejtë) që industrisë do t'i gërryheshin themelet prej fuqisë që morën sindikatat – dhe në fund dëmshpërblimet e luftës, të cilat, të paktën Anglia i kërkonte jo për

[54] sh.s. Helmuth von Moltke, 1800-1891, drejtues ushtarak Gjerman, arkitekt i fitoreve mbi Danimarkën (1864), dhe Austrinë (1866), por gjenialitetin e tij e shfaqi plotësisht në luftën Franko-Prusiane (1871), e cila u zhvillua me një varg betejash që përfunduan me atë vendimtare të Sedanit, ku dy armata Gjermane rrethuan ushtrinë Franceze dhe e detyruan të dorëzohej, me Perandorin Napoleon III në krye te saj.

[55] sh.s. Robert Peel, 1788–1850, politikan konservator, dy herë Kryeministër i Perandorisë Britanike.

[56] sh.s. *weekend* – anglisht – fundjavë. Fjalë e përdorur në botimin original në gjermanisht nga autori.

pagesë dëmesh por si një barrë e përjetshme mbi industrinë Gjermane deri sa ajo të shembej.

Mirëpo me këtë filloi një luftë e re ekonomike, krejt në kundërshtim me pritshmëritë e fuqive që diktuan traktatin, në të cilën jemi akoma të përfshirë dhe që është përgjegjëse për një pjesë të madhe të "krizës ekonomiko-botërore" të së tashmes. Shpërndarja e fuqive në botë ka ndryshuar tërësisht nga fuqizimi i Shteteve të Bashkuara dhe financës së lartë të tyre si edhe nga forma e re e Perandorisë Ruse. Ndryshuan edhe kundërshtarët, edhe metodat. Lufta e ditëve të sotme me armë ekonomike (që nesër mund të jetë përgjegjëse për një luftë të dytë botërore) prodhoi forma krejt të reja me mësymjen ekonomike Bolshevike që u shprehën në Planin e saj Pesë-Vjeçar; sulmin e dollarit dhe frangës ndaj stërlinës; inflacionet e inxhinierurara nga bursat e huaja që shkatërruan e thanë financat e kombeve të tëra; despotizmin e sistemeve ekonomike që mund të arrinte deri në shkatërrimin e plotë të eksporteve të fuqive kundërshtare dhe rrjedhimisht tërë sistemin ekonomik dhe mjetet e ekzistencës së kombeve të mëdha; dhe planet e Douz dhe Jang, që përfaqësojnë përpjekjen e grupeve financiare për detyruar shtete të tëra që të bëjë punë të detyrueshme për bankat. E gjithë kjo do të thotë se jeta e një kombi duhet fituar me koston e shkatërrimit të asaj të të tjerëve. Është një përleshje mbi barkun e një varke të përmbysur. Dhe kur asnjë mjet nuk bën më punë, atëherë do të ngjiten edhe një herë në skenë ato më të vjetrat dhe më primitivet, mjetet ushtarake. Fuqia e armatosur më fort do ta detyrojë më të dobtën t'i japë fund mbrojtjes ekonomike, të kapitullojë dhe të zhduket. Si mjet i fundit topat mbeten më të fortë sesa qymyri. Se si do të mbarojë kjo luftë ekonomike këtë nuk mund ta themi, por është e sigurt se në fund ajo do të rivendosë *autoritetin* e Shtetit si një e drejtë e tij historike, bazuar në ushtri të stërvitura fort dhe me lëvizshmëri të lartë, ushtri vullnetarësh, dhe si të tilla të besueshme – autoritet që do ta shtyjë pas ekonominë në vendin e dytë, aty ku i takon.

## 8. Fuqitë e reja

Në këtë epokë shndërrimi, të kësaj paformësie "mes epokash", që ndoshta është akoma larg kulmit të rrëmujës dhe formave kalimtare, po fillojnë të përvijohen mjegullazi prirje të reja që shohin drejt një të ardhmeje të largët. Fuqitë e destinuara të zhvillojnë luftën finale për supremaci mbi këtë planet po fillojnë të hedhin shtat dhe të marrin qëndrim; vetëm njëra prej tyre do të mund t'i japë *Imperium mundi*-t emrin e saj, edhe kjo me kusht që nuk do të shkatërrohet më parë nga ndonjë goditje e tmerrshme e fatit. Do të shfaqen kombe të një lloji të ri dhe jo si ato të së sotmes, shumatore individësh të të njëjtit rang dhe me të njëjtën gjuhë, as edhe si ato të së djeshmes, kur, si në Rilindje, forma e një botëkuptimi moral dhe mendimi Italian mund të dallohej në një pikturë, një betejë, një fytyrë, dhe në një ide, me një siguri që bazohej te stili, te shpirti i saj – edhe pse në atë kohë shteti Italian akoma nuk ekzistonte. Kombet Faustianë të fund-shekullit të njëzetë do të jenë *bashkime të përzgjedhura* të njerëzve me ndjesi të përbashkët për jetën, me të njëjtat

urdhëresa të një vullneti të fortë dhe natyrshëm edhe me të njëjtën gjuhë, por ku njohja e kësaj të fundit nuk do të jetë as shenjë dalluese dhe as kufizim. Ata do të jenë njerëz të racës – jo në kuptimin e besimit të sotëm për racën, por në kuptimin tim si çështje instinktesh të forta, mes të cilëve është edhe syri superior mbi gjërat e realitetit që kozmopolitanët dhe autorët e të sotmes nuk munden më ta dallojnë prej një flakërime të thjeshtë inteligjence; shkurt, njerëz që e ndjejnë se kanë lindur dhe janë thirrur për të qenë zotërues. E ç'vlerë kanë numrat? Ata na terrorizuan vetëm gjatë shekullit të kaluar, që ra në gjunjë para sasisë. Fjala *burrë* nënkupton diçka të madhe përballë masës së shpirtrave të skllevërve, pacifistëve dhe botë-përmirësuesve të etur për paqe me çdo çmim, edhe me atë të "lirisë". Është kapërcimi nga *populus Romanus* i kohës së Hanibalit drejt përfaqësuesve të Romanizmit të shekullit të parë, të cilët pjesërisht, siç dëshmojnë Mariusi e Ciceroni, nuk ishin aspak "Romakë".

Duket sikur Europa Perëndimore e ka humbur peshën e saj të autoritetit, mirëpo, përjashtuar sa i përket politikës, kjo është e tillë vetëm në dukje. Ideja e civilizimit Faustian u rrit këtu. Këtu i ka rrënjët, dhe këtu do ta fitojë betejën e saj të fundit në histori ose do të vdesë me shpejtësi. Vendimet, kudo që ato merren, merren për llogari të botës Perëndimore, edhe pse jo për paratë apo lumturinë e saj, por për hir të *shpirtit* të saj. Mirëpo në të tashmen fuqia është transferuar në zonat kufitare të Azisë dhe Amerikës. Tek e para fuqia shtrihet në hapësirën më të madhe tokësore të brendshme të globit; te tjetra – Shtetet e Bashkuara dhe Zotërimet Britanike – mbi dy oqeanet e historisë botërore që i lidh Kanali i Panamasë. E megjithatë asnjëra prej fuqive të sotme nuk qëndron aq fort sa të mund të thuhet me siguri nëse do të jetë akoma e tillë pas njëqind apo pesëdhjetë viteve, apo edhe nëse do të ekzistojë.

Çfarë quhet sot fuqi e klasit të parë? Një shtet, apo strukturë e ngjashme me të, me qeverisje që ka synime politike në shkallë botërore dhe ndoshta gjithashtu edhe forcën për t'i zbatuar ato me çfarëdolloj mjetesh te të cilat mbështetet – ushtri, marinë, organizim politik, kredit, grupe të fuqishme bankare apo industriale me të njëjtat qëllime, dhe në fund dhe mbi të gjitha, një pozicion të fortë strategjik në glob. Mund t'i emërtojmë sipas qyteteve milionëshe ku janë përqëndruar fuqitë dhe shpirtrat e këtyre fuqive. Përballë tyre, vende dhe popuj të tërë nuk janë asgjë më tepër sesa "provinca" [57].

Në radhë të parë vjen "Moska", e mistershme dhe krejt e pakapshme për mendimin dhe ndijimin e Perëndimit, faktor *vendimtar* për Europën që prej 1812-s (kur akoma i përkiste asaj si Shtet), por edhe për të gjithë botën që prej 1917-s. Triumfi i Bolshevikëve nënkupton historikisht diçka krejt ndryshe nga socializmi politik apo ekonomia teorike. *Azia e ka rifituar Rusinë*, të cilën "Europa" ia pati bashkuar vetes në formën e Pjetrit të Madh. Në këtë mënyrë koncepti "Europë" zhduket përsëri nga mendimi politik praktik – apo kështu do të duhej të kishte ndodhur nëse do të kishim shtetarë për së mbari. Mirëpo kjo "Azi" është një *Ide*, dhe një ide që gjithashtu e ka një të ardhme. Raca, gjuha,

[57] sh.p. Osvald Shpengler, Rënia e Perëndimit, II, f. 98–99.

zakonet popullore, dhe besimi në formën e tyre të tanishme, janë gjëra pa shumë rëndësi. Çdonjëra prej tyre apo edhe të gjitha mund të shndërrohen rrënjësisht. Ajo që shohim sot pra, është thjesht një lloj i ri jete që e ngjizi hapësira e pamatë dhe do ta lindë së shpejti. Nuk përshkruhet dot me fjalë, as edhe barku që do t'i japë jetë nuk është i vetëdijshëm për këtë. Ata që përpiqen të hartojnë, të përcaktojnë dhe të zbatojnë një program për të ardhmen janë duke ngatërruar jetën me citatet, siç po bën Bolshevizmi në pushtet, që nuk është i vetëdijshëm mjaftueshëm për origjinën e tij Europiano-Perëndimore, Racionaliste dhe kozmopolitane.

Popullata e kësaj hapësire të brendshme tokësore më të fuqishme të botës është e pasulmueshme nga jashtë. Largësia është *forcë* politike dhe ushtarake, që akoma nuk është pushtuar. Napoleoni pati rastin ta mësonte. Ç'dobi i sjell armikut të pushtojë hapësira sado të pafundme ato? Për ta bërë të pamundur qoftë edhe përpjekjen Bolshevikët e kanë transferuar qendrën e pushtetit të tyre larg e më larg drejt lindjes. Zonat e mëdha industriale që kanë rëndësi për politikat e pushtetit janë ngritur nga e para tek e fundit në lindje të Moskës, në pjesën më të madhe në lindje të Uraleve deri në Altai dhe në jug deri poshtë në Kaukaz. E tërë zona në perëndim të Moskës – Rusia e Bardhë, Ukraina, nga Riga deri në Odesë, dikur pjesa më jetike e Perandorisë së Carit – sot formon një akullnajë gjigante kundër "Europës". Do të mund të sakrifikohej pa asnjë krisje të sistemit në tërësi. Mirëpo për të njëjtën arsye edhe çdo ide e ndonjë sulmi nga Perëndimi është bërë e pakuptimtë. Do të ishte depërtim në një hapësirë të zbrazët.

Ky sundim Bolshevik nuk është një Shtet në kuptimin tonë të fjalës, siç ishte Rusia e Pjetrit. Ai përbëhet – si Perandoria Kipçake e "Hordhisë së Artë" të periudhës Mongole – prej një hordhie sunduese, që quhet Parti Komuniste, me kryetarët e fiseve të saj dhe me një Khan të gjithëfuqishëm, si edhe prej një mase popullore të nëpërkëmbur dhe të pambrojtur disa qinda herë më të madhe. Nga Marksizmi i vërtetë shumë pak gjen, edhe aq vetëm nëpër emra dhe programe. Në fakt aty ka një absolutizëm të stilit Tartar, që e trazon dhe e shfrytëzon botën përtej çdo kufiri përveç atyre të dinakërisë, ashpërsisë, dhe mizorisë, me vrasjen si rutinë administrative dhe vazhdimisht në praninë e mundësisë së kryengritjes së një Xhengis Khani që do ta vinte para Azinë bashkë me Europën.

Rusi i vërtetë ka mbetur nomad në botëkuptimin e tij, njësoj siç ka bërë edhe Kinezi i veriut, Mançui, dhe Turkmeni [58]. Shtëpia e tij nuk është fshati, por stepa e pafund, e Vogla Nënë Rusi. Shpirti i këtij peizazhi të pamatë e shtyn atë të endet pa qëllim. "Vullneti" mungon. Botëkuptimi Gjermanik ka një qëllim për të arritur, qoftë ky një dhe i largët, zgjidhja e një problemi, Zoti, fuqia, fama, apo pasuria, kurse këtu familjet fshatare, mekanikët dhe punëtorët enden nga njëra lagje në tjetrën, nga njëra fabrikë në tjetrën, jo për domosdoshmëri, por prej një shtyse të fortë dhe të fshehtë. Asnjë masë shtypëse e Sovietëve nuk

[58] sh.p. Osvald Shpengler, Shkrime Politike, f. 110 e më tej.

ka patur sukses ta frenojë këtë, edhe pse kjo e bën të pamundur formimin e një baze punëtoresh të kualifikuar dhe të lidhur me punën që bëjnë – fakt që në vetvete parathotë dështimin e përpjekjes për të ngritur dhe mbajtur në këmbë një sistem ekonomik sipas modelit Europiano-Perëndimor.

Mirëpo a merret akoma seriozisht programi Komunist – që do të thotë, si një ideal për të cilin u sakrifikuan miliona qenie njerëzore dhe për hir të të cilit miliona të tjerë janë dënuar me vdekje nga uria dhe varfëria? Apo është vetëm një mjet mbrojtjeje ekstremisht i efektshëm kundër masave të nëpërkëmbura – dhe sidomos, kundër fshatarëve – por edhe sulmi kundër botës së urryer jo-Ruse që duhet shpërbërë përpara se të përmbyset [59]? Sigurisht që nuk do të ishte aspak çudi e madhe nëse, një ditë, parimi Komunist do të flakej tej për llogari të kërkesave të politikave të pushtetit. Vetëm emrat do të ndryshonin: krahu administrativ i sistemit ekonomik do të quheshin "firma", komisionet "borde kontrolluese", dhe vetë Komunistët "aksionerë", dhe për sa i përket kësaj forma e kapitalizmit Perëndimor e ka gjetur rrugën e saj goxha kohë më parë.

Mirëpo kjo fuqi nuk mund të bëjë dot luftra të jashtme, as në Perëndim dhe as në Lindje, përveçse përmes propagandës. Sistemi është tepër artificial, sepse i ka akoma tiparet e Racionalizmit Europiano-Perëndimor të trashëguara prej nënbotës letrare të Petersburgut. Nuk do t'i mbijetonte dot një disfate, sepse nuk do të mund t'i mbijetonte as edhe një fitoreje; burokracinë e Moskës do ta merrte lumi nëse do të përballej me një gjeneral fitimtar dhe Rusinë Sovietike do ta pasonte një Rusi e një tjetër lloji, ndërsa hordhia sunduese me gjasë do të masakrohej. Mirëpo kjo do të nënkuptonte vetëm përmbysjen e llojit *Marksist* të Bolshevizmës, në një kohë që lloji nacional-Aziatik do të merrte përmasa gjigante jashtë çdo kontrolli. A është Ushtria e Kuqe vërtet e besueshme, dhe e përdorshme? Dhe a i ka trupa e oficerëve cilësitë që kërkohen, ato morale dhe profesionale? Ato që shohim në paradat e Moskës janë vetëm regjimentet e zgjedhura nga Komunistët e besuar, që në fakt janë truprojat e atyre që janë në pushtet, kurse nga provincat dëgjojmë vetëm për komplote të shtypura. Dhe a janë në gjendje hekurudhat, aviacioni, dhe industritë e municioneve të përballen me një provë vërtet serioze? Qëndrimi Rus në Mançuri dhe paktet e mos-sulmit me Perëndimin tregojnë bindshëm vendosmëri për ta shmangur një provë ushtarake në çdo rrethanë. Ka mjete të tjera, si asgjësimi ekonomik i armikut dhe, mbi të gjitha, revolucioni – jo si qëllim i një ideali, por si *armë*, siç e përdori Anglia dhe Franca kundër Gjermanisë më 1918-n – që janë më pak të rrezikshme dhe më të efektshme.

Japonia, në të kundërt, qëndron në një pozitë shumë të fortë. Ajo është pothuajse e pasulmueshme nga deti në sajë të strukturës së saj si zinxhir ishujsh, kanalet e ngushtë mes të cilëve mund të bllokohen në mënyrë të sigurtë me anë të minave, nëndetëseve, dhe aviacionit, aq sa për t'ia mohuar

[59] sh.p. më 1878 Dostoievski shkroi: "Të gjithë njerëzit duhet të bëhen Rusë, së pari dhe mbi të gjitha Rusë. Nëse ideja kombëtare Ruse është ajo e humanizmit të përgjithshëm, atëherë kushdo duhet që në radhë të parë të bëhet Rus."

Detin e Kinës çdo flote tjetër të huaj. Më tej, ajo ka siguruar një rrip toke kontinentale në Mançuri që do të ketë rëndësi shumë të madhe ekonomike (soja pothuajse e ka shkatërruar vlerën fitimprurëse të arrës së kokosit dhe vajit të palmave në Detet e Jugut dhe Afrikën Perëndimore) dhe popullata e së cilës shtohet me një ritëm të pabesueshëm [60], në një kohë që kufijtë e saj akoma nuk janë përcaktuar përfundimisht. Përpjekja më e vogël e Bolshevikëve për të marrë masa ushtarake përballë kësaj zhvendosjeje fuqie do të çonte menjëherë në pushtimin e Vladivostokut, Mongolisë Lindore, dhe ndoshta edhe të Pekinit. I vetmi ndikim kundërveprues praktik është Revolucioni i Kuq në Kinë, mirëpo që prej themelimit të Kuomintang-ut [61] ky është frenuar në mënyrë të përsëritur nga sulmet "kapitaliste" – e thënë troç, shitblerja e gjeneralëve dhe ushtrive të tëra nga njëra anë te tjetra. Popujt e vjetër "Fellahen" [62] që kur s'mbahet mend të tillë si Indianët dhe Kinezët nuk do të munden më kurrë të luajnë edhe njëherë një rol të pavarur në botën e fuqive të mëdha. Ata mund t'i ndryshojnë padronët e tyre, ta përzënë njërin – si, për shembull, Anglezin nga India – por vetëm për t'iu nënshtruar një tjetri. Ata nuk do ta prodhojnë kurrë më një formë ekzistence politike të vetën. Sepse janë tepër të plakur, tepër të ngurtë, tepër të konsumuar. Edhe forma e rebelimit të tyre të tanishëm, bashkë me qëllimet e saj – lirinë, barazinë, parlamentin, republikën, Komunizmin, dhe të ngjashmet – janë pa përjashtim të importuara nga Europa Perëndimore dhe Moska. Ata janë vetëm objekte dhe burime lufte për fuqitë e huaja, vendet e tyre janë fushëbeteja luftrash vendimtare të të huajve, edhe pse pikërisht për këtë arsye ata mund të kenë rëndësi shumë të madhe, paçka se te përkohshme.

Rusia dhe Japonia pa dyshim që ia kanë ngulur sytë përdorimit të mundshëm të këtyre popujve dhe po punojnë në fshehtësi përmes metodash të cilat të "Bardhët" as i dinë dhe as i shohin. Por a qëndron sot Japonia po aq fort sa në kohën e luftës me Rusinë? Atëherë aty mbretëronte klasa sunduese kurajoze e Samuraive, e vjetër, krenare, dhe me nder, një nga shembujt më të mirë të "racës" që ka parë bota. Sot, megjithatë, dëgjojmë për Radikalë, greva, propagandë Bolshevike, dhe për ministra të vrarë. A e ka kaluar kulmin e ekzistencës së tij ky shtet i shkëlqyer, i helmuar nga format e kalbëzimit Demokratik dhe Marksist të kombeve të Bardha – dhe kjo në momentin kur lufta për Paqësorin po hyn në fazën e saj vendimtare? Nëse e zotëron akoma fuqinë e saj të vjetër sulmuese, atëherë, në sajë të pozicionit të saj strategjik të pakrahasueshëm në det, ajo mund të përballet me çdo kombinim armiqsh. Por kush mund të llogaritet si armik serioz në këtë vend? Sigurisht që jo Rusia, dhe

[60] sh.p. është trefishuar nga imigrimi masiv dhe që tani arrin në mbi tridhjetë milionë.

[61] sh.s. Partia Nacionaliste Kineze, krijuar nga Sun Jat Sen-i më 1912, qeverisi Kinën kontinentale gjatë 1928-1949, më tej vetëm Taivanin nën Çang Kai Shinë.

[62] sh.s. Fellah - në shumës Fellahen, rrjedh nga fjala Arabe *falaha* - bujk, punues i tokës; fjalë e përdorur për popullatën ruralo-fshatare të vendeve të Lindjes së Mesme dhe Afrikës Veriore. Kuptimi historiko-shoqëror që i jep Osvald Shpengler te Rënia e Perëndimit, Vol. II (f. 105, 185) është ai i një popullate të mbetur në fund të një Civilizimi, apo pas rënies së njërit prej tyre, materiali më i mirë njerëzor i së cilës është përthithur sistematiksht nga veprimi intensiv i historisë dhe metropoleve të civilizimeve.

po njësoj asnjë fuqi Europiano-Perëndimore. Askund nuk mund të matet më saktë rënia e gjithë këtyre shteteve nga statusi i tyre politik i mëparshëm sesa në lidhje me këtë. Jo më shumë se njëzet vite më parë u "pushtuan" Port-Arturi, Uei-Hai-Uai dhe Kiau-çau, dhe ndarja e Kinës në sfera interesi Perëndimore po ecte me ritëm të plotë. Dikur problemi i Paqësorit ishte një problem Europian. Sot as Anglia nuk guxon ta ndërmarrë zhvillimin e Singaporit që u planifikua për dekada të tëra. Do të duhej të kishte qenë një bazë e fuqishme për marinën Britanike në kohë ndërlikimesh në Azi, mirëpo sot pyetja është: a mund të mbahet kundër Japonisë dhe Francës, kur kjo e fundit mund të përdorë rrugën tokësore që vjen nga India Lindore? Nga ana tjetër, nëse Anglia tërhiqet nga pozita e saj e mëparshme në këto dete, duke e vënë kështu Australinë përballë trysnisë Japoneze, ai kontinent me siguri që do ta braktisë Perandorinë dhe do t'i bashkëngjitet Amerikës. Amerika është i vetmi kundërshtar serioz, por sa e fortë është edhe ajo në *këtë pikë* në det, qoftë edhe me Kanalin e Panamasë? San Francisko dhe Havai qëndrojnë tepër larg njëri tjetrit për të shërbyer si baza detare kundër Japonisë; Filipinet zor se do të mund të mbahen, ndërsa në Amerikën Latine Japonia ka aleatë të mundshëm kundër Nju Jorkut rëndësia e të cilëve nuk zvogëlohet prej faktit se për to nuk flitet.

**9. Shtetet e Bashkuara dhe Revolucioni**

A janë Shtetet e Bashkuara një fuqi me të ardhme? Përpara 1914-s vëzhguesit sipërfaqësorë flisnin për mundësi të pafundme pasi u kishin hedhur një sy gjërave për një apo dy javë, ndërsa "shoqëria" e Europës Perëndimore të pasluftës, e përbërë prej snobësh dhe turmash, entuziazmohej për një Amerikë të re dhe "të fuqishme" që na qenkësh goxha superiore karshi nesh – madje, edhe një model pozitiv që u dashka ndjekur. Mirëpo kur flasim për formë të qëndrueshme statistikat dhe dollarët nuk duhen marrë si tregues të forcës dhe thellësisë shpirtërore të popullit që i përkasin; as edhe sporti nuk duhet ngatërruar me shëndetin racial po aq sa edhe inteligjenca tregtare me shpirtin dhe mendjen. Çfarë *është* "Amerikanizmi njëqind për qind"? Një ekzistencë masive e standardizuar në nivel mesatar të ulët, një shtirje primitive, apo një premtim për të ardhmen?

Gjithë sa dimë deri tani është se aty nuk ka as Shtet dhe as komb të vërtetë. A mund të lindin që të dy prej grushtave të fatit, apo duhet përjashtuar kjo mundësi pikërisht prej faktit të qenies një tip Kolonial, e kaluara shpirtërore e të cilit rrjedh prej një burimi të largët që tani ka shteruar? Amerikani nuk flet për Shtet apo Atdhe si Anglezi, por për "*këtë* vend". Në fakt e tëra përmblidhet në një fushë të pamatë dhe një popullatë leqengrehësish që enden nga njëri qytet në tjetrin në gjueti dollari, të paskrupullt dhe të shthurur; sepse ligji është vetëm për ata që nuk janë dinakë apo të fortë mjaftueshëm për ta injoruar.

Ngjashmëria me Rusinë Bolshevike shkon shumë përtej imagjinatës. Është e njëjta shtrirje e pamatë e terrenit, që së pari, duke përjashtuar çdo mundësi sulmi të suksesshëm prej një pushtuesi, e bën për rrjedhim të pamundur

përjetimin e një rreziku të vërtetë në nivel kombëtar, dhe, së dyti, duke e bërë Shtetin të padomosdoshëm, e pengon zhvillimin e një botëkuptimi të vërtetë politik. Jeta organizohet vetëm nga këndvështrimi ekonomik dhe rrjedhimisht i mungon thellësia, ca më tepër edhe prej faktit se nuk përmban asgjë prej atij elementi tragjedie historike dhe destini të madh që i ka zgjeruar dhe farkëtuar shpirtrat e popujve Perëndimore ndër shekuj. Besimi i tyre, në fillim një formë e rreptë e Puritanizmit, është kthyer në një lloj argëtimi të detyruar, ndërsa Lufta si një lloj sporti i ri. Dhe gjen aty një diktaturë njësoj si ajo e Rusisë (nuk ka rëndësi nëse imponohet nga shoqëria në vend se nga partia), që shtrihet mbi çdo gjë – flirtimin dhe vajtjen në kishë, këpucët dhe buzëkuqin, vallëzimet dhe romanet *a ̀ la mode*, mendimin, ushqimin, dhe argëtimin – gjëra që në botën Perëndimore janë zgjedhje të individit. Ka vetëm një tip të standardizuar të Amerikanit, dhe, mbi gjithçka, të gruas Amerikane, në trup, në veshje, dhe në mendje; çdo shmangie apo kritikë e hapur provokon dënim publik si në Nju Jork ashtu edhe në Moskë. Së fundmi, aty ka një formë pothuajse Ruse të socializmit Shtetëror apo Kapitalizmit Shtetëror, që përfaqësohet nga masa e trusteve, të cilat, njësoj si administratat ekonomike Ruse, standardizojnë dhe kontrollojnë sistematikisht çdo detaj të prodhimit dhe tregtisë. Këta janë zotët e vërtetë të vendit në të dyja rastet. Është vullneti Faustian për fuqi, por i shndërruar nga rritja organike në një mekanizim të pashpirt. Dollaro-Imperializmi, që e përshkon tërë Amerikën deri poshtë në Santiago dhe Buenos Aires dhe synon të rrënojë dhe zhdukë tregtinë Europiano-Perëndimore (dhe, mbi të gjitha, atë Angleze), është tërësisht analog me imperializmin Bolshevik në mënyrën se si e kontrollon ekonominë përmes fuqisë politike. Gjithashtu edhe motoja Bolshevike: "Azia për Aziatikët", përputhet në parim me konceptin e sotëm të Doktrinës Monro për Amerikën Latine – thënë shkurt, e tërë Amerika nën fuqinë ekonomike të Shteteve të Bashkuara. Ky është qëllimi përfundimtar i themelimit të republikave të "pavarura" si Kuba dhe Panamaja, i ndërhyrjes në Nikaragua dhe i përmbysjes përmes forcës së dollarit të presidentëve të bezdisshëm deri poshtë në kufijtë më të skajshëm të Jugut.

Mirëpo kjo "liri" e një ekzistence mbi baza tërësisht ekonomike, e çliruar nga shteti dhe ligji, pati edhe një anë tjetër. Prej saj u ngrit një det fuqie që po fillon të jetë më i fortë se ai i Anglisë dhe kontrollon dy oqeane. Janë ngritur edhe zotërime koloniale: Filipinet, Havai, dhe ishujt e Indive Perëndimore. Ndërkohë interesat e biznesit dhe propaganda Angleze e tërhoqën vendin thellë e më thellë në luftën e parë botërore, deri edhe në pjesëmarrje ushtarake. *Mirëpo* qysh prej atëherë Shtetet e Bashkuara janë bërë një element udhëheqës i politikës botërore, paçka në e deshën apo jo, dhe tani duhet ose të mësojnë të mendojnë dhe veprojnë si brenda ashtu edhe jashtë në përputhje me një politikë Shtetërore, ose përndryshe, nuk do të ekzistojnë më si në formën e tanishme. Në këtë pikë nuk ka më kthim pas. A është "Janki" i denjë për këtë detyrë të vështirë? A përfaqëson ai një lloj jete të pashkatërrueshme apo është vetëm një *modë* fizike dhe mendore, një maskë morale? Dhe, më tej, sa banorë ka në atë vend që nuk i përkasin së brendshmi llojit sundues Anglo-Sakson? Pa folur për Zezakët, imigrantët gjatë njëzet viteve para Luftës përfshinin – me vetëm një përqindje të vogël Gjermanësh,

Anglezësh dhe Skandinavësh – jo më pak se pesëmbëdhjetë milion Polakë, Rusë, Çekë, Sllavë të Ballkanit, Jahudinj Lindorë, Grekë, banorë të Azisë së Vogël, Spanjollë dhe Italianë. Pjesa më e madhe e këtyre nuk i janë bashkuar Amerikanizmit, por formojnë një proletariat që po shtohet me shumë shpejtësi, i papajtueshëm dhe që mendon si i huaj, që e ka shtëpinë e tij shpirtërore në Çikago. Edhe ata, gjithashtu, duan luftë ekonomike pa kufizim, por kanë një koncept të ndryshëm për të.

Është e vërtetë që aty nuk ka asnjë parti Komuniste. Mirëpo një e tillë nuk ekzistonte as në regjimin Carist si organizatë me qëllime zgjedhore. Dhe në të parin vend ashtu si edhe në të dytin, ekziston një botë e fuqishme kriminale pothuajse e llojit të Dostoievskit, që ka shtysën e vet për pushtet, metodat e veta të shkatërrimit dhe biznesit, të cilat, si pasojë e korrupsionit që mbizotëron në organet e administrimit publik dhe ato të sigurisë, shtrihen lart deri te shtresa më e pasur e shoqërisë – në veçanti për sa i përket kontrabandës së alkoolit që e ka intensifikuar në ekstrem demoralizimin shoqëror dhe atë politik. Ajo përfshin klasën e kriminelëve profesionistë si edhe shoqëritë sekrete të llojit të Ku Kluks Klanit, Zezakë dhe Kinezë po aq sa edhe elementë të çrrënjosur prej të gjitha racave dhe sojeve Europiane, dhe ka organizata tepër të efektshme, disa prej të cilave ekzistojnë prej shumë kohësh, të tilla si Kamorra Italiane, Guerrilasit Spanjollë, Nihilistët Rusë para 1917-s, dhe agjentët e Çeka-s [63] më pas. Linçimi, pengmarrja, sulmet ndaj jetës, vrasja, grabitja, dhe zjarrvënia, janë që të gjitha metoda të mirë-provuara të propagandës politiko-ekonomike. Në hapësira të gjëra me popullim të rrallë revolucionet marrin detyrimisht një formë tjetër nga ajo e qyteteve të Europës Perëndimore. Revolucionet Amerikano-Latine na japin prova të vazhdueshme për këtë. Këtu nuk ka një Shtet të fuqishëm që mund të përmbyset vetëm duke luftuar kundër një ushtrie me traditë të hershme, por as edhe një të tillë që të mund ta garantojë rendin ekzistues vetëm për hir të respektit që frymëzon qenia e saj. Ajo që këtu quhet "qeverisje" është e rrezikuar të tretet në ajër nga çasti në çast. Edhe përpara Luftës trusteve iu desh shpesh t'i mbronin uzinat e tyre gjatë grevave duke i ngritur vetë fortifikatat e mitralozëve. Në "Tokën e Lirisë" ekziston vetëm vendosmëria e burrit të lirë që i del për zot vetes – revolveri në xhepin e pasëm është një shpikje Amerikane – por ama kjo formë mbrojtjeje përdoret lirshëm si nga ata që e kanë, dhe po aq nga të tjerët. Vetëm pak kohë më parë fermerët e Aiouas rrethuan disa qytete dhe i kërcënuan ato me uri nëse nuk do t'ua blinin prodhimet e tyre me çmime të denja. Deri jo shumë vite më parë, cilido që do të përdorte fjalën "revolucion" në lidhje me këtë vend do të quhej idiot. Sot ide të tilla janë në rend të ditës. Çfarë do të bëjnë masat e të papunëve – e përsëris, shumica *nuk* janë "njëqind për qind Amerikanë" – kur burimet e tyre të jetesës të shterojnë dhe të mos kenë më mbështetje nga Shteti duke qenë se nuk ka një Shtet të organizuar me statistika të sakta dhe të ndershme dhe me kontroll mbi ata që janë në ngushticë? A nuk do të

[63] sh.s. Çeka – policia sekrete Sovietike, pararendëse e NKDV-së (më tej KGB), e krijuar fillimisht më 1917. Formën e plotë e mori që prej 1918-s e drejtuar nga Feliks Xherxhinski, një aristrokrat i vogël me origjinë të dyshimtë polake, i cili, me fjalët e Stalinit: "nuk përtonte t'i ndynte duart".

shtrëngojnë ata grushtet po aq sa edhe interesin e tyre të përbashkët me botën kriminale? Dhe a do të mundet klasa e lartë intelektualisht primitive, e pushtuar siç është nga mendësia e parasë, të shpalosë në çast, duke e parë rrezikun në sy, çdo lloj force të fjetur morale që do të çonte në ndërtimin e një Shteti të vërtetë, si edhe të jetë e gatshme shpirtërisht të sakrifikojë pronat dhe gjakun e saj për të, në vend se ta shohë luftën si mjet pasurimi, si deri tani? Apo do të jenë interesat speciale ekonomike të zonave të veçanta ato që do të vazhdojnë të kenë peshën kryesore dhe, si njëherë para 1861-shit, të çojnë në shpërbërjen e vendit në shtete të veçanta të tilla si, le të themi, Veri-Lindja industriale, zona bujqësore e Perëndimit të Mesem, shtetet Zezake të Jugut, dhe zona përtej Maleve Shkëmbore?

Lënë mënjanë Japoninë, që dëshiron vetëm të vazhdojë e pashqetësuar planet e saj imperialiste në Azinë lindore dhe Australi, ka vetëm një fuqi që do të bënte gjithçka dhe do të pranonte çdo lloj sakrifice për ta bërë të ndodhte këtë shpërbërje: Anglia. Një gjë të tillë e ka bërë edhe më parë, dhe u ndal vetëm në prag të një deklarate lufte – konkretisht, më 1862-1864 – gjatë Luftës Civile. Në atë kohë anijet luftarake dhe ato pirate të Shteteve Jugore ndërtoheshin ose çoheshin në portet Britanike. Pastaj ato armatoseshin dhe pajiseshin me ekuipazh në ujërat Europiane – madje *Alabama* edhe me marinarë Britanikë – dhe ktheheshin përsëri për të djegur dhe fundosur anijet tregtare të Veriut kudo që t'i gjenin ato. Mirëpo atëherë Anglia ishte mbretëresha e padiskutueshme e deteve. Kjo qe e vetmja arsye që e ndaloi Uashingtonin t'i shpallte luftë asaj. "Liria e detrave" nënkuptonte lirinë e *Anglisë* për të bërë tregti, dhe asgjë më tepër se aq. Që prej 1918-s kësaj po i vjen fundi. Anglia, që në shekullin e nëntëmbëdhjetë ishte zyra kontabël e botës, sot nuk është mjaftueshëm e pasur për të mbajtur kryesimin në garën e tanishme të ndërtimit të flotave, ndërsa fuqia e saj nuk është më e mjaftueshme për t'i ndaluar të tjerët me forcë që t'ia kalojnë. Parandjenja e keqe e kësaj pike epokale të historisë së saj ishte njëra nga arsyet për luftën kundër Gjermanisë, ndërsa Nëntori i 1918-s ndoshta hera e fundit, dhe tepër e shkurtër, që kjo fuqi e së djeshmes do të vetëkënaqej me iluzionin e një fitoreje të madhe. Mirëpo, përveç inferioritetit në rritje të Anglisë në ndërtimin e luftanijeve, edhe vetë koncepti i komandimit të deteve ka ndryshuar rrënjësisht. Vendin e parë si armë superiore sot e zënë aeroplanët dhe nëndetëset, dhe në këtë mënyrë hapësirat e brendshme kontinentale janë bërë më të rëndësishme sesa brigjet dhe portet. *Përballë* skuadronëve të avionëve bombardues Francezë, Anglia ka pushuar së qeni strategjikisht një ishull, dhe Anglia si mbretëreshë e deteve po zhytet në të kaluarën bashkë me luftanijen e rëndë.

Mirëpo kombi Anglez nuk është as i fortë, as i ri, dhe as i shëndetshëm sa duhet, si shpirtërisht ashtu edhe racialisht, që ta luftojë këtë krizë të tmerrshme me vetëbesim. Ai humbi shumë gjak të çmuar për zotërimet e tij gjatë shekullit të nëntëmbëdhjetë, u tret nga eksodi drejt zotërimeve të bardha, si edhe prej efektit shkatërrimtar të klimës në kolonitë me ngjyrë. Mbi të gjitha, atij i mungon themeli racor i një fshatarësie të fortë. Klasa e lartë sunduese e racës Gjermanike apo Keltike – nuk asnjë ka ndryshim mes të dyjave – që daton që

prej pushtimit, është konsumuar. Masa e popullatës origjinale, që gabimisht quhen Keltë [64], ia ka dalë të ngjitet në pozitë dominuese me botëkuptimin e saj "Francez" që ndryshon me themel prej atij të së parës.

Ajo ka arritur, për shembull, ta zëvendësojë në shkallë të gjerë formën e vjetër oligarkike të qeverisjes parlamentare me luftën e ndyrë partiake dhe me format anarkiste të Kontinentit. Gollsuorthi ka depërtuar dhimbshëm në tragjedinë e këtij kapërcimi duke e përshkruar atë në veprën e tij *Saga e Forsajtve*. Është fitorja ekonomike e idealit të *rentier*-it mbi atë të imperializmit kapitalist. Pjesë të mëdha të pasurisë së mëparshme mbeten akoma, por impulsi i luftës për diçka të re mungon. Dalëngadalë metodat e tregtisë dhe biznesit po dalin nga përdorimi, dhe askush aty nuk e ka më energjinë krijuese për t'i reformuar ato sipas modeleve Amerikane dhe Gjermane. Etja për aventurë po vdes dhe brezi i ri ka rënë kaq poshtë në mendje, moral, dhe botëkuptim, krahasuar me atë nivel cilësor me të cilin ishte edukuar shoqëria Angleze në shekullin e mëparshëm, sa përfaqëson një fenomen të pashembullt në botë. Thirrja luftarake e hershme: "Anglia pret nga çdo burrë që të bëjë detyrën", që para Luftës çdo djalosh Anglez prej familjeje të mirë në Eton dhe Oksford e ndjente se i drejtohej atij personalisht, sot bie në vesh të shurdhër. Rinia eglendiset me çështje Bolshevike, i futet erotikës si sport, dhe sportit si profesion dhe si qëllim të jetës. Burrat e brezave të mëparshëm që para Luftës vepronin në mënyrë aktive në poste të larta tani pyesin veten me tmerr se kush do ta mbrojë idealin e një Britanie më të Madhe [65] kur ata të mos jenë më? Te *Karroca e Mollëve* Shou la të kuptohej se "disa" njerëz do të zgjidhnin më mirë një luftë të pashpresë deri në fund kundër mbizotërimit të Amerikës sesa të ulnin armët – por sa njerëz të tillë do të ketë në dhjetë apo njëzet vite? Më 1931 Anglia u dha me ligj status plotësisht të barabartë Zotërimeve të bardha brenda Federatës së Kombeve, duke hequr dorë kështu nga kryesimi i saj dhe duke hyrë në aleancë me këto shtete në bazë të interesave të përbashkëta, në veçanti atë të mbrojtjes prej flotës Britanike. Mirëpo nuk ka asgjë që t'i pengojë Kanadanë dhe Australinë që si kombe të bardha t'i flakin tej ndjenjat e tyre dhe t'u drejtohen Shteteve të Bashkuara nëse shohin tek ato një mundësi më të mirë mbrojtjeje – për shembull, kundër Japonisë. Pozicioni i mëparshëm i Anglisë në pikën skajore të Singaporit është që tani i braktisur, dhe nëse humbet edhe India, nuk do të ketë më asnjë kuptim të mbahet as Egjypti, dhe ndoshta as Mesdheu. Më kot diplomacia Angleze e stilit të vjetër përpiqet me metoda të vjetra të mobilizojë Kontinentin për qëllimet e Anglisë: kundër Amerikës si front huamarrësish dhe kundër Rusisë si front kundër Bolshevizmës. Gjithë kjo është

[64] sh.a. Është e njëjta racë së cilës i përkasin fshatari dhe borgjezi Francez dhe shumica e Spanjollëve që prej kohërave kur elementi Nordik i atyre vendeve filloi të shteronte si pasojë e luftrave dhe emigrimit. Racat e *vërteta* Keltike erdhën vetëm në mesin e shekullit të parë p.e.s. nga Europa Qendrore dhe Veriore. Është e diskutueshme nëse ato ndryshojnë nga ato Gjermanike në ndonjë gjë tjetër përveç gjuhës. Në kohën e Çezarit ato përbënin fisnikërinë Galike dhe Britanike, dhe sundonin mbi një popullatë shumë herë më të madhe, njësoj siç bënë më vonë edhe Frankët, Saksonët, dhe Normanët.

[65] sh.s. *Një Britani më e Madhe*, libër nga Osvald Mozli, Angli, 1932.

diplomaci e së pardjeshmes. Suksesin e saj të fundit fatal e pati më 1914. Dhe po sikur, si pasojë e krenarisë Angleze tashmë të zhveshur nga tradita, Amerika dhe Rusia të bien në ujdi? Kjo *nuk* është aspak përtej kufijve të së mundurës.

Përballë një dukurie të tillë, që mund ta hedhë destinin e botës në shekuj errësire dhe turbullirash, vendet Latine nuk kanë asgjë më tepër se rëndësi provinciale. Kjo vlen edhe për Francën, kryeqyteti i së cilës është duke u kthyer në një vend turistik, si Viena dhe Firencia, dhe si Athina në kohërat e Romës. Sa kohë që politikën botërore e kontrollonte fisnikëria e vjetër e gjakut Keltik dhe Gjermanik, origjina e së cilës vinte nga periudha mes Migrimit të Madh [66] dhe Kryqëzatave, siç praktikisht ndodhte deri te Luigji XIV, aty kishte qëllime madhore, si edhe vetë Kryqëzatat, apo themelimi i kolonive në shekullin e shtatëmbëdhjetë. Populli Francez, megjithatë, gjithmonë e ka drejtuar urrejtjen e tij drejt *fqinjëve* të fuqishëm suksesi i të cilëve i plagoste xhelozinë: Spanjollëve, Anglezëve, dhe, mbi të gjithë, Gjermanëve – si me shtetin e Habzburgëve ashtu edhe me atë të Hohencolernve – kundër të cilëve, pas "hakmarrjes" së pasuksesshme të Sadovës [67], urrejtja e thellë dhe e fshehtë mori përmasat e një manie. Ai nuk ka qenë kurrë i aftë të mendojë me largpamësi në terma hapësire dhe kohe, në politikë po aq sa edhe në filozofi; pasioni i tij për "*la gloire*" [68] është kënaqur gjithmonë vetëm me aneksime apo shkretime rripash toke në kufijtë e tij. E cili Francez safi ndjen entuziazëm të vërtetë për koloninë gjigante në Afrikën Perëndimore, me përjashtim vetëm të ushtarakëve të rangut të lartë dhe financierëve të Parisit? Apo edhe për Indinë e Largët [69] ? Dhe kush po e vret mendjen për Alsasë-Lorenën, sapo e "ripushtuan"? E ka humbur tërë magjinë e saj që prej atij pushtimi.

Kombi Francez po ndahet gjithnjë e më haptazi në dy elementë përbërës që ndryshojnë në thelb prej njëri tjetrit. Elementi mbizotërues është dukshëm ai "Zhirondin", që përfshin Francezin provincial, entuziastin e idealit të *rentier*-it, fshatarin, dhe borgjezin. Këta nuk dëshirojnë asgjë më tepër sesa paqen e një kombi që është rraskapitur dhe është bërë i pafrytshëm si pasojë e ndotjes morale, koprracisë, dhe flashkësisë: pak para, verë, dhe "*amour*", por jo më politikë botërore, ambicje ekonomike, apo beteja për qëllime jetësore. Megjithatë përmbi të qëndron klasa Jakobine, që po zvogëlohet gradualisht, dhe ka vendosur fatin e vendit që prej 1792-shit duke i dhënë nacionalizmit të stilit Francez emrin e Shovinit, sipas personazhit të një komedie të vjetër të 1831-shit. Ajo përbëhet nga ushtarakë, industrialistë, zyrtarë të lartë të një

---

[66] sh.s. Në gjermanisht *Völkerwanderung* – pushtimet e fiseve Gjermane në Europë në vitet 300-500 e.s. gjatë rënies së Perandorisë Romake të Perëndimit dhe pas saj.

[67] sh.s. Më 3 Korrik 1866 në Këniggrac dhe Sadova, Bohemi, u zhvillua beteja vendimtare e Luftës Austriako-Prusiane në të cilën ushtria e Mbretërisë së Prusisë, megjithëse me një këmbësori shumë inferiore në numër, mposhti atë të Perandorisë Austriake. Franca, edhe pse në këtë ngjarje ishte neutrale, kërkoi "shpagim për Sadovën" dhe e sfidoi Prusinë, gjë që çoi në luftën Franko-Prusiane të 1870-71 që përfundoi me shpartallimin e ushtrisë franceze.

[68] sh.s. *la gloire* – frëngjisht – lavdi.

[69] sh.s. më parë ky ishte termi që përdorej për Azinë Juglindore.

administrate Napoleonike rreptësisht të qendërzuar, njerëz të shtypit Parizien, deputetë pa ndonjë dallim partie apo programi – në Francë deputeti përfaqëson biznese private – si edhe pak organizata të fuqishme si ajo Masonike dhe shoqatat e ushtarakëve veteranë. Ky element është drejtuar dhe shfrytëzuar në mënyrë të fshehtë gjithë shekullin e kaluar nga financa e lartë ndërkombëtare e Parisit, që financonte shtypin dhe zgjedhjet. Shovinizmi është kthyer prej kohësh dhe gjerësisht në *biznes*.

Supremacia e kësaj klase sunduese varet prej frikës, e paemër por e vërtetë, që ngre krye provincave në çdo zhvillim të rrezikshëm të politikës së jashtme si edhe në çdo zhvlerësim të ri të vlerës së kursimeve të tyre – frikë që mbahet gjallë nga shtypi Parizien si edhe nga mënyra e zgjuar përmes së cilës u jepet drejtim zgjedhjeve. Mirëpo kjo ndjesi është një rrezik që kërcënon dhe do t'i kërcënojë të gjitha vendet fqinje për vitet në vijim – Anglinë dhe Italinë po aq sa edhe Gjermaninë. Para 1914-s ajo i lejoi vetes të manipulohej si nga Anglia ashtu edhe nga Rusia, dhe do të ishte akoma një mjet i dobishëm në duart e një shtetari të huaj të aftë. Figura e Shovinit po ngrihet me ngadalë si imitim i Don Kishotit Spanjoll, qesharake në ekstrem, me të cilin që tani po tallet gjysma e botës. Është historia e heroit dikur guximtar dhe të veprave të lavdishme që sot është plakur, i cili – me pirgun më të madh në botë të arit pas shpine, i armatosur deri në dhëmbë, me trupin mbuluar me çdo lloj panciri [70], i rrethuar me shërbëtorë të armatosur – u thërret për ndihmë të gjithë miqve të tij të së djeshmes, përgjon duke u dridhur nga frika në dritaren e shtëpisë së tij të fortifikuar, dhe i ngjethet mishi vetëm prej pamjes së kujtdo fqinji të armatosur. Dhe ky është fundi i *la grande nation* [71]. Trashëgimtari i tij në hapësirën e Mesdheut dhe Afrikën Veriore ndoshta mund të jetë krijimi i Musolinit, nëse ai qëndron mjaftueshëm gjatë në pushtet për të arritur qëndrueshmërinë dhe forcën e duhur shpirtërore.

Askush sot nuk mund të thotë për ndonjërën prej këtyre fuqive nëse do të ekzistojë akoma në formën e tanishme deri nga mesi i shekullit. Anglia mund të jetë kufizuar në ishullin e saj dhe të ketë rënë në kthetrat e Amerikës. Japonia dhe Franca, që vetëm tani po e kuptojnë vlerën e një ushtrie të fortë, mund të kenë rënë në duart e diktatorëve Komunistë. Zhvillimet e ardhshme të Rusisë në disa këndvështrime as që mund të merren me mend. Mirëpo situata për momentin dominohet nga konflikti i interesave mes Anglisë dhe Rusisë në Lindje, dhe Anglisë dhe Amerikës në Perëndim. Në të dyja rastet është Anglia ajo që po tërhiqet – ekonomikisht, diplomatikisht, ushtarakisht, dhe moralisht – dhe të paktën një pjesë e pozitave të saj të humbura nuk do të mund të rifitohen dot as me luftë. A nënkupton kjo një zgjedhje të pashmangshme mes luftës dhe kapitullimit? Apo vendi në rënie nuk e ka më as mundësinë e

[70] sh.s. Më 1927 Franca zotëronte rezervën më të madhe të arit në botë, dhe më 1940 tankset më të mira në botë, ndërsa avionët gjuajtës britanikë (aleatë me të) ishin të njëjtit nivel me ata të Gjermanisë. Në kufirin me këtë të fundit Franca kishte edhe vijën mbrojtëse të superfortifikuar Mazhino, 720 kilometra, nga më të mëdhatë e kohërave, që mbeti në histori si sinonim i sigurisë së rreme.
[71] sh.s. *la grande nation* – frëngjisht – kombi i madh.

zgjedhjes? Shumica e Anglo-Saksoneve në të dy brigjet e Atlantikut besojnë se lidhja e gjakut dhe e traditës është aq e fortë sa ata nuk do të vihen kurrë përpara një zgjedhjeje të tillë. Mirëpo besimi se gjaku nuk bëhet ujë sikur nuk e kapërceu dhe aq mirë testin në rastin e Anglisë me Gjermaninë. Në racën njerëzore urrejtja mes vëllezërve ka qenë gjithmonë më e thellë sesa urrejtja për armikun. Është tipike për të që shpërthen papritur prej fillimesh të vogla dhe ngjitet deri në një pasion prej të cilit nuk ka më kthim pas.

E tillë është pra pamja e botës që rrethon Gjermaninë. Në një pozitë të tillë, një komb pa udhëheqës dhe pa armë, i varfëruar dhe i copëtuar, *nuk e ka të sigurtë as ekzistencën*. Kemi parë se si miliona u masakruan në Rusi dhe vdiqën prej urisë në Kinë, dhe për pjesën tjetër të botës ishte vetëm një lajm në gazetë që të nesërmen u harrua. E nëse diçka shumë herë më e frikshme do të ndodhte diku në Europën Perëndimore asnjë qenie njerëzore jashtë saj nuk do ta prishte gjumin. Janë kërcënime që na alarmojnë; fakte të kryera që duhet t'i pranojmë. Individët dhe kombet janë të vdekshëm – dhe mund të zhduken pa lënë gjurmë. Në situatën që jemi, ne Gjermanët deri më tani nuk kemi shkuar aspak përtej të bërtiturit për ideale partiake dhe grindjeve të zakonshme për përfitime profesionale dhe provinciale. *Mirëpo të qëndrosh jashtë politikës botërore nuk sjell asnjë mbrojtje nga pasojat e saj*. Në vitet kur Kolombi zbuloi Amerikën, dhe Vasko De Gama rrugën tregtare për në Indinë Lindore, kur bota Europiano-Perëndimore filloi të shtrinte fuqinë dhe pasuritë e saj mbi tërë globin, me kërkesë të tregtarëve Anglezë Steelyard-i [72] i Londrës u mbyll, dhe bashkë me të dhe anijet tregtare Gjermane u zhdukën nga oqeanet, sepse nuk e patën një flamur Gjerman që të valonte në direkët e tyre. Dhe kështu Gjermania u bë një vend aq i varfër sa nuk mund ta kishte një politikë ndërkombëtare. Iu desh t'i bënte luftrat e saj me para të huaj dhe në shërbim të asaj paraje, dhe luftoi për rripa të vegjël toke që i përkisnin dheut të saj, që një shtet vogëlan donte t'ia merrte një tjetri. Ngjarjet vendimtare në tokat e largëta as u vunë re dhe as u kuptuan. Politika ishte diçka kaq e përbuzur dhe kaq e parëndësishme sa vetëm njerëzit me karakter të pavlerë mund të merreshin me të. A do të jetë kështu përsëri, tani, në këto dekada vendimtare? A do ta lejojmë veten tonë ne ëndërrimtarët, entuziastët, grindavecët, të përpihemi nga ngjarjet, pa lënë pas asgjë që do t'i jepte ndonjë lloj madhështie fundit tonë historik? Hedhja e zareve për zotërimin e botës sapo ka filluar. Do të jenë lojtarët e fortë ata që do ta përfundojnë ndeshjen. A nuk do të jemi mes tyre edhe ne Gjermanët?

[72] sh.s. Steelyard-i, gjermanisht Stahlhof, në shekujt 15–16 ishte stacioni tregtar i Lidhjes Hansa në qendër të Londrës, në bregun verior të lumit Tamiz.

# III. REVOLUCIONI BOTËROR I BARDHË

## 10. ”Revolucioni nga poshtë”. Epoka e Grakëve në Romë

Kjo pra, është pamja e epokës së luftrave botërore, në fillim të së cilës e gjejmë veten. Mirëpo pas saj shfaqet elementi i dytë kësaj dallge të fuqishme, Revolucioni Botëror. Çfarë kërkon ai? Në çfarë përmblidhet? Cili është thelbi i kësaj fjale? Sot jemi aq larg kuptimit të përmbajtjes së saj të plotë, sa edhe në kapjen e rëndësisë historike të luftës së parë botërore që lamë pas. Ajo nuk është çështje e kërcënimit të ekzistencës ekonomike nga Bolshevizmi i Moskës, siç mendon gjysma jonë, as e "çlirimit" të klasës punëtore, siç mendon gjysma tjetër. Këto janë vetëm gjëra sipërfaqësore. Në radhë të parë, ky revolucion nuk është vetëm një kërcënim i afërt. Ne jemi në mes të tij, dhe jo qysh nga dje apo pardje, por prej më tepër se një shekulli. Ai kapërcen luftrat "horizontale" mes shteteve dhe kombeve nëpërmjet një "vertikaleje" mes klasave sunduese të kombeve të bardha dhe të tjerëve, ndërsa në sfond pjesa e dytë tejet më e rrezikshme e këtij revolucioni tashmë ka filluar – të bardhët në përgjithësi janë nën sulm nga masa e bashkuar e popullatës me ”ngjyrë” të botës, që ngadalë po bëhet e vetëdijshme për bashkësinë e saj.

Kjo luftë zhvillohet jo vetëm mes shtresave të njerëzimit, por edhe mes shtresave të jetës shpirtërore deri poshtë në nivelin e individëve. Pothuajse secili prej nesh e ka brenda vetes këtë kundërshti të mendimit dhe ndjenjës, edhe pa qenë i vetëdijshëm për të. Ja përse shumë pak arrijnë të shohin qartë se nga cila anë qëndrojnë. Mirëpo vetë ky fakt tregon domosdoshmërinë e brendshme të këtij vendimi, që shkon shumë përtej veprimtarisë dhe dëshirave personale të individit. Pak mund të përfitohet nga fjalëkyçet e nxjerra nga mënyra e mendimit që mbizotëron për momentin – të tilla si Bolshevizmi, Komunizmi, lufta e klasave, kapitalizmi, Socializmi – ku për secilin prej tyre përdoruesi beson se bart kuptimin e saktë të problemit thjesht sepse ai e ka të pamundur të shohë më thellë te faktet. E njëjta gjë ka ndodhur në të gjitha Kulturat e mëparshme në fazën ekuivalente, edhe kur dimë pak për hollësitë [73].

Mirëpo në rastin e Epokës Klasike dimë mjaftueshëm. Kulmi i lëvizjes revolucionare shtrihet në periudhën mes Grakëve dhe Sulës, por lufta kishte filluar që një shekull më parë me Flaminiusin [74], ligjin agrar të të cilit më 232 Polibiusi [75] me të drejtë e përshkruan si fillimin e demoralizimit të masave [76]. Ky zhvillim u ndërpre dhe u devijua vetëm përkohësisht nga lufta kundër Hanibalit, në fund të së cilës në ushtrinë e "qytetarëve" u regjistruan edhe skllevërit. Që

[73] sh.p. Osvald Shpengler, Rënia e Perëndimit, II, f. 419 e më tej, f. 451 e më tej.
[74] sh.s. Gaius Flaminius, 275–217 p.e.s., politikan udhëheqës në Romën e shekullit III p.e.s., i famshëm për ligjin e tij agrar më 232 p.e.s., dhe ndërtimin e Cirkut Flaminius.
[75] sh.s. Polibius 200–118 p.e.s., historian grek i periudhës Helenistike, i famshëm për veprën e tij Historitë, që përshkruan me detaje periudhën 264–146 p.e.s., atë të ngjitjes së Republikës Romake në statusin e fuqisë dominuese në Mesdhe.
[76] sh.p. Polibius, Historitë, II, f. 21.

nga koha e vrasjes së Grakëve dhe kundërshtarit të tyre të madh, Skipio Afrikanit të Riut, fuqia e traditës së lashtë Romake në ruajtjen e Shtetit u venit me shpejtësi [77]. Mariusi, një burrë i shtresave të ulëta, madje as me origjinë romake, krijoi të parën ushtri që bazohej, jo në mobilizim të përgjithshëm, por në rekrutimin e vullnetarëve të paguar të lidhur personalisht me të, dhe më tej me këtë ushtri filloi një sulm të pamëshirshëm dhe gjakësor mbi trungjet familjare të parisë së Romës [78]. Brezat e vjetër, të stërvitur për shekuj në shtetari dhe në atë ndjenjë përgjegjësie morale që i dha Romës vendin e saj si fuqi botërore, u shfarosën në shkallë të gjerë. Sertoriusi Romak [79] provoi të formonte një shtet rival në Spanjë me ndihmën e racave barbare të atjeshme, dhe Spartaku ngriti në rebelim skllevërit e Italisë për të zhdukur gjithçka që përfaqësonte Roma. Lufta kundër Jugurtës dhe Konspiracioni Katilinian nxorën në pah degradimin e vetë klasave sunduese, elementët e çrrënjosur të së cilës ishin kurdoherë të gatshëm të bënin pazar me armikun e kombit dhe turmën e Forumit për të mbështetur interesat e tyre të ndyra financiare. Salusti [80] pati plotësisht të drejtë – ndodhi për hir të parasë, për të cilën turma dhe spekulatorët e pasur qenë njësoj lakmitarë, që nderi dhe madhështia e Romës, raca dhe ideja e saj, u shembën në rrënim. Mirëpo kjo masë kozmopolitane që përmbyti qytetin nga të gjitha anët – njësoj si me ne sot – nuk ishte aspak e mobilizuar dhe e organizuar nga brenda për të luftuar për "të drejtën" e saj të vetëqeverisjes, për "çlirimin" e saj nga klasat sunduese, por nga jashtë, si mjet për qëllimet e politikanëve afaristë dhe revolucionarëve profesionistë. Nga këto qarqe u ngrit – si edhe sot – "diktatura nga poshtë", që është rezultati përfundimtar i pashmangshëm i anarkisë demokratiko-radikale. Polibiusi, me

---

[77] sh.s Vëllezërit Grakus, Skipio Afrikani i Riu. *Tiberius* dhe *Gaius Graccus* – Tribunë të krahut të plebenjve në Romën e fund-shekullit II p.e.s.. Në vitin 133 p.e.s. Tiberius Graku, nxiti një reformë agrare dhe nëpërmjet Tribunëve miratoi dhe zbatoi një ligj, pa i përfillur procedurat, që ua merrte tokat pronarëve të mëdhenj dhe ua jepte qytetarëve të varfër – arsye për të cilën dhe u vra nga senatorët kundërshtarë, njësoj si edhe Gaius Grakus 10 vite më vonë. *Skipio Afrikani i Riu*, 185–129 p.e.s. – gjeneral Romak i shquar në Luftën e Tretë Punike dhe atë Numantine. Në politikë ishte kundërshtar i reformave të udhëhequra nga Grakët.

[78] sh.s. Gaius Marius 157–86 p.e.s. – Gjeneral dhe politikan Romak i partisë *Populares* (Plebenjtë). Armatosi plebenjtë e Romës, duke detyruar Senatin të miratonte ligje emergjence në favor të tij. Duke u kujdesur personalisht (përtej detyrës) për trajtimin që mernin nga shteti veteranët e liruar, kultivoi te trupat e tij ushtarake besnikëri personale ndaj tij dhe jo më ndaj shtetit. Organizoi dy grushte shteti në Romë, dhe në të dytin një masakër të përgjakshme mbi Patricët dhe mbështetësit e Sulës, kur ky i fundit po luftonte me ushtrinë e tij në Greqi kundër Mitridatit të Pontusit. Sundimi i tij i shkurtër u përmbys nga ndërhyrja e Sulës me ushtrinë e tij. Në veprën e tij "Jeta e Mariusit" Plutarku shkruan se kthimi i Mariusit në pushtet ishte veçanërisht i dhunshëm dhe i përgjakshëm, duke thënë për konsullin se "zemërimi i shtohej ditë pas dite i etur për gjak dhe nuk ndaloi së vrari të gjithë ata te të cilët dyshonte për çfarëdolloj gjëje".

[79] sh.s. Kuintus Sertorius 123–72 p.e.s. – Gjeneral rebel, pretor Romak i provincës Hispania (në atë kohë Spanja e sotme jugore dhe lindore), u rebelua kundër republikës dhe luftoi përkrah tribusë së Lusitanianëve kundër ushtrive Romake të Sulës në Spanjën jugore dhe Afrikën veri-perëndimore.

[80] sh.s. Gaius Salust 86–35 p.e.s. – Historian Romak, mbështetës i Jul Çezarit.

përvojën e tij prej burri shteti dhe me syrin e tij të mprehtë për prirjet e ngjarjeve, e parashikoi këtë me saktësi tridhjetë vjet përpara Gaius Grakut.

"Dhe kështu kur ata fillojnë të digjen për pushtet që nuk mund ta arrijnë me forcat e veta dhe me cilësitë e tyre të mira, fillojne t'i tundojnë dhe korruptojnë njerëzit në çdo mënyrë të mundshme, duke shembur shtyllat e shoqërisë. Për rrjedhim kur me etjen e tyre të çmendur për famë krijojnë mes masave oreksin për dhurata dhe zakonin e të priturit për to, demokracia nga ana e saj bie dhe kthehet në ligj të forcës dhe dhunës. Sepse njerëzit, të mësuar të ushqehen në kurriz të të tjerëve, dhe që jetesa e tyre të varet nga prona e të tjerëve, sapo gjejnë një udhëheqës me iniciativë, por të përjashtuar nga nderimi me post për shkak të varfërisë, vendosin ligjin e dhunës; dhe tani duke bashkuar forcat masakrojnë, syrgjynosin, dhe plaçkisin, derisa degjenerojnë përsëri në të egjër të përkryer dhe gjejnë edhe njëherë një padron dhe një monark [81]."

"Dhe për këtë ndryshim (për keq) do të jetë përgjegjëse e tërë popullata, kur nga njëra anë mendojnë se ofendohen përballë disa njerëzve që duket se e kanë rrokur problemin, dhe kur nga ana tjetër fryhen nga lajkat e të tjerëve që aspirojnë për ofiqe. Sepse tani, të trazuar në tërbim dhe të shkundur prej pasioneve në të gjitha përfaqësitë e tyre, ata nuk do të pranojnë më t'i binden kastës sunduese apo edhe të jenë të barabartë me të, por do të kërkojnë pjesën e luanit për veten e tyre. Kur të ndodhë kjo shteti do ta ndërrojë emrin e tij në atë më të bukurin e mundshëm, liri dhe demokraci, por do ta ndryshojë natyrën e tij në më të keqin e mundshëm, sundim i turmës [82]."

Kjo diktaturë sot për racat e bardha nuk është vetëm kërcënim: ne jemi që tani aq plotësisht nën ndikimin e saj dhe për më tepër aq të zhytur dhe të sigurtë në normalitetin e saj sa nuk e vëmë re aspak. "Diktatura e Proletaritatit" – që do të thotë, e përfituesve prej saj, e zyrtarëve të sindikatave dhe partive të të gjitha prirjeve – është fakt i kryer, qoftë kur qeveria janë vetë ata, qoftë kur, falë ndrojtjes së "borgjezisë", dominohet prej tyre. Kjo ishte gjendja që Mariusi e synoi, por dështoi ta arrinte, si pasojë e mungesës së plotë të aftësive prej shtetari. Mirëpo ajo që i mungonte atij e kishte nipi i tij Çezari, dhe në masë të plotë. Ai i dha fund periudhës së tmerrshme të revolucionit përmes formës *së tij* të "diktaturës nga lart", që vendosi autoritetin e pakufizuar të një personaliteti superior në vend të anarkisë partizane. Ishte forma së cilës ai i dha emrin e vet për të gjitha kohërat. Vrasja e tij dhe pasojat e saj nuk mundën ta ndikonin aspak. Që nga sundimi i tij, lufta nuk u bë më për ar, apo për të kënaqur urrejtjen klasore, por vetëm për zotërimin e pushtetit absolut.

Me luftën mes "Kapitalizmit" dhe "Socializmit" kjo nuk ka asnjë lidhje. Në të kundërt, klasa e financierëve të mëdhenj dhe spekulatorëve, *equite*-të Romakë (term që nga koha e Momsenit është përkthyer krejt gabim si "kalorës") [83],

---

[81] sh.p. Polibius, Historitë, VI, f. 9
[82] sh.p. Polibius, Historitë, VI, f. 57
[83] sh.s. equite – Fillimisht fjala referonte kalorësinë, por me kalimin e kohës (pas luftës së dytë Punike) u kthye në një post vetëm administrativ. Të palidhur me betimin e të

patën gjithmonë mirëkuptim perfekt me popullatën dhe me organizatat e saj, që nga klubet votuese (*sodalicia* [84]) e deri te bandat e armatosura si ato të Milos dhe Klodiusit [85]. Ata siguronin paratë për zgjedhjet, rebelimet, dhe ryshfetet, dhe në shkëmbim Gaius Grakus u dorëzonte atyre provinca të tëra për shfrytëzim të pakufizuar nën mbrojtjen e Shtetit. Aty ata përhapën mjerim të paparë përmes grabitjes, fajdesë, dhe shitjes në skllavëri të qyteteve të tëra. Dhe për ta mbushur kupën, morën kontrollin e gjykatave dhe u bënë vetë gjykatës të krimeve të tyre duke shfajësuar njëri-tjetrin. Ata i premtonin diktatorit gjithçka, vetëm për ta rrëzuar atë dhe reformat e tij me qëllime të mira sapo të kishin siguruar përfitimet e veta. Kjo aleancë mes tregut të aksioneve dhe sindikatave ekziston edhe sot po njësoj si atëherë. Është pjesë e evolucionit natyral të periudhave të tilla, që ngrihet nga urrejtja e përbashkët për autoritetin e Shtetit dhe për udhëheqësit e ekonomisë prodhuese, dy pengesat e vetme në rrugën e parimit anarkist të bërjes së parave pa mund. Mariusi – një thjeshtak politik, si më të shumtët e udhëheqësve popullorë – dhe mbështetësit e tij Saturniusi dhe Cina, nuk mendonin aspak ndryshe nga Grakusi; prandaj edhe Sula [86], diktatori i krahut nacionalist, pas mësymjes mbi Romë organizoi një masakër të tmerrshme mes financierëve, nga e cila ata kurrë më nuk e morën veten si klasë. Pas Çezarit ata u zhdukën krejt nga

---

mosmarrurit me tregti – si Senatorët (Patricët) – ata abuzuan rëndë me postet e tyre dhe u bënë shpejt tregtarë, financierë dhe pronarë të mëdhenj, duke u kthyer në një klasë të re politike dhe ekonomike, përveç atyre ekzistuese të Optimatëve (Senatorëve patricë) dhe Populares (Plebenjve tribunë).

[84] sh.s. *Sodalicia* – latinisht – termi në fillim u referohej shoqërive dhe vëllazërive. Më tej, në Romën e shekullit I p.e.s., u ngritën si të tilla klube dhe shoqata politike me qëllim sigurimin e votive, dhe fraksione të tyre përfunduan si banda te armatosura. U nxorrën jashtë ligjit nga Jul Çezari.

[85] sh.p. Osvald Shpengler, Rënia e Perëndimit, II, f. 455 e më tej.

[86] sh.s. Lucius Kornelius Sula Feliks, 138–78 p.e.s. – Gjeneral dhe politikan Romak i partisë *Optimates* (Patricët). U shqua në luftën me Jugurtën, me Cimbrët dhe Teutonët, por mbi të gjitha me fitoren e Luftës së parë Mitridatike që zbrapsi rrezikun nga Mitridati i Pontusit, që në atë kohë kërcënonte me asgjësim Republikën Romake. Fitoi luftën civile të nisur nga Mariusi dhe i dha fund trazirave dhe rebelimeve. Pas fitores mbi Mariusin, ekzekutoi dhe shpalli jashtë ligjit kundërshtarët e krahut tjetër dhe në fillim të vitit 81 p.e.s. Senati e shpalli Diktator pa kufizim kohor. Ky ishte vërtet një post ekzistues në Romë, por i papërdorur prej pothuaj dyqind vitesh (herën e fundit në Luftën e Dytë Punike për gjashtë muaj) dhe vetëm në raste emergjencash dhe kohe të shkurtër. Kujtojmë se Republika Romake drejtohej nga dy konsuj që zgjidheshin çdo vit. Gjithsesi, në fund të po këtij viti Sula, besnik ndaj ndjenjave të tij tradicionaliste, dha dorëheqjen si Diktator, shpërndau legjionet, dhe e ktheu Romën në status politik si më parë. Konkuroi përsëri dhe u zgjodh Konsull bashkë me Metelius Pius (80–79 p.e.s.). U tërhoq plotësisht nga jeta publike, dhe vdiq në Puteoli (Napoli i sotëm) në vitin 78 p.e.s., sipas burimeve të kohës, nga një infeksion i ulçerës që kishte nga abuzimi me verën. Të njëjtat burime tregojnë se burri që urdhëroi vdekjen e mbi një mijë e pesëqind Romakëve, pothuajse të gjithë me pozitë të çdo lloji, ecte i vetëm rrugëve pa armë, pa truproja, më shpesh i dehur sesa jo. Funerali i Sulës u zhvillua në Romë me nderime madhështore. Trupi i tij u përcoll në turrën e druve mbi supet e veteranëve të tij të betejave. Epitafi mbi varrin e tij, shkruar nga vetë Sula, lexonte: "Asnjë mik që më ndihmoi, asnjë armik që më lëndoi, nuk lashë pa tejkaluar në hak."

historia si element *politik*. Ekzistenca e tyre si fuqi politike ishte e lidhur ngushtësisht me epokën e anarkisë së demokracisë partiake dhe nuk i mbijetoi dot asaj.

### 11. Rënia e Shoqërisë: jo ekonomike, por urbane

Ky revolucion që zgjat prej mëse një shekulli në thelb nuk ka të bëjë asgjë me ekonominë. Është një periudhë e gjatë shpërbërjeje në jetën e Kulturës si e tërë, e parë si trup i gjallë. Forma e brendshme e jetës shkërmoqet, dhe bashkë me të humb edhe fuqia për t'i dhënë asaj shprehje të jashtme përmes veprave krijuese të cilat të gjitha së bashku formojnë *historinë* e shteteve, besimeve, dhe arteve, pasi kjo fuqi është pjekur deri në kufijtë e skajshëm. Individi njerëzor me ekzistencën e tij private *ndjek* drejtimin e së tërës. Veprimet e tij, qëndrimi, qëllimi, mendimi dhe përvoja, formojnë në mënyrë të pashmangshme një element të këtij zhvillimi, sado i vogël qoftë ai. Nëse ai e ngatërron këtë me çështje thjesht ekonomike, kjo është që tani shenjë e një kalbëzimi që po ecën përpara gjithashtu edhe brenda tij, si kur ai e di dhe e ndjen këtë apo edhe jo. Vetëkuptohet se *format* ekonomike janë pjesë e civilizimit po aq sa edhe shtetet, besimet, idetë, dhe artet [87]. Mirëpo ajo që kuptohet zakonisht me ekonominë nuk janë format e jetës ekonomike që rriten dhe vdesin *pavarësisht vullnetit njerëzor*, por prodhimi material i veprimtarisë ekonomike, që në ditët e sotme thjesht barazohet me kuptimin e civilizimit dhe historisë, dhe rënia e të cilit shihet, në mënyrë materialiste dhe mekanikisht, si "shkaku" dhe përmbajtja e katastrofës botërore.

Skena e këtij revolucioni të jetës, themeli i tij, dhe njëkohësisht shprehja e tij, është Megalopoli që gjendet në ngritje në periudhën e Vonë të të gjitha Kulturave [88]. Në këtë botë prej guri dhe të ngurtë grumbullohen turma gjithnjë e më të mëdha të popullit fshatar të çrrënjosur nga toka, "masat" në kuptimin më të frikshëm, rërë njerëzore e paformë me të cilën mund të gatuhen vetëm figura artificiale dhe si të tilla jetëshkurtra: parti, organizime të modeluara në programe dhe ideale, por te të cilat është zhdukur ajo fuqi e pandashme e rritjes që u mbush me traditë nga zinxhiri i brezave, dhe që më shumë se kudo tjetër e shpreh veten në frytshmërinë e çdo jete – instinkti për vazhdimësinë e familjes dhe racës. Të pasurit e shumë fëmijëve, shenja kryesore e një race të shëndetshme, bëhet diçka e mërzitshme dhe absurde. Ky është mëkati më i rëndë i Megalopolitanëve, që në vetvete janë kthyer në atome, i atij egoizmi që nuk është aspak e kundërta e kolektivizmit të ditëve të sotme – mes të dyve nuk ka asnjë ndryshim; një pirg atomesh nuk është më i gjallë se një i vetëm – por e shtysës për të jetuar në gjakun e pasardhësve, në kujdesin krijues për të, në përjetësinë e emrit. Inteligjenca e ftohtë, nga ana tjetër, kjo bimë vetmitare, ky bar i keq i trotuarëve, shpërthen në masë të pabesueshme. Ajo nuk është më mençuria e thellë dhe nikoqire e familjeve të vjetra fshatare, që mbetet e tillë sa kohë qëndron edhe soji tek i cili mbështetet, por vetëm inteligjenca e

[87] sh.p. Osvald Shpengler, Rënia e Perëndimit, II, f. 472 e më tej.
[88] sh.p. Osvald Shpengler, Rënia e Perëndimit, II, f. 99 e më tej.

ditës, ajo e gazetave ditore, e letërsisë fluturake, e asambleve kombëtare, dhe e intelektit të pagjak kriticizmi i të cilit gërryen gjithçka që ka mbetur në këmbë nga e vërteta – domethënë që është rritur natyrshëm – Kultura.

Sepse Kultura është *lulëzim*. Sa më përsosshmërisht paraqitet një komb, aq më tepër tregon vulën dhe stilin e Kulturës së tij – dhe mes krijimeve më fisnike të një Kulture janë vetë kombet – aq më e pasur është gatishmëria e tij organike për status dhe rang, dhe aq më i vërtetë është respekti për distancën mes rangjeve, që nga fshatarësia e fortrrënjosur e deri tek patriciati urban. Këtu niveli i lartë i formës, traditës, stërvitjes, dhe zakoneve, superioriteti i lindur i familjeve sunduese, qarqeve, dhe personaliteteve, nënkuptojnë jetën, *destinin* e së tërës. Një *shoqëri* në këtë kuptim mbetet e paprekur nga vegimet dhe klasifikimet "racionale", ose ndryshe ka pushuar së ekzistuari. Mbi të gjitha, ajo *strukturohet sipas rangut dhe jo sipas "klasave ekonomike"*. Ajo që pasoi, materialistja, pikëpamja Angleze – lindi prej Racionalizmit dhe u rrit bashkë me të që nga Adam Smithi, dhe u formulua si një sistem i cekët dhe cinik nga Marksi pak a shumë një shekull më parë – nuk bëhet më e drejtë nga fakti se ka fituar në këtë moment, kur dominon tërësisht mendimin, vështrimin, dhe vullnetin e kombeve të bardha. Është një shenjë e *rënies* së shoqërisë dhe asgjë më tepër. Përpara se ky shekull të mbarojë njerëzit do të pyesin veten të çuditur se si ndodhi që një vlerësim i tillë i formave shoqërore dhe gradave bazuar në punëdhënës e punëmarrës – që do të thotë, bazuar në *shumën* e parave që individi zotëron apo që pretendon t'i zotërojë përmes fatit, të ardhurave, apo rrogës – u mor vërtet seriozisht. Sepse me këtë standard është vetëm shuma e parave ajo që vlen, jo pozicioni shoqëror në të cilin u arrit dhe u kthye në pronë të vërtetë. Është këndvështrimi i proletarëve dhe honxhobonxhove, që në thelb janë një dhe njësoj, i njëjti bar i keq i trotuarit metropolitan – që nga agjitatori zhurmëmadh deri tek spekulatori i aksioneve apo i përfitimeve partiake.

Mirëpo "shoqëri" nënkupton të pasurit Kulturë, të pasurit "formë" deri në detajet më të fundit të sjelljes dhe mendimit, një "kod" të ndërtuar prej disipline të gjatë mbi breza të tërë, një këndvështrim moral të rreptë për jetën që depërton tërësinë e ekzistencës me mijëra detyrime dhe lidhje të pathëna dhe rrallë të vetëdijshme, por që përmes tyre formon një njësi të gjallë nga të gjithë pjesëtarët e shoqërisë – shpesh në mënyrë të pavarur nga kufijtë kombëtarë, siç ishte rasti i fisnikërisë së Kryqëzatave dhe asaj të shekullit të tetëmbëdhjetë. Kjo është ajo që përcakton rangun; kjo është ajo që do të thotë t'i përkasësh një "shoqërie". Mes racave Gjermanike, pothuajse në mënyrë mistike, i thonë nder. Ky nder ishte një forcë që përshkonte jetët e brezave të tërë. Nderi personal ishte vetëm ndjenja e papërkufizuar e përgjegjësisë së individit për nderin shoqëror, nderin profesional, dhe atë kombëtar. Individi e ndante ekzistencën e tij me bashkësinë, dhe ekzistenca e të tjerëve ishte njëkohësisht dhe e veta. Çfarëdo që të bënte, përgjegjësia ndahej në të gjithë ata që vinin pas tij, dhe në ato ditë nuk ishte vetëm shpirti i një burri të vetëm që vdiste kur ai çnderohej, kur ndjenja e nderit të tij personal apo e familjes plagosej për vdekje, qoftë për faj të atij vetë, apo një të huaji. Gjithçka që e

quajmë *detyrë*, baza e të gjitha të drejtave të vërteta, lënda bazë e çdo lloj dinjiteti, zë fill nga nderi. Fshatarësia dhe çdo lloj mjeshtri zejtar, tregtari dhe oficeri, shërbyesi civil dhe princi trashëgimtar i vijës së hershme – të gjithë kanë nderin e tyre. Ata që nuk e kanë, ata që "nuk gjejnë kuptim" në ruajtjen e mirësjelljes *karshi* vetes po aq sa ndaj të tjerëve, janë "vulgarë". Kjo është e kundërta e fisnikërisë, sipas kodit të çdo shoqërie të vërtetë; dhe jo varfëria apo mungesa e parave, siç mendojnë qeniet ziliqare sot, kur instinkti për ndjenjë dhe jetë superiore ka humbur dhe sjelljet publike të të gjitha "klasave" dhe "partive" janë zhvlerësuar barazisht.

Shoqëria e vjetër aristokratike e Europës Perëndimore në fund të shekullit të tetëmbëdhjetë kishte arritur një nivel ekzistence dhe rafinimi të formës që nuk mund të tejkalohej më dhe i cili që në atë kohë po bëhej i brishtë dhe i sëmurë në disa aspekte. Në vitet 1840 mbi të u hodh në sulm borgjezia e suksesshme Anglo-Puritane, me ambicjen që të konkurronte me fisnikërinë në mënyrën e saj të jetesës dhe nëse do të ishte e mundur të shkrihej me të. Në këtë përthithje të rrymave të reja të jetës njerëzore mund të shihet se sa të forta qenë këto forma të rritura prej së hershmi. Plantatorët në Amerikën Jugore Spanjolle dhe Amerikën Veriore Angleze patën formuar prej kohësh një aristokraci të vërtetë sipas modelit të fisnikut Spanjoll dhe lordit Anglez. I dyti nga këto grupe u shfaros në Luftën Civile të 1861-shit dhe u zëvendësua nga honxhobonxhot e Nju Jorkut e Çikagos me të ardhura prej kapitaleve të tyre miliardëshe. Më vonë, që prej 1870-s e më tej, borgjezia e re Gjermane u përhap edhe në jetën e rreptë të oficerit Prusian dhe të klasës së zyrtarëve. Mirëpo ky është vetë thelbi i ekzistencës shoqërore: ai që ngrihet në rang bazuar në aftësinë e tij dhe forcën e brendshme duhet të disiplinohet dhe fisnikërohet nga kjo formë e rreptë dhe etika e saj e pakushtëzuar nëse më tej do ta përfaqësojë atë dhe do t'ua dorëzojë brezave të ardhshëm të bijve dhe nipave. Një shoqëri e gjallë e rinovon veten vazhdimisht me gjak të çmuar që derdhet në të nga poshtë dhe nga jashtë. Aftësia e formës jetësore për të marrë, rafinuar, dhe asimiliuar, pa qenë e pasigurtë gjatë proçesit, është test i forcës së saj. Mirëpo sapo kjo formë e jetës kthehet në çfarëdo përveçse qartësisht e vetëkuptueshme, apo edhe u kushton vëmendje kritikëve që kundërshtojnë ekzistencën e saj, atëherë asaj i ka ardhur fundi. Sepse atëherë mbetet në harresë domosdoshmëria e një strukture që i cakton çdo lloj personi dhe veprimtarie njerëzore vendin e saj në jetën e së tërës – kuptimi i pangjashmërisë thelbësore, i *pabarazisë* së pjesëve, që është identik me formimin organik. Pushohet së pasuri një vetëdije të qartë për rangun e vetes dhe harrohet bindja si sjellje normale, por në të njëjtën shkallë edhe rendet e ulëta harrojnë, *vetëm si pasojë e kësaj*, të binden dhe ta njohin këtë si të nevojshme dhe të justifikuar. Këtu, si përherë, revolucioni fillon nga lart, vetëm për t'i hapur rrugë së shpejti revoltave nga poshtë. Të drejtat "universale" u janë dhënë prej kohërave që nuk mbahen mend atyre që as u kishte shkuar mendja t'i kërkonin. Mirëpo shoqëria bazohet në pabarazinë e njerëzve. Ky është fakt i natyrës. Ka natyra të forta dhe të buta, natyra të lindura për të drejtuar ose për të mos drejtuar, krijuese dhe të patalentuara, natyra të respektueshme, përtace, ambicioze, ose pa gjak. Secila ka vendin e saj në

rendin e përgjithshëm të gjërave. Sa më domethënëse Kultura, aq më tepër ajo i ngjan strukturës së një kafshe fisnike apo trupi bimor, dhe aq më të mëdha janë dallimet mes elementëve të saj përbërës – *dallimet, dhe jo kontrastet, sepse këto i sjell vetëm arsyetimi*. Asnjë qehaja i mirë nuk do të ëndërronte barazi me fshatarët, ashtu si edhe çdo kryemjeshtër i zanatit do të kundërshtonte t'i lejonte punëtorët e pakualifikuar t'i drejtohen në terma barazie. Kjo është ndjesia *e natyrshme* në marrëdhëniet njerëzore. "Të drejtat e barabarta" janë kundër natyrës, janë tregues i largimit nga lloji i shoqërive në plakje, janë fillimi i rënies së tyre të pakthyeshme. Është veçse një idiotësi intelektuale të duash të zëvendësosh me diçka tjetër atë strukturë shoqërore që është rritur dhe është forcuar nga tradita ndër shekuj. Nuk ka asgjë tjetër që ta zëvendësojë Jetën. Pas Jetës është vetëm Vdekja.

Dhe në fund, ky është qëllimi. Nuk po kërkojmë të ndryshojmë apo të përmirësojmë, por të shkatërrojmë. Në çdo shoqëri elementët e degjeneruar zhyten vazhdimisht poshtë: familje të konsumuara, pjesëtarë të degraduar prej brezash race të mirë, dështime fizike e shpirtërore dhe inferiorë. Mjaft t'u hedhësh një vështrim të shpejtë fytyrave të mbledhjeve, të sallave publike, proçesioneve, dhe revoltave; në një mënyrë apo një tjetër ata janë të gjithë dështime, burra të cilët, në vend se të kenë instinkte të shëndetshme në trupat e tyre, kanë kokat të mbushura plot me konflikt dhe hakmarrje për jetët e tyre të çuara dëm, dhe gojët si organin e tyre më të rëndësishëm. Është llumi i qyteteve të mëdha, turma e vërtetë, bota e krimit në çdo kuptim, të cilët kudo formojnë kundërshtinë ndaj botës së lartë e fisnike dhe bashkohen në urrejtje të përbashkët ndaj saj: Bohemia letrare dhe politike, fisnikëria e rënë (Katilina dhe Filip Barazia, Duka i Orleanit [89]), akademikët lundërthyer, aventurierët dhe spekulatorët, kriminelët dhe prostitutat, të hallakaturit, dhe të metët, të përzier me pak entuziastë patetikë të ndonjë ideali abstrakt. Dëshira e squllët për hakmarrje për fatin e keq që u paska prishur jetët, mungesa e çdo instinkti të nderit dhe detyrës, dhe etja e pakufi për para pa punuar dhe të drejta pa përgjegjësitë që vijnë bashkë me to, ja çfarë i bën bashkë ata. Pikërisht prej këtij mjedisi të turbullt ngrihen të gjithë heronjtë e momentit të lëvizjeve popullore dhe partive Radikale. Këtu fjala "Liri" merr kuptimin e përgjakshëm që ka patur në të gjitha epokat e rënies. Ajo që do të thotë është: çlirim nga të gjitha detyrimet e civilizimit, nga çdo lloj forme dhe zakoni, nga të gjithë njerëzit mënyrën e jetesës së të cilëve ata në tërbimin e tyre të shurdhër e ndjejnë se është superiore. Varfëria e duruar me qetësi dhe krenari, përmbushja e heshtur e detyrës, vetëpërmbajtja për hir të detyrës apo bindjes, madhështia në qëndresë ndaj fatit, besnikëria, nderi, përgjegjësia, arritjet: të

[89] sh.s. Luigj Filip dë Orlean), 1747–1793, kushëri i afërt i mbretit, princ i linjës trashëgimtare, i pari pas familjes mbretërore, dhe një nga njerëzit më të pasur të Francës. U bashkua me revolucionin dhe në vitin 1972 ndërroi emrin në Philippe Égalité (Barazia). Votoi pro ekzekutimit të mbretit Luigj XVI. U ekzekutua në gijotinë gjatë Terrorit të Nëntorit 1973. Pas revolucionit të Qershorit 1830 i biri i tij Luigj Filip dë Orlean u bë mbret i Francës. Sipas emrit të tij lëvizja Orleaniste në Francë favorizoi monarkinë kushtetuese.

gjitha këto janë fshikullim i vazhdueshëm ndaj të "Poshtëruarve dhe Ofenduarve".

Sepse, le ta themi edhe njëherë, e kundërta e *fisnikut* nuk është i varfri, por *vulgari*. Mendimi dhe ndjenja e prishur e kësaj bote kriminale *i përdor* masat e çrrënjosura të qyteteve të mëdha që kanë humbur besimin në instinktet e tyre, me qëllim që të arrijë qëllimet e veta dhe të kënaqë dëshirat e saj për hakmarrje dhe shkatërrim. Ja përse turma e pashpresë injektohet me kaq këmbëngulje përmes fjalës së folur dhe të shkruar për "vetëdije klasore" dhe "urrejtje klasore"; dhe përse klasat drejtuese – të "pasurit" dhe të "fuqishmit" – paraqiten, në përpjesëtim të zhdrejtë me rëndësinë e tyre të vërtetë, si kriminelë dhe shfrytëzues, derisa më në fund akuzuesit vetëofrohen si shpëtimtarë dhe udhëheqës. Të gjitha "të drejtat e popullit", diskutimi i të cilave nisi nga lart, prej ndërgjegjeve të sëmura dhe mendimit të shfrenuar Racionalist, tani kërkohen si gjë e natyrshme nga poshtë prej "Të Patrashëguarve" [90], dhe kurrë për popullin; sepse ato gjithmonë u janë dhënë atyre që nuk menduan kurrë t'i kërkonin dhe nuk dinë se çfarë të bëjnë me to. Dhe as që dëshirohet ta dinë, sepse këto "të drejta" nuk u patën ndërmend për "popullin", por për fundërrinat e vetëemëruara "përfaqësues të popullit"; dhe prej tyre formohet një bllok Radikal, zanati i të cilit është lufta kundër forcave formuese të Kulturës dhe vendosja e masave nën mbikëqyrje me anë të votimeve, lirisë së shtypit, dhe terrorizmit.

Dhe kështu lind Nihilizmi, urrejtja e humnershme proletare ndaj formës së lartë të çdo lloji, ndaj kulturës si thelb i saj, ndaj shoqërisë si përkrahëse dhe prodhim historik i saj. Që dikush të *ketë* "formë", ta zotërojë atë mjeshtërisht, të ndihet mirë me të, ndërkohë që njeriu i zakonshëm ndihet i penguar prej saj dhe i pamundur të lëvizë lirisht nën të; ai takt, ajo shije, ajo ndjenjë për traditë, qenkan gjëra që u përkasin qenieve lartësisht të kultivuara nga trashëgimia; që paska rrethe në të cilat ndjenja e detyrës dhe vetëpërmbajtja nuk janë absurde, por bëjnë dallimin: e gjithë kjo e mbush Nihilistin me një tërbim të shurdhër që në kohërat e hershme u zvarrit qosheve dhe aty shkumëzoi në buzët e Tersitit [91], por që tani është përhapur gjerësisht ndër kombet e bardha si këndvështrim aktual për jetën. Sepse vetë Epoka është bërë vulgare, dhe shumica e njerëzve as që ia kanë idenë se deri në çfarë shkalle janë ndotur edhe ata vetë. Sjelljet e këqia të parlamenteve, prirja e përgjithshme për t'u përfshirë në çfarëdolloj ujdie biznesi të errët sa kohë që premton të sjellë para pa punuar, xhazi dhe kërcimet afrikane si shkarkim shpirtëror për të gjitha rrethet e shoqërisë, gra të trukuara si prostituta, përpjekjet e shkrimtarëve për të fituar popullaritet duke u tallur në romanet dhe shfaqjet e tyre me

[90] sh.s. Të Patrashëguarit (The Disinherited) – novelë proletare nga Xhek Konroi, publikuar në vitin 1933. Megjithëse e nisur në fillim nga autori si punë jo-artistike, u kthye në të tillë me kërkesën e redaktorëve për më tepër masivitet.
[91] sh.s. Tersiti – personazh i Iliadës, përfaqësues i rangjeve të ulëta, përshkruar jo në cilësinë e luftëtarit (nuk shquhej aspak), por të vulgarit, të shëmtuarit, disfatistit dhe llafazanit me kundërshtimet e tij ndaj Agamemnonit. Referuar edhe më tej në letersinë botërore.

korrektesën e njerëzve të mirëformuar, si edhe shija e keqe e shfaqur nga vetë fisnikëria dhe familjet e vjetra princërore në flakjen tej të çdo lloj kontrolli shoqëror dhe zakoni të nderuar në kohë: të gjitha këto provojnë se tani është turma vulgare ajo që vendos tonin.

Mirëpo ndërkohë që gjysma e botës nënqesh me zakonet e hershme dhe format e mirëkultivuara, sepse nuk i sheh më ato si të domosdoshme në thelb dhe nuk dyshon se kjo është një çështje e llojit "të jesh, a të mos jesh", gjysma tjetër po çliron nga zinxhirët urrejtjen që digjet për shkatërrim, zilinë ndaj gjithçkaje që nuk është e disponueshme për të gjithë, që qëndron lart dhe duhet vënë poshtë. Jo vetëm tradita dhe zakonet, por çdo lloj rafinimi – bukuria, hiri, shija në veshje, sjellja fisnike e natyrshme, eleganca në të folur, vetëkontrolli i gjesteve, edukimi dhe vetëdisiplinimi – e irritojnë shpirtin vulgar derisa gjaku i vlon. Një fytyrë e formuar me finesë, një hap i lehtë dhe i hijshëm i një këmbe elegante mbi trotuar, janë kundër demokracisë. Zgjedhja e *otium cum dignitate* [92] në vend të ndeshjeve të boksit dhe garave gjashtë-ditore, shijimi i arteve të larta dhe poezisë, qoftë edhe gëzimi i një kopshti të mirëmbajtur me lule dhe fruta të rralla janë gjëra që duhen djegur, shtypur, dhe bërë hi. Kultura, për shkak të superioritetit të saj, është *armiku*. Krijimet e saj nuk mund të kuptohen apo përvetësohen së brendshmi; dhe duke mos qenë të disponueshme për të gjithë, ato duhet të shfarosen.

E tillë është prirja e Nihilizmit. Nuk i shkoi askujt ndër mend t'i edukonte masat në nivelin e kulturës së vërtetë – ky do të ishte telash i madh, dhe me gjasë për këtë na mungojnë edhe disa postulate. Përkundrazi, struktura e shoqërisë duhet të rrafshohet në nivelin e standardit të popullatës. Duhet të mbretërojë barazia e përgjithshme, gjithçka do të jetë barazisht vulgare. E njëjta mënyrë për të bërë paratë, dhe e njëjta mënyrë për t'i prishur ato: *panem et circenses* – asgjë më tepër nuk dëshirohet, asgjë më tepër nuk do të kuptohej. Superioriteti, sjellja, shija, dhe çdo lloj rangu i brendshëm janë krime. Idetë kombëtare, ato të besimit dhe etike, martesa për hir të fëmijëve, familja, autoriteti i Shtetit: të gjitha këto janë të dala mode dhe reaksionare. Synimin na e tregon tabloja e rrugëve të Moskës, por le të mos kujtojë askush se është shpirti i Moskës ai që ka triumfuar këtu. Shtëpia e Bolshevizmës është Europa Perëndimore, dhe e tillë ka qenë që kur botëkuptimi materialist Anglez, që dominonte qarqet ku Volteri dhe Rusoi silleshin si nxënës kokëulur, gjeti shprehje efektive në Kontinent me Jakobinizmin. Demokracia e shekullit të nëntëmbëdhjetë pothuajse e arriti Bolshevizmin: i mungoi vetëm kurajoja për përfundimet logjike të tij. Është vetëm një hap nga Bastija dhe gijotina që kërkonte barazi deri te idealet dhe luftimet e rrugëve të 1848-s, viti i Manifestit Komunist, dhe vetëm një hap i dytë që aty te rënia e Carizmit Perëndimor. Bolshevizmi nuk na kërcënon, ai na sundon. Ideja e tij është barazimi i popullit me turmën, liria e tij është të zgjidhet nga Kultura dhe nga shoqëria e saj.

[92] sh.s. *otium cum dignitate* (Latinisht) – rikrijim, kohë e lirë – e kaluar me dinjitet.

## 12. Prona, Luksi, Pasuria

Është edhe një gjë tjetër që i përket detyrimisht një Kulture të pjekur. Ajo është *prona*, vetëm mendimi i së cilës shkakton shpërthime delirante zilie dhe urrejtjeje nga mendje-vulgarët. Pronë, që do të thotë, në kuptim origjinal: zotërim i hershëm dhe i paluajtshëm, i trashëguar nga gjyshërit apo i fituar me vite të gjata pune të rëndë dhe të devotshme nga pronari, i gëzuar dhe i shtuar nga bijtë dhe nipat e tij. Pasuria nuk është thjesht sfond i superioritetit, por, mbi të gjitha, *rezultat* dhe *shprehje* e tij, është funksion jo vetëm i mënyrës me të cilën u fitua, por edhe i aftësisë për ta formuar dhe përdorur atë si një element të mirëfilltë kultural. Le ta themi njëherë e mirë troç, qoftë kjo një shuplakë në fytyrën e vulgaritetit të epokës: prona nuk është ves, por *dhunti*, dhe dhunti e tillë që pak njerëz e kanë. Sepse ajo gjithashtu është prodhim i një stërvitjeje të vazhdueshme përgjatë brezave që kanë bërë dallimin; ngadonjëherë gjendet edhe në familje që e kanë çarë vetë rrugën e tyre lart – me vetëedukim të bazuar mbi një karakter racial të fortë dhe të guximshëm, por praktikisht asnjëherë vetëm nga talenti original, pa parakushtin e një mjedisi edukativ dhe shembulli nga e kaluara. Çështja nuk është se *sa* ka dikush, por se *çfarë* ka dhe mënyra me të cilën e ka. Vetëm sasia si qëllim në vetvete është vulgare. Dikush mund ta ketë, ose dëshiron ta ketë, pronën si mjet për fuqi – ky është nënshtrimi i suksesit ekonomik ndaj qëllimeve politike dhe ripohon përvojën e lashtë se paraja i përket udhëheqjes së luftës dhe Shtetit. Ky ishte koncepti i Çezarit kur pushtoi dhe plaçkiti Galinë, dhe ai i Sesil Rodesit [93] kur mori në dorë të tij minierat e Afrikës së Jugut për të themeluar aty një perandori ashtu si ia donte zemra. Asnjë komb i varfër nuk mund të ketë suksese politike të mëdha, dhe sa kohë që e sheh varfërinë si virtyt, dhe pasurinë si mëkat, nuk meriton asnjërën. Ky ishte kuptimi thelbësor, edhe pse vetëm gjysmë i vetëdijshëm, i ekspeditave Gjermanike në det dhe në tokë, ku me plaçkën e mbledhur ndërtoheshin anije dhe rekrutoheshin ndjekës. Ky tip vullneti-për-pushtet mban vulën e bujarisë. Është e kundërta e zilisë dhe koprracisë dhe njëkohësisht po aq larg dorëshpuarjes së honxhobonxhove apo dashurisë grarishte për fqinjin. Por kjo është jashtë çështjes. Po flas për zotërim prone për aq sa ai nënkupton traditën e një Kulture. Ai nënkupton superioritet të brendshëm, dhe bën dallimin nga klasa të tëra të popullit. Nuk kërkohet shumë: një ngastër e vogël e mirëkujdesur, një mjeshtëri me vlerë e praktikuar me reputacion, një kopsht i vogël që dëshmon për kultivim nga duar të dashura, shtëpia borë e bardhë e një minatori, pak libra apo riprodhime arti klasik. Çështja është se të gjitha këto objekte duhet të shndërrohen në botë *personale*, duhet të mbajnë vulën e personalitetit të pronarit. Zotërimet e vërteta janë shpirt, dhe vetëm përmes atij shpirti edhe Kulturë. T'i vlerësosh ato nga vlera e tyre në para, sido që ta shohësh, është ose moskuptim, ose përdhosje. T'i copëtosh ato pas vdekjes së pronarit është një lloj vrasjeje. Ky ishte koncepti Gjermanik për trashëgiminë: një njësi moralisht e pashpërbëshme, e përshkuar nga shpirti i pronarit që e pati administruar, dhe

[93] sh.s. Cecil Rodes, 1853–1902, manjat britanik i minierave, dhe kryeministër i Kolonisë së Kepit (Afrika e Jugut) 1890–1896. Themeloi koloninë e Rodezisë (Zimbabve dhe Zambia e sotme).

jo një shumë e ndashme. Por kush e kupton këtë? Kush ka sot sy dhe ndjenjë për atë dallim të brendshëm, pothuajse metafizik, mes pronës dhe parasë [94]? Zotërime të vërteta janë ato me të cilat dikush është i lidhur për së brendshmi, siç është luftëtari Gjermanik me armët që i merr me vete në varr si pronë të tij, fermeri me fermën në të cilën punuan gjyshërit e tij, tregtari i llojit të vjetër me firmën që mban emrin e familjes së tij, mjeshtri i vërtetë me punishten dhe zanatin e tij; diçka vlerat e së cilës nuk mund të shprehen dot me fjalë por vetëm me një lidhje të ngushtë, ku këputja do të thotë vdekje. Ja përse "prona" e vërtetë në kuptimin më të thellë është gjithmonë e paluajtshme. Ajo qepet pas pronarit. Ajo *përbëhet* nga gjëra në të cilat nuk mundet thjesht të *investohet* [95] për "pasuri", që është diçka e përcaktueshme vetëm në terma sasiorë dhe në të vërtetë nuk ka shtëpi. Prandaj edhe familjet që çajnë rrugën e tyre lart, kërkojnë një rezidencë familjare si formën bazë të një prone të vërtetë, ndërsa ato që janë në zbritje të shkallës përpiqen ta kthejnë atë në para. Dhe këtu qëndron një nga dallimet mes Kulturës dhe Civilizimit.

Mirëpo "paraja" është vetëm abstraksion [96], ndijim i pastër i vlerave në gjuhën e tregut, që mund të matet vetëm matematikisht me një monedhë apo një tjetër. E vetmja magjepsje e saj qëndron në faktin që dikush mund ta bëjë atë brenda natës – qoftë në bixhoz, me grabitje, apo me pazare politike dhe spekullime me vlera që nuk janë të tij – apo mund ta humbë atë përsëri nga njëri moment në tjetrin. Në këtë pikë proletarët dhe honxhobonxhot janë në dakordësi, dhe këtu gjithashtu kemi një lidhje të brendshme mes Bolshevizmit dhe Amerikanizmit. Paranë që arrin ta shtijë në dorë politikani Radikal apo spekulatori, ai ngulmon ta *vërë në dukje*. Pallatet e Jakobinëve të shpejt-pasuruar, të financierëve dinakë që filluan si taksambledhës [97] mbi fermerët e Francës së shekullit të tetëmbëdhjetë, dhe ato të milionerëve Amerikanë, e rrëfejnë vetë historinë; dhe po njësoj qe në Romën e lashtë, ku shfaqja e pasurimit të madh e të shpejtë ndolli satirën e Marsialit, Juvenalit dhe Petroniusit [98]. Sigurisht që gjithçka që shpenzohet nga të tillë pronarë bëhet vetëm për vete, edhe kur "themelojnë" diçka, kur "japin" pa hesap, apo kur përkrahin ndokënd: për ata më kryesori është *spektatori*. Duhet ta marrë vesh e gjithë bota, ndryshe ç'vlerë ka? Atyre u shijon shpenzimi si shpenzim. U pëlqen të luajnë Mecenasin, sepse kanë dëgjuar se kështu "bëhet", por nuk shkojnë dot më larg se ajo që në Mynih i thonë *Wurzen*, një padron snob, kopje e Romakut Trimalkio [99].

---

[94] sh.p. Osvald Shpengler, Rënia e Perëndimit, II, f. 480 e më tej.
[95] sh.p. Osvald Shpengler, Shkrime Politike, f. 138 e më tej, f. 269.
[96] sh.p. Osvald Shpengler, Rënia e Perëndimit, II, f. 481 e më tej.
[97] sh.s. u shquan për korrupsion ekstrem dhe shpejt u kthyen në një shtresë të urryer për popullatën.
[98] sh.s. Marcial, Juvenal, Petronius. Marciali – poet i Romës antike, 40–100. Juvenali – poet Romak, aktiv në fundin e shekullit të parë dhe fillimin e të dytit. Petronius – shkrimtar Romak, 27–66, i pranishëm në oborrin e perandorit Nero.
[99] sh.s. Mecenas, Wurzen, Trimalkio. Gaius Mecenas – aleat, mik dhe këshilltar politik i Oktavianit, 68 p.e.s.–8 p.e.s. Wurzen – fjalë zhargon Gjermanisht, përshkruan dikë që merr ç'të mundet. Trimalkio – personazh i Satirikon, novelë satirike nga Petronius,

Ata i mbushin shtëpitë me sende që e kanë të pamundur t'i çmojnë; vetëm çmimi ka rëndësi. Tregtarët e artit nga i pari tek i fundit majmen në kurriz të tyre sot njësoj si në kohën e Çezarit [100]. Gjithsesi "shpërdorimet" dhe shthurjet më të pakuptimta nuk gjenden në shtëpitë qytetase të patricëve të vjetër apo në zotërimet e familjeve të vjetra fshatare, por në tavernat e errëta, aty ku pihen dhe luhen bixhoz rrogat e partive dhe fitimet e ndyra. Mirëpo xhelozia ndaj superioritetit kultural i torturon të gjithë njerëzit mendje-vulgarë, sepse u mungon kultura, tradita e shijimit që di se si të nxjerrë shumë nga pak, dhe nuk mund ta blejnë atë me para. Kjo duhet thënë e rithënë, dhe veçanërisht në këto ditë kur revolucionarët "nacionalistë" tërbohen si murgjër lypsarë për varfëri dhe mjerim universal – në dakordësi vëllazërore me Marksistët, që e deklarojnë zotërimin e çdo lloj pasurie si kriminale dhe imorale dhe luftojnë gjithçka që ka këtë lloj superioriteti në çështje të kulturës së lartë dhe cilindo që i kapërcen të tjerët në aftësinë për ta fituar, mbajtur, dhe për ta përdorur denjësisht pronën, dhe e gjitha kjo nga zilia për një aftësi të tillë, që vetë atyre u mungon krejtësisht. *Kultura e lartë është e lidhur pandashmërisht me luksin dhe pasurinë*. Luksi, ky mjedis krejt natyral i gjërave të kulturës që i përkasin shpirtërisht personalitetit të një individi, është parakusht i të gjitha periudhave krijuese. Lindja e një arti të madh, për shembull, nuk është e mundur në kohën e tanishme sepse *jeta* e vërtetë artistike u shua bashkë me shekullin e kaluar. Në atë kohë shtëpia e saj ishte "shoqëria", aty ku takoheshin me njëri-tjetrin njohësit dhe krijuesit e veprave të mëdha, dhe jo mes tregtarëve të artit, kritikëve, dhe snobëve, "popullit" apo "publikut". Dhe pasuria, e mbledhur në duar të pakta, dhe ndër klasat sunduese, është mes të tjerash baza për stërvitjen e brezave të mendjeve drejtuese përmes shembullit të një mjedisi lartësisht të zhvilluar, pa të cilin nuk mund të ketë jetë të shëndetshme ekonomike dhe as zhvillim të talentit politik. Një shkencëtar mund të jetë vetë i varfër, por në një komb lypsarësh nuk do të ketë detyra të mëdha për t'i pjekur dhuntitë e tij; shpeshherë, me të vërtetë, ai nuk është as i vetëdijshëm që i ka ato. Është e njëjta gjë me aftësinë e shtetarëve dhe artistëve. Ja përse Gjermanët kanë qenë që prej 1648-s një popull teoricienësh, poetësh, dhe muzikantësh larg botës, sepse vetëm këta mund të lulëzojnë pa para. Ata i ngatërronin, madje i ngatërrojnë edhe sot, vegimet romantike me politikën aktuale, sepse askush nuk paguan çmim për vegimet – përveç suksesit. Mirëpo pasuria është koncept relativ. Të ishe jo i "kapur mirë" në Anglinë e 1770-s përkonte me të qenit shumë i pasur në Prusi. Po njësoj dhe me varfërinë: fisnikëria Prusiane në lulëzimin e saj ishte e varfër, prandaj dhe në krahasim me Anglinë e varfër edhe në cilësi shtetarie; sepse këto, me ndonjë përjashtim të rrallë, kultivohen vetëm në jetën e botës së madhe; mirëpo edhe pse e varfër, ajo nuk *e ndjente* se jetonte në varfëri [101]. Mungesa e një prone apo e

---

shkruar gjatë sundimit të Neronit. Personazhi kryesor është një ish-skllav arrogant i pasuruar shumë me mënyra që për shumicën do të kishin qenë të papëlqyeshme.

[100] sh.p. Friedländer, *Römische Sittengeschichte*, 1920, III, f. 97-117.

[101] sh.a. as edhe, sigurisht, varfëria si përparësi – siç duhet t'ua thuash e rithuash disa njerëzve. Lavdërimi me zulmë i varfërisë është saktësisht po aq i dyshimtë sa edhe

të ardhurave të konsiderueshme nuk do të thotë patjetër fatkeqësi dhe mjerim, po aq sa edhe pasja e tyre nuk nënkupton automatikisht lumturi në kuptimin e zakonshëm. Fatkeqësia nuk qëndron te vetë fakti, por të tillë atë e bën syri i keq mbi të, përjetimi i ndryshimeve si *kontraste*, dhe xhelozia. Që dikush të ndihet fatkeq duhet që më parë ai të katandiset ta neverisë vendin e tij modest, dhe kjo ka qenë gjithmonë në interes të demagogut. Në Nyrenbergun e Dyrerit, le të themi, njeriu i thjeshtë e shijonte pa zili shkëlqimin e shtresave të larta. Diçka nga ky shkëlqim i qytetit të tij pasqyrohej mbi atë vetë; ai ishte i vetëdijshëm se prej atij shkëlqimi varej rrjedha e jetës së tij dhe ishte i sigurt se kurrë nuk do të ndihej i lumtur askund tjetër. Janë pikërisht punëtorët dhe zejtarët, me arsyetimin e tyre të paedukuar, ata që janë të vetëdijshëm se prona në radhë të parë do të thotë përgjegjësi, kujdes, dhe punë. Mirëpo që prej shekullit të tetëmbëdhjetë, kur filloi të mbizotërojë këndvështrimi Racionalist për jetën, historinë, dhe destinin njerëzor, zilia – që është krejt e huaj për natyrën e mirë të punëtorëve të zellshëm – *u kultivua* sistematikisht nga bota kriminale dhe politikanët demokratikë së bashku me shkrimtarët e momentit si Rusoi, që me të tilla mjete fitonin para apo kënaqnin ndjesitë e tyre të errëta. Lakmia për pronën e të tjerëve – që e quajnë "mall i vjedhur", pavarësisht punës dhe aftësisë së derdhur në të – u zhvillua si botëkuptim dhe prodhoi politikën përkatëse nga poshtë.

Dhe vetëm atëherë revolucioni shoqëror filloi të marrë prirje ekonomike që gjeti shprehje në teoritë e agjitatorëve, dhe kjo prirje përqëndrohej jo tek organizimi dhe qëllimet e sistemit ekonomik, por në vlerën monetare të investimeve dhe prodhimeve të tij. *Kontrastet* mes të pasurve dhe të varfërve u krijuan me qëllim për të nisur luftën mes tyre. Ideja ishte se "gjithçka" e gjindshme që mund të kthehet në para duhet të ndahet apo të mbahet nga masa; ajo që nuk mund të shtihet në dorë, duhet të shkatërrohet në mënyrë që të tjerët të mos vazhdojnë ta kenë. Nga kjo mënyrë ndjenje dhe mendimi, dhe jo nga rendet e ulëta të shoqërisë, por nga zëdhënësit e vetëemërurar të tyre, u ngrit gjithçka që në Epokën Klasike u quajt shpërndarje e barabartë e të mirave materiale, ndërsa sot quhet luftë klasash dhe Socializëm. Është lufta nga poshtë dhe nga lart shoqërisë, dhe luftohet ndërmjet udhëheqësve të kombeve dhe atyre të botës kriminale për të cilët klasat punonjëse janë vetëm objekte dhe mjete për qëllimet e tyre personale. Shoqëria në plakje ngre vetëm një mbrojtje të mekur; por armiqtë e saj të përjetshëm vazhdojnë sulmin pa mëshirë, derisa Çezarizmi në ngritje i diktaturës proletare u jep fund prirjeve Grakiane dhe Katiliniane.

### 13. Lufta e Klasave fillon më 1770

Dhe kështu kemi përftuar parakushtet mbi të cilat do të vëmë në pah shtrirjen e plotë, qëllimet, kohëzgjatjen, dhe rezultatin logjik të revolucionit "të bardhë". Askush deri më sot nuk ka provuar ta bëjë këtë; dhe me të vërtetë tentativa do

---

urrejtja për pasurinë; është një mantel për fshehjen e zemërimit të dikujt për paaftësinë e vet për t'i dhënë fund asaj.

të kishte qenë e pamundur derisa pasojat e luftës së parë botërore na sollën në këtë kufi të dekadave vendimtare. Skepticizmi (*Skepsis*), e para kërkesë për botëkuptim historik, për historinë që sheh përmes vetes – njësoj si përbuzja për njerëzimin është kërkesë thelbësore për njohjen e thellë të tij – nuk është nga ato që arrihet që në fillim.

Ky revolucion *nuk* nis me Socializmin materialist të shekullit të nëntëmbëdhjetë, dhe aq më pak me Bolshevizmin e 1917-s. Ai ka qenë "në vazhdimësi" (le të huazojmë një nga frazat e tij në qarkullim) që prej gjysmës së shekullit të tetëmbëdhjetë. Në atë kohë kriticizmi Racionalist, i quajtur me krenari filozofia e Iluminizmit [102], filloi ta drejtonte vëmendjen e tij nga sistemet teologjike të Krishtërimit dhe botës së filozofisë tradicionale të dijetarëve – që nuk ishin asgjë më tepër sesa teologji pa vullnetin për sistem – drejt atyre të fakteve të aktualitetit, Shtetit, shoqërisë, dhe në fund drejt formave të zhvilluara të ekonomisë. Ai filloi duke i zhveshur konceptet e kombit, të së drejtës, dhe qeverisjes nga përmbajtja e tyre historike, dhe duke e interpretuar ndryshimin mes pasurisë dhe varfërisë krejt materialisht si kontrast *moral*, tek i cili agjitatorët më tepër ngulën këmbë në vend që ta besonin ndershmërisht. *Në këtë pikë u shfaq "Ekonomia Politike"*, një shkencë materialiste – themeluar rreth 1770 nga Adam Smithi në bashkëpunim me Hartlin, Pristlin, Mendevilin dhe Benthemin [103] – që pati kryeneçësinë t'i konsideronte njerëzit vetëm si shtojca të situatës ekonomike [104] dhe ta "shpjegonte" historinë nën dritën e çmimeve, të tregjeve, dhe mallrave. Asaj ia kemi borxh konceptimin e punës, jo si përmbushje e jetës dhe mjeshtëri, por vetëm si mall me të cilin punëtori bën tregti [105]. Injorohet e gjithë historia e pasioneve formuese dhe karaktereve krijuese të personaliteteve dhe racave të forta – vullneti, i përqëndruar në komandim dhe qeverisje, në pushtet dhe trofe; shtysa e zjarrtë për shpikje, urrejtja, hakmarrja, krenaria në forcë dhe sukses personal; dhe po njësoj, nga ana tjetër, xhelozia, përtacia, emocionet helmuese të inferiorit. Dhe pastaj nuk mbetet asgjë përveç "ligjeve" të parasë dhe çmimeve, që gjejnë shprehje në statistika dhe grafikë.

Po në atë kohë filloi vetëfshikullimi i shoqërisë së kalbëzuar dhe tejet të stërholluar, që duartrokiste edhe satirat mbi absurditetet e veta. Admiruesit e *Dasmës së Figaros* nga Zoti "dë" Bjumarkis, luajtur në Keshtjellën Zhënvilie pavarësisht vetos mbretërore përpara fisnikërisë së oborrit që shqyheshin gazit si të marrë; të romaneve të Zotit "dë" Volter [106], të gëlltitura prej qarqeve më

---

[102] sh.p. Osvald Shpengler, Rënia e Perëndimit, II, f. 305.
[103] sh.s. Adam Smith, Hartli, Pristli, Mendevil, Benthem – Korifenj të mendimit filozofik, politik, ekonomik, dhe botëkuptimit teologjik të Anglisë së shekujve shtatëmbëdhjetë deri nëntëmbëdhjetë.
[104] sh.p. Osvald Shpengler, Rënia e Perëndimit, II, f. 469.
[105] sh.p. Osvald Shpengler, Shkrime Politike, f. 79 e më tej.
[106] sh.a. Jo vetëm këta mashtrues letrarë që rridhnin nga *petite bourgeoisie* (borgjezi e vogël - sh.s.), respektivisht bij të orëbërësit Karon dhe oficerit të taksave Aruet, por edhe "dë" Robespierri, në kohën e Konventës Kombëtare e imitonte në mënyrë të tillë

të larta nga Londra deri në Peterburg; të vizatimeve të Hogartit, *Udhëtimeve të Guliverit*, *Banditëve* dhe *Intrigë dhe Dashuri* të Shilerit (të vetmet vepra me frymëzim që ekzistojnë në letërsinë revolucionare) – qenë gjithçka përveçse publik i klasave të ulëta [107]. Sa për atë që u shkruajt nga vetë intelektualët e shoqërisë së lartë, *Letrat* e Lordit Çesterfild, *Maksimat* e Lë Roshfokaldit, dhe *Sistemi i Natyrës* i Baronit D'Holbah, qenë të gjitha tepër mjeshtërore në stil, gjë që i bënte të pakuptueshme jashtë këtij rrethi – dhe duhet të kemi parasysh se në atë kohë shkrimi dhe këndimi ishin larg të qenit universalë edhe mes klasave të mesme.

Nga ana e tyre demagogët profesionistë, që nuk patën mësuar asgjë më tepër sesa të shkruarit e fjalimeve apo pamfleteve, qenë shumë më të zot për të parë vlerën e këtyre punëve si burim fjalëkyçesh të klasit të parë me të cilat mund të trazonin masat. Në Angli trazirat filluan më 1762 me rastin e Uilkis, që u dënua sepse ofendoi Qeverinë në shtyp, dhe për këtë u zgjodh e u rizgjodh në Dhomën e Ulët. Nëpër mbledhjet dhe trazirat sistematike thirrja e luftës ishte: "Uilkis dhe Liri", duke u rebeluar për lirinë e shtypit, të drejtën e përgjithshme të votës, madje edhe për republikë. Në atë periudhë Marati pati shkruar, në Angli dhe për Anglezët, *Vargonjtë e Skllavërisë* (1774). Revolta e kolonive Amerikane më 1776 dhe shpallja aty e të drejtave universale të njeriut dhe Republikës, pemët e tyre të lirisë dhe shoqatat, në të vërtetë ishin rezultat i lëvizjeve të Anglisë së atyre viteve [108]. Që prej 1779-s e lart aty u ngritën klube dhe shoqëri sekrete që u përhapën në të gjithë vendin dhe synonin revolucionin, të cilat, me në krye Foksin dhe Sheridanin [109] u dërgonin komplimente, letra dhe këshilla Konventës dhe Jakobinëve që prej 1790-s. Po të mos kishte qenë plutokracia mbretërore Angleze shumë herë më e fuqishme se oborri burracak i Versajës, revolucioni do të kishte shpërthyer më parë në Londër se në Paris [110]. Klubet Pariziene, në veçanti Të Moderuarit dhe Jakobinët, nuk qenë asgjë më tepër sesa kopje të atyre Angleze në programet e tyre, në organizimin e degëve në tërë Francën, si dhe në format e agjitacionit; kurse ato Angleze në shkëmbim e përkthyen fjalën "*citoyen*", formën Franceze të të drejtuarit mes anëtarëve, në "citizen" dhe në të

---

fisnikërinë. Ata donin të dukeshin se i përkisnin asaj shoqërie të cilën po e shkatërronin: një veçori karakteristike e gjithë revolucionarëve të këtij lloji.

[107] sh.a. Njësoj edhe me dramat dhe novelat Socialiste që u shkruan në vitet 80 (shek. 19), si edhe ato të shkruara nga Bolshevikët pas 1918-s, për të cilat në çdo kryeqytet të Europës Perëndimore paguajnë për t'i parë dhe lexuar pikërisht ata që po sulmohen.

[108] sh.a. Monarkistët – dmth Amerikanët jo në favor të Republikës – në këtë kohë emigruan në Kanada pak a shumë me vullnetin e tyre të lirë.

[109] sh.s. Foks dhe Sheridan. Charles James Fox, 1749–1806, politikan anglez i partisë Uig, rival i Uilliam Pit të Riut. Richard Brinsley Sheridan, 1751–1816, dramaturg, poet dhe politikan irlandez, i partisë politike Uig.

[110] sh.a. Nuk erdhi deri në këtë pikë në Gjermani sepse aty nuk kishte një kryeqytet të vërtetë me arsenalin e tij të agjitatorëve, mercenarëve të letrave, dhe kriminelëve profesionistë. Ama ideologjitë ishin aty. Mjafton vetëm të kujtojmë Georg Forsterin dhe të tjerët, që në Mainz dhe më vonë në Paris u shfaqën si Jakobinë dhe vdiqën për pikëpamjet e tyre. Më 1793 klubet politike sipas modelit Anglo-Francez u desh të ndaloheshin me urdhër perandorak.

sapokrijuarën "citizeness" [111], dhe më tej përvetësuan edhe frazën "Liri, Barazi, Vëllazëri", dhe përcaktimin e mbretërve si "tiranë". Që atëherë, dhe madje deri në kohën tonë, kjo mbetet forma e përgatitjes që merr revolucioni. Në ato ditë u ngrit dhe kërkesa "universale" për lirinë e shtypit dhe atë të mitingjeve publike *si mjete për te* kërkesa kryesore e Liberalizmit politik, dëshira për të qenë i çliruar nga kufizimet etike të Kulturës së vjetër. E megjithatë kjo kërkesë gjithçka mund të ishte përveçse universale; e tillë ajo u quajt vetëm nga disa demagogë dhe shkrimtarë që nxirrnin jetesën me të dhe kërkonin që me anë të kësaj lirie të çonin përpara qëllimet e tyre private. Mirëpo dhe vetë shoqëria e vjetër, e mbërthyer sic ishte prej manisë së *esprit-it*, klasat "e edukuara" që përkojnë me filistinët e shekullit të nëntëmbëdhjetë – domethënë pikërisht *viktimat* e kësaj lirie – e lartësuan atë në një ideal që qëndronte përtej çdo kriticizmi të sfondit të tij. Sot, kur qëndrojmë përballë shpresave të shekullit të tetëmbëdhjetë dhe rezultateve të të njëzetit, mund të na lejohet ta diskutojmë këtë. Liri nga çfarë, për çfarë? Kush e financoi shtypin dhe propagandën? Kush përfitoi? Këto liri e kanë treguar fytyrën e tyre të vërtetë kudo: mjet që e përdor Nihilizmi për të rrafshuar shoqërinë, dhe bota e krimit për të injektuar masat e qyteteve të mëdha me atë opinion të posaçëm – nuk ka asnjë të vetin – që premton rezultatin më të mirë për qëllimet e saj [112]. Ja përse këto liri, njëra prej të cilave është ajo e të drejtës së përgjithshme të votës, frenohen, shtypen, dhe përmbysen krejt, sapo e kanë bërë punën e tyre dhe u kanë dhënë fuqinë në duar atyre që i përdorën. Kështu ndodhi në Francën Jakobine të 1793-shit, në Rusinë Bolshevike dhe në Republikën Gjermane të sindikatave të 1918-s. Kur janë mbyllur më shumë gazeta, më 1820 apo 1920? Liria gjithmonë ka qenë liria e atyre që duan ta marrin pushtetin, dhe jo ta dorëzojnë.

Ky Liberalizëm aktiv zhvillohet logjikisht nga Jakobinizmi te Bolshevizmi. Ata nuk janë në kundërshti mendimi dhe vullneti, por janë forma e Hershme dhe ajo e Vonë, fillimi dhe fundi, i një lëvizjeje të vetme. Ajo filloi rreth 1770-s me prirjet sentimentale "social-politike": struktura e shoqërisë sipas klasës dhe rangut duhej shkatërruar; dhe do të kishte një "Kthim te Natyra", tek uniformiteti i kopesë. Vendin e klasës do ta zinte ajo që s'kishte klas: paraja dhe inteligjenca, zyra e llogarive dhe karrigia e lektorit, aritmetikanët dhe sekretarët; në vend të një ekzistence të formuar në bazë rregullash, një jetë pa formë, pa maniera, pa detyrime, dhe pa nder. Vetëm rreth 1840-s kjo prirje "social-politike" u bë "ekonomiko-politike". Kokat e turkut nuk janë më aristokratët, por pronarët, që nga fshatari e deri tek sipërmarrësi. Dishepujve të lëvizjes u premtohen, jo të drejta të barabarta, por privilegji i të papronëve; jo liri për të gjithë, por diktaturë e proletariatit të qytetit, e "punonjësve". Mirëpo ky nuk është ndryshim në botëkuptim – që ishte, dhe akoma është, materialist dhe utilitarist – por vetëm ndryshim në metodat revolucionare. Demagogët profesionistë tani mobilizojnë një tjetër pjesë të popullatës për luftën e klasave.

---

[111] sh.s. Citoyen, Citizen – respektivisht në frëngjisht dhe anglisht – qytetar. Citizeness – anglisht – qytetari.
[112] sh.p. Askush nuk bërtet për lirinë e shtypit përveç atij që ka ndër mend ta keqpërdorë - Gëte.

Në fillim, rreth 1770-s, ata iu afruan me ngurrim fshatarëve dhe zejtarëve, si në Angli ashtu edhe në Francë. *Cahier*-et [113] e qyteteve të vogla dhe deputetët e 1789-s, që mendoheshin të përfaqësonin "Hallet e Kombit", përbëheshin nga manipulatorë profesionistë [114] që nuk u kuptuan aspak nga pjesa më e madhe e elektoratit. Këto klasa ishin të rrënjosura shumë thellë në traditë për të qenë të gatshme pa kushte si vegla dhe armë. Pa turmën e periferive lindore – grushtet e kryeqytetit, gjithmonë të gatshme – Mbretërimi i Terrorit në Paris do të kishte qenë i pamundur. Nuk është e vërtetë se problemi ishte i llojit të domosdoshmërive *ekonomike*. Tarifat dhe taksat ishin të drejta *sovrane* [115]. E drejta e përgjithshme e votës kishte për qëllim goditjen e *strukturës së shoqërisë*. Prej këndej erdhi dhe dështimi i Konventës: fshatarësia dhe zejtarët nuk ishin ndjekës të besueshëm për demagogët profesionistë. Ata zotëronin një ndjesi të lindur për nderin personal dhe atë shoqëror. Kishin shumë instinkt dhe shumë pak inteligjencë qyteti. Ishin punëtorë të zellshëm dhe diçka kishin mësuar; për më tepër ata donin t'ua linin bijve fermën apo punishten. Asnjë efekt afatgjatë nuk mund të arrihej mbi ta përmes programeve dhe fjalëkyçeve.

Vetëm rreth 1840-s demagogjia e pamfleteve dhe platformave të Europës Perëndimore [116], zhvillimi i së cilës pati ecur në linja uniforme, gjeti një medium më të mirë për qëllimet e saj te masat e çrrënjosura të njerëzve që qenë mbledhur rreth zonës qymyrmbajtëse të Europës Veriore [117] – tipi i punëtorit industrial. Është koha ta kemi të qartë në mendje një fakt i cili është mbuluar tërësisht nga mjegulla e luftrave të politikanëve partiakë: ajo që çoi në ngritjen e Socializmit nuk ishte "stresi ekonomik" i "proletariatit" që e solli "kapitalizmi", por agjitacioni profesionist që krijoi një këndvështrim "të qartë" për gjërat, njësoj siç pati paraqitur një pamje të gënjeshtërt dëshpërimi të klasës fshatare përpara 1789-s [118] – pikërisht sepse shpresonte të tërhiqte pas vetes ndjekës që besonin me gjithë zemër. Dhe klasat e mesme të paedukuara apo gjysmë të edukuara e besuan këtë mashtrim dhe vazhdojnë ta besojnë edhe sot. Që prej 1848-s fjala "punonjës" është mbuluar me lavdi, pa e peshuar kuptimin dhe

---

[113] sh.s. *Cahiers de doléance* (regjistër ankesash në Frëngjisht) ishin regjistra me ankesa dhe propozime nga të treja shtresat e popullatës – Fisnikëria, Kleri dhe Shtresa e Tretë – që u mblodhën nën kujdesin e Luigjit XVI në muajt e parë të vitit 1789 për t'u paraqitur para Asamblesë së Përgjithshme (Estates General), kjo e fundit krijuar nga mbreti me dekret të veçantë në Gusht 1788. Në këtë proçes u përfshinë me mijëra qytetarë francezë dhe u prodhuan diku rreth 40,000 raporte të tilla. Cahier-ë u quajtën personat që bënë mbledhjen dhe paraqitjen e materialeve.

[114] sh.p. Adalbert Wahl, *Studien zur Vorgeschichte der französischen Revolution*, f. 24.

[115] sh.s. Asambleja Kombëtare, në mbledhjen e saj të parë (1789) i shpalli të gjitha taksat si të vendosura ilegalisht, por *i votoi ato njësoj* siç ishin në mënyrë të përkohshme. Më tej mbreti nuk pati më autoritet mbi tarifat dhe taksat.

[116] sh.a. Udhëheqësit e saj të famshëm i përkisnin nga i pari tek i fundit klasës borgjeze. Ouen, Furie, Engels ishin sipërmarrës; Marks dhe Lasal "akademikë"; Dantoni dhe Robespierri kishin qenë avokatë, Marati doktor. Kusuri ishin njerëz të letrave dhe gazetarë. Nuk kishte as edhe një punëtor të vetëm mes tyre.

[117] sh.p. Osvald Shpengler, Shkrime Politike, f. 331 e më tej.

[118] sh.a. Metoda u braktis sapo u pa se nuk jepte rezultatin e pritur. Në realitet, në kohën e Luigjit XVI fshatari jetonte më mirë në Francë se kudo tjetër në Europë.

kufijtë e përdorimit te saj. Dhe "klasa punëtore", që nuk ekziston në strukturën e asnjë kombi [119] – sepse ç'lidhje kanë me njëri-tjetrin minatorët, marinarët, çirakët e rrobaqepësve, metalurgët, kamerirerët, nëpunësit e bankave, bujqit dhe pastruesit ? – kthehet në realitet *politik*, në *parti* sulmuese, që i ka ndarë të gjitha kombet "e bardha" në dy ushtri, ku njëra duhet të ushqejë, dhe të japë gjakun e saj për një grusht agjentësh partiakë, agjitatorësh demagogë, shkrimtarë gazetash, dhe "përfaqësuesish të popullit", që ndjekin qëllimet e tyre private. Ky është qëllimi për të cilin ekziston ajo. Kontrasti mes Kapitalizmit dhe Socializmit – fjalë të cilat literatura është përpjekur më kot t'i shpjegojë, sepse fjalëkyçet nuk janë bërë për t'u shpjeguar – nuk është nxjerrë nga asnjë lloj realiteti, por është një sfidë krejt e sajuar. Këto terma i futi Marksi në industrinë inxhinerike Angleze, nuk i nxorri ato prej saj; edhe sikur të ishte kështu ai do të mund ta bënte këtë vetëm duke injoruar ekzistencën e të gjithë njerëzve të punësuar në bujqësi, tregti, komunikim, dhe administrim. Kjo pamje e kohës kishte kaq pak lidhje me realitetin e botës dhe banorëve të saj sa madje, në teori, Jugu u bë i pavarur nga Veriu: vija ndarëse shtrihej diku mes Lionit dhe Milanos. Në Jugun Latin, ku jetohet me pak dhe punohet pak, ku nuk kishte qymyr dhe si rrjedhim as industrializim, ku mendimi dhe ndjenja janë racialisht të ndryshme, u zhvilluan prirje anarkiste dhe sindikaliste tabloja e të cilave ishte shpërbërja e sistemeve të mëdha kombëtare në grupe të vogla të pavaruara dhe pa sistem, tufa Beduinësh tepër të zëna në të mosbëri asgjë. Mirëpo në Veri, aty ku dimrat e ashpër do të thonin më shumë punë dhe e bënin këtë punë jo vetëm të mundur por edhe thelbësore, dhe ku që prej kohërave që nuk mbahen mend është luftuar kundër urisë dhe të ftohtit bashkë, prej vullnetit-për-pushtet Gjermanik, dhe shtysës së tij për organizim në shkallë të gjerë, u ngritën sisteme të Komunizmit autoritarist që synonin diktaturën e proletariatit mbi mbarë botën. Në shekullin e nëntëmbëdhjetë fushat qymyrmbajtëse të këtyre tokave veriore patën tërhequr dhe mbledhur një numër njerëzish dhe pasurie kombëtare të një madhësie të paparë deri atëherë. Dhe, vetëm për këtë, demagogjisë nga brenda e nga jashtë kufijve të tyre iu dha një impuls krejt tjetër. Pagat *e larta* të punëtorëve të fabrikave Angleze, Gjermane, dhe Amerikane triumfuan mbi ato të ulëta të punëtorëve-bujq në Jug, pikërisht sepse ato ishin gjithkça përveçse "rroga të urituris h", dhe ishte vetëm ky superoritet "kapitalist" i mjeteve partiake ai që i dha Marksizmit triumfin mbi teoritë e Prudonit dhe Furiesë. Fshatarësia për ta tashmë kishte pushuar së ekzistuari. Kishte pak vlerë si *armë* në luftën e klasave, jo vetëm se nuk ishte e gatshme në trotuar në çdo moment që kërkohej, por edhe sepse traditat e saj të pronës dhe punës ishin kundër pikëpamjeve të teorisë. Si e tillë u injorua nga fjalëkyçet e programit Komunist. Borgjez dhe proletar – vetëm kaq duhet të shohësh, dhe sa më e thjeshtë të jetë, aq më pak vihet re sa shumë është lënë jashtë kësaj skeme.

Çdo demagogji e formon programin në përputhje me atë pjesë të popullatës të cilën shpreson ta mobilizojë për qëllimet e veta. Në Romë, prej Flaminusit deri te Gaius Graku, qenë fermerët fshatarë Italianë ata që kërkonin tokë për ta

[119] sh.p. Osvald Shpengler, Rënia e Perëndimit, II, f. 479.

punuar. Prej këndej edhe ndarja e zonës Galike poshtë lumit Po nga i pari, si dhe kërkesa për ndarjen e *ager publicus* [120] nga i dyti. Mirëpo Graku u mposht sepse fshatarët, që erdhën masivisht në Romë për të votuar, duhet të shkonin përsëri në shtëpi për të korrat. Pas kësaj përvoje demagogjisë së tipit të Cinës dhe Katilinës iu desh të mbështetej te skllevërit dhe, mbi të gjitha, në vend të mercenarëve të zellshëm (si demagogjia e qyteteve Greke nga koha e Kleonit) mbi popullatën e pakualifikuar me origjinë të përzier që sillej vërdallë rrugëve të Romës dhe kërkonte të ushqehej dhe të zbavitej: *panem et circenses*. Dhe duke qenë se gjatë shekullit që pasoi këto masa mund të fitoheshin vetëm me shpenzime gjithnjë e më të mëdha, ato u rritën, edhe pas Çezarit, në madhësi të tillë që i ktheu ato në rrezik të vërtetë për Qeverinë e perandorisë së botës. Sa më i ulët tipi i ndjekësve të tillë, aq më i përdorshëm është. Për këtë arsye Bolshevizmi, kurdoherë pas Komunës së Parisit të 1871-shit, ka bërë shumë më pak përpjekje për të ndikuar punëtorin e kualifikuar, të zellshmin dhe të maturin, sesa llumin dembel të qyteteve që është i gatshëm në çdo çast për plaçkitje dhe vrasje. Për këtë arsye gjithashtu, partitë sindikaliste qeverisëse në Gjermani, që prej 1918-s e deri në vitet e kulmit të papunësisë, kanë qenë të kujdesshme për të mos lejuar asnjë dallim ligjor mes të papunëve dhe dembelëve. Në atë kohë, kur u jepej ndihmë të supozuarve të papunë, kishte mungesë të madhe punëtorësh, sidomos në bujqësi, dhe askush nuk u përpoq ta ndreqte një gjë të tillë. Mijëra përdorën fondet e sigurimeve shëndetësore për t'i bërë bisht punës. Papunësia në fazat e saj të hershme u përkrah ngrohtësisht nga Marksizmi. Koncepti "proletar" e përjashton çdo lloj gëzimi në punë. Punëtori që e njeh mjeshtërinë dhe është krenar për arritjet e tij nuk e ka kualifikimin për proletarianizëm. Ai është pengesë për lëvizjen revolucionare. Ai duhet të proletarizohet dhe demoralizohet përpara se të jetë i vlefshëm për të. Ky është Bolshevizmi i vërtetë me të cilin ky Revolucion do të arrijë kulmin e tij, por në asnjë mënyrë fundin.

Është karakteristikë e mënyrës sipërfaqësore me të cilën mendon e tërë bota "e bardhë" që ky Bolshevizëm shihet si krijim Rus, që kërcënon të pushtojë Europën. Në fakt, ai lindi në Europën Perëndimore, dhe në të vërtetë lindi prej domosdoshmërisë logjike si faza e fundit e demokracisë liberale të 1770-s dhe si triumfi i fundit i Racionalizmit politik – që do të thotë, i synimit kryeneç për të kontrolluar historinë e gjallë me sisteme letrash dhe ideale. Shpërthimi i parë i saj në shkallë të gjerë, pas konflikteve të Qershorit te 1848-s, ishte Komuna e Parisit e 1871-shit, që pothuajse ia doli të shtijë në dorë të gjithë Francën [121]. Atë e ndaloi vetëm ushtria – ajo dhe politika Gjermane që i dha ushtrisë mbështetje morale. Pikërisht atëherë, dhe jo në Rusinë e 1917-s, në kushtet e një kryeqyteti të rrethuar lindën këshillat e punëtorëve dhe ushtarëve të cilat Marksi (ky lolo në çështjet praktike) përherë më tej i lavdëroi si forma të mundshme të një qeverisjeje Komuniste. Atëherë u kryen vrasjet masive të kundërshtarëve që i kushtuan Francës më shumë jetë se sa e gjithë lufta e saj

[120] sh.s. *ager publicus* – latinisht – tokë publike, term që kryesisht i referohej tokave të shpronësuara të armiqve të Romës.
[121] sh.a. Rebelimi shpërtheu gjithashtu edhe në Lion, Marsejë, Tuluzë, Lë Kreso, Narbonë – të gjitha këto, në mënyrë kuptimplotë, në Jug.

kundër Gjermanisë. Atëherë ishte llumi dembel i qyteteve në pushtet, dhe jo klasa punëtore: dezertorë, kriminelë e dhunues, njerëz të letrave dhe gazetarë, me midis tyre, si gjithmonë, shumë të huaj: Polakë, Jahudinj, Italianë, madje edhe Gjermanë. Mirëpo ajo ishte një formë specifike Franceze e Revolucionit. Marksi nuk u zu në gojë, por vetëm Prudoni, Furieja, dhe Jakobinët e 1792-shit. Një aleancë e ngushtë e qyteteve të mëdha (domethënë, e klasave të tyre më të ulëta) duhej të përmbyste dhe sundonte tërë fshatrat dhe qytetet provinciale – nocion ky tipik i anarkisë Latine. Diçka e ngjashme qe provuar më 1411 nga kasapi Kabosh [122] me popullatën Pariziane të organizuar si milici, dhe e njëjta ide u kopjua besnikërisht në Peterburg më 1917-n, vetëm se me një tjetër popullatë "Perëndimore" dhe me të njëjtat fjalëkyçe. Ana "Aziatike" e këtij revolucioni Rus, gjithsesi, që pak u duk në atë kohë dhe akoma nuk ia ka dalë me sukses t'i kapërcejë format Komuniste Perëndimore të sundimit Soviet, e gjeti shprehjen e saj të parë në rebelimin e Pugaçevit (1772-75), që zuri tërë rajonin e Vollgës së Sipërme dhe për njëfarë kohe edhe Moskën, duke vënë në rrezik vetë Carizmin. Fshatarësia besimtaro-fanatike [123], që përfshinte tribu të tëra Kozakësh, vrau çdo përfaqësues të Rusisë Petrine në stil Europian që i zuri dora – oficerë, zyrtarë, dhe, mbi të gjithë, aristokracinë e re. Ata do t'i kishin trajtuar në të njëjtën mënyrë përfaqësuesit e burokracisë Sovietike, dhe pasardhësit e tyre do ta bënin këtë me qejf sot – dhe ndoshta do ta bëjnë vërtet nesër. Urrejtja ndaj këtij lloji të huaj qeverisjeje, përballë së cilës Moska e këtyre ditëve është gjithnjë dhe më pak e aftë për t'u mbrojtur, është shumë e vjetër; ajo shtrihet pas deri në rebelimin e "Strelitz"-ve [124] kundër Pjetrit të Madh. Demokratët dhe Socialistët e Perëndimit nuk mund ta vlerësojnë këtë ndjesi kaq të huaj për mënyrën e tyre të të menduarit. Ajo nxjerr në pah kontrastin mes Bolshevizmës së vërtetë që po vlon nga poshtë në të gjitha kombet "e bardha" dhe ka prodhuar pikërisht këta demokratë dhe Socialistë, dhe asaj formës tjetër, urrejtjes që po grumbullohet në të gjitha popullatat *me ngjyrë* të botës kundër gjithë civilizimit të bardhë, përfshirë edhe rrymat revolucionare brenda tij bashkë me gjithçka tjeter.

Dhe cili është sot qëndrimi i "shoqërisë" në Civilizimin Europiano-Perëndimor që nga 1770-a, dhe në veçanti nga 1848-a, përballë *faktit* të këtij revolucioni nga poshtë, që ka mbërritur prej kohësh në fazën e përçmimit dhe talljes së fillimeve të tij Liberale dhe lëshimeve të fituara, të tilla si liria e shtypit, e sindikatave, ajo e grumbullimit, dhe në fund e drejta e përgjithshme e votës – pasi i ka shfrytëzuar ato plotësisht deri në kufijtë më të skajshëm të shpërbërjes? "Shoqëri" këtu po quajmë ato që sot përgjithësisht quhen "shtresa të mesme" në Angli dhe "borgjezi" në Kontinent – fshatarët, si zakonisht,

[122] sh.s. Simon Lecoustellier, i njohur si Simon Caboche, me profesion kasap, udhëhoqi një kryengritje të përgjakshme katër mujore në Parisin e vitit 1413, në të cilën u masakruan fisnikët Armanjakë dhe ndjekësit e tyre.
[123] sh.p. "Ishte vullneti i Zotit që Rusia të ndëshkohej nga unë, vegla e Tij e përulur", tha Pugaçevi kur u nxorr përpara gjykatësve.
[124] sh.s. Strelitz - trupë elitare e krijuar nga Ivani i Tmerrshëm në shekullin e gjashtëmbëdhjetë, e llojit të gardës pretoriane, që u shtyp dhe u shpërbë nga Pjetri i Madh pas kryengritjes ndaj tij më 1698.

injorohen [125]. Është një kapitull turpi që i shpalos veten historianit të së ardhmes. Shoqëria, e ndërtuar siç qe, mbi faktet bazë njerëzore të qeverisjes, gradës, dhe pronës, e priti sulmin Nihilist mbi to me nënshtrim, "mirëkuptim", miratim, dhe përkrahje. Kjo vetëvrasje intelektuale ishte moda e zakonshme e shekullit të fundit.

Duhet thënë dhe duhet përsëritur se kjo shoqëri e kohës sonë, në të cilën po ndodh kalimi nga Kultura në Civilizim, është *e sëmurë*, e sëmurë në instinktet e saj dhe si rrjedhim edhe në mendje. Ajo nuk mbrohet dot. Gjen kënaqësi në vetëposhtërim dhe vetështhurje. Që prej mesit të shekullit të tetëmbëdhjetë ajo është ndarë gjithnjë dhe më shumë në qarqe *Liberale* dhe *Konservatore* – me këto të fundit që përfaqësojnë vetëm një kundërshti të mbledhur në vetëmbrojtje të dëshpëruar kundër të parëve. Nga njëra anë qëndron një numër i vogël njerëzish të cilët, duke zotëruar instinkt të vërtetë politik, e shohin se çfarë po ndodh e se për ku jemi nisur dhe përpiqen ta ndalin, ta moderojnë, apo ta devijojnë, sipas rrethanave; njerëz të llojit që formonin rrethin e Skipios në Romë (dhe që frymëzuan veprën historike të Polibiusit), e po ashtu Burke, Pit, Uellington, dhe Dizraeli në Angli, Meterniku, Hegeli, dhe Bismarku në Gjermani, dhe Tokevili në Francë. Ata u përpoqën të mbronin forcat ruajtëse të Kulturës së vjetër – shtetin, monarkinë, ushtrinë, vetëdijen e qëndresës, pronën, fshatarësinë – edhe në rastet kur kishin arsye për t'i kundërshtuar ato, dhe për këtë u mallkuan dhe u damkosën si "reaksionarë". Kjo fjalë, që e shpikën Liberalët, tani u përplaset atyre mbrapsht në fytyrë nga nxënësit e tyre Marksistë, në kuptimin që përpiqen të pengojnë rezultatin logjik të veprimeve të tyre: i tillë është progresi ynë i famshëm. Nga ana tjetër qëndron pothuajse gjithçka që ka inteligjencë urbane, apo që, kur nuk e ka, të paktën e sheh atë si vulë superioriteti në kushtet e të sotmes dhe në termat e fuqisë së të ardhmes – asaj të ardhmeje e cila që tani është e shkuar.

Në këtë pikë shprehja dominuese e kohës bëhet gazetaria. Është *esprit*-i kritik i shekullit të tetëmbëdhjetë, i tretur dhe i lehtësuar për mediokritet intelektual – dhe le të mos harrojmë që epoka nënkupton ndarje, copëtim, dhe shpërbërje. Drama, poezia, filozofia, madje edhe shkenca dhe historia [126] kthehen në kryeartikuj dhe pamflete të shkruara me njëanshmëri të paturshpme kundër gjithçkaje që është konservatore dhe më parë frymëzonte respekt. "Partia" kthehet në zëvendësuesen Liberale të rangut dhe Shtetit; revolucioni, në formën e zgjedhjeve të përgjithshme periodike që luftohen me të gjitha mjetet e disponueshme të parave, mendjeve, madje edhe – sipas metodës Grakiane – të dhunës fizike, lartësohet në proçes kushtetues; qeverisja, si kuptim dhe

---

[125] sh.a. Përdorimi i *citoyen* dhe *bourgeois* në Francë që prej 1789-s është shprehja e tanishme e këtij vullneti të qytetit kundër fshatit.

[126] sh.a. Mendoni për Hekelin, sa për ilustrim. Si edhe *Historinë Romake* të Momsenit, që është pamfleti i një njeriu të '48-s kundër "Junkerve dhe Pastorëve", me një paraqitje krejt të shtrembër të zhvillimeve të brendshme në Romë. Eduar Mejer ishte i pari që shkroi një histori të paanshme të këtyre ngjarjeve në veprën e tij *Untersuchungen zur Geschichte der Gracchen* and *Caesars Monarchie und das Prinzipat des Pompejus*.

detyrë e ekzistencës së Shtetit, ose kundërshtohet dhe tallet, ose degradohet në nivelin biznesit partiak. Mirëpo verbëria dhe burracakëria e Liberalizmit shkojnë edhe shumë më tej. Forcave shkatërrimtare të llumit të qyteteve u *zgjatet* dora e tolerancës, që ata as që e *kërkojnë*. Në Europën Perëndimore shoqëria "e mirë" gumëzhin nga Nihilistët Rusë dhe anarkistët Spanjollë me një sentimentalitet revoltues, dhe ata priten e përcillen nga njëra zonjë salloni elegant te tjetra. Në Paris dhe Londër, në Zvicër më shumë se kudo, si ata ashtu dhe veprimtaritë e tyre shkatërrimtare mbrohen me kujdes. Shtypi Liberal gjëmon nga mallkimet për burgjet ku u dergjen martirët e lirisë, por asnjë fjalë e vetme nuk harxhohet në favor të mbrojtësve të panumërt të Shtetit, deri poshtë tek ushtari dhe polici më i thjeshtë, që hidhen në erë, gjymtohen nga plagë plumbash, apo vriten duke kryer detyrën [127].

Koncepti i proletariatit, i krijuar qëllimisht dhe me paramendim nga teoricienët Socialistë, është pranuar nga klasat e mesme. Në të vërtetë ai nuk ka asnjë lidhje me mijëra degët e punëve specifike dhe atyre të kualifikuara – që nga peshkimi deri te shtypja e librave, nga druprerja te manovrimi i makinerive – dhe përçmohet e ndihet si turp nga punonjësit e zellshëm dhe të kualifikuar. Synimi i vetëm ishte të sigurohej shkrirja e këtyre punëtorëve me turmën e qytetit me qëllim përmbysjen e rendit shoqëror. Mirëpo Liberalizmi e përqëndroi mendimin politik mbi të duke e përdorur si të ishte një koncept i mirëqenë. Nën emrin Natyralizëm u ngrit një shkollë e mjerueshme letërsie dhe pikture që e lartësoi fëlliqësinë në nivelin e hirit estetik, dhe ndjenjën e mendimin vulgar si botëkuptim të detyruar. "Popull" nuk nënkuptonte më bashkësinë e të gjithë kombit, por vetëm atë pjesë të masave të qytetit që ngrihet si kundërshti ndaj kësaj bashkësie. Proletari u shfaq si hero në skenën e borgjezisë progresiste, dhe bashkë më të edhe prostituta, dredharaku, agjitatori, dhe krimineli. Qysh prej asaj kohe e më tej u quajt si "moderne" dhe superiore ta shohësh botën nga poshtë, nga perspektiva e kafenesë, apo e rrugës me nam të keq. Kulti i proletarit u ngrit në atë periudhë, në qarqet Liberale të Europës Perëndimore, dhe jo në Rusinë e 1918-s. Mendjet e edukuara dhe ato gjysmë të edukuara filluan të pushtohen nga një nocion fatal i gjërave, gjysmë i rremë dhe gjysmë idiot: "punonjësi" bëhet personi i vërtetë, kombi i vërtetë, qëllimi dhe synimi i historisë, i politikës, dhe i kujdesit publik. Harrohet fakti që të gjithë njerëzit punojnë, dhe për më tepër disa të tjerë – shpikësi, inxhinieri, dhe organizatori – bëjnë më shumë punë, dhe më të rëndësishme. Askush sot nuk guxon më të shfaqë klasin apo *cilësinë* e arritjeve të tij si matës të vlerës së saj. Tani vetëm puna që matet me orë llogaritet si e tillë. Dhe "punonjësi", me të gjitha këto, mbetet përsëri i varfri i pafat, i patrashëguari, i urituri, i shfrytëzuari. Fjalët "kujdes" dhe "shqetësim" vlejnë vetëm për të. Askush nuk mendoi qoftë edhe

---

[127] sh.a. Kur Shopenhaueri la një shumë parash në testamentin e tij për familjarët e ushtarëve që ranë në Berlin më 1848 – askush tjetër nuk u kujtua të mendonte për *këto* viktima të Revolucionit – njerëzit e letrave, me në krye Guzkovin, ulëritën me të madhe ndaj këtij gjesti kaq skandaloz. Qe i njëjti shpirt që frymëzoi simpatinë e shprehur ndaj vrasësit masiv Bolshevik Trocki kur qeveritë "borgjeze" të Europës Perëndimore nuk i dhanë mbrojtje shtetërore që do t'i mundësonte vizitën në një vend me ujëra termale.

një herë për rripat më pak pjellorë të tokës së fshatarit, për të korrat e tij të këqia, për humbjet nga ngrica dhe breshëri, për ankthin që ka në do t'i shiten prodhimet; apo për ekzistencën e mjerueshme të zejtarëve të varfër në zonat e industrializuara fuqishëm, për tragjeditë e tregtarëve të vegjël, të peshkatarëve në det të hapur, të shpikësve, doktorëve, që u duhet të luftojnë mes alarmesh dhe rreziqesh për çdo kafshatë të bukës së përditshme dhe bien me mijëra pa u vënë re. Vetëm "punonjësi" merr simpati. Vetëm ai mbështetet, vetëm për atë kujdesen, vetëm ai sigurohet. Dhe për më tepër, ai është bërë shenjtori, idhulli i epokës. Bota rrotullohet rreth tij. Ai është qëndra e sistemit ekonomik dhe mëkimit nga politika. Ekzistenca e gjithkujt varet nga ai; shumica e kombit është aty për t'i shërbyer atij. Kokëtrashësia e mpirë e fshatarit, zyrtari dembel, tregtari matrapaz, janë objektiva të legjitimuar për tallje, që të mos përmendim gjykatësit, oficerët, dhe kokat e biznesit, që janë objekte popullore të humorit me natyrë të keqe; por të mos guxojë kush të hedhë të njëjtën përbuzje mbi "njeriun e punës". Gjithë të tjerët janë parazitë, egoistë: vetëm ai është përjashtim. E tërë klasa e mesme tund temjanicën përpara kësaj fantazme. Nuk ka rëndësi çfarëdo qofshin arritjet e dikujt në jetë, ai duhet të bjerë në gjunjë përpara tij. Qenia e tij qëndron përtej çdo kriticizmi. Ishte klasa e mesme ajo që ia doli me sukses ta "fusë në punë" këtë nocion për të, dhe natyrat puro tregtare të "përfaqësuesve të popullit" vazhdojnë të nginjen mbi këtë legjendë. Ata ua frynë këtë në vesh rrogëtarëve derisa ata e besuan; derisa ata e ndjenë veten me të vërtetë të keqtrajtuar dhe të mjeruar, derisa humbën çdo lloj përpjesëtimi mes punës së tyre dhe dobisë së saj. Ky Liberalizëm *kundrejt* kësaj prirjeje demagogjike është forma e vetëvrasjes që ka pranuar shoqëria jonë e sëmurë. Me këtë perspektivë ajo dorëzohet. Lufta e klasave që bëhet kundër saj, e egër dhe e pamëshirshme, e gjen atë të gatshme për të kapitulluar politikisht, pasi ka ndihmuar shpirtërisht në farkëtimin e armëve të armikut. Vetëm elementi Konservator – i dobët siç ishte në shekullin e nëntëmbëdhjetë – mundet, dhe në të ardhmen *do ta* zmbrapsë ardhjen e këtij fundi.

## 14. Tipi i Demagogut

Kush qe pra, ai që lajkatoi dhe organizoi këtë masë rrogëtarësh të qyteteve dhe zonave industriale, e pajisi atë me fjalëkyçe, dhe e nxiti përmes propagandës cinike në luftë klasore kundër shumicës së kombit? Ai *nuk* ishte punëtori i zellshëm dhe i mirëkualifikuar, "vagabondi", siç quhet me përbuzje në leterkëmbimin Marks-Engels. Në një letër drejtuar Marksit më 9 Maj 1851 Engelsi flet për turmën e Kuqe demokratike dhe Komuniste, dhe më 11 Dhjetor 1851 i shkruan atij: "e për çfarë hyn në punë llumi po harroi se si luftohet?" Punëtori i krahut është vetëm një mjet për qëllimet private të revolucionarëve profesionistë. Ai duhet të luftojë për kënaqjen e urrejtjes së tyre ndaj forcave konservatore dhe etjes së tyre për pushtet [128]. Nëse si përfaqësues të

[128] sh.a. Friedrich Lenz ka demonstruar në *Shteti dhe Marksizmi* (1921, 1924) se ishte vetëm mbi këto baza që Marksi sulmonte shtetet e Aleancës së Shenjtë, në veçanti Prusinë dhe Rusinë, përpara se të bëhej Socialist më 1843; dhe se ai ishte i gatshëm,

punëtorëve do të njiheshin vetëm punëtorët, atëherë karriget e së Majtës do të ishin krejt të zbrazura në të gjitha parlamentet. Mes krijuesve të programeve të tyre teorike dhe udhëheqësve të fushatave revolucionare nuk ka asnjë të vetëm që të ketë punuar për vite në ndonjë fabrikë [129]. Bohemia Politike e Europës Perëndimore në të cilën u rrit Bolshevizmi prej mesit të shekullit të nëntëmbëdhjetë përbëhej nga të njëjtët elementë që bënë revolucionin Liberal të 1770-s. Si në Revolucionin e Shkurtit të 1848-s që ishte për "Kapitalizëm", apo në atë të Qershorit që ishte kundër tij, si kur "Liria dhe Barazia" duhet të siguroheshin për klasën e mesme më 1789-n, apo për rendet e ulëta më 1793 dhe 1918, qëllimet e nxitësve të këtyre lëvizjeve dhe motivet e tyre përfundimtare në të vërtetë ishin ekzaktësisht njësoj; dhe nuk është aspak ndryshe situata sot në Spanjë, e ndoshta ajo në Shtetet e Bashkuara nesër. Pikërisht prej kësaj "bande" intelektuale, me dështakë nga të gjitha profesionet akademike, me në krye të saj më të pamoralshmit dhe shpirtërisht më të padenjët, rekrutohen dhe gangsterët e kryengritjeve Liberale dhe Bolshevike. Diktatura e tyre e "proletariatit" – që do të thotë, diktatura e tyre personale me ndihmën e proletariatit – do të jetë hakmarrja ndaj atyre që janë të lumtur dhe të suksesshëm, si mjet i fundit për të kënaqur vanitetin e sëmurë dhe lakminë vulgare për pushtet, që ngrihen njësoj nga vetërespekti i lëkundur, shprehja përfundimtare e instinkteve të prishura dhe të shtrembëruara.

Mes gjithë këtyre juristëve, gazetarëve, edukatorëve, artistëve, dhe teknicienëve, është një tip tek i cili ia vlen të ndalemi, më ogurziu nga të tërë: prifti i zvetënuar. Besimi është marrëdhënia personale në lidhje me forcat e botës rreth nesh, e shprehur në botëkuptim, në zakonet fetare dhe qëndrimin personal të vetëpërmbajtjes. Kisha është organizata e një priftërie që lufton për fuqi të përkohshme. Ajo i sjell format e jetës fetare nën fuqinë e saj, dhe bashkë me to edhe njerëzit që kapen pas tyre, dhe si e tillë është armike e lindur e të gjitha formave të tjera të fuqisë: Shtetit, rangut, apo kombit. Gjatë Luftrave Persiane priftëria e Delfit agjitoi në favor të Kserksesit dhe kundër mbrojtjes kombëtare. Sirusi mundi ta pushtonte Babiloninë dhe ta përmbyste Nabonedin, mbretin e fundit të Kaldeanëve, për shkak se priftëria e Mardukut bëri aleancë me të. Historitë e Egjyptit dhe Kinës së lashtë janë të mbushura plot me shembuj të këtij lloji, ndërsa në Perëndim vetëm rrallë kishte paqe mes monarkisë dhe kishës, mes fronit dhe altarit, fisnikërisë dhe priftërisë, dhe kjo vetëm kur alenca mes tyre kundër një pale të tretë premtonte më shumë dobi. "Mbretëria ime nuk është e kësaj bote" është thënia e thellë që është e vërtetë për çdo besim por që është tradhëtuar nga çdo kishë. Mirëpo çdo kishë bie në konditat e jetës historike prej vetë faktit të ekzistencës së saj; mendon në

në një kohë shumë më të vonë, që ta flakte tej vetë teorinë e tij Komuniste të proletariatit industrial dhe ta zëvendësonte atë me një kryengritje fshatare për ta patur më tepër shanse suksesi në planin e tij të shkatërrimit të Carizmit.

[129] sh.a. Ajo që ndodhi në të vërtetë në më shumtën e rasteve qe se punëtori që e "çau rrugën" e tij në industri me anë të aftësisë u ngjit në rangjet drejtuese të sipërmarrjes. Në furinë e tij Bebel e quajti këtë tradhëti ndaj klasave punonjëse. Në opinionin e tij i vetmi qëllim i vetëdijshëm i punëtorit duhet të jetë arritja e udhëheqjes së masave nëpërmjet sekretariatit të partisë.

terma fuqie politike dhe ekonomie materiale; bën luftë në stil diplomatik dhe ushtarak, dhe ndan me të gjitha institucionet e tjera të fuqisë pasojat e rinisë dhe moshës, ngritjes dhe rënies. Mbi gjithçka, në lidhje me politikën konservatore dhe traditën e Shtetit dhe shoqërisë, nuk është e ndershme dhe *nuk* ka se si të jetë. Të gjitha sektet e reja janë armiqësore në thelb ndaj Shtetit dhe pronës, klasës dhe rangut, dhe tërhiqen nga barazia universale [130]. Ndërsa politika e çdo kishe që është plakur, edhe kur vetë kujton se është konservatore, ka qenë gjithmonë nën tundimin që karshi Shtetit dhe shoqërisë të bëhet Liberale, demokratike, apo Socialiste – që do të thotë, rrafshuese dhe shkatërrimtare – sapo fillon lufta mes traditës dhe turmave.

Të gjithë priftërinjtë janë qenie njerëzore, prandaj edhe fati i kishave bëhet i varur nga materiali njerëzor i personelit të tyre në ndryshim të vazhdueshëm. Edhe përzgjedhja më e rreptë – si rregull zbatuar mjeshtërisht nga kisha – nuk arrin t'i ndalojë instinktet vulgare dhe mendimin vulgar që të bëhen gjithnjë e më të shpeshtë dhe mbizotërues në kohërat e degjenerimit shoqëror dhe shkatërrimit revolucionar. Në çdo kohë të tillë gjendet ky vulg priftërie që e zhgërryen dinjitetin dhe besimin e kishës në baltën e politikës partiake, që bëhet aleat i forcave revolucionare, dhe përmes fjalimeve sentimentale mbi dashurinë për të afërmin dhe ndihmën për të varfërit, shtron vezët në botën e krimit për shkatërrimin e rendit shoqëror – të atij rendi me të cilin kisha është e lidhur aq fatalisht në mënyrë të pakthyeshme. Feja është ajo që është shpirti i besimtarëve të saj. Kisha vlen aq sa vlen materiali priftëror nga i cili përbëhet.

Në fillim të Revolucionit Francez, përveç mizërisë së abatëve të degjeneruar, që për vite kishin tallur autoritetin dhe rangun në shkrimet dhe predikimet e tyre, gjejmë edhe murgun e arratisur Fushè dhe peshkopin renegat Tajlerand [131], të dy mbret-vrasës [132] dhe hajdutë *en grand*, dukë të Napoleonit dhe tradhëtarë të vendit të tyre. Që prej 1815-s prifti Protestant priret të bëhet gjithnjë e më tepër demokrat, Socialist, dhe politikan partish. Luteranizmi, që zor t'i thuash kishë, dhe Puritanizmi, që nuk është fare e tillë, nuk kanë promovuar asnjëri politika të tilla shkatërrimtare. Prifti shkoi si individ për llogari të vet në mes të

---

[130] sh.a. Dhe çdo lëvizje revolucionare, në të kundërt, ka prirjen krejt të paqëllimshme dhe shpesh të pavëzhguar për të marrë formën e kultit. Kulti i Arsyes në Revolucionin Francez është një shembull, mauzoleumi i Leninit një tjetër.

[131] sh.s. Fushè dhe Tajlerand. *Zhozef Fushè*, 1759–1820, ministër i Policisë nën Revolucionin Francez, Direktoratin, Konsularizmin dhe Perandorinë (nën Napoleonin), e madje për pak kohë edhe në Monarkinë e rivendosur të Luigjit XVIII. Në vjeshtën e 1793-shit udhëhoqi një fushatë anti-krishtërim duke djegur dhe plaçkitur kisha dhe ishte një nga promotorët e Kultit të Arsyes. U quajt Kasapi i Lionit për shtypjen e përgjakshme të kryengritjes së atjeshme në të njëjtin vit, duke ekzekutuar mbi 2000 njerëz me pushkatim dhe gijotinë, madje edhe me artileri, sipas tij: "gjak i keq ..., që duhej derdhur për të mirën e njerëzimit". *Karl-Moris Tajlerand*, 1754–1838, klerik dhe diplomat francez, aktiv në diplomaci që nga revolucioni dhe ministër i jashtëm i Francës nën Napoleonin dhe Monarkinë e rivendosur, Kryeministër për një kohë të shkurtër dhe ambasador në Angli. Një nga diplomatët më të aftë të kohërave po aq sa edhe i pabesuar nga eprorët e tij.

[132] sh.s. U quajtën ata që votuan në Konventë pro ekzekutimit të Luigjit XVI.

"popullit" dhe në partinë e punëtorëve, foli nëpër mbledhje elektorale dhe parlamente, shkroi për çështje "shoqërore", dhe pastaj përfundoi si demagog dhe Marksist. Mirëpo prifti Katolik, që ishte i lidhur më fort me kishën e tij, e tërhoqi edhe atë poshtë bashkë me veten. U përfshi me entuziazëm në trazira partiake, në fillim si medium i efektshëm dhe në fund si sakrificë e kësaj politike. Lëvizja sindikaliste Katolike me prirje të Sindikalizmit Socialist ekzistonte në Francë që nga mbretërimi i Napoleonit të Tretë. Në Gjermani shembujt e parë të këtij lloji u ngritën pas 1870-s, të nxitura nga frika se sindikatat "E Kuqe" do të siguronin pushtet unik mbi masat e zonave industriale. Dhe ranë menjëherë në ujdi me këto të fundit. *Të gjitha* partitë e punëtorëve, edhe pse në mënyrë të turbullt, janë të vetëdijshme për qëllimet e tyre të përbashkëta, sado që grupet drejtuese mund ta urrejnë shumë njëri-tjetrin.

Vërtetë shumë kohë ka kaluar që kur grigjën e komandonte këndvështrimi i Leonit XIII për politikën botërore, dhe kur klerin Gjerman e sundonte një princ i vërtetë i kishës si Kardinali Kop [133]. Në atë periudhë kisha ishte e vetëdijshme për qenien e saj si forcë konservatore, dhe e dinte mirë që fati i saj ishte i lidhur me atë të forcave të tjera konservatore – me autoritetin e Shtetit, monarkinë, me rendin shoqëror, dhe pronën – dhe që në luftën klasore qëndronte pa kushte kundër forcave Liberale e Socialiste, nga "e Djathta", dhe se perspektiva e saj për t'i mbijetuar epokës revolucionare varej nga të vepruarit kështu. Mirëpo ndryshimi erdhi shpejt. Displina shpirtërore është tronditur. Veprimtaria e elementit turmë brenda priftërisë e tiranizon kishën deri në postet e saj më të larta, dhe ata që i mbajnë ato janë të detyruar të heshtin për të fshehur pafuqinë e tyre para botës. Diplomacia e kishës, më parë e drejtuar nga lart në mënyrë aq të jashtëzakonshme, që ushtronte gjykim taktik mbi ngjarjet e dekadave të ardhshme, i hap rrugën gjithnjë e më tepër metodave vulgare të politikës së përditshme, agjitacionit demokratiko-partiak nga poshtë, me dredhirat e tij të përçmuara dhe argumentime të pavlera. Mendimi dhe veprimi janë në nivelin e botës kriminale kozmopolitane. Përpjekja tradicionale për pushtet mbi këtë botë reduktohet në ambicje mjerane drejtuar te suksesi në zgjedhje dhe aleancat me parti të tjera "të turmës" për hir të qëllimeve materiale. Elementi turmë brenda priftërisë, dikur rreptësisht i kufizuar, tani mbizotëron me mënyrën e tij proletare të të menduarit mbi atë pjesë vërtet me vlerë të klerit që e quan shpirtin e njeriut më të vlefshëm sesa votën e tij, dhe që i merr problemet metafizike më seriozisht sesa sulmet demagogjike mbi jetën ekonomike. Gabime taktike të tilla si ato që bënë Spanjollët kur menduan se mund t'i ndanin destinet e fronit dhe altarit *nuk* do të ishin bërë pak dekada më parë. Mirëpo që prej fundit të Luftës Botërore kisha – më shumë se kudo në Gjermani, ku duke qenë një forcë e hershme me tradita të rrepta, iu desh të paguante rëndë në prestigj te vetë ndjekësit e saj duke zbritur në nivelin e rrugës – është zhytur nëpër luftra klasore dhe

[133] sh.s. *Leon XIII* dhe *Kop*. Papa Leon XIII, 1810–1910, kreu i kishës Romane nga 1878–1910. *Leon von Kopp*, 1881-1914, Peshkop i Breslaut, u emërua kardinal më 1903 nga Leoni XIII.

bashkëpunim me Marksizmin. Ka në Gjermani një Bolshevizëm Katolik që është më i rrezikshëm se ai anti-i-Krishterë, sepse fshihet nën maskën e besimit.

Tani, të gjitha sistemet Komuniste në Perëndim në fakt rrjedhin prej mendimit teologjik të Krishterë: Utopia e Murit, Shteti Diell i domenikanit Kampanela [134], doktrinat e dishepujve të Luterit – Karlstadit e Tomas Myncerit [135], dhe Shteti Socialist i Fishtes [136]. Idealet e së ardhmes për të cilat shkruan dhe ëndërruan Furie, Sent-Simoni, Oueni [137], Marksi, dhe qindra të tjerë, shtrihen pas, krejt pa vetëdijen e tyre dhe në më të shumtën kundër qëllimit të tyre, tek indinjata e moralit priftëror dhe konceptet e dijetarëve, që kishin një pjesë të tyre të fshehtë në arsyetim ekonomik dhe opinion publik mbi çështjet shoqërore. Sa shumë nga ligji i natyrës dhe konceptimi i Shtetit prej Tomas Akuinit [138] gjendet te Adam Smithi dhe si rrjedhim – me shenjë të kundërt – edhe në Manifestin Komunist. Teologjia e Krishterë është gjyshja e Bolshevizmës. Çdo përsiatje abstrakte mbi koncepte ekonomike që bëhet nga larg përvojave ekonomike të çon detyrimisht, në u ndjektë me kurajo e ndershmëri, në një rrugë apo në një tjetër në përfundime të arsyetuara kundër Shtetit dhe pronës, dhe është vetëm mungesa e largpamësisë ajo që i ruan këta dijetarë materialistë nga të parit se në fund të zinxhirit të mendimit të tyre qëndron edhe njëherë fillimi: Komunizmi i vërtetë është *burokraci autoritare*. Për ta vënë idealin në zbatim duhet diktaturë, mbretërim i terrorit, forcë e armatosur, pabarazi e një sistemi padronësh dhe skllevërish, njerëz që komandojnë dhe njerëz që binden – shkurt: Moska. Por ka dy lloje Komunistësh. Njëri, lloji besimtar, i pushtuar nga doktrina apo sentimentaliteti femëror, i largët nga bota dhe armiqësor ndaj saj, e dënon pasurinë e të ligjve që bëjnë prokopi dhe gjithashtu, me raste, edhe

---

[134] sh.s. Mur dhe Kampanela. *Thomas More*, 1478–1535, avokat, filozof dhe autor Anglez, humanist i Rilindjes, mbështetës i Katolicizmit dhe kundërshtar i Reformimit. Vepra e tij Utopia, shkruar në latinisht më 1516, përshkruan sistemin politik të një ishulli imagjinar në të cilin çdo pronësi ishte e përbashkët. U dënua me vdekje për tradhti nga Henri VII. U kanonizua si martir nga Kisha katolike më 1935 dhe u shenjtërua më 2000. Më 1918 emri i tij u rendit i nënti në obeliskun e mendimtarëve revolucionarë në Moskë, monument i cili u hoq më 2013. *Tomasso Campanella*, 1568–1639, murg Italian Domenikan, filozof, teolog, astrolog dhe poet. Vepra e tij utopike Qyteti i Diellit, shkruar më 1602, përshkruante një shoqëri barazitiste në të cilën kishte vetëm pronë të përbashkët. U burgos për herezi dhe rebelim, vdiq i mërguar në Francë.

[135] sh.s. Luter, Carlstadt dhe Myncer. *Martin Luther*, 1483–1546, teolog Gjerman, figura qëndrore e Reformimit Protestant të shekullit të gjashtëmbëdhjetë, dhe nga më të rëndësishmet e Krishtërimit. *Andreas Carlstadt,* 1486–1541, teolog gjerman dhe drejtues i Universitetit të Vitenbergut. *Thomas Müntzer*, 1489–1525, teolog radikal gjerman, udhëheqës i kryengritjes fshatare dhe plebeiane.

[136] sh.s. Johan Fichte, 1762-1814, themelues i lëvizjes filozofike të Idealizmit Gjerman.

[137] sh.s. Furie, Sent-Simon, Ouen. *Charles Fourier*, 1772–1837, mendimtar i hershëm socialist francez dhe një nga themeluesit e Socializmit Utopik. *Comte* (Konti) *Henri de Saint-Simon*, 1760–1834, filozof Francez, një nga themeluesit e Socializmit të Krishterë. *Robert Owen*, 1771–1858, Uellsian, një nga themeluesit e Socializmit Utopik.

[138] sh.s. Tomasso Aquino, 1225–1274, murg domenikan Italian, Doktor i Kishës, filozof, teolog dhe jurist i Skolasticizmit. Themelues i Tomizmit, që argumentonte se arsyeja gjendet te Zoti.

varfërinë e të mirëve që nuk bëjnë. Kjo ose e zbret atë në brigje Utopish të vagëta, ose e hedh pas në asketizëm, në jetë murgu, Bohemi, apo vagabondazh, duke shpallur kotësinë e çdo përpjekjeje ekonomike. Mirëpo tjetri, lloji i "kësaj bote" dhe me këndvështrim politik realist, shpreson që nëpërmjet ndjekësve të tij të shkatërrojë shoqërinë, qoftë nga zilia apo hakmarrja, qoftë për shkak të vendit të ulët që i është caktuar në të prej personalitetit dhe talentit, apo, si alternativë, të tërheqë pas vetes masat me ndonjë program apo një tjetër për kënaqjen e vullnetit të tij për pushtet. Por gjithashtu edhe këtij, i pëlqen të fshihet nën rason e ndonjë besimi.

Marksizmi është me të vërtetë fe, jo në kuptimin e themeluesit të saj, por në kuptimin që i ka dhënë atij grigja revolucionare. Si çdo kishë ka shenjtorët e saj, apostujt, martirët, etërit, biblën dhe misionin e saj. Si çdo kishë ka dogmat e saj, gjyqet e heretikëve, ortodoksi dhe skolasticizëm, dhe, mbi gjithçka, një moral popullor – apo më mirë dy, një për ata që e besojnë dhe një për ata që nuk e besojnë. Mirëpo a bën ndonjë dallim fakti se doktrina e saj është materialiste fund e krye? A mos janë më pak të tillë ata priftërinj që agjitojnë për çështje ekonomike? Dhe çfarë janë në të vërtetë sindikatat e Krishtera? Bolshevizëm i Krishterë, as më shumë as më pak. Që prej fillimit të epokës Racionaliste, domethënë, që prej 1750-s – ekziston materializmi me terminologji të Krishterë njësoj si edhe ai pa atë. Sapo dikush fillon e përzien konceptet e varfërisë, urisë, ankthit, punës, dhe pagave (me nuancat morale të të pasurit e të varfrit, të së mirës e së keqes) dhe në këtë mënyrë merr rrugën e bashkimit me kërkesat ekonomike dhe shoqërore të llojit proletar – që do të thotë, kërkesa monetare – ai është materialist. Dhe pastaj shtysa e tij e brendshme për një altar të lartë kënaqet nga sekretariati i partisë, me një kuti ndihmash për të varfrit mbushur nga fonde elektorale – dhe ja ku vendin e Shën Françeskut e zë zyrtari i sindikatës.

Ky materializëm i megalopolit Të Vonë është një formë *praktike* mendimi dhe veprimi, cilido qoftë "besimi" që mund ta shoqërojë atë. Është mënyra e të parit të historisë dhe jetës personale e publike "ekonomikisht", dhe e të parit të ekonomisë, jo si çështje prirjesh dhe përmbushje e jetëve, por vetëm si një metodë përmes së cilës mund të sigurohet paraja dhe kënaqësia më e madhe me përpjekjen më të vogël: *panem et circenses*. Shumica e njerëzve në ditët e sotme as që ia kanë idenë se sa materialistë janë brenda vetes dhe në mendimin e tyre. Ata mund të jenë të zellshëm në lutje dhe rrëfime dhe ta kenë tërë kohës në gojë fjalën "Zot" [139], mund të jenë edhe priftërinj me

[139] sh.a. Vetë mbizotërimi i kësaj mënyre të foluri dhe të shkruari sot tregon se fjala është kthyer në asgjë më tepër sesa një fjalëkyç, një koncept i zbrazët, dhe gjithçka tjetër përveçse shprehje e një rilindjeje të besimit dhe përvoje të brendshme. Gjejmë besime të thella dhe njerëz të mëdhenj me bindje fetare në Kinë, Indi, në botën Klasike, si edhe sot në Perëndim që janë ateistë, panteistë, apo politeistë. Fjala e vjetër Gjermane për *zot* ishte në gjininë neutrale shumës dhe u kthye në atë mashkullore njëjës vetëm nga propaganda e Krishterë. Rrugët me të cilat përpiqemi të interpretojmë misterin e padepërtueshëm të botës rreth nesh dhe fakti që e bëjmë këtë nuk kanë të bëjnë aspak me *rendin* e botëkuptimit dhe qëndrimit fetar. Mirëpo këtu

profesion dhe bindje, dhe megjithatë të jenë materialistë. Morali i Krishterë, si çdo moral tjetër, është vetëpërmbajtje dhe asgjë tjetër [140]. Ata që nuk e ndjejnë si të tillë *janë* materialistë. "Me ndjersën e ballit do ta nxjerrësh bukën e gojës" [141] do të thotë: mos e quaj mjerim këtë kuptim të vështirë të jetës dhe pastaj të përpiqesh ta anashkalosh me politika partiake. Mirëpo një normë e tillë morale sigurisht që nuk është e përshtatshme për qëllimet e propagandës elektorale proletare. Materialisti preferon të hajë bukën që të tjerët e kanë nxjerrë me djersën e tyre të ballit, atë të fshatarit, të zejtarit, shpikësit, dhe drejtuesit të industrisë. Mirëpo e famshmja "vrimë e gjilpërës", përmes së cilës mund të kalojnë shumë gamile [142], nuk është shumë e ngushtë vetëm për "të pasurin"; është po aq e ngushtë edhe për atë që zhvat rrogë më të lartë dhe orë më të shkurtra pune nëpërmjet grevave, sabotimit, dhe zgjedhjeve – ashtu si edhe për atë që i gatoi të tëra këto për hir të pushtetit të tij personal. Është morali utilitar i shpirtrave të skllevërve: skllevër, jo për shkak të gjendjes së tyre në jetë – sepse të tillë jemi të gjithë pa përjashtim, prej destinit që na lindi në një kohë e vend të caktuar – por sepse ta shohësh botën nga poshtë është e ulët. A e sheh gjendjen e të qenit i pasur me zili apo përbuzje? A ia njeh meritën burrit që përmes superioritetit të tij personal e çau rrugën e tij lart deri në rang drejtuesi – fjala vjen, nga çirak farkëtari deri në themelues dhe pronar fabrike – apo e urren atë dhe përpiqesh ta rrëzosh? Ky është testi. Mirëpo ky materializëm, për të cilin vetëpërmbajtja është e pakuptimtë dhe absurde, nuk është asgjë më tepër sesa egoizëm individësh dhe klasash, egoizëm parazitar i mendjeve inferiore, që e shohin jetën ekonomike të njerëzve të tjerë, dhe atë të së tërës, vetem si objekt prej të cilit duhet shtrydhur kënaqësia më e madhe me përpjekjen më të vogël: *panem et circenses*. Njerëz të tillë e shohin epërsinë personale, zellin, suksesin, dhe gëzimin për arritjet, si ligësi, mëkat, dhe si tradhti. Është morali i luftës së klasave, që i bën të gjitha njësh nën emrin Kapitalizëm (përdorur që prej fillimit me domethënie *morale* [143]) dhe e tregon me gisht si shënjestër të urrejtjes proletare, ndërkohë që nga ana tjetër synon t'i shkrijë rrogëtarët në një front të vetëm politik me botën kriminale të qyteteve të mëdha.

Vetëm "punonjësi" lejohet dhe urdhërohet të jetë egoist, jo fshatari apo zejtari. Vetëm ai ka të drejta në vend të detyrimeve. Të tjerët kanë vetëm detyrime dhe asnjë të drejtë. Ai është klasa e privilegjuar së cilës të tjerat duhet t'i shërbejnë me punën e tyre. Jeta ekonomike e kombit ekziston vetëm për të dhe duhet të organizohet vetëm me këndvështrimin e komoditetit të tij, paçka

---

kemi një ngatërrim të "religjiozes" dhe "rrëfyesores", që janë pranim i disa doktrinave dhe normave të caktuara, me "kleriken", që është pranim i kërkesave të priftërisë. Në të vërtetë thellësia e një besimi varet nga personaliteti i atij në të cilin jeton. Pa devocion të thellë edhe një fe kategorikisht priftërore do të kishte pak shanse për sukses.

[140] sh.p. Osvald Shpengler, Rënia e Perëndimit, II, f. 272 e më tej.

[141] sh.s. citim nga Dhjata e Vjetër, Gjeneza, 3:19

[142] sh.s. "Më lehtë kalon gamilja në vrimë të gjilpërës sesa hyn i pasuri në mbretërinë perëndisë" – Dhjata e Re, Ungjilli sipas Mateut, 19:24.

[143] sh.p. Osvald Shpengler, Shkrime Politike, f. 77 e më tej.

se mund të thyhet copash apo jo gjatë këtij proçesi. Ky është botëkuptimi – i sjellë në modë nga klasa e "përfaqësuesve të popullit" dhe fundërrinat akademike nga profesori deri te prifti – përmes të cilit rendet e ulëta të shoqërisë demoralizohen me qëllim që të mobilizohen në interes të urrejtjes së udhëheqësve dhe etjes së tyre për pushtet. Për këtë arsye Socialistët e cilësisë së lartë dhe me mënyra konservatore mendimi, të tillë si Lasal, mbështetës i monarkisë, dhe Xhorxh Sorel, që e shihte mbrojtjen e atdheut, familjes, dhe pronës si detyrën më fisnike të proletariatit (dhe për të cilin Musolini ka thënë se i detyrohet atij më shumë se Niçes) janë të vështirë për t'u pajtuar me Marksin dhe si të tillë nuk citohen asnjëherë në kuptimin e tyre të vërtetë.

Mes shumë llojeve të Socializmit teorik apo Komunizmit, ai që ka fituar për momentin është, sigurisht, ai më i ulëti, dhe në qëllimet e tij përfundimtare më i pandershmi; është ai që ecën në mënyrën më të pamëshirshme drejt kapjes së pushtetit mbi masat për llogari të revolucionarëve profesionistë. Mund ta quajmë Marksizëm, apo edhe jo, kjo nuk ka pikë rëndësie. Dhe po aq pak rëndësi ka se cila teori prodhon fjalëkyçet e propagandës apo se prapa cilit mendim jo-revolucionar fshihet ai. Të vetmet gjëra që vlejnë janë mendimi dhe qëllimi praktik. Ai që është vulgar mendon, ndjen, dhe vepron në mënyrë vulgare, dhe nuk do të ndryshojë as duke veshur rason e priftit, as duke tundur flamurin kombëtar. Kushdo që sot ngre apo udhëheq sindikata apo parti të Punës kudo nëpër botë [144] do të bjerë shumë shpejt dhe pothuajse për domosdoshmëri në qerthullin e ideologjisë Marksiste, e cila nxin dhe persekuton të gjithë udhëheqjen politike dhe ekonomike, rendin shoqëror, autoritetin dhe pronën, nën konceptin kolektiv të Kapitalizmit. Ai në çast do të gjejë mes ndjekësve të tij konceptin tashmë tradicional të sistemit ekonomik si luftë klasore, dhe do jetë i detyruar të varet prej tij nëse dëshiron të mbetet akoma udhëheqës. Thënë një herë e mirë, ky egoizëm proletar, me qëllimet dhe metodat e tij, është forma përmes së cilës Revolucioni "i Bardhë" i është futur punës prej mëse një shekulli, dhe ka fare pak ndryshim nëse e quan veten lëvizje shoqërore apo Socialiste, dhe nëse udhëheqësit e tij këmbëngulin ta quajnë veten të Krishterë [145] apo jo.

---

[144] sh.p. Kjo vlen për krahun e Majtë të Partisë tejet nacionaliste Angleze të Punës dhe për Nacional-Socializmin Gjerman po aq sa edhe për klubet anarkiste Spanjolle dhe sindikatat Amerikane dhe Japoneze, paçka se këto në kohërat e sotme shumë pak e kanë qejf t'ua zësh në gojë Marksin.

[145] sh.p. Udhëheqësi i sindikatës së Minatorëve Katolikë tha duke folur në Esen më 18 Janar 1925: "Idetë shoqërore bëhen realitet ose përmes reformës *ose përmes forcës*. Kjo nuk duhet marrë si kërcënim, por si fakt i mirëqenë, dhe në ardhtë përsëri një revolucion, unë nuk mendoj se kokat e drejtuesve të biznesit Gjerman do të kursehen." Sindikatat Katolike kanë kërkuar vazhdimisht, nën brohoritjet e atyre "ateiste", shpronësimin e minierave dhe komplekseve të tyre industriale me vlerën e sotme – domethënë, pa kompensim. Ky është shpronësimi i shpronësuesve të Manifestit Komunist (referoju pamfletit *Christentum oder Klassenkampf?* nga F. Holtermann, Berlin). Pakënaqësia në rritje e pjesës me vlerë të klerit kundër elementit priftëror që ka ndihmuar në zhvillimin e Bolshevizmit Katolik duke e shtyrë atë në aleancë me Social- Demokracinë, është kaq e madhe dhe është përhapur kaq dukshëm nga ata e deri te fshatarësia dhe klasat e mesme, sa që formimi i një Kishe Kombëtare Gjermane

Lulëzimi i teorive botë-përmirësuese mbush shekullin e parë të ngjitjes së Racionalizmit nga *Contrat Social* (1762) deri te Manifesti Komunist (1848) [146]. Në atë kohë njerëzit besonin, ashtu si Sokrati dhe Sofistët, në gjithëditurinë e arsyes njerëzore dhe në aftësinë e saj për të kontrolluar destinet dhe instinktet dhe për të rregulluar e drejtuar jetën historike. Edhe në sistemin Linean qenia njerëzore mori gradën *homo sapiens*. Bisha brenda saj, që na dha një kujtesë të fortë më 1792-shin, u harrua. Kurrë nuk qenë njerëzit kaq larg skepticizmit të gjykatësit të vërtetë të historisë dhe atij të të urtit që në të tëra kohërat e ka ditur se "njeriu i lig është i tillë që prej rinisë". Ata kujtuan se kombet mund të organizoheshin në bazë programesh doktrinare me orientim drejt lumturisë përfundimtare, dhe lexuesit e Utopive materialiste kush më shumë e kush më pak u besuan atyre – paçka se sa besonin shkruesit mbetet çështje tjetër.

Mirëpo pas 1848-s gjithë kësaj i erdhi fundi. Një nga arsyet përse sistemi Marksist u bë më i efektshmi është se ai ishte i fundit. Kushdo që sot shkruan programe politike apo ekonomike për shpëtimin e "njerëzimit" është jashtë kohe dhe i mërzitshëm. Ai është pranë të kthyerit në qesharak. Mirëpo efekti tronditës i teorive të tilla mbi kokëgdhëtë – që në gjykimin e Leninit përbëjnë nëntëdhjetë e pesë përqind të të gjithë njerëzimit – është akoma shumë i madh (dhe në fakt në Angli dhe Amerikë është në ngritje), me përjashtim të Moskës, ku besimi në to është vetëm një shtirje që bëhet për qëllime politike.

"Ekonomia politike" klasike e 1770-s dhe konceptimi po aq i vjetër materialist, apo "ekonomik", i historisë, të cilët që të dy arrijnë në përfundime mbi destinet e mijëvjecarëve nga konceptet e "tregut", "çmimit", dhe "mallrave", i përkasin në thelb po kësaj kategorie. Ato janë të lidhur së brendshmi, në shumë aspekte identikë, dhe çojnë medoemos në ëndrra për një Perandori të Tretë ashtu si dhe besimi i shekullit të nëntëmbëdhjetë te "progresi" u duk në një farë mënyre si fundi i historisë. Qe një përçudnim materialist i koncepteve të Mbretërisë së Tretë që patën të Krishterët e mëdhenj Gotikë si Joakimi i Floresit [147]. Ajo do të duhej të vendoste harmoninë e përkryer mbi dhe, parajsën e idiotit, atë të të gjithë të vobektëve dhe të lëshuarve, që gjithmonë e më tepër erdhën duke u identifikuar me "punonjësin". Ajo do të duhej të sillte fundin e ankthit, *dolce far niente*-n [148], dhe paqen e përjetshme; dhe rruga drejt saj do të çahej me luftën e klasave dhe zhdukjen e pronës, me thyerjen e skllavërisë së interesit, me Socializëm Shtetëror, dhe me shkatërrimin e të gjithë padronëve dhe plutokratëve. Ishte *egoizëm klasor* në triumf, i etiketuar si "mirëqenie e njerëzimit" dhe i ngritur moralisht në qiell.

---

– të tillë si ajo që deshi të ngrinte peshkopi-gjeneral i famshëm i Konstancës, Fon Vesenbergu, në kohën e Kongresit të Vienes – nuk është përtej kufirit të mundësive.

[146] sh.p. Osvald Shpengler, Rënia e Perëndimit, II, f. 453 e më tej.

[147] sh.p. Osvald Shpengler, Rënia e Perëndimit, I, f. 363.

[148] sh.s. *dolce far niente* – italisht – kënaqësia e të mos bërit asgjë.

Ideali i luftës së klasave [149] shfaqet për herë të parë më 1789 në pamfletin e famshëm propagandistik të abatit Sijè [150] – përsëri një prift katolik! – për Klasën e Tretë, që duhej të shembte dy të tjerat sipër saj. Prej kësaj forme Liberale rinore të revolucionit ajo u zhvillua logjikisht në formën e vonë Bolshevike të 1848-s, që e transferoi luftën nga arena politike në atë ekonomike, jo për hir të jetës ekonomike, por me synim për të siguruar qëllimet e veta politike përmes shkatërrimit të saj. Nëse ideologët e "klasës së mesme" gjejnë ndonjë dallim mes idealizmit dhe materializmit në këtë aspekt, kjo ndodh sepse ata e kanë të pamundur të shohin përtej fasadës së fjalëkyçeve në thellësinë e synimeve përfundimtare, që si në njërin rast ashtu edhe në tjetrin janë absolutisht njësoj. Të gjitha teoritë e luftës së klasave janë hartuar me qëllimin e mobilizimit të masave të qyteteve të mëdha. "Klasa" që mund të përdorej për luftë në fillim duhej *krijuar*. Qëllimi u përshkrua më 1848, kur përvoja e parë e revolucioneve ishte lënë pas me kohë, si diktaturë e proletariatit, mirëpo ajo përvojë e parë mund të quhej po njësoj edhe diktaturë e borgjezisë – sepse kjo është gjithçka që sjell Liberalizmi. Është kuptimi përfundimtar i kushtetutave, republikave, dhe parlamentarizmit. Mirëpo në të vërtetë ajo që *synohej* në çdo rast ishte diktatura e demagogëve, dhe synimi i demagogëve ishte që pjesërisht, me ndihmën e turmës së demoralizuar sistematikisht, t'i zhduknin kombet vetëm për hakmarrje, dhe pjesërisht të shuanin etjen e tyre për pushtet duke i skllavëruar ata.

Çdo ideal ka lindur prej dikujt që i hynte në punë. Lufta e klasave, ideali i Liberalit, si dhe i Bolshevikut, u krijua nga njerëz që ose u përpoqën pa dobi për t'u pranuar në një klasë më të lartë të shoqërisë nga ajo që i përkisnin, ose e gjetën veten në një të tillë standartin etik të së cilës nuk mund ta arrinin. Marksi është "borgjez i dështuar", prej nga vjen edhe urrejtja e tij për borgjezinë. Dhe e njëjta gjë vlen dhe për gjithë të tjerët, avokatët, shkrimtarët, profesorët, dhe priftërinjtë: ata zgjodhën një profesion për të cilin nuk patën prirje. Ky është parakushti moral i revolucionit profesionist.

Ideali i luftës së klasave, siç e dimë të gjithë, është *përmbysje*. Jo ndërtim i diçkaje të re, por shkatërrim i asaj që është. Është një qëllim pa të ardhme. Është vullnet-për-asgjë. Programet utopike janë hartuar vetëm si mitdhënie shpirtërore për masat. I vetmi qëllim serioz qëndron në objektin e mitdhënies, në krijimin e një klase si forcë luftuese nëpërmjet demoralizimit sistematik. Asgjë nuk ngjit më mirë se urrejtja. Do të duhej, në të vërtetë, të flisnim për zili klasore më shumë sesa për urrejtje klasore. Sepse në urrejtje ka një pranim të heshtur të kundërshtarit, kurse zilia është vështrimi zvarranik nga poshtë drejt diçkaje të lartë, që mbetet e pakuptueshme dhe e papërvetësueshme dhe si e tillë duhet të rrëzohet nga piedestali, të ndyhet dhe përçmohet. Prandaj edhe

[149] sh.p. Osvald Shpengler, Shkrime Politike, f. 74 e më tej.

[150] sh.s. Emmanuel-Joseph Sieyès, 1748–1836, i njohur si abati Sijè, klerik dhe shkrimtar politik, një nga teoricienët kryesorë të Revolucionit Francez; pamfleti i tij *Çfarë është Shtresa e Tretë?* (1789) u bë manifest i tij. Qe njëri nga komplotistët e grushtit të shtetit më Nëntor 1799 që solli në pushtet Napoleonin.

përfytyrimi i së ardhmes proletare nuk përfshin vetëm *lumturinë e shumicës*[151], që do të thotë lumturinë e mosbërjes asgjë – edhe njëherë, *panem et circenses* – dhe paqen e përjetshme për ta shijuar atë, çliruar nga të gjitha ankthet dhe përgjegjësitë; por gjithashtu, dhe në radhë të parë, me një shije të keqe tipike revolucionare, mundësinë për të soditur *hidhërimin* e *pakicës*, të atyre dikur të fuqishëm, të të diturve, të aristokratëve, dhe të pasurve[152]. Çdo revolucion e vërteton këtë. Është vetëm gjysma e qejfit për lakenjtë e së djeshmes që të nginjen në tavolinën e padronëve; padronët duhet të presin në gjunjë për thërrimet.

Shënjestra e luftës së klasave, e cila që prej 1789-s ishte zhvilluar kundër "tiranëve" (mbretërve, fisnikëve, klerit), filloi që prej 1850-s – sepse në atë kohë lufta politike ishte transferuar në sferën ekonomike – të ishte "*Kapitalizmi*". Është e kotë të përpiqesh ta përcaktosh këtë fjalëkyç – sepse i tillë është. Nuk rrjedh nga përvoja ekonomike, por ka domethënie *morale*, për të mos thënë një nënkuptim gjysmë të Krishterë[153]. Përdoret për të shprehur thelbin e ligësisë ekonomike, mëkatin e madh të superiotetit, djallin e maskuar si sukses ekonomik. Në disa rrethe të klasave të mesme madje është kthyer në një term abuzimi për këdo që nuk pëlqehet, për çdo person rangu, për sipërmarrësit dhe tregtarët e suksesshëm po aq sa dhe për gjykatësit, ushtarakët dhe shkencëtarët, madje edhe për fshatarët. I drejton gishtin kujtdo që nuk është "punonjës" apo udhëheqës i punës, kujtdo që nuk ka dështuar si pasojë e aftësisë së tij inferiore. Për tërë keqbërësit, për turmën shpirtërore, shërben si një etiketë gjithëpërfshirëse për ata që janë të fortë dhe me vetëbesim.

"Kapitalizmi" nuk është asesi formë e ekonomisë apo metodë e "borgjezisë" për të bërë para. Është mënyrë e të shikuarit të gjërave. Ka patur ekonomistë që e kanë zbuluar atë që në kohën e Karlit Të Madh dhe në fshatrat më primitivë. Që prej 1770-s ekonomistët e kanë kuptuar sistemin ekonomik, që është vërtet njëra anë e ekzistencës historike të kombit, nga këndvështrimi i tregtarit Anglez[154]. Në atë kohë kombi Anglez i ishte përveshur monopolizimit të tregtisë botërore. Prej këtej dhe nami i tij si "komb shitësish". Mirëpo tregtari është vetëm ndërmjetës. Ekzistenca e jetës ekonomike është *parakusht* i veprimtarisë

---

[151] sh.a. Formula Liberale: "lumturia më e madhe e numrit më të madh" rrjedh nga materialistët Anglezë të shekullit të tetëmbëdhjetë, në mes të cilëve teologë të devotshëm të markës së Peilit dhe Batlerit. Ajo u zhvillua logjikisht në formulën Bolshevike të mbretërimit të masave proletare. Nuk flitet më aspak për ndryshimet natyrale të rangut. Vetëm sasia llogaritet, sasia e lumturisë dhe ajo e njerëzve të lumtur. Cilësitë nuk kanë vlerë.

[152] sh.p. Edhe ky gjithashtu është një ideal i teologjisë së Krishterë, e cila e llogarit mes gëzimeve të parajsës që dikush mund të sodisë torturat e të mallkuarve: "*Beati in regno coelesti videbunt poenus damnatorum, ut beautitudo illis magis complaceat.*" - Tomas Akuinas.

[153] sh.p. Osvald Shpengler, Shkrime Poltike, f. 77 e më tej.

[154] sh.p. Osvald Shpengler, Rënia e Perëndimit, Vol. II, f. 469, 483–4. Edhe Sombarti (*Kapitalizmi Modern*, 1919, I, f. 319) e përshkruan qëllimin e çdo sistemi ekonomik si qenien e një organizate të *trafikut* ekonomik.

së tij për ta kthyer veten në qëndër graviteti rreth së cilës rrotullohen të tjerët, në rolet e prodhuesve dhe konsumatorëve. Ky pozicion fuqie është ai që Adam Smithi e përshkruan si “shkencën” e tij. Dhe ja përse prej atëherë e deri në ditët e sotme ekonomia niset nga këndvështrimi i *çmimeve* dhe sheh vetëm mallra dhe tregje në vend të jetës ekonomike dhe qenieve njerëzore aktive. Dhe ja përse, pas kësaj, dhe në veçanti që prej ngritjes së teorisë Socialiste, edhe puna llogaritet gjithashtu si mall, ndërsa rrogat si çmim i tij. Në një sistem të këtij lloji nuk ka vend as për punën e lartë drejtuese dhe atë të shpikësit, dhe as për atë të fshatarit. Gjithçka që shihet janë vetëm artikuj industrialë – dhe vetëm jep e merr. Nuk do të kalojë shumë kohë para se fshatarët dhe zejtarët të jenë harruar krejt dhe ndarja e njerëzimit nëpër kategorira do ketë përfunduar – si me Marksin – në dy të vetme: rrogëtari dhe të tjerët, “shfrytëzuesit”.

Dhe kështu u ngrit ndarja artificiale e “njerëzimit” në dy klasa, prodhuesit dhe blerësit [155], që në duart e teoricienëve të luftës së klasave u falsifikuan si kontrast mes kapitalistëve dhe proletarëve, borgjezisë dhe punës, shfrytëzuesve dhe të shfrytëzuarve. Mirëpo për tregtarin, për kapitalistin e vërtetë, askush nuk dëgjon gjë. Prodhuesi apo fermeri është armiku *që duket*, sepse është ai që punëson dhe paguan rroga. Nocioni është i pakuptimtë, por i efektshëm. Idiotësia e një teorie kurrë nuk e ka penguar përdorimin me efektshmëri të saj. Kriticizmi i përket autorit të sistemit – besimtari mbetet gjithmonë jokritik.

"Kapitalizmi" dhe "Socializmi" i përkasin që të dy së njëjtës epokë, dhe janë të lidhur ngushtësisht së brendshmi, të prodhuar nga i njëjti botëkuptim dhe të ngarkuar me të njëjtat prirje. Socializmi nuk është asgjë më tepër sesa kapitalizëm i klasave të ulëta [156]. Doktrina e Mançesterit për Tregtinë e Lirë nga Kobdeni dhe sistemi Komunist i Marksit lindën që të dy më 1840 dhe në Angli. Marksi madje e mirëpriti Kapitalizmin e tregtisë-së-lirë [157].

“Kapitalizmi nga poshtë” do që t’i shesë mallrat e tij – domethënë, punën e paguar – me çmim sa më lartë që të jetë e mundur, pa marrë parasysh fuqinë paguese të blerësit, dhe duke dhënë sa më pak të mundet. Prej këtej rrjedh

[155] sh.p. Në të njëjtën pjesë Sombart thotë: Kapitalizmi është një organizatë për trafik ekonomik në të cilin bashkëpunojnë dy grupe të pandryshueshme të popullatës, të lidhur nga tregu: pronarët e mjeteve të prodhimit, që gjithashtu i kontrollojnë ato (*subjektet* ekonomike), dhe ata që janë vetëm punëtorë (*objektet* ekonomike). Mirëpo kjo, megjithëse “Liberale”, është edhe kaq gjysma e rrugës drejt Marksit. Nuk vlen as për fshatarët dhe as për zejtarët.

[156] sh.a. Ai që përshkrova te *Prusianizmi dhe Socializmi*, dhe që gjithmonë është keqkuptuar, ishte Socializmi si qëndrim *etik*, jo si parim ekonomik dhe materialist.

[157] sh.a. Më 1847 ai tha: ”Thënë përgjithësisht, sistemi i sotëm proteksionist është konservator, kurse Tregtia e Lirë ka një efekt shkatërrimtar. Ajo shkatërron kombet e dikurshme dhe e bën më të mprehtë kontrastin mes borgjezisë dhe proletariatit. Me një fjalë, sistemi i Tregtisë së Lirë po përshpejton revolucionin shoqëror. Dhe vetëm në këtë kuptim revolucionar unë votoj për Tregtinë e Lirë” (Shtojca në *Elend der Philosophie*).

urrejtja e partive Socialiste për punën me cilësi, dhe për atë të dorës, si edhe përpjekjet e tyre për ta zhdukur ku të munden dallimin "aristokratik" mes pagesës së punës së kualifikuar dhe asaj të pakualifikuar. Ata duan ta ngrenë me forcë çmimin e punës së krahut nëpërmjet grevave – greva e parë e përgjithshme u zhvillua më 1841 në Angli [158] – dhe, në fund, duke shpronësuar fabrikat dhe minierat, ta vendosin caktimin e rrogave në duart e burokracisë së udhëheqësve të punës, të cilët në këtë fazë do të kenë marrë nën kontroll Shtetin. Sepse ky është kuptimi i fshehtë i pronësisë nga Shteti. Pronën që njerëzit e talentuar dhe superiorë e kanë siguruar përmes punës "Kapitalizmi nga poshtë" e quan "të vjedhur", me qëllim që të mbledhë grushte të shtrënguara mjaftueshëm për ta shtënë atë në dorë atë pa punuar. Kjo pra, është origjina e teorisë së luftës së klasave, e ndërtuar ekonomikisht me këndvështrim nga vota e punëtorit dhe e hartuar politikisht për përfitimet e udhëheqësit të punës. Ishte një synim dritëshkurtër. Në botëkuptimin e tyre për të ardhmen mendjet inferiore nuk shohin më larg sesa mëngjesi i së nesërmes, dhe në bazë të kësaj edhe veprojnë. Lufta e klasave kishte për qëllim të sillte shkatërrim dhe asgjë tjetër. Duhet të fshinte tutje forcat e traditës, si ato politike ashtu edhe ato ekonomike, për t'i dhënë dorë të lirë hakmarrjes dhe dominimit të forcave të botës kriminale. Se çfarë vjen pas kësaj fitoreje, kur lufta e klasave të jetë lënë pas në kohë, askush në këto qarqe nuk e mori mundimin ta hetojë.

Kështu pas 1840-s jeta e vërtetë dhe pafundësisht e koklavitur ekonomike e kombeve të bardha u vu nën një sulm shfarosës që vinte nga *dy* krahë. Sulm nga lart, nga lidhja e financierëve dhe spekulatorëve, nga "financa e lartë", që e përshkoi atë me garancira, me kredi dhe borde drejtuesish, duke e bërë punën administrative të sipërmarrësve profesionistë (mes të cilëve kishte një numër të madh ish-punonjësish që e patën çarë rrugën e tyre lart me zell dhe talent) të varur prej qëllimeve dhe interesave të saj. Punëdhënësi i vërtetë ekonomik u katandis në nivelin e skllavit të financierit. Ai mund të ishte duke punuar për suksesin e një fabrike ndërkohë që ajo po rrënohej nga një bixhoz në bursë për të cilin ai nuk dinte asgjë [159]. Sulm nga poshtë, nga sindikatat e modeluara prej udhëheqësve të punës, që u vunë në lëvizje ngadalë, por me siguri, për të shkatërruar organizmin ekonomik. Arma teorike e së parës është shkenca e ekonomisë "Liberale", që formon opinonin publik mbi çështjet ekonomike dhe sjell argumentet dhe vendimet e saj për t'i kthyer në ligj; arma e së dytës është Manifesti Komunist, parimet e të cilit përdoren njësoj për të ndikuar ligjvënien nga e "Majta" e të gjithë parlamenteve. Dhe *që të dyja* përfaqësojnë parimin e "Internacionales", që është krejt Nihilist dhe negativ. Ai drejtohet kundër kufijve të vendosur prej formave historike – dhe çdo formë, çdo strukturë, është një vendosje kufijsh – atyre të kombit, të Shtetit, dhe të

[158] sh.p. Që greva Marksiste gjithsesi ka, jo qëllime ekonomike, por synim politik, kjo bëhet e qartë për shumë njerëz vetëm përmes përvojës së një greve të përgjithshme. Socialistët Gjermanë kanë thënë shpesh se janë grevat *e humbura* më tepër se ato të fituara që janë në interes të partisë; janë ato që ushqejnë zjarret e urrejtjes dhe e lidhin më fort "klasën".
[159] sh.p. Osvald Shpengler, Shkrime Politike, f.138 e më tej, f. 305 e më tej.

ekonomive *kombëtare, shuma* e të cilave përbën ekonominë botërore. Të gjitha këto u pengojnë rrugën si financës së lartë ashtu edhe revolucionarëve profesionistë. Prandaj edhe mallkohen dhe shenjohen për shkatërrim.

Mirëpo që të dyja llojet e teorisë sot janë jashtë kohe. Gjithçka që mund të thuhej për to është thënë prej kohësh, dhe që të dyja teoritë janë diskredituar aq rëndë që prej 1918-s prej profecive të tyre, qoftë në lidhje me Nju Jorkun apo me Moskën, sa edhe pse vazhdojnë të citohen, askush nuk beson më në to. Revolucioni botëror filloi nën hijen e tyre. Ndoshta ka arritur në pikën e tij më të lartë sot, por është larg së qeni pranë fundit, sepse po merr forma që janë të lira nga çdo lloj gjepure teorike.

## 15. Revolucioni i bardhë sot është në Kulm

**Kriza ekonomike botërore u kërkua nga Udhëheqësit e Proletariatit që prej 1840-s**

Dhe tani më në fund është e mundur të mbajmë shënim "sukseset" që ka *arritur* Revolucioni Botëror. Sepse Revolucioni ia ka arritur qëllimit të tij. Ai nuk na kërcënon më, ai triumfon. *Ai ka fituar*. Dhe nëse mbështetësit e tij u argumentojnë të kundërtën të tjerëve apo vetë ndërgjegjieve të tyre të tmerruara, ky është vetëm një tjetër rast i fatit që e ka ndjekur përjetësisht luftëtarin në historinë botërore – kuptimi, me qartësi mizore, se qëllimi i arritur është krejt i ndryshëm nga ai i synuar, dhe, në më të shumtën e rasteve, as që ia vlente mundimi.

Kësaj radhe suksesi është i pamatë. Është për të gjitha kombet e bardha kaq i tmerrshëm sa askush nuk i sheh, apo nuk guxon t'i shohë, të gjitha ndërlikimet e tij; krijuesit nuk e kanë kurajon ta pranojnë si vepër të tyre, dhe po aq pak kurajo ka edhe mbetja e "shoqërisë", aq sa mbijeton mes shtresave të mesme, t'i përballë ata me faktin. Pjesa e parë e rrugës nga Liberalizmi te Bolshevizmi u kapërcye në luftë kundër forcave politike. Sot ato janë shkatërruar, përpirë, dhe dërrmuar. Edhe njëherë, si në Romën e Grakëve, na tregohet se si gjithçka që e krijuan përmes shekujve pak bisha preje të mëdha e të forta, shtetarët dhe pushtuesit, mund të shembet përdhe e gërryer në një kohë të shkurtër nga masa e kafshëve të vogla, krimbat njerëzore. Format e vjetra dhe të nderuara të Shtetit dergjen në rrënim. Ato janë zëvendësuar nga parlamentarizmi i paformë, një pirg pluhuri i atij që dikur quhej autoritet, art i qeverisjes dhe mençuri e Shtetit. Dhe përmbi të partitë, këto hordhi politikanësh afaristë, përleshen për plaçkë. Sovraniteti dinastik është zëvendësuar me zgjedhje që çdo herë sjellin turma të reja të padenjësh në punët e Shtetit.

Dhe mes këtyre partive është kudo ajo e Punës me sindikatat e saj (që ndjekin synime politike me anë të mjeteve ekonomike, por edhe ekonomike përmes atyre politike), me lumin e programeve të hartuara prej udhëheqësve me metodat të tyre të agjitacionit, që janë bërë modë për të gjithë. *Të gjitha* përpiqen të fitojnë masat e qyteteve të mëdha, t'i bombardojnë me të njëjtat shpresa të pakuptimta, t'i fshikullojnë me të njëjtat akuza. Zor se guxon sot ndonjë parti të sugjerojë se përfaqëson ndonjë pjesë *tjetër* të kombit përveç

"punonjësit". Qoftë nga burracakëria apo nga shpresa për fitore në kutitë e votimit, ato e trajtojnë atë të gjitha pa përjashtim si një klasë të privilegjuar. Në të gjitha vendet ia kanë dalë me sukses ta demoralizojnë atë, duke e kthyer në krijesën më të llastuar, më të pakënaqur, dhe si të tillë të palumtur, duke e hedhur në kazan të valuar me llumin e rrugëve për të gatuar një njësi me një mendje të vetme, një "klasë", për të rritur prej tij llojin e proletarit në shpirt – që e garanton suksesin revolucionar me vetë faktin e ekzistencës së tij, që i përçmon zellin dhe arritjet si tradhëti ndaj "çështjes", dhe ambicja më e lartë e të cilit është të bëhet udhëheqës i masave dhe shtyllë e Revolucionit.

Nuk ka ndryshim nëse këto fronte të luftës klasore kanë marrë formën e partive burokratike apo të sindikatave, të tilla si ato Marksiste, Katolike, sindikatat Nacionale në Gjermani dhe ato të ngjashme në Angli; nëse kanë formën Latine të klubeve anarkiste dhe Socialiste si në Barcelonë dhe Çikago, apo edhe nëse ekzistojnë, si njëherë në Rusi dhe sot në Amerikë, si lëvizje të nëndheshme që mblidhen dukshëm vetëm në momentet e veprimit. Nga e para tek e fundit ato përbëhen nga grupe kontrolluese demagogësh profesionistë dhe bagëti ndjekësish që duhet t'i shërbejnë një qëllimi final të cilit nuk ia kanë idenë dhe të sakrifikohen për të. Qeveritë janë bërë prej kohësh zbatueset e tyre, qoftë sepse udhëheqësit e masave e kanë vetë pushtetin parlamentar, qoftë sepse kundërshtarëve të tyre, të hipnotizuar nga ideologjia e "punonjësit", u mungon kurajoja për të menduar dhe vepruar vetë.

Ata sundojnë supremë gjithashtu në ekonomi, në këtë rast duke përdorur mjete politike për një objektiv politik. Dhe ky objektiv nuk është humbur sysh asnjëherë: luftë klasore kundër forcave organike dhe formave të jetës të njohura si Kapitalizëm. Që prej 1848-s *qëllimi përfundimtar është shfarosja e tyre, dhe kjo tani është arritur*. *Kriza ekonomike botërore e këtij viti dhe ajo e shumë viteve që do të vijnë nuk është, siç kujton e gjithë bota, pasojë e përkohshme e luftës, revolucionit, inflacionit, dhe pagimit të borxheve. Ajo ka qenë e vullnetshme*. Në tërë thelbin e saj *është rezultat i punës së qëllimshme të udhëheqësve të proletariatit*. Rrënjët e saj shtrihen shumë më thellë se mendimi. Efektet e saj do të mund të kapërcehen vetëm me luftra të gjata dhe të vështira kundër gjithçkaje që është popullore sot, dhe shumë prej kësaj nuk do të mund të zhbëhet më kurrë. Kurajoja për të parë se çfarë po ndodh në të vërtetë do të ishte kushti i parë, dhe kam frikë se lënda njerëzore për këtë është tepër e varfër. Kurrë më parë nuk kishte ndodhur që e gjithë bota të tregonte një burracakëri të tillë përballë opinionit të përgjitshëm të parlamenteve, partive, folësve, dhe shkruesve. Të gjithë kanë rënë në gjunjë përpara "popullit", masave, proletariatit, apo gjithçkaje që mund të quhet ajo që verbërisht dhe pa dyshuar shërben si armë për udhëheqësit e Revolucionit Botëror. Qortimi si "armik i punonjësit" e bën çdo politikan të zverdhet si dylli.

Por kush pra, e fitoi në të vërtetë Luftën Botërore? Sigurisht që asnjë Shtet, as Franca, as Anglia dhe as Amerika. As "Puna" e bardhë, edhe pse pagoi shtrenjtë për të: në fillim me gjakun e saj në fushëbeteja, dhe pastaj me standartin e jetës në krizën ekonomike. Ishte viktima më fisnike e udhëheqësve

të saj. U rrënua për qëllimet e tyre. *Luftën e fitoi udhëheqësi i punës*. Ajo që në çdo vend quhet parti e Punës apo sindikatë, por që në fakt është sindikatë e zyrtarëve të partisë, e burokracisë së Revolucionit, mori pushtetin dhe tani sundon mbi Civilizimin Perëndimor. E shtyu proletariatin nga greva në grevë, nga njëra përleshje rruge në tjetrën, ndërsa vetë marshoi nga njëra vendimmarrje parlamentare shkatërrimtare në një tjetër, qoftë në cilësi të fuqisë së saj apo nga lemeria e klasave të mesme të mundura. Qeveritë, kudo nëpër botë, që nga 1916-a janë bërë me shpejtësi gjithnjë e më të varura prej tyre dhe janë të detyruara t'u binden urdhrave të tyre nëse nuk duan të përmbysen. Këto ndërhyrje brutale në strukturën dhe kuptimin e jetës ekonomike ato ose duhet t'i lejojnë të bëhen, ose t'i bëjnë me duart e tyre. Sulme të tilla janë krejtësisht në interes të gradës më të ulët të punës, vetëm të "krahëve", dhe marrin formën e ngritjeve ekstravagante të pagave dhe shkurtimit të orëve të punës, të taksave shkatërrimtare mbi fitimet e drejtuesve, mbi pronat e vjetra familjare, mbi industrinë, dhe mbi fshatarësinë. Plaçkitja e shoqërisë është kryer. Ishte shpërblimi për mercenarët e luftës së klasave. Qëndra natyrale e gravitetit të trupit ekonomik, gjykimi ekonomik i ekspertëve të vërtetë, u zëvendësua me atë politiko-partiak, artificial, dhe jo-ekspert. Ekuilibri u shkatërrua dhe struktura u shemb. Mirëpo ky ka qenë prej dekadash synimi i pranuar hapur i Bolshevizmit Perëndimor, dhe si e tillë katastrofa ekonomike ishte një *fitore taktike*, edhe pse Puna pak dyshoi për këtë apo e kërkoi. Kjo përmbysje e kapitalizmit, e përfytyruar që prej 1840-s dhe e brohoritur me entuziazëm nga Bebeli [160], ky "Gjykim i Fundit" mbi borgjezinë, *do të duhej*, me të vërtetë, të kishte sjellë automatikisht diktaturën e shumëpritur të proletariatit (domethënë, atë të krijuesve dhe udhëheqësve të tij).

Nuk ka ndodhur kështu, mendojmë ne – e megjithatë, a jemi të sigurtë? Lënë mënjanë Moskën, çfarë tjetër përveç kësaj ishte Republika e sindikatave në Gjermani? A nuk është Socializmi ekonomik shtetëror i administruar burokratikisht ideali mbretërues i partive Nacionaliste të Punës në Gjermani, Angli, madje edhe Itali? A nuk janë sakrifikuar njerëzit me ide krijuese ekonomike, nxitësit e sipërmarrjes ekonomike private, nga kjo diktaturë me platformë shkatërrimin ekonomik botëror? *Udhëheqësi* ekonomik, *eksperti* i jetës ekonomike, është përzënë nga udhëheqësi i partisë, i cili, edhe nëse di diçka nga ekonomia, di vetëm aq sa i duhet mjaftueshëm për propagandë demagogjike. Ai sundon si burokrat në përpilimin e legjislacionit ekonomik, që ka zëvendësuar vendimet e lira të profesionistit, si shpirt drejtues në komitete të pafundme, gjyqe arbitrazhi, konferenca, mbledhje kabineti dhe gjithçka që mund ta quajnë veten format e kësaj diktature, madje edhe në ministrinë Fashiste të Korporatave. Ai është për Socializëm Shtetëror, për zhdukjen e sipërmarrjes private, për "planifikim ekonomik" – gjithë të cilat nënkuptojnë të njëjtën gjë: Komunizëm. Nuk prish punë aspak nëse bashkë me "pronarin"

---

[160] sh.s. August Bebel – Politikan dhe orator Socialist Gjerman (1840–1913), bashkë-themelues i Partisë Social-Demokrate të Punëtorëve (SPD), shumë i vlerësuar nga Shpengler si njeri i veprimit dhe me instinkt të pagabueshëm, po aq sa dhe për frymën e tij autoritariste dhe aftësitë e larta luftarake dhe organizative.

sakrifikohet edhe "punonjësi", "udhëheqësi i punës" për nga profesioni e ka më në fund në duar fuqinë e dëshiruar dhe është në gjendje të hakmerret në emër të botës kriminale kundër atyre të cilët, prej aksidenti të lindjes që i pajisi me talente dhe superioritet natyral, u thirrën për t'i parë gjërat nga lart dhe për të qeverisur.

Jam i mirëvetëdijshëm që shumica e njerëzve do të kundërshtojnë të tmerruar ta pranojnë se ky shkatërrim i pakthyeshëm i gjithçkaje që u ndërtua ndër shekuj ishte i qëllimshëm, rezultat i një pune të qëllimshme drejt atij synimi. Mirëpo kështu është; ka provë për këtë. Proçesi filloi sapo revolucionarët profesionistë të brezit të Marksit kuptuan se, në Europën Veriore, varësia e industrisë nga qymyri ishte bërë faktor thelbësor i jetës ekonomike. Vetë ekzistenca e masave në rritje të kombit varej nga lulëzimi i saj. Për sa i përket Anglisë, situata ishte e tillë që atëherë; ndërsa për Gjermaninë, ashtu shpresonin, dhe doktrinarët që e shihnin botën diagramatikisht si borgjezi dhe proletariat e morën të mirëqenë se të njëjtat zhvillime duhet të ndodhnin kudo. Mirëpo si qëndronte çështja me Spanjën dhe Italinë, që nuk kishin qymyr? Apo edhe me Francën, që të mos përmendim Rusinë [161]? Është e çuditshme se sa i ngushtë ishte dhe ka mbetur horizonti i këtyre teologëve të luftës së klasave, dhe sa pak është kuptuar kjo deri në ditët e sotme. A e përfshinë ndonjëherë Afrikën, Azinë, apo Amerikën Latine në sferën e kërkimeve dhe profecive të tyre ekonomike? A menduan një herë të vetme për punëtorët me ngjyrë të kolonive? A ishin të vetëdijshëm që ata ishin anashkaluar dhe përse duhej të anashkaloheshin? Ata folën për të ardhmen e "njerëzimit", dhe në vend që të përfshinin tërë planetin në fushëpamjen e tyre i ngulën sytë fiksueshëm mbi pak vende Europiane, Shtetin dhe shoqërinë e të cilave synonin ta shkatërronin.

Sidoqoftë, në rastin e tyre, ata panë se kjo mund të arrihej nëse ia dilnin të paralizonin vitalitetin e industrisë, dhe sulmi sistematik që filloi mbi të pati për synim ta bënte të pamundur punën e saj organizuar. Kjo u bë në radhë të parë duke shkurtuar forcërisht orët e punës ditore të rrogëtarëve në fabrika (fillimisht vetëm në ato) në dallim të theksuar me punën e lartë të drejtuesve, shpikësve dhe inxhinierëve [162].

---

[161] sh.a. Në parathënien e botimit të dytë Rusisht të Manifestit Komunist (1882) Marksi dhe Englesi ndërtuan një teori zhvillimi që e kundërshton krejtësisht atë të shprehur te *Kapitali*. Këtu rruga për te Komunizmi përfundimtar do të kalojë, njëherë e mirë, nga rruga e Komunizmit të supozuar fshatar, përmes *mir*-it, në vend se përmes një dominimi absolut të borgjezisë. Në Rusi nuk kishte as borgjezi dhe as proletariat në kuptimin Europiano-Perëndimor, dhe kështu dy demagogët i përshtatën "bindjet" e tyre sipas masave të cilat donin t'i mobilizonin kundër Shtetit Petrin. Udhëheqësit e punës të Moskës, në të kundërt, vazhduan, në dobi të së "vërtetës" Perëndimore, të luftonin fshatarët për hir të një klase punëtore e cila zor se ekzistonte.

[162] sh.a. Kjo punë *intelektuale* nuk mund të kufizohet kurrë në një numër të caktuar orësh. Ajo i përndjek dhe i tiranizon viktimat e saj gjatë periudhave të pushimit, gjatë udhëtimeve, dhe në netët e tyre të pagjumë. I bën të pamundura shkëputjen nga mendimi dhe çlodhjen e vërtetë dhe konsumon burrat më të mirë të kohës. Asnjë punëtor me rrogë nuk thyhet nga mbingarkesa apo kolapsi mendor. Por mes këtyre të

Në shekullin e tetëmbëdhjetë dita e punës shkonte në më shumë se dymbëdhjetë orë, edhe pa qenë e caktuar ligjërisht, duke qenë se kjo ishte praktika normale mes fshatarëve dhe artizanëve të Veriut. Në fillim të shekullit të nëntëmbëdhjetë në Angli u kufizua në dymbëdhjetë orë, dhe rreth 1850-s u shkurtua përsëri nga Projekt-Ligji i Dhjetë-Orëve, i cili meqë ra fjala u kundërshtua ashpërsisht nga vetë punëtorët [163]. Kur më në fund ligji u miratua, ai u brohorit në qarqet revolucionare si një fitore për klasën punëtore dhe me të drejtë si gjymtim i industrisë. U besua se goditja do të ishte fatale. Që prej asaj kohe sindikatat në të gjitha vendet iu përveshën punës duke ushtruar presion në rritje për ta reduktuar ditën e punës akoma dhe më tej dhe për ta shtrirë rregullin mbi të gjithë rrogëtarët. Nga fundi i shekullit kufiri ishte te nëntë orë, dhe në fund të Luftës Botërore tetë orë. Sot, teksa i afrohemi gjysmës së shekullit të njëzetë, java dyzet-orëshe e punës është mimumi i kërkesës revolucionare. Duke qenë se ndalimi i punës të Dielën është rreptësuar edhe më, punëtori individual jep vetëm gjysmën e njësisë natyrale, të mundshme, dhe origjinale, të asaj që ka për të shitur – thënë me emër, punës. Dhe kështu "punonjësi", i cili sipas doktrinës Marksiste është *i vetmi* që punon, është kthyer, në më të shumtën me pahir, në atë që punon më pak. Cili profesion do ta toleronte sado pak një rezultat të tillë?

Kjo ishte një metodë lufte e llojit të grevës, por e fshehur nën një formë që depërton ngadalë. Për herë të parë u kuptua se ç'ishte nga fakti që çmimi i kësaj forme të mallit, rrogës javore, jo vetëm që nuk u zvogëlua, por u ngrit drejt dhe lart me forcë. Mirëpo "vlera", prodhimi i vërtetë i punës së kryer, nuk është njësi e pavarur. Është rezultat i nxjerrë nga tërësia organike e punës industriale, në të cilën puna administrative për kontrollin dhe rregullimin e operacioneve, sigurimin e materialeve, tregtimin e prodhimeve, vlerësimin e kostove dhe të ardhurave, shpërndarjes dhe pajisjeve, dhe të mundësive të reja, është e një rëndësie tejet më të madhe. Rezultati i përgjithshëm varet nga rendi dhe madhësia e punës së mendjeve që është kryer për të, jo nga ajo e duarve. Kur nuk ka prodhim, apo kur ai nuk shitet, atëherë puna e kryer për të ka qenë e pavlerë dhe do të duhej të mos paguhej fare. Kjo ndodh me fshatarin dhe zejtarin. Mirëpo përmes veprimtarisë së sindikatave rroga e punëtorit të krahut është hequr nga njësia e organizmit. Ajo caktohet nga udhëheqësi partiak, jo nga udhëheqësi ekonomik, dhe nëse ky i fundit nuk pranon ose nuk mundet ta pranojë, ajo vendoset forcërisht me greva, sabotime, dhe presion në parlament. Në njëqind vitet e fundit ajo është rritur shumë në krahasim me të ardhurat e fshatarëve dhe zejtarëve. Fitimi i kujtdo që angazhohet në mënyrë aktive në sistemin ekonomik varet nga situata ekonomike – i kujtdo përveçse punëtorit rrogëtar. Vetëm ai pretendon një nivel

tjerëve ndodh në raste të panumërta. Kaq për tablonë e demagogut për borgjezinë grykëse që rri kot në kuzhinë.

[163] sh.a. Sepse ata nuk donin të ndaloheshin në shfrytëzimin e kapacitetit të plotë të fuqisë së tyre punëtore, siç do të bënte çdo rrobaqepës. Ky instinkt i shëndetshëm akoma e çan rrugën e tij lart, pavarësisht gjithë agjitacionit të Punës, dhe vihet re në dëshirën për punë jashtë orarit si edhe në atë të dy-punësimit.

rroge që vendoset në mënyrë jo-organike dhe për të cilën luftohet me mjete politiko-partiake, edhe kur mund të mbahet vetëm duke i çuar sipërmarrjet në rrënim, duke shkurtuar krejtësisht fitimin, dhe duke shitur mallrat me çmim nën kosto – derisa edhe vetë fabrikat dorëzohen, dhe radhët e udhëheqësve të punës i pushton një ndjenjë e ligë triumfi. Ata korrën edhe një tjetër fitore në rrugën drejt qëllimit të tyre përfundimtar.

Sot, kur lindja e teorisë së luftës së klasave qëndron pothuajse njëqind vjet pas nesh dhe kur askush nuk beson më seriozisht në të, duket e dyshimtë nëse këta udhëheqës janë akoma të vetëdijshëm mbi qëllimin për të cilin u hartua dhe filloi që prej lindjes e gjithë kjo punë shkatërrimtare. Megjithatë, mes tyre është rritur për vite të tëra një traditë dhe metodë që i detyron ata të punojnë pa pushim për shkurtimin e punës dhe rritjen e pagave. Kjo është ajo që provon aftësinë e tyre në sytë e Partisë. Dhe nëse sot është harrruar kuptimi i dogmës fillestare dhe vetëdija e mirë e besimtarit mungon, efekti është akoma aty, edhe pse mund të gjendet në "kauza" të tjera – në mënyra të reja agjitacioni, në gjetjen e një mëkati të ri kundër klasës punëtore që mund t'i ngarkohet Kapitalizmit.

Njëherë e një kohë doktrina e "vlerës së shtuar" kishte fuqinë të trondiste arsyetimin e pazhvilluar të masave: *i tërë* prodhimi industrial ishte i barabartë me vlerën e punës zbatuese të krahut dhe në të njëjtën mënyrë duhej edhe të shpërndahej. Ajo që mbante prodhuesi prej saj – për mirëmbajtjen e uzinave, pagesën e materialeve bazë, rrogat, interesat: "vlera e shtuar", në të vërtetë – ishte *vjedhje*. Administrata, shpikësit, inxhinierët, të gjithë këta nuk bënin asnjë lloj pune; dhe nëse patën bërë, puna mendore si ajo e tyre, që është një lloj të mosbëri asgjë, nuk kishte asnjë vlerë të vërtetë. Qe e njëjta prirje "demokratike" që e urrente dhe do ta kishte zhdukur cilësinë e çdo lloji, dhe që mendonte vetëm në terma sasiore, edhe në punën e krahut. Dallimi "aristokratik" mes punës së kualifikuar dhe asaj të pakualifikuar duhet të zhdukej. Që të dyja duhet të paguheshin njësoj. Puna e dorës dhe prodhimi superior u etiketuan si tradhti ndaj çështjes. Ky qëndrim ka triumfuar, dhe triumfi i saj në veçanti është Gjermania e pas-Luftës. Ai e ka zhbërë konkurrencën mes punëtorëve, e ka mpirë impulsin për të arritur nivele më të larta profesionalizmi, dhe si rrjedhim e ka reduktuar prodhimin e përgjithshëm. Që e gjitha kjo ishte Nihilizëm, vullnet-për-shkatërrim, këtë na e tregon praktika që mbizotëron sot në Moskë. Aty situata e 1840-s u rivendos në çdo aspekt menjëherë sapo u arrit "qëllimi": orë të gjata pune, paga të ulëta; hendeku më i gjerë i mundshëm – më i gjerë edhe se në Amerikë – në pagesën mes punës së kualifikuar dhe asaj të pakualifikuar, dhe importim i inxhinierëve të huaj për të zëvendësuar të vetët – që ishin vrarë, sepse, sipas doktrinës së Manifestit Komunist, ata vetëm sa shfrytëzonin punëtorin pa bërë asgjë: vlera e tyre u kuptua vetëm më vonë.

Ideja se punëtori kishte të drejtë mbi "vlerën e plotë" të punës së tij, që barazohej me prodhimin total të sipërmarrjes, vazhdoi deri në fund të shekullit. Kjo të paktën vendosi një kufi natyral mbi kërkesat për rrogë. Mirëpo krah për

krah me të, dhe prej saj, që prej viteve shtatëdhjetë e më tej u ngrit metoda larg të qenit teorike e shtrëngimit të pagave me anë të presionit *politik* të organizatave të punëtorëve. Ky shfrytëzim në favor të një klase të vetme nuk ishte më çështje kufijsh të caktuar nga sistemi ekonomik, por vetëm i kufijve politikë dhe parlamentarë të *fuqisë* revolucionare. Në pothuajse të gjitha vendet "e bardha" në ndërrim të shekujve, dhe në mënyrën më të dyshimtë në Gjermani pas 1918-s, krah për krah me Qeverinë kushtetuese ekzistonte edhe një tjetër si shtojcë e përbërë nga sindikata të çdo lloji. Detyra kryesore e saj ishte të ushqente elektoratin me rroga dhe të blinte të drejtën për të vepruar kështu prej forcave të "borgjezisë" duke u dhënë atyre leje për të qeverisur. "Vota e klasës punëtore", e përdorur si e tillë nga çdo udhëheqës partiak, u kthye në një faktor vendimtar për gjithçka me të cilën guxonin të merreshin parlamentet. Dhe kështu *rroga politike*, për të cilën nuk kishte më asnjë kufi natyral dhe ekonomik, u kthye në një fakt të mirëqenë. Rrogë-tarifat, të cilat Shteti ishte i detyruar t'i mbështeste, nuk u llogaritën ekonomikisht, por u caktuan nga partia, ndërsa tarifa e lartë e sindikatave u kthye në një të drejtë që asnjë parti borgjeze apo qeveri nuk guxonte ta prekte apo ta vinte në diskutim. Rroga politike shpejt e la pas "vlerën e plotë" të punës. Ajo e shtyu industrinë e vendeve "të bardha" në masa dëshpëruese vetëshpëtimi dhe vetëruajtje, dhe kështu e hodhi atë në situatën e ngatërruar rezultat i së cilës është katastrofa ekonomiko-botërore tashmë përpara nesh. *Rrogë-Bolshevizma*, duke punuar me greva, sabotime, zgjedhje, dhe kriza në qeverisje, derdhi aq shumë gjak nga jeta ekonomike e kombeve – jo vetëm të Gjermanisë – sa që u desh të bëheshin përpjekje të ethshme për t'i vënë në vend këto humbje me çdo mjet të mundshëm që mund të përfytyrohet.

Na duhet ta kuptojmë mirë se sa gjithëpërfshirës është termi "rrogë politike" përpara se të vlerësojmë presionin e kësaj rrogë-diktature mbi jetën ekonomike të kombeve. Duke shkuar larg përtej pagesës në para, ajo e shtrin kujdesin e saj mbi të gjithë ekzistencën e "punonjësit", barra e së cilës i duhet hequr atij dhe ngarkuar "të tjerëve". "Punonjësi" është bërë pensionisti i shoqërisë dhe i kombit. Çdo qenieje njerëzore, ashtu si çdo kafshe, i duhet të mbrohet vetë kundër veprave të pallogaritshme të destinit – ose t'u dorëzohet atyre. Secili ka *kujdesin e tij personal*, *përgjegjësi të plotë* për veten, dhe duhet patjetër të marrë vendimet e tij për çdo rrezik që e kërcënon atë vetë dhe qëllimet e tij. Askush nuk ëndërron t'i çlirojë, në kurriz të të tjerëve, fermerët nga pasojat e të korrave të këqija, të sëmundjeve të bagëtisë, zjarrit, dhe rënies së tregjeve; apo artizanët, doktorët, inxhinierët, tregtarët, dhe shkencëtarët nga rreziku i rrënimit ekonomik dhe i paaftësisë në punë si pasojë e kualifikimit të pamjaftueshëm, sëmundjes, apo aksidentit. Secili prej këtyre duhet të merret vetë me të tilla gjëra dhe për llogari të tij ose ndryshe të përballet me pasojat dhe të dalë të lypë apo të fundoset në çdo mënyrë që dëshiron. E tillë është jeta. Mania për të qenë i siguruar, kundër moshës, aksidentit, sëmundjes, papunësisë – shkurt, kundër fatit, në çdo formë të konceptueshme – që është shenjë e rënies së vitalitetit, tani e ka futur veten në një mënyrë apo një tjetër në mendësinë e të gjitha kombeve "të bardha", duke filluar nga Gjermania. Viktima e fatkeqësisë u qahet të tjerëve pa asnjë dëshirë për të ndihmuar

veten. Mirëpo ka një ndryshim që shënjon fitoren e mendimit Marksist mbi instinktet *origjinale individualiste Gjermanike* të gëzimit në përgjegjësi dhe përleshje personale kundër fatit, *amor fati*-n. Gjithë të tjerët që përpiqen t'i shmangen apo të përballen me të paparashikueshmen veprojnë kështu për llogari të vet dhe me forcat e veta; vetëm "punonjësit" i kursehet ky vendim. Vetëm ai mund të pushojë i qetë dhe i sigurt se për të do të mendojnë dhe do të veprojnë të tjerët. Efekti degjenerues i kësaj lirie nga çdo lloj përgjegjësie, që vihet re në mënyrë të ngjashme te fëmijët e prindërve shumë të pasur [164], e ka pushtuar tërë klasën punëtore, veçanërisht në Gjermani: në shenjën më të parë të shqetësimit i bëhet thirrje për ndihmë Shtetit, partisë, shoqërisë, apo, në çdo rast, "të tjerëve". Ne kemi harruar të marrim vendime për llogari tonë dhe të jetojmë nën shqetësimin e një ankthi të vërtetë.

Mirëpo kjo nënkupton një barrë edhe më të rëndë mbi punën e lartë të bashkësisë në dobi të së ultës. Sepse gjithashtu kjo pjesë e rrogës politike – sigurim i çdo lloji kundër fatit, ngritja e apartamenteve për punëtorët (askush nuk mendon t'i kërkojë këto për punëtorët e fermave), ndërtimi i shesheve të lojrave, i shtëpive të pushimit, bibliotekave, kushtet speciale për ushqimin, transportin hekurudhor, dhe zbavitjet – të gjitha paguhen drejtpërsëdrejti apo tërthorazi nga taksimi i "të tjerëve" për llogari të punonjësit. *Kjo në të vërtetë është pjesë thelbësore e rrogës politike*, dhe merr shumë pak vëmendje. Në të njëjtën kohë prodhimi kombëtar për të cilin na jepen shifra dhe grafikë është fantazi ekonomike. Ai llogaritet – si "kapital" – nga prodhimi i sipërmarrjeve ekonomike apo nga çmimet e tregut të aksioneve mbi të cilat përfitohet interes, dhe bie bashkë me ato kur vlera e fabrikave në punë kërcënohet nga barra e rrogave të larta. Mirëpo fabrika që detyrohet të mbyllet kështu nuk ka më asnjë vlerë përveç asaj të hekurishteve për skrap. Nën diktaturën e sindikatave, sistemit ekonomik të Gjermanisë iu desh që në katër vitet 1925-29 të përballej me një ngarkesë shtesë prej 18,225,000,000 marka çdo vit për llogari të rrogave të ngritura, taksave, dhe ndihmave për qëllime sociale [165]. Kjo do të thotë *një e treta e prodhimit kombëtar e shpenzuar në mënyrë të njëanshme*. Një vit më vonë shuma kishte kapërcyer shumë përtej njëzet miliard markave. E çfarë janë dy miliard për dëmshpërblime lufte krahasuar me këtë? Ajo rrezikoi pozitën financiare të Reich-ut si edhe monedhën. Barra e saj mbi sistemin ekonomik as që u mor parasysh kur në fakt bëhej fjalë për pasojat e rrogë-Bolshevizmës. Ky ishte shpronësim i një sistemi të tërë ekonomik në interes të një klase të vetme.

---

[164] sh.a. Rezultati është rëndësia absurde që u jepet anktheve *të vogla* – "problemeve" të modës apo të gatimit, grindjeve të dashnorëve të martuar apo të pamartuar, dhe, mbi të gjitha, mërzisë, që çon në lodhje nga jeta. Vegjetarianizmi bëhet sport, kurse shija erotike "botëkuptim". Dikush vret veten se nuk mund të ketë kostumin e mbrëmjes apo dashnoren e dëshiruar, se nuk bie dakort çfarë do të gatuhet për drekë apo ku do të dilet për darkë.

[165] sh.p. Raporti Langnamverein, 1929, f. 6.

**16. Triumfi i Punës së ulët masive mbi Udhëheqësin e Punës**

Ka punë të lartë, dhe të ulët: asgjë nuk mund ta mohojë apo ta ndryshojë këtë të vërtetë. Është shprehje e faktit që ekziston Kultura. Sa më e lartë shkalla e zhvillimit të një Kulture, sa më e fuqishme forca e saj krijuese, aq më i madh është edhe ndryshimi mes veprimeve *komanduese* dhe *vartëse* të çdo lloji; qofshin ato politike, ekonomike, apo artistike. Sepse Kultura është jetë e intelektualizuar, e rregulluar, formë vetëperfeksionuese në maturim, që kërkon një shkallë gjithnjë e më të lartë personaliteti. Ka punë për të cilën dikush duhet të ketë prirje të brendshme, dhe punë tjetër që dikush *duhet* ta bëjë, sepse ai dikush *nuk mund* të bëjë asgjë më të mirë për të siguruar jetesën. Ka punë për të cilën janë të zot vetëm pak njerëz të një rangu superior, dhe punë tjetër që është e vlerësueshme vetëm në terma kohëzgjatjeje dhe volumi. Cilado qoftë prej të dyjave, njeriu ka lindur për të. Ky është fati. Nuk ndryshohet dot me pallavra baraziste, qofshin Racionaliste apo romantiko-sentimentale.

Prodhimi i përgjithshëm i punës për të cilën është përgjegjëse Kultura Perëndimore, që është *identike* me të, bëhet më i madh çdo shekull. Në kohën e Reformimit ajo ishte shumë herë më e madhe sesa kishte qenë në kohën e Kryqëzatave, dhe në shekullin e tetëmbëdhjetë u rrit në madhësi të pamatë, në përgjigje të dinamizmit të punës krijuese të udhëheqësve, që e kishte bërë domosdoshmërisht gjithnjë e më të madhe kërkesën për llojin e ulët të punës masive. Mirëpo është pikërisht kjo arsyeja që revolucionari proletar – që e sheh Kulturën nga poshtë dhe, duke mos e patur brenda vetes, e ka të pamundur ta kuptojë – përpiqet ta shkatërrojë atë, ta heqë qafe punën "cilësore", madje edhe çdo lloj pune. Nëse nuk ka më njerëz të Kulturës – në mendjen e tij ata janë luks dhe tepricë – atëherë do të ketë më pak punë, dhe, mbi gjithçka, punë inferiore që mund ta bëjë kushdo. Njëherë lexova në një gazetë Socialiste se kur të zhduken milionerët e parave, pas tyre duhen çuar edhe milionerët e mendjeve. Puna krijuese e vërtetë është irritim për këta njerëz. Ata e urrejnë superioritetin e saj dhe ja kanë zili suksesin, qoftë kur rezultati merr formën e pushtetit apo atë të pasurisë. Për ta pastruesja e spitalit është më e rëndësishme sesa kryemjeku; pendari vlen më shumë sesa fermeri që përmirëson grurin dhe mbarështon gjedhë race, fokisti më shumë sesa shpikësi i motorit. Ka ndodhur një transvlerësim i vlerave ekonomike – që të përdorim një frazë Niçeane, dhe meqenëse, në sytë e masave, çdo vlerë përkthehet në para, në pagesë, puna e nivelit të ulët të masës duhet të paguhet më shumë sesa puna e lartë e personaliteteve të shquara – dhe pikërisht kjo po ndodh.

Ka patur pasoja që akoma askush nuk i ka kuptuar siç duhet. Ky punonjës "i bardhë", për të cilin udhëheqësit e partive të Punës janë vënë në garë me klasën e mesme burracake se kush ta lajkatojë dhe ta llastojë më shumë, po kthehet në një kafshë luksoze. Na i kurseni krahasimet idiote me milionerët që e kanë "kapur veten" – kjo nuk është çështje njerëzish që jetojnë nëpër pallate dhe mbajnë ushtri me shërbëtorë. Krahasoni koston personale të jetesës së një punëtori industrial të sotëm me atë të një pronari të vogël toke në fshat. Rreth

1840-s niveli i jetesës ishte pak a shumë i njëjtë për të dy. Sot i pari punon shumë më pak sesa i dyti, mirëpo mënyra në të cilën jeton, ushqehet dhe vishet fshatari – qoftë në Pomerani, Jorkshajër, apo Kansas – dallon aq mjerueshëm krahasuar me atë që harxhon si para xhepi, dhe mbi të gjitha për zbavitje, një punëtor metalurgjie që nga zona e Ruhrit deri në Pensilvani, sa që ky punëtor do të hidhej në çast në grevë po t'i thoshin se do të mund ta vazhdonte të njëjtën mënyrë jetese vetëm duke bërë dyfishin e punës, shto dhe një ankth të vazhdueshëm si atë të fshatarit për të korrat e këqia, rënien e tregjeve dhe borxhet te tregtarët. Ajo që në qytetet e mëdha të Veriut duket si minimum ekzistence dhe shihet si "varfëri" do të dukej ekstravagante në të parin fshat pak orë larg tij – për të mos përmendur stilin e jetesës në zonën Europiano-Jugore të Komunizmit rural, ku ekziston akoma thjeshtësia e racave me ngjyrë. Mirëpo ky luks i klasës punëtore është fakt, dhe kush paguan për të? Jo puna që bëhet. Asaj nuk ja vlen me barra qiranë prej kohësh. Janë të tjerët, gjithë pjesa tjetër e kombit, që duhet të punojnë për ta plotësuar. Ka idiotë – dhe nëse Fordi [166] ishte serioz në ato që tha e që shkroi, ai është një prej tyre – që besojnë se ngritja e fuqisë blerëse të punëtorëve do të ruajë nivelin e jetës ekonomike. Por a e bënë këtë masat e papuna të Romës në periudhën Grakiane? Njerëzit flasin për tregun e brendshëm pa e peshuar aspak se çfarë është ai në të vërtetë. Le ta vëmë në provë këtë dogmë të re të sindikatave "të bardha": le të paguhet punëtori jo me para, por me vetë prodhimet e punës së tij: me lokomotiva, kimikate, pllaka guri, dhe le t'i shesë vetë ato.

Ai nuk do të dinte ç'të bënte me to. Do të tmerrohej kur ta kuptonte se sa pak vlejnë këto gjëra. Do të dilte në pah gjithashtu se për një shpenzim inteligjent të parave nevojitet e njëjta shkallë Kulture, e njëjta shije e intelektualizuar, po aq sa edhe për t'i fituar ato përmes arritjeve superiore. Luksi mund të jetë elegant, por edhe vulgar, dhe këtë fakt nuk mund ta ndryshojë askush. Është ndryshimi mes një opere të Moxartit dhe një komedie muzikore, vetëm se rroga luksoze nuk është aspak plotësim i një dëshire të rafinuar për kushte luksi. Është vetëm fuqia blerëse e një rangu të lartë të shoqërisë ajo që e bën të mundur industrinë cilësore. E vetmja gjë që nxisin rendet e ulëta është industria e zbavitjes, si në Romën e lashtë.

Mirëpo ky luks vulgar i qyteteve të mëdha – pak punë, shumë para, dhe akoma më shumë zbavitje – pati një ndikim fatal mbi njerëzit e thjeshtë dhe punëtorë anë e mbanë vendit. Ata e gjetën veten me kërkesa për të cilat etërit e tyre nuk do ta lejonin veten as të ëndërronin. Vetëmohimi është i vështirë kur e ke tundimin para fytyrës. Filloi arratisja nga toka: në fillim shkuan krahët e punës dhe shërbyeset, pastaj djemtë e fermerit, dhe në fund familje të tëra të cilat nuk dinin më nëse do t'ia dilnin dhe si do t'ia dilnin ta mbanin trashëgiminë

[166] sh.s. Henry Ford, 1863–1947, industrialist dhe manjat amerikan i industrisë së automobilëve, themelues i kompanisë *"Ford Motors"*, zhvilluesi kryesor i *linjës zinxhir* të prodhimit masiv dhe i pari që prodhoi një makinë të përballueshme nga shtresa e mesme, duke e kthyer automobilin nga luks në mjet pune. U quajt "njeriu që ndryshoi Amerikën".

atërore përballë gjithë këtij shtrembërimi të jetës ekonomike. Njësoj ka qenë në të gjitha Kulturat në këtë fazë. Besimi se Italia u shpopullua në kohën pas Hanibalit nga pronat e mëdha bujqësore nuk është i vërtetë. Ajo që e bëri këtë qe "*panem et circenses*" e Romës kozmopolitane, ndërsa zhvillimi i pronave të mëdha agrare që përdornin punën e skllevërve filloi vetëm kur toka e kishte humbur popullatën e saj dhe ishte bërë e pavlerë [167]. Ndryshe do të ishte kthyer në shkretëtirë. Shpopullimi i fshatrave filloi në Angli më 1840, në Gjermani më 1880, dhe në Perëndimin e Mesëm të Shteteve të Bashkuara më 1920. Fshatari është lodhur së punuari pa rrogë ndërkohë që qyteti i ofron rrogë pa punuar. Dhe kështu ai largohet – për t'u bërë "proletar".

Vetë punëtori qe i pafajshëm në këtë çështje. Atij nuk i duket aspak luksoze mënyra e tij të jetesës; krejt e kundërta. Ai u bë i mjeruar dhe i pakënaqur si çdo person i privilegjuar pa meritë. Ajo që deri dje ishte objekt i një dëshire ekstravagante sot është bërë gjë e zakonshme dhe nesër do të jetë gjendje ankthi që thërret me zë të lartë për ndihmë. Udhëheqësi i punës e llastoi njeriun e tij kur e caktoi si pretorian të luftës së klasave. Në kohën e Manifestit Komunist ai duhej të *bëhej* moralisht proletar për këtë qëllim; sot ai inkurajohet, drejt të njëjtit qëllim, të shpresojë se një ditë nuk do të jetë më i tillë. Mirëpo si në njërin rast ashtu edhe në tjetrin niveli i pajustifikuar i rrogës politike ka bërë që të bëhen të domosdoshme gjithnjë e më shumë gjëra.

Mirëpo kjo rrogë, që është bërë *një sasi e pavarur veçmas atyre të ekonomisë*, a mund të paguhet më gjatë? Me çfarë? Nga kush? Një shqyrtim nga pranë i çështjes tregon se konceptimi i *fitimit* ekonomik ka pësuar një ndryshim të papërfytyrueshëm nën presionin e rritjes me forcë të pagave. Vetëm një jetë ekonomike e shëndetshme mund të ketë prodhimtari. Fitimi i pasforcuar, natyral, është i tillë vetëm për aq kohë sa pagat e përfshira në proçes janë të varura në mënyrë funksionale prej tij. Sapo këto fillojnë dhe bëhen një sasi *politike*, e pavaruar, një plagë që rrjedh gjak pa pushim së cilës asnjë trup i gjallë nuk mund t'i qëndrojë, atëherë fillon një mënyrë e sëmurë dhe artificiale e vlerësimit të operacioneve ekonomike, një garë mes tregjeve, që *duhet* të jenë vazhdimisht në majë që së tërës të mos t'i shterojë gjaku dhe të shembet përdhe, bashkë me një mësymje të vrullshme të pagave dhe taksave shoqëruese, si edhe kontributeve shoqërore që janë taksa të tërthorta. Ritmi i ethshëm i rritjes së prodhimit vjen kryesisht nga kjo plagë e fshehtë e jetës ekonomike. Nxitja për të blerë artikuj luksi përhapet prej çdo lloj forme reklamimi; tregu i jashtëm mes njerëzve me ngjyrë shtrihet dhe imponohet me forcë. Imperializmi ekonomik i shteteve të mëdha industriale, që përdor mjete ushtarake për të siguruar zona tregjesh dhe për t'i mbajtur ato në një rol të tillë, intensifikohet nga shtysa për vetëruajtje e kokave të industrisë, që u duhet të ruajnë pozitën e tyre nën presionin e vazhdueshëm rrogë-politik të Punës. Që prej çastit që ndodh një "rikuperim" i dukshëm apo i vërtetë i industrisë kudo nëpër botën "e bardhë", sindikatat paraqesin kërkesa të reja për paga me qëllim për të siguruar fitime për ndjekësit e tyre, fitime që në të vërtetë nuk

[167] sh.p. Osvald Shpengler, Rënia e Perëndimit, II, f. 106.

ekzistojnë. Në Gjermani, kur pagesat për dëmshpërblime lufte u ndërprenë, u mor menjëherë e mirëqenë që këto "kursime" duhet të shkonin në dobi të klasës punëtore. Përfundimi logjik i rrogave luksoze ishte rritja e kostos së prodhimit – dhe rrjedhimisht rënia e vlerës së parasë – dhe këtu, pati gjithashtu ndërhyrje politike, në faktin që çmimet e shitjes u fiksuan apo u ulën me ligj për të siguruar fuqinë blerëse të pagave. Kështu, anullimi i Ligjeve të Drithërave në Angli [168] rreth 1850-s qe një formë e fshehtë e rritjes së pagave. Efekti ishte sakrifikimi i punëtorit bujqësor në favor të atij industrial, dhe që atëherë kjo është provuar apo në të vërtetë edhe zbatuar kudo, pjesërisht edhe në sajë të deklaratave absurde ekonomike të bankierëve dhe "ekspertëve" të tjerë se bota duhet të ndahet në vende bujqësore dhe ato industriale me qëllim që të përfitohet një organizim praktik i "ekonomisë-botërore". Se çfarë do të bëhej në këto rrethana me klasën fshatare në vendet industriale, për këtë askush nuk pyeti. Për politikën e Punës ajo ishte vetëm një objekt, *armike* e interesit monopolist të saj. Të gjitha organizatat e Punës janë armiqësore ndaj punonjësve të fshatit, qoftë kur e pranojnë apo dhe kur e kundërshtojnë. Në mënyrë të ngjashme edhe çmimi i qymyrit dhe i hekurit u fiksua nën presion parlamentar pa marrë parasysh koston e nxjerrjes, edhe pse kjo ishte e lidhur pikërisht me këto paga; u këmbëngul për të gjitha llojet e çmimeve speciale për klasën punëtore, dhe këto duhet të përballoheshin nga rritja e çmimeve normale për "të tjerët". Nëse kjo e dëmtonte apo edhe e shkatërronte tregun, kjo ishte çështje private e sipërmarrësve, dhe sa më shumë tronditej pozita e tyre, aq më triumfatore e ndjenin veten sindikatat.

Një rezultat i efekteve të kësaj lufte klasash ishte nevoja në rritje e industrisë prodhuese për "kredit", për "kapital" – që do të thotë, për vlera parash imagjinare, që janë aty vetëm sa kohë dikush beson në ekzistencën e tyre dhe që kur ngrihet dyshimi më i vogël treten në erë në formën e rënies së tregut të aksioneve. Qe një përpjekje e dëshpëruar për të zëvendësuar vlerat e vërteta të humbura përmes vlerash fantazëm. I erdhi dita një metode bankare të re dhe dinake, përmes së cilës sipërmarrjet financoheshin dhe njëkohësisht kontrolloheshin nga bankat, të cilat jo vetëm që jepnin kredi, por e *krijonin* atë në letër, një kapital financiar në ajër, i pashtëpi, fantazëm. Pronat e vjetra familjare janë shndërruar gjithnjë e më shpejt në shoqëri aksionere, jo më të patundshme, që paraja e siguruar kësisoj të mund të mbushë hendeqet në qarkullimin mes shpenzimeve dhe të ardhurave. Borxhi i industrisë prodhuese – sepse aksionet nuk janë gjë tjetër veçse borxh – u rrit në përmasa të pabesueshme, dhe kur pashmangshmëria e pagimit të interesit mbi të, ashtu si edhe pagave, filloi të dukej kërcënuese për këto të fundit, u soll në skenë arma e fundit e luftës së klasave: kërkesa për shpronësimin e uzinave nga Shteti. Në këtë mënyrë rrogat do të hiqen përgjithmonë nga bilanci ekonomik dhe do të konsiderohen si rroga Shtetërore, që do të caktohen sipas dëshirës së partive të Punës në qeveri, dhe për hir të së cilave pjesës tjetër të kombit do t'i sekuestrohen burimet e jetesës nga Bolshevizmi fiskal.

[168] sh.s. Ligjet e Drithërave, në fuqi në Anglinë e viteve 1815–1846, ishin tarifa dhe kufizime të tjera tregtare për importimin e ushqimeve dhe kryesisht drithërave me qëllim mbrojtjen e prodhimit vendas.

Rezultatet përfundimtare dhe vendimtare të kësaj marrëzie pagash luksoze u bënë të dukshme gjithnjë e më shumë pas 1900-s. Shkretimi në rritje i mjedisit fshataro-bujqësor solli turma gjithnjë e më të mëdhaja në sferën e *panem et circenses* të qyteteve dhe e tundoi industrinë ta zgjeronte sipërmarrjen e saj – në atë kohë pasiguria për shitjen e prodhimeve nuk kishte ngritur krye akoma. Mes 1900-s dhe 1914-s pesëmbëdhjetë milion njerëz ruralë nga Europa Lindore dhe Jugore migruan në Shtetet e Bashkuara të Amerikës, ku popullata fshatare ishte që në atë kohë në rënie [169]. Në Europën Veriore pati migrim të brendshëm në të njëjtën sasi. Në zonën minerare të Brijesë për shembull, më 1914-n kishte më shumë minatorë Polakë dhe Italianë sesa Francezë. Dhe pastaj Nemesis [170] e zuri në befasi këtë zhvillim nga një anë që udhëheqësit e luftës klasore nuk e morën kurrë parasysh, dhe në fakt as që e kishin vënë re.

Marksi e admironte dhe njëkohësisht e urrente sistemin industrial të vendeve "të bardha" të Veriut si një kryevepër të borgjezisë. Ai i nguli sytë vetëm në shtëpinë e tij në Angli, Francë, e Gjermani, dhe pasuesit e tij e pranuan këtë horizont provincial si parakusht zakonor të çdo plani taktik. Mirëpo bota ishte më e madhe se aq, diçka shumë më tepër sesa vetëm një hapësirë që përthithte urtë dhe bindur eksportet e Europës së vogël Veriore. Masa e punëtorëve të bardhë jetonte jo nga vetë industria por *nga monopoli industrial i fuqive të mëdha të Veriut*. Vetëm bazuar mbi këtë fakt mund të paguhej rroga politike pa çuar në katastrofë të menjëhershme. Mirëpo jashtë dhe përtej luftës klasore të klasës punëtore me shoqërinë që bëhej brenda fushëveprimit të kombeve të bardha, ngriti krye një luftë racore e përmasave krejt të tjera; asnjë udhëheqës i punës nuk e parashikoi, dhe deri më sot askush nuk e ka kuptuar, apo nuk ka guxuar ta kuptojë, paepjen ogurzezë të marshimit të saj. Konkurrenca mes punëtorëve të bardhë ishte frenuar nga organizatat sindikaliste dhe nga rrogë-tarifat. Dallimi në rritje që prej 1840-s mes standardit të jetës së punëtorit industrial dhe atij bujqësor nuk përbënte asnjë rrezik, duke qenë se të gjitha rregullat politiko-ekonomike – doganat, taksat, dhe ligjet – ishin të njëanshme, të bëra në dobi të anës industriale kundër asaj bujqësore. *Mirëpo në luftën e re ishte standardi i jetesës së punëtorit me ngjyrë ai që konkurronte me rrogën luksoze të klasës punëtore të bardhë*.

Rrogat me ngjyrë kanë madhësi të një tjetër lloji dhe tjetër origjine krahasuar me ato të të bardhëve. Ato nuk kërkohen, por diktohen, dhe mbahen poshtë po qe nevoja edhe me forcën e armëve. Ky nuk quhet "reaksion" apo "padrejtësi ndaj proletariatit", por politikë koloniale; dhe punëtori Anglez, të paktën ai, ka qenë plotësisht dakord me këtë, duke qenë se ka mësuar të mendojë në mënyrë perandorake. Kur kërkoi vlerën "e plotë" të të ardhurave si rrogë për punëtorët, Marksi u përpoq të fshihte një fakt të cilin do të kishte qenë më e ndershme ta vinte në dukje dhe ta fuste në llogari: të ardhurat e industrive të Veriut përfshijnë koston e materialeve bazë nga zonat tropikale – të pambukut,

---

[169] sh.p. Popullata ekskluzivisht bujqësore kapi majën rreth 1900-s, ra me 100,000 prej rreth 1910-s e më tej, me gjysmë milioni prej 1920-s, dhe me një milion prej 1925-s.
[170] sh.s. Nemesis – Perëndësha e ndëshkimit në Helenizëm.

kauçukut, metaleve – dhe kjo nga ana e saj përfshin rrogat *e ulëta* të punës me ngjyrë. Mbipagesa e punës së bardhë rrjedhimisht varet nga nënpagesa e punës me ngjyrë [171].

Rusia Sovietike krenohet me taktikën e shitjes me çmime të ulëta përmes së cilës sulmon vitalitetin e sistemit ekonomik "të bardhë": konkretisht, shtypjen e vetë klasës punëtore të saj – po qe nevoja duke i ngordhur ata urie apo (si në Moskë më 1923) edhe duke i bombarduar. Mirëpo për hir të së vërtetës kjo metodë ka qenë në proçes zhvillimi prej një kohe të gjatë, dhe pa asnjë sforcim, në të gjithë globin. Dhe goditi me efekt të frikshëm, jo aq në cilësinë e industrializmit Perëndimor, sesa në vetë ekzistencën e klasës punëtore të bardhë. A ishin Sovietët kaq të verbuar nga dogma sa të mos ta shihnin këtë, apo ishin vetëm lajmëtarë të vullnetit-për-asgjësim të vetëdijes raciale Aziatike që po zgjohet dhe synon të shfarosë popujt e Kulturës Perëndimore?

Në minierat Jug-Afrikane, të bardhët dhe Qafirët [172] punojnë krah për krah: të bardhët për tetë orë me dy shilinga orën, Kafirët për dymbëdhjetë orë me një shilingë ditën. Ky shpërpjesëtim grotesk mbahet në këmbë nga sindikatat e bardha, që u vënë veton çdo tentative për organizim të punëtorëve me ngjyrë duke krijuar dhe përçuar presion te partitë e tyre politike për të ndalur përzënien e të bardhëve, me laçkë e me plaçkë, edhe pse ky është qartësisht kursi i dukshëm. Mirëpo ky është vetëm një shembull i situatës së përgjithshme mes punës së bardhë dhe asaj me ngjyrë në mbarë globin. Industria Japoneze po i nxjerr jashtë loje konkurrentët e saj të bardhë nga çdo pjesë e Azisë Lindore dhe Jugore përmes rrogave të saj të ulëta dhe tashmë është shfaqur në tregun Amerikan dhe atë Europian [173]. Mallrat e tekstileve Indiane tani i gjen në Londër. Dhe në mes gjithë kësaj po ndodh një gjë e frikshme. Deri më 1880-n të vetmet shtresa qymyrmbajtëse të shfrytëzueshme gjendeshin vetëm në Europën Veriore dhe Amerikën e Veriut. Sot ato janë zbuluar dhe hapur në çdo kontinent. Monopoli i Punës së Bardhë mbi qymyrin është zhdukur. Dhe çfarë është edhe më serioze, industria e ka çliruar veten në shkallë të gjerë nga varësia prej qymyrit përmes energjisë hidrike, naftës, dhe shpërndarjes së rrjetit elektrik. Ajo tani është e lirë të lëvizë, dhe këtë po bën. Për më tepër, *ajo largohet prej çdo territori të diktaturave të sindikatave të bardha drejt vendeve me paga të ulëta*. Shpërhapja e industrisë së bardhë ka marrë hov të plotë që

---

[171] sh.p. Në mënyrë të ngjashme, fuqia blerëse e pagave të bardha rritet nga fakti që bujqësia vendase duhet të përballet me konkurrencën e mallrave të prodhuara nga rroga me ngjyrë, ndërsa vetë në përgjithësi varet nga shkalla e lartë e rrogave dhe shpenzimeve.

[172] sh.s. Qafirët – term ofendues me origjinë arabe (*Kafir*) i përdorur për jo-myslymanët me ngjyrë në Orient që në periudhën parakoloniale. Gjatë kësaj të fundit u përdor në Afrikën e Jugut ndaj popullatës Bantu, si edhe në Sri-Lanka për popullatën e atjeshme, por në rastin e fundit jo-ofenduese dhe e përdorur nga vetë ajo.

[173] sh.p. Në fillim të 1933-shit paga e javës gjashtëdhjetë-orëshe në industrinë Japoneze të tekstileve ishte rreth 1.68 dollarë, dhe ajo e javës dyzet e tetë orëshe në Lankaster rreth 8.50 dollarë.

prej 1900-s. Mullinjtë e Indisë [174] u krijuan si degë të fabrikave Angleze, me idenë për të qenë "më afër konsumatorit". I tillë ishte qëllimi fillestar, mirëpo rroga luksoze Europiano-Perëndimore çoi në një rezultat krejt tjetër. Në Shtetet e Bashkuara industria është larguar gjithnjë e më shumë nga Çikago dhe Nju Jorku drejt zonave Zezake të Jugut, dhe nuk do të ndalojë as në kufirin Meksikan. Zona industriale në rritje gjen në Kinë, Java, Afrikën Jugut, dhe në Amerikën e Jugut. Arratia e teknikave të përparuara të zhvilluara me çmim të lartë drejt zonave me ngjyrë vazhdon, dhe rroga e bardhë e luksit po fillon të duket ca si tepër teorike, përderisa puna me të cilën fitohet tani nuk kërkohet më.

**17. Themelet e Ekonomisë së bardhë janë gërryer nga 1900-a**

Rreziku ishte i pamatë që më 1900-n. Strukturës së sistemit ekonomik "të bardhë" i qenë gërryer themelet. Rrezikonte të shembej me të parën dallgë historiko-botërore nën peshën e rrogës politike, shkurtimit të orëve të punës që mund të bënin njerëzit, ngopjes së të gjithë tregjeve të huaja, dhe shfaqjes së zonave industriale të huaja që ishin jashtë juridiksionit të partive të bardha të Punës. Vetëm paqja e pabesueshme pas 1870-s, që u përhap në botën "e bardhë" prej frikës së shtetarëve të saj për të marrë vendime që nuk mund të llogariteshin, e ruajti iluzionin universal *përballë* katastrofës që po afrohej me shpejtësi ogurzezë. Shenjat e zymta të ardhjes së saj nuk u vunë re ose nuk u peshuan me seriozitet. Një optimizëm fatal, i cekët, pothuajse kriminal – besimi në përparimin e pandalshëm, siç e tregonin edhe grafikët – i dominonte udhëheqësit e Punës po aq sa edhe ata të industrisë, për të mos përmendur politikanët, dhe gjeti mbështetje te zhvlerësimi patologjik i kapitalit financiar fiktiv që e gjithë bota e mori sikur të ishte pronë e vërtetë, vlerë monetare e vërtetë dhe e pashkatërrueshme. Mirëpo pati zëra individësh që paralajmëruan që nga 1910-a se bota ishte duke u ngopur me prodhimet e industrisë, përfshirë edhe ato të bujqësisë së industrializuar në shkallë të gjerë. Aty këtu u bënë propozime që fuqitë të lidhnin marrëveshje për një sistem vullnetar të kuotave të prodhimit, por nuk pati asnjë përgjigje. Askush nuk besoi në ndonjë rrezik serioz. Askush nuk deshi të besonte në to. Dhe gjithsesi edhe premisat dukeshin të vakëta, sepse të tilla propozime erdhën nga vëzhgues të njëanshëm që e shihnin sistemin ekonomik si madhësi të pavarur dhe jo si shprehje të diçkaje shumë më të fortë, si politikën e një revolucioni-botëror kacavjerrës që e futi ekonominë forcërisht në forma dhe prirje të gabuara. Shkaqet shtriheshin tepër thellë për t'u prekur nga hulumtime mbi krizat dhe problemet e cikleve të tregtisë. Dhe gjithsesi ishte tepër vonë. Pati edhe një frymëmarrje të fundit: përgatitjet për Luftën Botërore, që angazhuan me miliona krahë, apo që në çfarëdo shkalle i larguan nga puna prodhuese, qoftë si ushtarë në ushtritë e përhershme apo si punëtorë në industritë e luftës.

---

[174] sh.s. Mullinjtë e pambukut të Indisë. I pari u hap më 1818 në Fort Gloster pranë Kalkutës, por dështoi. I dyti, që njëkohësisht ishte dhe i pari funksional, u hap më 1854, në Bombei (sot Mumbai), nga KGN Daber me emrin "Kompania e Thurjes dhe Endjes e Bombeit".

Pastaj erdhi Lufta e Madhe, dhe bashkë me të – jo e shkaktuar prej saj, por vetëm se nuk mund të shmangej më – dhe rrënimi ekonomik i botës së bardhë. Do të kishte ardhur në çdo rast, vetëm se më ngadalë dhe në forma më pak të frikshme. Mirëpo kjo luftë u nis që në fillim nga Anglia, shtëpia e Socializmit *praktik* të Punës, për shkatërrimin ekonomik të Gjermanisë, fuqisë së madhe më të re, njësia ekonomike e së cilës po zhvillohej më shpejt dhe në linja superiore, dhe për përjashtimin e përjetshëm të saj si konkurrent në tregjet ndërkombëtare. Sa më shumë që mendimi i shtetarëve u zhyt i tëri në kaosin e ngjarjeve, duke ndjekur vetëm prirje ekonomike të ashpra dhe luftarake, aq më qartë u shfaq kudo shpresa e zymtë e rrënimit në fillim të Gjermanisë, pastaj Rusisë, pastaj të forcave individuale të Antantës [175], dhe në fund të pozitës financiare dhe industriale në vendin e vet, për t'i shpëtuar në këtë mënyrë punëtorët vendas nga kjo situatë e padurueshme. Por as kjo nuk ishte fillimi i vërtetë i katastrofës që pasoi, që u zhvillua prej faktit se, pas 1916-s, dikatatura e klasave punonjëse *karshi* qeverisjes së Shtetit kishte hedhur rrënjë në të gjitha vendet e bardha, hapur apo fshehtazi, pavarësisht nëse ishin angazhuar në luftë në mënyrë aktive apo jo, dhe megjithëse kjo diktaturë ndryshonte shumë në formë dhe shkallë, ajo ndoqi pa asnjë ndryshim të njëjtën prirje revolucionare. I përmbysi ose i vuri nën kontroll të gjitha qeveritë. Depërtoi si krimb brenda të gjitha ushtrive dhe marinave. Ajo qe – dhe me të drejtë – më e frikshme se vetë Lufta. Dhe kur Lufta mbaroi, i ngriti rrogat e masës së punës inferiore në një madhësi groteske dhe në të njëjtën kohë imponoi ditën tetë-orëshe të punës. Kur punëtorët u kthyen në shtëpi nga Lufta, kudo nëpër botë, edhe pse kishte patur humbje të mëdha njerëzore, shpërtheu kriza e famshme e urisë, si pasojë e dëshirës së proletarit fitimtar për të jetuar në kushtet e klasës së mesme – dhe faktit që ia arriti. Ishte simboli patetik i rënies së të gjitha forcave të hershme të klasës dhe rangut. Parë nga ky këndvështrim, zhvlerësimi universal i financave të Shtetit dhe i kreditit ekonomik u kuptua për herë të parë se çfarë ishte: një nga format më të efektshme të Bolshevizmit, nëpërmjet së cilës klasat drejtuese të shoqërisë mund të shpronësohen, rrënohen, proletarizohen, dhe si rezultat të përjashtohen nga qeverisja politike. Qysh atëherë bota është qeverisur nga mendimi i ulët dhe dritëshkurtër i njeriut vulgar që papritur u ngjit në pushtet. *Kjo* ishte fitorja! Shkatërrimi është i plotë, e ardhmja është pothuajse e pashpresë, por shpirti i hakmarrjes mbi shoqërinë është kënaqur. Ndërkohë gjërat po na shfaqen ashtu siç *janë*. Logjika e pamëshirshme e historisë merr shpagimin e saj mbi hakmarrësit – mbi mendësinë vulgare, ziliqarët, ëndërrimtarët, dhe entuziastët, që u treguan të verbër përballë fakteve të mëdha dhe drithëruese të realitetit.

Tridhjetë milion punëtorë të bardhë janë sot të papunë, me gjithë humbjet e mëdha të luftës dhe duke mos llogaritur miliona të tjerë që janë punësuar vetëm pjesërisht. Ky *nuk* është rezultat i Luftës, sepse gjysma e tyre jetojnë në

[175] sh.s. Antanta – *Entente* (frëngjisht) – aleanca midis Anglisë, Francës dhe Rusisë në luftën e parë botërore kundër Gjermanisë dhe Austro-Hungarisë.

vende që shumë pak morën pjesë në Luftë, apo që nuk morën fare; nuk është as rezultat i borxheve të luftës apo manovrave ekonomike të shkuara keq, gjë që duket nga vende të tjera. *Papunësia qëndron kudo në përpjesëtim ekzakt me madhësinë e rrogë-tarifave politike*. E godet çdo vend në përpjesëtim ekzakt me numrin përkatës të punëtorëve industrialë *të bardhë*. Në Shtetet e Bashkuara janë Anglo-Amerikanët të parët, puna e të cilëve nuk kërkohet më, pastaj emigrantët e Europës Lindore dhe asaj Jug-Lindore, dhe në fund, goxha rrugë më pas, edhe Zezakët. Është thuajse njësoj në Amerikën Latine dhe në Amerikën Jugore. Numri është më i vogël në Francë, më së pari sepse deputetët e saj socialistë e dinë ndryshimin mes teorisë dhe praktikës dhe e shesin veten me tërë shpejtësinë e mundshme te financierët mbretërues në vend që të zhvasin rroga për mbështetësit e tyre. Mirëpo në Rusi, Japoni, Kinë dhe Indi nuk ka papunësi, sepse nuk ka rroga luksi. Industria ka vrapuar drejt racave me ngjyrë, ndërsa në vendet e bardha janë vetëm shpikjet dhe metodat që shkurtojnë punë që ua vlen akoma barra qeranë, sepse janë ato që zbusin presionin e rrogës. Qysh prej dekadash e deri më sot rritja e prodhimit me të njëjtin numër punëtorësh nëpërmjet përsosjes teknike ka qenë mjeti i fundit për përballimin e këtij presioni. Tashmë është e pamundur të përballohet, sepse tregjet mungojnë. Më parë ishin rrogat e Birmingamit, Esenit, dhe Pitsburgut, ato që vendosnin standardin e botës, por sot këtë e bën rroga me ngjyrë e Javës, Rodezisë, dhe Perusë. Dhe kësaj i duhet shtuar edhe rrënimi i shoqërisë aristokratike të kombeve të bardha dhe pasurisë së tyre të trashëguar, shijes së tyre të fituar gradualisht, nevojës së tyre për luks *të vërtetë*, që u jep shembull të tjerëve. Bolshevizmi i tatimeve mbi pronën e trashëguar dhe i supertaksave të vendosura nën diktatin e zilisë – në Angli që përpara Luftës [176] – dhe inflacionet që shndërruan pasuri të mëdha në hiçgjë e kanë bërë punën e tyre deri në fund. Mirëpo është ky luks i vërtetë ai që e krijoi dhe e mundësoi punën cilësore, që i hapi rrugë rritjes së industrive të tëra të cilësisë të lartë, dhe i mbajti ato gjallë. Ishte ai që e tundoi dhe e *edukoi* shtresën e mesme drejt përsosjesh më të mëdha në kërkesat e saj. Sa më i madh ky luks, aq më i lulëzuar sistemi ekonomik. Napoleoni njëherë e një kohë e dinte këtë. Ai nuk mor me teorira ekonomike dhe e pati të mundur ta kuptonte edhe më mirë jetën ekonomike. Prej *oborrit* të tij erdhi implusi për ringjalljen e sistemit ekonomik që e patën shkatërruar Jakobinët, sepse një rend i ri më i lartë po ngrihej përsëri – sipas modelit Anglez, është e vërtetë, sepse regjimi i vjetër ishte vrarë apo rrënuar, me përjashtim të disa mbetjeve të pavlera dhe të varfëruara. Kur pasuria e grumbulluar mes klasave sunduese asgjësohet nga turma, kur kthehet në objekt dyshimi dhe urrejtjeje, në rrezik për pronarin, atëherë vullneti Nordik për të zotëruar pronë, vullneti-për-pushtet nëpërmjet pronës, pushon së krijuari atë pasuri. Ambicja ekonomiko-shpirtërore vdes. Konkurrenca nuk sjell më fryte. Ne rrimë qosheve, nuk shpenzojmë, dhe kursejmë – dhe ky "kursim", që gjithmonë do të thotë kursim i punës së njerëzve të tjerë, e çon në mënyrë të pashmangshme drejt shkatërrimit çdo ekonomi të zhvilluar. E gjitha kjo vepron si një e tërë. Puna e bardhë e gradës së ulët është e pavlerë, masa punëtore në zonat

[176] sh.p. Osvald Shpengler, Shkrime Politike, f. 264 e më tej, 307 e më tej.

qymyrmbajtëse Veriore është bërë e tepërt. Është e para disfatë e madhe e kombeve të bardha prej masës së kombeve me ngjyrë – që përfshin Rusët, Spanjollët e Jugut dhe Italianët e Jugut, popujt e Islamit po aq sa edhe Zezakët e Amerikës Anglisht-folëse dhe Indianët e Amerikës Jugore. Është e para shenjë kërcënuese se supremacia botërore e bardhë po përballet me mundësinë e përmbysjes nga forcat me ngjyrë, si pasojë e luftës së klasave pas shpinës së saj.

Dhe me të gjitha këto prapë askush nuk guxon të shohë shkaqet e vërteta të kësaj katastrofe, apo thellë në humnerat e saj. Bota e bardhë qeveriset kryesisht nga idiotë – nëse edhe qeveriset, gjë që me të drejtë mund të vihet në dyshim. Rreth shtratit të vdekjes së sistemit ekonomik të bardhë qëndrojnë autoritete qesharake që nuk shohin dot më larg sesa viti i ardhshëm dhe diskutojnë për masa të vogla dhe të parëndësishme prej pozitave të tyre ekonomike "kapitaliste" dhe "Socialiste", të ngushta dhe të dala boje prej kohësh. Dhe e fundit: burracakëria të verbon. Askush nuk flet për pasojat e këtij revolucioni botëror që zgjat prej më shumë se një shekulli, që u ngrit nga thellësitë e qyteteve tona të mëdha dhe shkatërroi jetën ekonomike – dhe jo vetëm atë. Askush nuk e sheh, askush nuk guxon ta shohë.

"Njeriu që punon", sot si edhe më parë, është idhulli i botës, ndërsa "udhëheqësi i punës" qëndron përtej kriticizmit në nderim të prirjes për të cilën ekziston. Me gjithë abuzimin e zhurmshëm me Marksizmin, Marksizmi flet vetë në çdo fjalë të tij. Kundërshtarët e tij më të flaktë, të gjithë padashur, janë të pushtuar prej tij. Dhe çdonjëri prej nesh ka një grimcë Socialisti apo Komunisti në thellësi të zemrës së tij. Prej këndej rrjedh edhe mosdashja për ta pranuar *faktin* e triumfit të luftës së klasave dhe për të nxjerrë pasojat e saj. Në vend që t'i kundërshtojmë ashpërsisht shkaqet e katastrofës, deri aq sa është e mundur, ne përpiqemi të shtypim pasojat – dhe jo vetëm t'i shtypim ato, por edhe t'i lustrojmë, t'i fshehim, dhe t'i mohojmë. Askund nuk duket ndonjë rivlerësim i nivelit të rrogës revolucionare, por vetëm kërkesa *e re revolucionare* për javën dyzet-orëshe, një hap më tej në rrugën drejt Marksizmit, një tjetër shkurtim i prodhimit të punës së bardhë pa ulje të rrogave, një tjetër rritje e kostos së punës së bardhë, e tillë është – sepse mbetet aksiomatike që rroga politike nuk mund të ulet. Askush nuk guxon t'i thotë masës së punëtorëve se fitorja në të vërtetë ishte humbja e tyre më e madhe; se udhëheqësit e punës dhe të partive të Punës i udhëhoqën ata drejt saj për hir të shuarjes së etjes së vet për popullaritet, pushtet, dhe poste të mirëpaguara; dhe se ata janë akoma larg idesë së çlirimit të viktimave të tyre dhe përballjes me veten. Mirëpo gjatë gjithë kësaj kohe racat me ngjyrë po punojnë gjatë dhe lirë deri në kufijtë e mundësive të tyre prodhuese; në Rusi nën kërbaç, por tjetërkund me bindjen e heshtur se që tani i kanë në dorë njerëzit e urryer të bardhë, padronët e tyre të së sotmes – *apo të së djeshmes?*

Pastaj vjen ai fjalëkyçi i "zhdukjes" së papunësisë, i "krijimit" të vendeve të punës – që do të thotë, punë e padobishme, e tepërt, gjersa në të tilla kushte nuk është më e mundur të ketë punë të dobishme, thelbësore dhe të frytshme

– dhe askush nuk ia pohon vetes se kostoja e këtij prodhimi pa treg, e këtyre fshatrave të rremë Potemkin [177] në mes të një shkretëtire ekonomike, një ditë do të duhet të shlyhet me mjete të "Bolshevizmit Fiskal" (që përfshin përdorimin e formave fiktive të pagesës) prej relikeve të një shoqërie urbane dhe klase fshatare të shëndetshme. Më tej, nga ana tjetër, vjen dumping-u [178], nëpërmjet zhvlerësimit sistematik të monedhës, ku një shtet i caktuar përpiqet të mbajë një treg për prodhimet e tij në kurriz të tjerëve. Kjo është në thelb një llogaritje dukshëm e gabuar e rrogave dhe kostove të vërteta të prodhimit përmes së cilës bleresi mashtrohet dhe prej së cilës, edhe njëherë, çfarë mbetet nga prona e pjesës tjetër të kombit duhet të përballojë kostot në formën e amortizimit të vlerave. Mirëpo rënia e paundit, një sakrificë gjigante për krenarinë e Anglisë, nuk e uli numrin e të papunëve – as dhe me një burrë të vetëm. Ka vetëm një formë dumping-u që i ka rrënjët e saj natyrale në jetën ekonomike dhe si e tillë është e suksesshme, forma e rrogave më të ulëta dhe prodhimit më të madh. Kjo është arsyeja bazë e ndikimit shkatërrimtar të eksporteve Ruse dhe e superioritetit faktual të zonave "me ngjyrë" të prodhimit si Japonia, si kur janë angazhuar në industri ose bujqësi, apo kur po e vrasin prodhimin e bardhë duke eksportuar vetë ose duke i mbajtur prodhimet vendase aq të lira sa të përjashtohen importet.

Dhe i fundit fare vjen mjeti i dëshpëruar tek i cili përplasen ekonomitë e goditura për vdekje të kombeve: *despotizmi* – apo çfarëdo fjalë e madhe që mund të zgjedhim për të përshkruar këtë qëndrim të kafshës që po vdes. Ajo shfaqet në shembjen reciproke të barrierave ekonomike përmes metodave politike, tarifave armiqësore, ndalimit të importeve, bojkoteve, bllokimit të transfertave monetare, dhe gjithçkaje tjetër që është shpikur ose do të shpiket për të vendosur një "gjendje rrethimi" që pothuajse përfaqëson kushte të vërteta lufte, dhe që një ditë mund t'u fusë në mendje fuqive më të forta ushtarake se të tilla dyer mund të hapen dhe kapitullimi ekonomik mund të imponohet duke përmendur në momentin e duhur skuadronët e avionëve dhe ato të tankeve. Sepse, le ta themi përsëri: sistemi ekonomik nuk është një mbretëri më vete; ai është i lidhur në mënyrë të pandashme me politikën botërore; është i pamendueshëm pa një politikë të jashtme të fortë, dhe rrjedhimisht, si mundësi e fundit, është i varur nga forca ushtarake e vendit në të cilin jeton ose vdes [179].

Mirëpo ç'kuptim ka të mbrosh një fortesë kur armiku është *brenda* saj, kur *tradhtia* në formën e luftës së klasave na e bën të dyshimtë se cilin dhe çfarë vërtet po mbrojmë? Këtu qëndrojnë dhe problemet e vërteta dhe të vështira të

[177] sh.s. Fshat Potemkin – në politikë dhe ekonomi nënkupton një ndërtim (fizik apo pamor) të ndërtuar me qëllim vetëm për mashtrimin e dikujt në paraqitjen e një situate më mirë nga ç'është në të vërtetë. Origjina është nga vizita e perandoreshes ruse Katerina e Dytë në Krime më 1787, ku ish i dashuri i saj, Grigori Potemkin, për t'i bërë përshtypje, ndërtoi një fshat të lëvizshëm të rremë.

[178] sh.s. Dumping – teknika ekonomike përmes së cilës mallrat shiten në tregje të reja me çmim nën kosto për dëmtimin e konkurrencës ekzistuese dhe zotërimin e tregut.

[179] sh.p. Osvald Shpengler, Shkrime Politike, f. 325 e më tej.

kohës sonë. Mirëpo *raison d'être*[180] e problemeve madhore është pikërisht që të nxjerrë në pah përpjekjet më të mira të mendjeve më të mira. Dhe kur shohim se si, në tërë botën, ato sheshohen, *zhgërryhen*, në nivel problemesh të kota, që kështu njerëz me ide të vogla dhe aftësi të vogla të mund ta bëjnë veten të rëndësishëm; kur "faji" i katastrofës ekonomike i hidhet Luftës dhe borxheve te saj, inflacionit dhe vështirësive ekonomike, dhe kur "kthimi te begatia" dhe "zhdukja e papunësisë" janë gjithçka që njerëzit mund të gjejnë për të thënë, dhe e thonë pa iu skuqur faqja, për finalen e një epoke historiko-botërore të jashtëzakonshme – atëherë kemi të drejtë të dëshpërohemi për të ardhmen. Jetojmë në një nga epokat më të fuqishme të gjithë historisë, dhe askush nuk e sheh, askush nuk e kupton. Po përjetojmë një shpërthim vullkanik të pashoq. Nata ka rënë, toka dridhet, dhe lumenj llave po vënë përfund kombe të tëra – kurse ne thërrasim brigadën e zjarrfikësve! Por kjo është turma kudo o njerëz, ligji i turmës në kontrast me atë të një grushti të fismish. Janë individët e mëdhenj ata që *bëjnë* historinë, ndërsa gjithçka që shfaqet "*en masse*" mund të jetë vetëm *objekt* i saj.

## 18. Lufta e Klasave nuk ka mbaruar

Revolucioni botëror, gjithsesi, *nuk* ka mbaruar. Ai do të zgjasë përtej gjysmës së këtij shekulli, ndoshta edhe fundit të tij. Ai marshon i pandalshëm drejt vendimeve të tij përfundimtare me ashpërsinë historike të një Destini të madh që asnjë Civilizim i kaluar nuk mundi ta shmangë dhe të cilit do t'i dorëzohen në mënyrë të pashmangshme të gjitha kombet e bardha të së tashmes. Kushdo që shpall fundin e tij apo beson se ai është kapërcyer është thjesht i paaftë ta kuptojë atë. Dekadat e tij më të rënda vetëm tani po zbresin mbi ne. Çdo personalitet udhëheqës i epokës së Revolucionit Grakian – Skipio po aq sa edhe kundërshtari i tij Hanibali, Sula jo më pak se Mariusi – çdo ngjarje e madhe, rënia e Kartagjenës, Luftrat Spanjolle, revolta e aleatëve Italianë, dhe revoltat e skllevërve nga Sicilia deri në Azinë e Vogël, janë thjesht forma në të cilat kjo krizë e thellë e brendshme e shoqërisë, e strukturës organike të popujve Kulturalë, ecën drejt përmbushjes së saj. Qe njësoj në Egjyptin e periudhës Hiksos, në Kinën e "Shteteve Ndërluftuese", dhe kudo tjetër në seksione "bashkëkohore" të historisë[181], edhe kur mund të dimë pak për to. Në këtë këndvështrim jemi të gjithë skllevër të "vullnetit" të historisë, organe të një ngjarjeje organike, që punojmë me të dhe për të:

*Dhe ai që do t'i përvishet kësaj duhet që më parë ta përgatisë veten me kujdes për faktin se ajo është një punë pa mbarim*. (Shiler)

Në këtë duel gjigant mes prirjeve madhore, që po luftohet anë e mbanë botës së bardhë nëpër luftra, revolucione, personalitete të forta që mbajnë suksesin spektakolar dhe tragjedinë e thellë, krijime të fuqishme por jetëshkurtra, sulmi për momentin vjen nga poshtë, nga masat e qytetit, ndërsa mbrojtja nga lart

[180] sh.s. *raison d'être* – Frëngjisht – arsyeja e ekzistencës.
[181] sh.p. Osvald Shpengler, Rënia e Perëndimit, II, f. 410–411, 416, 427.

është akoma e pafuqishme dhe i mungon vetëdija e mirë që vjen nga domosdoshmëria. Fundi do të duket vetëm kur kjo marrëdhënie të përmbyset. Dhe tashmë prej tij na ndan vetëm një hap.

Në të tilla kohëra, nën emra të çfarëdo lloji, gjenden *natyrshëm* dy parti, dy fronte në luftën e klasave, dy forca dhe prirje të brendshme, dhe *vetëm* dy, pavarësisht se sa organizata partiake mund të ekzistojnë, apo edhe nëse ekzistojnë. Kjo provohet nga Bolshevizimi në rritje i masave në Shtetet e Bashkuara, sipas stilit Rus që formon mendimet, shpresat, dhe dëshirat. Kjo *quhet* parti. Deri tani nuk ka asnjë vatër rezistence ndaj saj në atë vend, që nuk e ka një të djeshme dhe ndoshta as edhe një të nesërme. Episodi brilant i dollarit dhe shoqërisë së dollarit, që filloi që prej Luftës Civile më 1865, duket se po afrohet drejt fundit. A do të jetë Çikago Moska e Botës së Re? Në Angli Unioni i Oksfordit, që është klubi studentor më i rëndësishëm i universitetit më aristokratik në vend, miratoi me shumicë dërrmuese rezolutën: "se ky Institucion në asnjë rrethanë nuk do të luftojë për Mbretin dhe Atdheun" [182]. Ajo që nënkupton kjo është fundi i mendësisë që deri tani ka mbretëruar në të gjitha grupimet partiake. Nuk është e pamundur që fuqitë Anglo-Saksone po fillojnë të veniten. Po Europa Perëndimore Kontinentale? Vendi më pak i shqetësuar nga ky Bolshevizëm i bardhë është – Rusia, që nuk ka më asnjë "parti", por vetëm një "hordhi" sunduese të llojit të vjetër Aziatik nën atë emër. As edhe ekziston më besimi në ndonjë program; ekziston vetëm frika e vdekjes, përmes heqjes së triskës së ushqimit apo pasaportës, internimit në kampet e punës, plumbit, apo litarit.

Më kot, në burracakërinë e tyre, klasa të tëra të shoqërisë përpiqen të gjejnë një klasë të mesme paqtuese mes prirjeve radikale të së "Djathtës" dhe së "Majtës". Është vetë epoka Radikale. Ajo nuk do të bëjë asnjë kompromis. Nuk i largohemi dot dhe as nuk mund ta mohojmë *faktin* e superioritetit ekzistues të së Majtës, apo vullnetin në zgjim të një lëvizjeje të Djathtë, që për momentin gjen mbështetje vetëm në rrethe të ngushta, në disa ushtri, dhe, mes vendesh të tjera, në Dhomën Angleze të Lordëve. Ja përse Partia Liberale Angleze është zhdukur dhe përse trashëgimtarja e saj, partia e Punës, do të zhduket edhe ajo nga forma e tanishme. Ja përse partitë e qendrës në Gjermani u zhdukën pa rezistencë. Dëshira për rrugë të mesme është dëshira pleqërishte për paqe me çdo çmim, për një Zvicër të kombeve, për *abdikim historik*, a thua se kështu mund të shmangen grushtet e historisë. Kundërshtia mes strukturës shoqërore të graduar sipas rangut dhe masave të qytetit, mes traditës dhe Bolshevizmit, mes ekzistencës së lartë të një pakice dhe asaj të ulët të punës masive (sidoqoftë etiketuar), është mbi ne. Alternativë të tretë nuk ka.

Mirëpo është po aq gabim të besosh në mundësinë e një partie të vetme. Partitë janë forma Liberal-Demokratike të *Opozitës*. Ato presupozojnë një kundër-parti. *Një* parti e vetme është po aq e pamundur në një Shtet sa edhe një Shtet në një botë pa shtete. Është gjithmonë kufiri politik – i një vendi apo

[182] sh.s. Betimi i Oksfordit – miratuar me 275 vota kundër 153, më 9 Shkurt 1933.

mendësie – ai që ndan *dy* forca nga njëra-tjetra. Ky besim në unitet triumfues, kur në të vërtetë problemi i epokës nga i cili burojnë ato *kërkon mospërputhje*, është një sëmundje foshnjarake e të gjitha revolucioneve. Kjo nuk është rrugë e mençur për të zgjidhur problemet madhore të historisë. Ato duhet dhe do të maturohen, dhe si të tilla do të kalojnë në probleme të reja, në beteja të reja. "*Shteti Total*", një fjalëkyç Italian me famë ndërkombëtare, u vu në zbatim nga Jakobinët gjatë dy viteve të Terrorit. Mirëpo sapo ata asgjësuan forcat e përmbysura të regjimit të vjetër dhe vendosën diktaturën, ata u ndanë edhe vetë në Zhirondinë dhe Montanarë [183], dhe i pari i prej tyre zuri vendin e lënë bosh. Udhëheqësit e tij ranë viktima të së Majtës, por pasardhësit e tyre kur u erdhi radha e shpaguan të Majtën me të njëjtën monedhë. Pastaj, me Termidorin [184], erdhi periudha e pritjes për një gjeneral të suksesshëm. Një parti mund të shkatërrohet sa kohë që është një organizatë dhe burokraci zyrtarësh rrogëtarë, por jo nëse ajo është një lëvizje, forcë shpirtërore dhe intelektuale. Lufta, që është domosdoshmëri e natyrës, vetëm sa do të transferohet brenda partisë mbijetuese në të cilën do të formohen dy fronte për ta vazhduar atë. Fakti mund të mohohet ose mbulohet, por mbetet aty.

Kjo është e vërtetë për Fashizmin dhe secilën nga shumë lëvizjet e tjera sipas modelit Fashist që janë ngritur apo (si për shembull në Amerikë) po ngrihen. Këtu çdo individ përballet me një zgjedhje të pashmangshme. I takon atij ta dijë një herë e mirë se nga cila anë qëndon, nga e Djathta apo nga e Majta; ndryshe për të do të vendosë rrjedha e historisë, që është më e fortë se të gjitha teoritë dhe ëndërrimet ideologjike. Paqtimi sot është po aq i pamundur sa dhe në kohën e Grakëve.

Bolshevizmi Perëndimor nuk ka vdekur askund – përveçse në Rusi. Organizatat e tij luftarake mund të shkatërrohen, mirëpo ai jeton në forma të reja: si krahu i Majtë i partisë që mendon se e ka mposhtur; si mendësi për ekzistencën e së cilës individët dhe masat janë të afta të vetëmashtrohen plotësisht në mendjet e tyre; dhe si lëvizje që shpërthen një ditë papritur në forma të organizuara.

Çfarë nënkuptojmë me të "Majtë"? Fjalëkyçeve të shekullit të fundit si Socializëm, Marksizëm, Komunizëm, u ka dalë boja; ato nuk na thonë më asgjë. Ne i përdorim ato për të fshehur qëndrimin tonë të vërtetë. Mirëpo epoka kërkon qartësi. E "Majta" është parti, është ajo që beson te partitë, sepse kjo është një formë Liberale e luftës kundër shoqërisë së lartë, e luftës së klasave që prej 1770-s, e rendjes pas shumicave, për "të gjithë" në komandë, për sasinë kundër cilësisë, për kopenë kundër padronit. Mirëpo Çezarizmi i vërtetë i Kulturave në rënie ngrihet nga *pakica* të vogla dhe të forta. E "Majtë" është ajo që ka program, sepse programi presupozon besimin intelektual, Racionalist dhe

---

[183] sh.s. *Girondins* dhe *Montagnards* – dy fraksionet kryesore të Asamblesë Kombëtare në revolucionin francez, Dantoni udhëheqës i të parit, Robespierri i të dytit.

[184] sh.s. Termidori – muaji i njëmbëdhjetë në kalendarin Republikan të Revolucionit francez. Si ngjarje politike i referohet ditëve 8–10 të tij (26–28 Qershor 1794) – rënia dhe ekzekutimi i Robespierrit dhe fraksionit të tij – deri te instalimi i Direktoratit më 1 Nëntor 1795.

Romantik në fuqinë për të kontrolluar realitetin përmes abstraksioneve. E "Majtë" është propaganda e zhurmshme në qoshet e rrugëve dhe në mbledhjet publike [185], arti i ndërsyerjes së turmave me fjalë të forta dhe argumente të dobëta: ishte koha e Grakëve ajo kur proza Latine u zhvillua në atë stil oratorik që nuk vlen për asgjë tjetër veç retorikave që të ngrenë flokët përpjetë, siç i gjejmë te Ciceroni. I "Majtë" është entuziazmi për masën në përgjithësi si bazë e fuqisë personale të individit, vullneti për të rrafshuar çdo gjë që spikat, për të barazuar artizanin me popullin ndërkohë që me bisht të syrit hedh vështrim tallës mbi fshatarësinë dhe borgjezinë.

Partia nuk është vjetëruar vetëm si formë; baza e saj është një ideologji masash gjithashtu dhe ajo e vjetëruar me kohë, që i sheh gjërat nga poshtë, që rend pas mendimit të shumicës. "E Majta" është, në fund dhe mbi të gjitha, mungesë respekti për pronën – edhe pse asnjë racë nuk e ka instinktin e zotërimit aq të fortë sa ajo Gjermanike, dhe kjo pikërisht sepse ka qenë raca me vullnetin më të fortë nga të gjitha racat historike. Vullneti-për-zotërim është *kuptimi* Nordik *i jetës*. Ai kontrollon dhe formon gjithë historinë tonë, duke filluar qysh prej ekspeditave pushtuese të mbretërve gjysmë-mitikë dhe deri te forma e familjes në ditët e sotme, që vdes kur ideja e pronës venitet. Aty ku instinkti për këtë mungon, nuk ka as "racë".

Rreziku i madh për gjysmën e këtij shekulli që po vjen qëndron në faktin se ne po i zgjasim jetën asaj që mund ta kishim përmbysur. Është një brez gjysmë-zgjidhjesh dhe tranzicionesh. Mirëpo sa kohë kjo është e mundur, Revolucioni *nuk* është në fund. Çezarizmi i së ardhmes nuk do të bindë, ai do të pushtojë me forcën e armëve. Vetëm kur e gjitha kjo të jetë bërë e vetëkuptueshme – kur ta ndjejmë se shumicat janë vetëm pretekst, dhe t'i përbuzim ato; kur dikush të ngrihet lart dhe të jetë në gjendje të shohë mbi masën poshtë, mbi partinë me tërë kuptimin e fjalës, dhe mbi të gjitha programet dhe ideologjitë – vetëm atëherë Revolucioni do të jetë kapërcyer. Edhe në Fashizëm ekziston fakti Grakian i dy fronteve – nga e majta klasa e ulët e popullatës së qytetit dhe nga e djathta kombi i graduar nga fshatarësia deri lart të klasat sunduese – por fakti mbahet i fshehur nga forca Napoleonike e një individi të vetëm. Ky polaritet nuk është eliminuar, dhe nuk mund të eliminohet [186], por do të ngrejë krye sërish, në çastin kur dora e hekurt do ta lërë drejtimin, në luftën e hidhur të Diadokëve [187] të saj. Sepse edhe Fashizmi është tranzicion. Ai e pati origjinën e tij te turmat e qyteteve dhe filloi si parti masash me zhurmë, trazira dhe oratori masive. Prirjet e Socializmit të Punës nuk janë të panjohura për të.

[185] sh.p. Osvald Shpengler, Rënia e Perëndimit, II, f. 449 e vijim.
[186] sh.a. Përtej faktit të një vendi Jugor me mënyrë gysmë-tropikale të jetesës dhe një "race" në përputhje me të, që është industrialisht i dobët dhe rrjedhimisht ka një proletariat të pazhvilluar, aty mprehtësia Nordike e opozitës nuk ekziston. Në një vend si Anglia, për shembull, një lloj i tillë Fashizmi nuk do të mund as të ngrihej dhe as të mbahej në këmbë.
[187] sh.s. Diadokët – nga Diadochus në greqisht, që do të thotë pasues – ishin gjeneralët, miqtë dhe familjarët e Aleksandrit të Madh që luftuan për të ndarë perandorinë pas vdekjes së tij më 323 p.e.s., luftra që zgjatën nga 321–281 p.e.s..

Mirëpo sa kohë që një diktaturë ka ambicje për "shërbim social", shpall se është aty për hir të "punonjësit", kërkon favore në rrugë, dhe është "popullore", po aq kohë ajo mbetet një formë kalimtare. Çezarizmi i së ardhmes lufton vetëm për pushtet, për perandori, dhe kundër çdo lloj partie.

Çdo lëvizje ideologjike beson se historisë i vjen fundi me arritjet e saj. E hedh poshtë idenë se ajo do të vazhdojë edhe "pas saj". Akoma i mungon skepticizmi Çezarian dhe përbuzja për njerëzinë, ndjenja e thellë e përkohshmërisë së çdo fenomeni. Ideja krijuese e Musolinit ishte madhështore, dhe ka patur një efekt ndërkombëtar: ajo tregoi një formë të mundshme për të luftuar Bolshevizmin. Mirëpo kjo formë u ngrit duke imituar armikun dhe si e tillë është plot me rreziqe: revolucion nga poshtë, i organizuar dhe me pjesëmarrje në pjesën më të madhe prej njerëzish nga poshtë; milici partiake e armatosur, me paralele bandat e Klodiusit dhe Milos në Romën e Çezarit; prirje për t'i nënshtruar intelektualët dhe udhëheqjen ekonomike në punë zbatuese për shkak të paaftësisë për t'i kuptuar ata; mungesë respekti për pronën e të tjerëve, ngatërrim i koncepteve të kombit dhe masës – me pak fjalë, ideologjia Socialiste e shekullit të kaluar.

E tëra kjo tashmë i përket së kaluarës. Ajo që i paraprin së ardhmes nuk është qenia e Fashizmit si parti, por thjesht dhe vetëm figura e krijuesit të saj. Musolini nuk është udhëheqës partie, edhe pse më parë ai ishte udhëheqës i punës; ai është *zot* i vendit të tij. Ndoshta prototipi i tij Lenini do të kishte arritur në këtë pikë po të kishte jetuar më gjatë, sepse ai pa dyshim kishte një ashpërsi të ftohtë *karshi* partisë së tij dhe kishte gjithashtu edhe kurajon për t'i prirë tërheqjes nga çdo lloj ideologjie. Musolini është së pari dhe mbi të gjitha burrë shteti, akull i ftohtë dhe skeptik, realist, dhe diplomat. Ai sundon i vetëm me tërë kuptimin e fjalës. Ai sheh *gjithçka* – dhe kjo është dhuntia më e rrallë e një sundimtari absolut. Edhe Napoleoni ishte i izoluar nga shpura e tij. Fitoret më të vështira të një sundimtari, dhe ato më *thelbësoret*, nuk janë ato të fituara mbi armiqtë, por ato të fituara mbi vetë mbështetësit e tij, mbi pretorianët, "Ras"-ët, siç i quajnë në Itali. Ky është më i miri i sundimtarëve të lindur. Ai që nuk e di këtë dhe nuk ka as fuqinë dhe as kurajon për të lundron si kërcuri mbi dallgë, në majë – dhe përsëri i pafuqishëm. Perfeksionimi i Çezarizmit është diktaturë – jo diktatura e një partie, por ajo e një burri të vetëm kundër të gjitha partive, dhe, më e rëndësishmja, mbi të tijën. Çdo lëvizje revolucionare i arrin qëllimet e saj me anë të një pararoje pretorianësh – të cilët më tej janë jo vetëm të padobishëm, por thjesht të rrezikshëm. Mjeshtri *i vërtetë* njihet nga mënyra se si i flak ata tej, pa mëshirë dhe pa falënderime, i përqëndruar vetëm te qëllimi i tij, për arritjen e të cilit duhet së pari të zgjedhë burrat e vet – dhe këtë e di ai se si ta bëjë. Revolucioni Francez eci kundër kësaj që në fillim: askush nuk e kishte pushtetin, të gjithë e donin; të gjithë komandonin, askush nuk bindej.

Musolini është sundimtar i lindur që ka dinakërinë e racave Jugore brenda vetes, si *condottieri*-t e Rilindjes [188], dhe si i tillë ia ka dalë ta inskenojë lëvizjen e tij në përputhje të plotë me karakterin e Italisë – shtëpisë së operas – pa u intoksikuar në asnjë rrethanë prej saj, megjithëse edhe vetë Napoleoni nuk ishte krejt i paprekur nga kjo dobësi, ndërsa në rastin e Riencit [189], për shembull, ajo rezultoi fatale. Kur Musolini bën thirrje per arketipin Prusian, ai ka të drejtë: ai ka shumë më pak lidhje me Napoleonin sesa me Frederikun e Madh, madje edhe me të atin e Frederikut.

Tani kam mbërritur në pikën përfundimtare ku duhet thënë fjala e fundit për "Prusianizmin" dhe "Socializmin". Më 1919-n i krahasova të dy, njërin si një *ide* e gjallë dhe tjetrin si fjalëkyç i një shekulli të tërë [190], dhe – tundohem të them: "sigurisht" – nuk u kuptova. Njerëzit nuk dinë më çdo të thotë lexim – ky art i madh, akoma i njohur në kohën e Gëtes, ka vdekur. Ata shfletojnë faqe të shtypura "në-masë", dhe, si rezultat, lexuesi demoralizon librin. Tregova se si në klasën punëtore, ashtu si e farkëtoi Bebeli në një armatë të fuqishme, në disiplinën dhe bindjen e saj besnike, në shoqërinë vëllazërore, në gatishmërinë e saj për sakrificë finale, jetonte akoma ai "stil" Prusian i Vjetër që së pari e vuri veten në provë në betejat e Luftës Shtatë Vjeçare [191]. Ajo që vlente atëherë ishte *individi* Socialist si karakter, "kryefjala e tij morale", dhe jo Socializmi që i gozhduan në kokë, që ishte i tëri një çorbë jo-Prusiane ideologjie idiote dhe zilie vulgare. Theksova gjithashtu se kjo lloj *qenieje "në formë" për hir të një detyre* ishte një traditë që shkonte pas deri te Urdhri Teuton, përmes së cilës në shekujt Gotikë – si përsëri edhe sot – roja kufitare e Kulturës Faustiane u mbajt në këmbë kundër Azisë. Ky qëndrim etik, i pavetëdijshëm si çdo stil i vërtetë jete, dhe që si i tillë mund të zgjohet dhe të stërvitet vetëm përmes shembullit të gjallë, dhe jo me fjalë apo me shkrime, u ngrit në këmbë me shkëlqim dhe madhështi më Gusht të 1914-s – ushtria e stërviti Gjermaninë – dhe u tradhëtua nga Partitë më 1918-n kur *Shteti* u shemb. Që atëherë ky vullnet i disiplinuar ka ngritur krye përsëri në lëvizjen Nacionaliste; jo në

---

[188] sh.s. *condottieri* – italisht – prijësat e njësive luftarake mercenare në Itali. Veprimtaria e tyre, në tokë dhe det, u shtri në periudhën historike nga beteja e Lenjanos (1176) në atë të Vaterlosë (1815). U shërbyen Papëve dhe shumë monarkëve Europianë dhe u shquan në luftrat Italiane të kohës së Rilindjes dhe në ato Fetare Europiane. Më të shumtët trashëguan, por edhe fituan, pozitat më të larta në fisnikërinë e kohës.

[189] sh.s. Rienci – *Nicola Gabrini*, i njohur si *Cola di Rienzo*, 1313–1354, politikan dhe udhëheqës populist në Italinë e kohës.

[190] sh.p. Osvald Shpengler, Shkrime Politike, f. 1 e më tej.

[191] sh.s. Lufta Shtatë Vjeçare – u zhvillua kryesisht në Europë (megjithëse përfshiu pesë kontinente nëpër kolonitë) në vitet 1756–1763, midis pothuajse të gjitha fuqive të kohës. Lufta përfundoi me fitoren e koalicionit Anglo-Prusian dhe shënoi rënien e supremacisë së Francës në kontinent, ngritjen e Anglisë në nivelin e një fuqie botërore, si edhe pozicionin e Prusisë si një fuqi e re e madhe Europiane. Lufta filloi shumë keq për Prusinë, mirëpo ajo fitoi falë aftësive të larta strategjike, taktike dhe diplomatike të Frederikut (II) të Madh, dhe njëkohësisht edhe të ushtrisë Prusiane që fitoi një varg betejash vendimtare në kushte të pafavorshme.

programet dhe partitë e saj, por në qëndrimin etik të një elite, si individë [192]; dhe është e mundur që duke u nisur nga kjo bazë, populli Gjerman, ngadalë por me këmbëngulje, të stërvitet për të ardhmen e tij të vështirë. Kjo është thelbësore nëse nuk duam të gjunjëzohemi në betejat që na presin përpara.

Mirëpo mendje-cekëtit nuk largohen dot nga mendimi Marksist i shekullit të kaluar. Lart e poshtë botës ata nuk e mendojnë Socializmin si qëndrim moral karshi jetës, por si Socializëm ekonomik, Socializëm Punist, si ideologji masive me qëllime materiale. Socializmi programor i çdo lloji është mendim nga poshtë, ndërtim mbi instinkte shtazarake, apoteoza e ndjenjës së kopesë që sot përgjon kudo fshehur pas sloganit të "kapërcimit të individualizmit"; është e kundërta e ndjenjës Prusiane, që e ka *jetuar për së gjalli* përmes udhëheqësish të jashtëzakonshëm domosdoshmërinë e devotshmërisë së disiplinuar dhe në përputhje me të zotëron edhe lirinë e brendshme që vjen nga përmbushja e detyrës, nga zotërimi dhe komandimi i vetvetes, për hir të një qëllimi të madh.

Socializmi i Punës i çdo forme, nga ana tjetër, siç e kam treguar më parë, ka përfundimisht origjinë Angleze [193]. Ai u ngrit rreth 1840-s, në të njëjtën kohë me fitoren e kompanisë aksionere dhe formës së parrënjë "financiare" të kapitalit [194]. Që të dyja ishin shprehje e Mançesterizmit të Tregtisë së Lirë: ky Bolshevizëm "i bardhë" është kapitalizëm nga poshtë, kapitalizëm rrogash, po aq sa dhe kapitali financiar spekulativ me metodat që përdor është Socializëm nga lart, nga bursa e aksioneve. Që të dy u rritën nga e njëjta rrënjë intelektuale: të menduarit në para [195], të tregtuarit e parasë nëpër trotuaret e kryeqyteteve të botës, qoftë si nivele rrogash apo fitime në kurset e këmbimit, nuk ka asnjë ndryshim. Nuk ka asnjë kundërshti mes Liberalizmit ekonomik dhe Socializmit. Tregu i Punës është tregu i aksioneve të proletariatit të organizuar. Sindikatat janë truste që u imponojnë ngritjen e rrogave të njëjtave sipërmarrje në pronësi të individëve profesionistë sipas modelit të trusteve të bankave, çelikut dhe naftës të tipit Anglo-Amerikan, Socializmi financiar i të cilave i depërton, i dominon, i thith dhe i kontrollon ato, deri në pikën e shpronësimit sistematik. Efekti shkatërrimtar *shpronësues* i paketave të aksioneve dhe bonove, ndarja vetëm e "kreditit" nga puna e përgjegjshme drejtuese e sipërmarrësit, që nuk e di më se kujt në të vërtetë i përket puna e tij, nuk kanë marrë aspak vëmendjen e duhur. Ekonomia prodhuese është katandisur në një objekt të pajetë në duart e manovrave të tregut të bursës. Qe vetëm ngritja në dominim e sistemit të aksioneve ajo që i mundësoi tregut të bursës (më parë vetëm ndihmës i ekonomisë) të merrte kontrollin përfundimtar të jetës ekonomike. Socialistët-Financiarë dhe manjatët e trusteve si Morgan dhe Krojger përkojnë absolutisht me udhëheqësit e masave të partive të Punës dhe me komisarët ekonomikë Rusë: natyra tregtarësh me të njëjtat shije

[192] sh.a. U përpoqa ta përshkruaj këtë qëndrim më 1924, te *Detyrat Politike të Rinisë Gjermane*.
[193] sh.p. Osvald Shpengler, Shkrime Politike, f. 75 e vijim.
[194] sh.p. Osvald Shpengler, Shkrime Politike, f. 139 e vijim, f. 269.
[195] sh.p. Osvald Shpengler, Rënia e Perëndimit, II, f. 456.

honxhobonxhosh. Nga të dyja krahët, sot si në kohën e Grakëve, forcat ruajtëse të Shtetit – ushtria, prona, fshatari, dhe drejtuesi – janë nën sulm.

Mirëpo stili Prusian nuk kërkon vetëm përparësi të politikës së lartë mbi ekonominë; ai kërkon edhe që jeta ekonomike të *disiplinohet* nga një Shtet i fuqishëm, gjë që është parakusht i iniciativës së lirë të sipërmarrjes private – sepse, çfarëdo tjetër qoftë, *nuk* është vetëm një super-parti, e kompletuar me program dhe e gatshme për ta çuar organizimin deri në pikën e zhdukjes së pronës (*Eigentum*); e cila, pikërisht mes popujve Gjermanikë, nënkupton *lirinë* e vullnetit ekonomik, dhe zotërim të plotë të individit mbi atë që i përket [196]. "Disiplinim" është stërvitja e një kali garash nga një kalorës me përvojë dhe jo futja me dhunë e trupit ekonomik të kombit në një veshje të hekurt planesh ekonomike, apo shndërrrimi i tij në makinë që punon me një të shtypur butoni. "Prusiane" është gjithashtu renditja *aristokratike* e jetës sipas shkallës së arritjeve. Prusiane është, mbi gjithçka, përparësia e padiskutueshme e politikës së jashtme, drejtimi i suksesshëm i Shtetit në një botë shtetesh, mbi politikën e brendshme, që ekziston vetëm për të mbajtur kombin në formë për këtë detyrë dhe bëhet keqdashëse dhe kriminale sapo fillon të ndjekë në mënyrë të pavarur synimet e saj ideologjike. Këtu qëndron edhe dobësia e shumicës së revolucioneve, udhëheqësit e të cilëve, duke u ngritur përmes demagogjisë dhe duke mos mësuar asgjë tjetër, e kanë të pamundur ta gjejnë rrugën e tyre nga të menduarit në linja partiake drejt atij në terma burrash shteti. Ky ishte rasti i Dantonit dhe Robespierrit. Miraboi dhe Lenini vdiqën tepër shpejt, Musolini ishte i suksesshëm. Mirëpo e ardhmja u takon burrave të mëdhenj të fakteve, tani që botë-përmirësuesit, që u krekosën në skenën e historisë botërore qysh prej Rusoit, janë zhdukur pa lënë gjurmë.

Së fundmi, Prusian është ai karakter që disiplinon veten, si ai i Frederikut të Madh, që ai vetë e parafrazonte se qëndronte në qenien Shërbëtor i Parë i Shtetit. Një shërbyes i tillë nuk është lake', mirëpo kur Bebeli deklaroi se populli Gjerman ka shpirt lakeu, ai kishte të drejtë për aq sa i takon shumicës. Vetë partia e tij e provoi më 1918. Lakenjtë e suksesit janë më të shumtë mes nesh se kudo tjetër, edhe pse në të tëra epokat dhe në të tëra kombet ata kanë mbushur kopenë e njerëzisë. Jemi indiferentë karshi faktit nëse Bizantinizmi i zhvillon orgjitë e tij sipër thasëve me para, suksesit politik, para një ofiqi, apo thjesht para kapelës së Geslerit [197]. Kur Karli II zbarkoi në Angli, për çudi nuk gjeti këmbë republikani. Të jesh shërbëtor i Shtetit është një virtyt *aristokratik*, që e zotëron vetëm një pakicë. Në qoftë ky "Socializëm", atëherë është një Socializëm krenar dhe ekskluziv i burrave të racës, i të zgjedhurve të jetës. Prusianizmi është diçka tejet superiore që e pozicionon veten kundër çdo lloj

[196] sh.a. *Eigentum* – Fjala e vjetër Gjermanike *eigan* do të thotë *të sundosh*; jo vetëm ta *kesh* diçka, por të kesh kontroll absolut mbi të.

[197] sh.s. Gesleri ishte sundimtari austriak i një qyteti zviceran, sundimi i dhunshëm i të cilit çoi në rebelimin e udhëhequr nga Vilhelm Teli, që solli krijimin e Konfederatës së Vjetër Zvicerane. Historia filloi me konfliktin personal mes Geslerit, që vari kapelen e tij në një shtyllë në mes të tregut dhe urdhëroi që ta nderonte kushdo që kalonte, dhe Vilhelm Telit, që refuzoi të nënshtrohej.

sundimi të turmës dhe shumicës; mbi të gjitha, kundër dominimit të *karakterit* të masës. Moltke, edukatori i madh i oficerit Gjerman, shembulli më i shkëlqyer i Prusianizmit në shekullin e nëntëmbëdhjetë, i tillë ishte gatuar. Konti Shlifen e përmblodhi personalitetin e tij në moton: "Fol pak, bëj shumë, ji, më shumë së ç'dukesh".

Kjo ide e ekzistencës "Prusiane" do të jetë pikënisja e përmbysjes përfundimtare të Revolucionit Botëror. Mundësi tjetër nuk ka. E kam thënë, që më 1919: Prusian nuk është vetëm ai që jeton në Prusi; tipi është i mundur kudo në botën e bardhë, dhe ndodh me të vërtetë, edhe pse rrallë. Ai qëndron në rrënjët e formës *burimore* kudo nëpër lëvizjet nacionaliste – nuk ka asgjë përfundimtare në to – dhe çështja është se deri në çfarë shkalle ai do të arrijë të çlirohet nga elementët demokratiko-partiakë të Nacionalizmit Socialist dhe atij Liberal, që po veniten shpejt, por që tani për tani ende e kontrollojnë. Ndjenja e heshtur kombëtare e Anglezëve rreth 1900-s, që sot ka filluar të lëkundet, shovinizmi i cekët dhe mburravec i Francezëve, i dëshmuar kaq zhurmshëm në çështjen Drejfys, ishin që të dy të këtij lloji dhe gjetën mbështetje njëri në kultin e marinës, dhe tjetri në atë të ushtrisë. Amerika nuk ka asgjë të këtij lloji – "njëqind-për-qind Amerikan" është vetëm një slogan – mirëpo ajo ka nevojë për të nëse dëshiron të mbijetojë si komb pas përplasjes që po vjen me Bolshevizmin që po kacavirret nga poshtë dhe financën e lartë, që tashmë ia kanë gërryer themelet. Ideja Prusiane e kundërshton Liberalizmin financiar po aq sa edhe Socializmin Punist. Çdo lloj mase dhe shumice, gjithçka që është "E Majtë", ajo e sheh si të dyshimtë. Mbi gjithçka, ajo kundërshton çdo lloj dobësimi të Shtetit dhe keqpërdorimin përdhosës të tij për interesa ekonomike. Është konservatore dhe "E Djathtë", dhe ngrihet nga çdo lloj force thelbësore jete që ekziston akoma mes popujve Nordikë: instinkti për pushtet dhe zotërim; për zotërime *si* pushtet; për trashëgimi [198], pjellori, dhe familje, të treja si një e vetme; për dallime në rang dhe gradim shoqëror, armiku për vdekje i të cilëve ishte (apo është) Racionalizmi nga 1750 më 1950. Nacionalizmi i sotëm, bashkë me idenë monarkiste që fle brenda tij, është një tranzicion. Është një hap paraprak drejt Çezarizmit, saqo larg të duket kjo. Është pikërisht ai tmerri i të gjitha sistemeve partiake Socialiste dhe Liberale, i çdo lloj popullariteti (që e kompromenton medoemos objektin e tij), i gjithçkaje që ngrihet nga masat dhe do që të bëhet siç thotë ajo. Ky tipar, edhe pse mund të jetë i varrosur thellë nën prirje më në përputhje me kohën, ka në krah të tij të ardhmen – dhe udhëheqësit e së ardhmes. Të gjithë udhëheqësit vërtet të mëdhenj në histori kanë ecur nga "e Djathta", sado të thella të kishin qenë humnerat prej të cilave u ngjitën. Është vula e zotëruesit dhe sunduesit *të lindur*. Kjo vlen për Kromuellin dhe Miraboin po aq sa për Napoleonin. Sa më e pjekur epoka, aq më shumë mundësi shpalos kjo rrugë. Skipion Plaku humbi prej konfliktit mes traditës së origjinës së tij, që e ndalonte një diktaturë të paligjshme, dhe pozicionit historik që pat fituar (pa e dëshiruar) duke shpëtuar

[198] sh.a. Që nga ferma e trashëguar, punishtja, firma e vjetër me emër, e deri te monarkia e trashëguar. Që prej 1879-s Republika ka qenë vetëm një formë *kundërshtie* ndaj idesë së trashëgimisë, dhe asgjë më tepër.

Romën nga rreziku Kartagjenas. Ai vdiq në dhe të largët. Në atë kohë lëvizja revolucionare sapo kishte filluar të gërryente themelet e formave të traditës, kështu që Skipion i Riu pati një pozicion akoma shumë të dobët kundër Grakëve, kurse Sula ishte që në fillim në një pozicion shumë të fortë kundër Mariusit, dhe në fund Çezari, që e pat filluar si Katilinian, nuk gjeti pothuajse asnjë kundërshti partiake, sepse Pompeianët nuk qenë parti, por vetëm mbështetës të një individi. Revolucioni Botëror, sado i fortë qoftë në fillim, përfundon, jo me fitore apo humbje, por me *dorëheqje* nga ana e masave të yshtyra në ballë të tij. Idealet e tij jo se kundërshtohen, vetëm se bëhen të mërzitshme, gjersa në fund askush nuk nxitet më prej tyre. Kushdo që flet sot për fundin e "borgjezisë" po e nënshkruan veten akoma si proletar, dhe e ardhmja nuk është për të. Një shoqëri "pa borgjezi" mund të mbahet vetëm me Terror, edhe ashtu vetëm për pak vite, sepse që tani njerëzve po u vijnë të përziera prej saj – dhe ndërkohë, si pa e kuptuar, udhëheqësit e punës do të jenë bërë vetë borgjezia e re. Ky nuk është një proçes që u vjen për shtat natyrave të udhëheqësve të vërtetë.

Socializmi i çdo lloji është sot po aq i vjetëruar sa edhe forma e tij e parë Liberale dhe gjithçka tjetër që ka lidhje me parti dhe programe. Shekullit të kultit të punonjësit – 1840 deri 1940 – po i vjen fundi i pashmangshëm, dhe kushdo që në këtë fazë brohoret "punonjësin" nuk po e kupton aspak kohën. Ky punonjës po kthehet pas në bashkësinë e kombit, jo më i llastuar si foshnja në gji, por si grada më e ulët e shoqërisë urbane. *Kontrastet* që ngritën krye nga lufta e klasave do të bëhen përsëri dallime të përhershme mes të lartës dhe të ultës, dhe si të tilla do të pranohen. Është tërheqja e periudhës Imperiale të Romës, periudhë në të cilën nuk mbeti më asnjë problem ekonomik i kësaj natyre. Por sa shumë mund të shkatërrohet dhe rrafshohet në fazat e fundit të anarkisë botërore! Aq shumë vërtet, sa në disa kombe të bardha nuk do të ketë mbetur më material me të cilin një Çezar të mund të krijojë strukturën e tij, *ushtrinë* e tij – sepse ushtritë do ta zënë në të ardhmen vendin e partive – dhe Shtetin e tij.

A duket gjëkund, në atë që në çdo vend të bardhë që mori pjesë në Luftë dhe që e quan veten (shumë turbullt) "Rini" dhe "gjeneratë-fronti" [199], diçka që të bind se do të ishte një themel i fuqishëm për të tillë burra dhe për veprat e së ardhmes? Tronditja e thellë e Luftës së Madhe, që flaku tej iluzionet dembele të kujtdo për sigurinë dhe progresin si kuptim të historisë, nuk është askund tjetër më e dukshme sesa në kaosin shpirtëror që la pas vetes. Fakti që nuk jemi asnjë fije të vetëdijshëm për të dhe besojmë se po bartim brenda vetes një rend të ri është prova më e mirë e mundshme e ekzistencës së tij. Atyre që kanë lindur pas 1890-s u është mohuar të parët e një figure të vërtetë komanduese. Figurat e Bismarkut dhe Moltkes, për të mos folur për ato të vendeve të tjera, tashmë janë tretur në mjegullën e letërsisë historike. Ato mund të kishin formuar një standard madhështie të vërtetë, por jo pa një të

[199] sh.p. Flasim për burrat që ishin njëzet deri pesëdhjetë vjeç më 1918-n, apo për ata që janë njëzet deri tridhjetë sot?

tashme të gjallë; dhe Lufta nuk prodhoi asnjë monark me rëndësi, asnjë burrë shteti premtues, apo mendimtar ushtarak fitimtar në moment vendimtar. Gjithë statujat dhe emërtimet e rrugëve të botës nuk mund ta ndryshojnë këtë fakt. Rezultati ishte një mungesë e plotë e kuptimit të autoritetit mes milionave që u kthyen në shtëpi nga të dyja palët. U vu re në kriticizmin e shfrenuar të rinisë mbi gjithçka me të cilën përballej, njerëzve dhe çdo gjëje, pa shfaqur kurrë asnjë gjurmë *autokritike*. U tall me të djeshmen pa dyshuar se forca e saj vazhdonte. Më shumë se kudo, ky kaos u duk qartë në mënyrën se si kushdo bërtiste për një diktaturë sipas mendjes së tij pa patur njohuri për asnjë diktator apo pa qenë i aftë për ta njohur një të tillë, në mënyrën se si udhëheqësit u zgjodhën dhe u adhuruan një ditë për t'u hedhur poshtë të nesërmen – Primo de Rivera, d'Anuncio, Ludendorfi [200] – dhe në mënyrën se si udhëheqja shihej si një problem për diskutim, dhe jo si fakt për t'u pritur dhe për t'u pranuar nga momenti që është aty. Diletantizmi politik mori përpjetë. Nuk mbeti kush pa i shkruar diktatorit të tij të ardhshëm se çfarë duhej të bënte. Gjithkush kërkonte disiplinë nga të tjerët, duke mos qenë i aftë për të disiplinuar veten. Njerëzit u bënë histerikë për programe dhe ideale duke qenë se kishin harruar çfarë është qeveritari i Shtetit, dhe u zhytën në ëndrra të çmendura fjalimesh dhe shkrimesh për këtë apo atë shndërrim rrënjësor – duke e marrë krejt të mirëqenë se gjëra të tilla ishin të mundura. Kurrë nuk ka qenë mungesa e respektit për historinë më e madhe sesa në këto vite. Që historia ka logjikën *e saj*, tek e cila të gjithë programet thyhen copash, këtë askush nuk e dinte apo nuk donte ta pranonte. Mirëpo Bismarku e arriti objektivin e tij sepse e kuptoi rrjedhën e historisë gjatë shekullit të tij dhe ia përshtati veten asaj. Kjo qe politikë e lartë, arti i *së mundshmes*.

Nga kjo "Rini" e Gjermanisë, Anglisë, Spanjës, dhe e të gjitha vendeve të bardha, që në padijen e tyre shpresuan t'i jepnin "fund" një proçesi dyshekullor botë-ndryshimi nga poshtë – dhe në formën e Bolshevizmit, që e kishin brenda vetes – erdhi thirrja tipike revolucionare kundër "individualizmit". Mirëpo ata janë individë të vegjël – shumë të vegjël – pa talent e pa thellësi, dhe pikërisht për këtë arsye janë të pushtuar nga nevoja e pafre për t'u pranuar se kanë të drejtë. Prandaj dhe e urrenin superioritetin e njerëzve më të mëdhenj se vetja, njerëzve që mund ta shihnin veten me të paktën një grimcë skepticizmi. *Të gjithë revolucioneve u mungon humori* – dhe kjo shkakton dhe rënien e tyre. Kokëfortësi mendjengushtë dhe mungesë humori: ky është përcaktimi i fanatizmit. Ata ishin krejt të pavetëdijshëm se udhëheqja, autoriteti dhe respekti nga njëra anë, dhe "Socializmi" nga ana tjetër, janë të papajtueshëm. Ky anti-individualizëm është moda teorike e momentit mes intelektualëve-me-çdo-kusht të të gjitha vendeve të bardha. Dje ishte individualizmi në modë, dhe për hir të së vërtetës, nuk ka shumë ndryshim mes të dyve. I mekur është

[200] sh.s. Primo de Rivera, d'Anuncio, Ludendorf. *Miguel Primo de Rivera* – ushtarak, diktator, dhe kryeministër i Spanjës gjatë viteve 1923–1930. *Gabriele D'Annunzio*, 1863–1938 – politikan, poet, orator, aviator, dhe hero kombëtar i Italisë. *Erich Ludendorff*, 1865–1937, gjeneral dhe politikan Gjerman, hero i Luftës së Parë Botërore, dhe figurë qendrore e ngritjes së Nacional-Socializmit.

vërtet ky lloj *Geist*-i [201], por është i vetmi që kanë ata. Është "letërsi" megalopolitane, asgjë më tepër, as roman nuk i thua dot; me këtë ishin ngjirur Jakobinët me kohë. Mungesa e inteligjencës nuk është arma e duhur për të mposhtur Racionalizmin.

Dhe çfarë është në thelb "Socializmi" i këtyre heronjve që zbresin në fushëbetejë kundër lirisë së personalitetit? Është kolektivizmi Aziatik i pavetor i Lindjes, shpirti i rrafshinave të mëdha [202] në bashkëpunim me *levée en masse*-n Perëndimore të 1792-shit. Dhe kush në të vërtetë po "revoltohet"? I parëndësishmi, me numrat si fuqia e tij e vetme. Ka një numër të madh elementësh të botës kriminale Sllave mes tyre; mbetje të racave parahistorike dhe arsyetimit të tyre primitiv; *ziliqarë* edhe ndaj Rusianizmës, vullneti i pazhvilluar i së cilës i përjashton mendjet inferiore nga tortura që i mundon kur duan diçka, por nuk e dinë çfarë, ndihen të detyruar ta dëshirojnë, por nuk guxojnë. Ai që nuk ka kurajo të jetë çekan le të kënaqet me pjesën e kudhrës. Edhe kjo pjesë nuk është pa ngushëllimet e saj. Shtysa për t'u çliruar nga vullneti personal, për t'u zhytur në shumicën dembele, për të njohur lumturinë e shpirtit të lakeut, për t'i kursyer vetes ankthet e padronit – e gjitha kjo fshihet pas fjalësh të mëdha. Romanticizmi i të parëndësishmit! Apoteoza e ndjenjës së kopesë! Mënyra e fundit për të idealizuar frikën personale nga përgjegjësia. Kjo lloj urrejtjeje ndaj individualizmit, që ngrihet nga burracakëria dhe turpi, është vetëm një karikaturë e asaj të mistikëve të mëdhenj të shekujve të katërmbëdhjetë dhe pesëmbëdhjetë, e anti-egoizmit të tyre, e "*Lassen der Ichheit*" të "*Theologie deutsch*" [203]. Ata ishin shpirtra të fortë që e provuan për së gjalli vetminë e vërtetë dhe të pamatë Gjermanike të "Unë"-it në këtë botë, dhe prej torturës së tyre ngjizën dëshirën e zjarrtë për t'u ngjitur lart drejt Zotit, drejt së Gjithës, apo sido që mund ta quanin, dhe që në fund u doli të ishte vetvetja. "Uni" *i fortë, i papërkulur*, qe destini i tyre. Çdo përpjekje për ta kapërcyer kufirin e tij vetëm sa tregoi që një të tillë nuk kishte. Sot kemi një metodë më të thjeshtë: bëhesh "Socialist" dhe shkatërron "Unë"-in e të tjerëve.

Asnjë "Unë" nuk na nxjerr më telashe. Rrafshimi i mendjeve ka përfunduar: individi takohet "në masë", dëshiron "në masë", mendon "në masë". Ata që nuk mendojnë me të, ata që mendojnë me mendjen e tyre, ndihen si armiq. Është masa tani, dhe jo Hyjnia, ajo së cilës "i jepet" "Uni" idiot dhe dembel, që vuan nga të gjitha llojet e shtrëngesave: dhe kjo, për më tepër, na qenka "çlirim". Është pothuajse mistike. Ata e dinin këtë që më 1792. Është etja e turmës për t'u bërë njësh me të tjerët. Mirëpo "stili" Prusian është vetëpërmbajtje me vullnet të lirë, është një "Unë" i fortë që përulet përpara një detyre dhe vepre të madhe, është akt vetëqeverisjeje, dhe, si i tillë, lartësia më e madhe e individualizmit që është e mundur në të tashmen.

---

[201] sh.s. *Geist* – fjalë me rëndësi të veçantë në filozofinë Gjermane - shpirt, frymë, mendje, dhe intelekt.
[202] sh.p. Osvald Shpengler, Rënia e Perëndimit, II, f. 295, shënim.
[203] sh.p. Osvald Shpengler, Rënia e Perëndimit, II, f. 292.

"Raca" Keltiko-Gjermanike është ajo me vullnetin më të fortë që ka parë ndonjëherë bota. Mirëpo ky "Unë do të – Unë do të!", që e mbush shpirtin Faustian tej e tej, që është kuptimi përfundimtar i qenies së tij, dhe kontrollon çdo shprehje të Kulturës së tij në mendim, veprim, dhe standarde, zgjoi gjithashtu edhe vetëdijen e vetmisë së plotë të këtij "Unë"-i në hapësirën e pafund. Vullneti dhe vetmia në fund të fundit janë e njëjta gjë. Prej këndej vinte dhe heshtja e Moltkes, si edhe, nga një këndvështim tjetër, nevoja që kishte natyra më e butë dhe më femërore e Gëtes për rrëfim të pandalshëm përpara një publiku të vetëzgjedhur që nuk kuptonte asgjë nga vepra e tij. Ishte dëshira e zjarrtë për një jehonë nga hapësira e jashtme, vuajtja e një shpirti fisnik prej monologut të ekzistencës së tij. Dikush mund të mburret me këtë vetmi apo të vuajë prej saj; t'i shpëtojë nuk mundet. Njeriu besimtar i "të vërtetave të përjetshme", si Luteri, psherëtin për falje dhe shpëtim nga fati i tij, e lufton atë, madje edhe e sfidon. Mirëpo njeriu politik i Veriut zhvillon prej tij një *sfidë gjigante ndaj realitetit*. "Besoji shpatës tënde më shumë se Torit", thotë një sagë islandeze. Në pastë kjo botë diçka si individualizmi, është ai i një individi që sfidon tërë universin, i vetëdijshëm për vullnetin e tij të papërkulur, me endje për vendime përfundimtare dhe dashuri për vetë destinin edhe në çastin kur ky po e vë përfund dhe po e thyen. Dhe "Prusian" është ai që arrin ta përkulë vullnetin e tij *të lirë*. Vlera e sakrificës qëndron në faktin që është *e vështirë*. Burri që nuk ka një "Unë" për të ofruar, le të mos flasë për besnikëri. Ai vetëm sa qëndon pas dikujt të cilit i ka kaluar përgjegjësinë. Në pastë diçka që *duhet* të na çudisë në të sotmen, është varfëria e idealit socialist përmes të cilit shpresohet të shpëtohet bota. Ky nuk është çlirim nga forcat e së kaluarës; është vazhdimësi e prirjeve të tyre më të këqija. Është *burracakëri* karshi jetës.

Besnikëria e vërtetë – *Prusiane* e vërtetë – është ajo që i nevojitet botës më shumë se gjithçka në këtë epokë katastrofash të mëdha. Vetëm te diçka që nuk përkulet mund të mbështetesh. Një Udhëheqës i vërtetë mund të ngrihet vetëm duke kuptuar këtë. Udhëheqësi që është ngritur nga masat duhet ta dijë, më mirë se të tjerët, që masat, shumicat, dhe partitë, nuk janë shokë të sinqertë. Ato kërkojnë vetëm leverdinë. Ato e lënë udhëheqësin e tyre në baltë sapo ai fillon dhe kërkon sakrifica. Nëse ai mendon dhe ndjen si produkt i masës, historia do ta trajtojë atë vetëm si demagog. Është pika ku ndahen rrugët e së Majtës dhe së Djathtës; demagogu jeton gjithmonë me masat si një̈ri prej tyre; sundimtari i lindur mund t'i përdorë ato, por i përbuz. Betejat e tij më të vështira ai nuk i lufton kundër armiqve, por kundër mizërisë së miqve të tij më tepër të devotshëm se ç'duhet.

Ja përse *ushtritë*, dhe jo partitë, janë forma e ardhshme e pushtetit; ushtri të devotshme, vetëmohuese, ashtu siç Napoleoni nuk e pati më kurrë pas Vagramit [204]. Ushtarët e tij veteranë qenë të besueshëm; por jo oficerët e tij madhorë – dhe vlera e një ushtrie varet në radhë të parë prej tyre. Ata filluan

[204] sh.a. Në betejën e Vagramit, 5–6 Korrik 1809, ushtria franceze e kryesuar nga Napoleon Bonaparti fitoi përballë austriakëve. Qe një nga fitoret më të vështira dhe të kushtueshme të Napoleonit, që çoi në tërheqjen e Austrisë dhe shpërbërjen e Koalicionit të Pestë.

ta shihnin atë jo si komandant, por si një dhurues të përjetshëm. Sapo sakrificat e kërkuara i kapërcyen leverditë, aq e pati edhe Armata e Madhe.

Jemi pikërisht në kohën kur bota "e bardhë", dhe në radhë të parë Gjermania, duhet t'i peshojnë këto fakte. Sepse pas luftrave botërore dhe revolucionit botëror proletar akoma të papërfunduar po përvijohet më i madhi nga të gjithë rreziqet, kërcënimi *me ngjyrë*, që do të kërkojë çdo grimcë "race" që gjendet akoma mes kombeve të bardha për t'u përballur me të. Gjermania, më shumë se çdo vend tjetër, nuk është një ishull, siç duket se imagjinojnë demagogët politikë që duan ta bëjnë atë objekt të programeve të tyre. Është vetëm një vend i vogël në një botë të madhe që po vlon, por pa dyshim një vend i vogël në një pozicion vendimtar. Mirëpo është e vetmja që mban Prusianizmin si fakt brenda vetes. Me thesarin e kësaj Qenieje të jashtëzakonshme ajo mund të bëhet "edukatorja" e botës "së bardhë", dhe ndoshta edhe shpëtimtarja e saj.

# IV. REVOLUCIONI BOTËROR ME NGJYRË

## 19. Fakti i dy Revolucioneve: Luftë Klasash dhe Luftë Racash

Civilizimi Perëndimor i këtij shekulli nuk kërcënohet vetëm nga një, por nga dy revolucione botërore të përmasave madhore. Deri tani *të dy* u kanë shpëtuar syve tanë, si në shtrirjen apo thellësinë e tyre të vërtetë, ashtu dhe në veprime. I pari vjen nga poshtë, i dyti nga jashtë: *luftë klasash dhe luftë racash*. Të parin e kemi lënë pas prej kohe, edhe pse goditjet e tij vendimtare – për shembull në zonën Anglo-Amerikane – ndoshta do të vijnë në të ardhmen. I dyti u bë i qartë së pari në Luftën Botërore, dhe po merr formë dhe drejtim me shpejtësi. Në pak shekujt e ardhshëm ata do të luftojnë krah për krah, *ndoshta edhe si aleatë*. Kjo do të jetë kriza më e fortë përmes së cilës do të duhet të kalojnë të gjithë kombet e bardha – qofshin të bashkuar apo jo – nëse duan ta kenë një të ardhme.

Një "revolucion" i tillë "nga jashtë" është ngritur gjithashtu edhe kundër çdonjërës prej Kulturave të kaluara. Është ngritur në mënyrë të pashmangshme mes racave të nëpërkëmbura dhe të pashpresa në kufijtë e tyre të skajshëm – "të egjërve" apo "barbarëve" – që u shfrytëzuan pa kriter nga superioriteti i pasulmueshëm i një grupi Kombesh kulturalë që patën arritur pjekuri të plotë të formave dhe metodave të tyre politike, ushtarake, ekonomike, dhe intelektuale. Ky stil "kolonial" gjendet në çdo Kulturë të zhvilluar. Mirëpo kjo lloj urrejtjeje nuk e përjashtonte aspak përbuzjen e fshehtë ndaj formës së huaj të jetës, e cila, teksa bëhej me ngadalë më e afërt, në fillim u shqyrtua për t'u tallur derisa në fund u vlerësua me guxim deri në kufijtë e efektshmërisë së saj – dhe asgjë më shumë se aq. Ata, të jashtmit, vunë re që shumë gjëra mund të imitoheshin, dhe që të tjerëve mund t'u hidhej hi syve, apo që nuk ishin edhe aq të fortë sa qenë dukur në panikun e parë [205]. Ata vëzhguan luftrat dhe revolucionet që ndodhnin brenda kësaj bote kombesh sunduese, dhe deshën apo s'deshën u njohën me misteret e armatimeve [206], ekonomisë, dhe diplomacisë, derisa më në fund mbërritën të vënia në diskutim e superioritetit të të huajve. Dhe sapo ata vunë re lëkundje në vullnetin komandues të atyre të huajve, filluan të llogarisnin mundësitë e një sulmi dhe fitoreje për llogari të vet. Kështu ndodhi në Kinë në shekullin e tretë p.e.s., kur popujt barbarë në veri dhe perëndim të Huangho-së dhe ata në jug të Jangcekiang-ut u përfshinë në betejat vendimtare të fuqive të mëdha, si edhe në botën Arabe në kohën e Abasidëve, kur racat Turko-Mongole u shfaqën në fillim si mercenarë dhe më tej si padronë. Dhe mbi të gjitha po kështu ishte edhe në Epokën Klasike, për të cilën kemi një pamje të plotë të ngjarjeve, të cilat u përngjajnë në çdo pikë atyre drejt të cilave jemi duke ecur në mënyrë të pashmangshme.

---

[205] sh.a. Gjykimi i Jugurtës mbi Romën.

[206] sh.a. Libianët dhe "kombet lundërtare" prej Egjyptianëve të Perandorisë së Re, Gjermanët prej Romës, Turqit prej Arabëve, dhe Zezakët prej Francezeve.

Sulmet Barbare mbi botën Klasike filluan me lëvizjet Keltike pas 300 p.e.s., që si objektiv të tyre të gjitha patën Italinë. Në betejën vendimtare të Sentiumit (295), racat Galike mbështetën Etruskanët dhe Samnitët kundër Romës, dhe më vonë u përdorën gjithashtu me sukses edhe nga Hanibali. Rreth 280-s, të tjerë Keltë pushtuan Maqedoninë dhe Greqinë veriore, ku si pasojë e luftrave të brendshme politike nuk ekzistonte më asnjë fuqi Shtetërore, dhe ndalimi i tyre u arrit të bëhej vetëm në Delfi. Ata formuan perandorira Barbare në Thrakë dhe në Azi të Vogël mbi një popullatë të helenizuar dhe pjesërisht Helene. Diçka më vonë, në Lindje të perandorisë së kalbur të Aleksandrit të Madh, filloi reaksioni Barbar kundër Kulturës Helene me rebelime të panumërta që e detyroi atë të tërhiqej hap pas hapi [207]. Kështu edhe që prej rreth 100 p.e.s. Mitridati [208], në aleancë me "të egjrit" e Rusisë Jugore (Skithët dhe Bastarnët), dhe duke u mbështetur në një vendosmëri gjithnjë e në rritje të Partianëve për të çarë nga Irani Lindor drejt Sirisë, pati pritshmëri të arsyeshme për ta shkatërruar Shtetin Romak, në kushtet kaotike në të cilat kishte rënë ai si pasojë e luftrave klasore. Përparimi i tij u ndal vetëm në Greqi. Atij iu bashkuan Athina dhe qytete të tjera, si edhe disa raca Keltike që gjendeshin akoma në Maqedoni. Brenda ushtrive Romake revolucioni shpërtheu fare hapur. Grupe të veçanta luftuan kundër njëri-tjetrit, kurse komandantët vranë njëri-tjetrin, madje edhe përballë ushtrive armike (Fimbria). Ai qe dhe momenti kur ushtria Romake pushoi së qeni një trupë kombëtare dhe filloj të kthehej në një shpurë personale individësh të veçantë. Ushtarët që udhëhoqi Hanibali kundër Romës më 218-n në fakt nuk ishin Kartagjenas, por më së shumti të rekrutuar prej racave të egra të maleve Atlas dhe atyre të Spanjës jugore. Dhe me këta ta fundit, që prej 146-s e më tej, Romës iu desh të bënte një luftë të tmerrshme dhe të pafund. (Qenë humbjet në këto luftra që e ngritën fshatarësinë Romake në revoltë gjatë trazirave Grakiane.) Me po këta popuj, ca më vonë, Sertoriusi Romak tentoi të krijonte një Shtet kundërshtar ndaj Romës. Pas 113 p.e.s. erdhi vala Keltiko-Gjermanike e Cimbërve dhe Teutonëve, që u bë e mundur të ndalej prej udhëheqësit revolucionar Marius vetëm pasi ushtri të tëra Romake u fshinë nga faqja e dheut, dhe kjo kur ai sapo qe kthyer nga fitorja e tij mbi Jugurtën, që armatosi Afrikën Veriore kundër Romës dhe që kishte penguar prej vitesh çdo kundërveprim duke u dhënë ryshfet politikanëve Romakë. Rreth 60 p.e.s. erdhi një valë e dytë Keltiko-Gjermanike (Suevët dhe Helvetët) për frenimin e së cilës Çezari u detyrua të pushtonte Galinë, dhe në të njëjtën kohë Krasi u mposht dhe u vra nga Partianët. Mirëpo ky qe edhe fundi i *reagimit përmes zgjerimit*. Plani i Çezarit për ripushtimin e Perandorisë së Aleksandrit, që do të sillte zhdukjen e kërcënimit Partian, nuk u zbatua kurrë. Tiberiusit iu desh ta kthente pas kufirin në Gjermani kur u pa që ishte e pamundur të zëvendësoheshin trupat që u asgjësuan në disfatën e Varusit [209], dhe pak më

---

[207] sh.p. Eduard Meyer, *Blüte und Niedergang des Hellenismus in Asien* (1925).

[208] sh.s. Mitridati VI, 135–63 p.e.s., mbret i Pontusit dhe Armenisë së Vogël (Anatolia veriore), një nga kundërshtarët më të fortë të Romës, luftoi kundër Sulës, Lukulit dhe Pompeut.

[209] sh.s. Varus – gjeneral romak, që më 9 e.s. humbi pothuajse të gjithë ushtrinë (tre legjione) në një betejë tre ditore në pyllin Teutoburg me fiset Gjermane të udhëhequra nga Armini, dhe vrau veten në fund të saj. Ishte një nga disfatat më tragjike të Romës.

vonë, pas vdekjes së Augustit, ndodhi edhe kryengritja e parë e madhe e legjioneve të kufirit. Qysh prej atëherë politika ishte ajo e mbrojtjes sistematike. Mirëpo në ushtri po hynin gjithnjë e më shumë Barbarë. Ajo u kthye në një fuqi të pavarur. Ata që u shfaqën si udhëheqës qenë Gjermanë, Ilirë, Afrikanë, dhe Arabë, ndërsa burrat e *Imperium*-it po zhyteshin në Fellah-mbretërinë e "paqes së përjetshme". Dhe kur erdhën sulmet e mëdha nga Veriu dhe Perëndimi, *nuk qe vetëm popullata civile* ajo që bëri marrëveshje me pushtuesit dhe iu nënshtrua atyre vullnetarisht: ishte pacifizmi i Vonë i një Civilizimi të lodhur.

E megjithatë për shekuj të tërë ishte e mundur të organizohej një mbrojtje sistematike kundër këtyre gjasave, sepse *orbis terrarium*-i i Perandorisë Romake ishte një zonë e rrethuar me kufij natyralë të cilët mund të ruheshin. Pozicioni i *Imperium*-it të sotëm të kombeve të bardha, që mbulon tërë globin dhe *përfshin* brenda vetes edhe racat me ngjyrë, është tejet më i vështirë. Nën shtysën e saj të pafrenueshme për dominimin e hapësirës së pafund njerëzia e bardhë është përhapur në të gjitha skajet: në të dy Amerikat, Afrikën e Jugut, Australi, dhe në pika të panumërta strategjike midis tyre. Rreziku Verdhë-Kaf-Zi-Kuq përgjon *brenda* fushës së veprimit të fuqisë së bardhë. Ai depërton dhe merr pjesë në marrëveshjet dhe mosmarrëveshjet ushtarake dhe revolucionare të fuqive të bardha dhe kërcënon që një ditë t'i marrë frerët në duart e veta.

Çfarë pra, përfshin kjo botë me "ngjyrë"? Jo vetëm Afrikën, Indianët – po aq sa edhe Zezakët dhe metisët – e të gjithë Amerikës, kombet Islamike, Kinën, dhe Indinë deri në Java, por, mbi të gjitha, Japoninë dhe *Rusinë*, që është bërë edhe njëherë Aziatike, një Shtet "Mongol". Kur Japonezët mposhtën Rusinë vetëtiu një rreze shprese mbi të gjithë Azinë: një Shtet i ri Aziatik, me metoda Perëndimore, ia doli të ulte në gjunjë fuqinë më të madhe të Perëndimit duke shkatërruar kështu atë aureolë pathyeshmërie që rrethonte Europën. Ky qe kushtrim, për Indinë, Turqinë, e madje deri për Koloninë e Kepit dhe Saharanë. Ja pra që na *qenkësh* e mundur të hakmerreshin ndaj të bardhëve për dhimbjet dhe poshtërimet e një shekulli! Qysh prej atëherë dinakëria e thellë e Aziatikëve ka zhvilluar metoda të pakapshme prej mendimit Europian si edhe superiore ndaj tij. Dhe sot Rusia, pasi pësoi humbjen e saj të dytë të madhe më 1916, kësaj radhe nga Perëndimi, e ka flakur tej maskën e saj të "bardhë", dhe duke iu zgërdhirë në fytyrë aleates së saj Anglisë, është bërë përsëri Aziatike me gjithë shpirt, dhe është mbushur plot me urrejtje përvëluese ndaj Europës. Ajo përvetësoi dobësitë e brendshme të Europës dhe këtë njohuri e përdori për të farkëtuar metoda të reja dhe mjeshtërore luftimi të cilat i ka rrënjosur në të gjithë popullatën me ngjyrë të botës, me idenë e një rezistence të përbashkët. Kjo, krah për krah me triumfin mes kombeve të bardha të Socializmit Punist mbi shoqërinë, është pasoja e dytë *e vërtetë* e Luftës Botërore, që nuk na ka sjellë aspak më afër ndonjërit prej problemeve aktuale të politikës botërore dhe nuk ka zgjidhur asnjërin prej tyre. Kjo luftë qe një disfatë për racat e bardha, ndërsa Paqja e 1918-s qe i pari triumf i botës me ngjyrë: simbolizuar nga fakti që sot ajo lejohet të ketë ndikimin e saj në konfliktet midis shteteve të bardha

në Lidhjen e Kombeve të Gjenevës – që nuk është asgjë më shumë sesa një simbol mjeran i këtyre fakteve të turpshme.

Që Gjermanët e kolonive të keqtrajtoheshin prej njerëzve me ngjyrë sipas urdhërave të Anglezëve dhe Francezëve kjo nuk qe as ndonjë gjë e re, dhe as surprizuese. Kjo metodë filloi me Revolucionin Liberal të shekullit të tetëmbëdhjetë: më 1775 Anglezët rekrutuan burra të racës Indiane që të sulmonin, digjinin, dhe t'u hiqnin skalpin republikanëve Amerikanë, dhe nuk duhet harruar se si Jakobinët mobilizuan Zezakët e Haitit për "Të Drejtat e Njeriut". Mirëpo fakti që njerëzit me ngjyrë nga e gjithë bota u sollën masivisht në dheun Europian për të luftuar me të bardhët kundër të bardhëve, që u njohën me sekretet e metodave më moderne të luftës *dhe me kufijtë e efektshmërisë së tyre*, si edhe që u kthyen në shtëpi me bindjen se i kishin mposhtur fuqitë e bardha, e ndryshoi rrënjësisht këndvështrimin e tyre për shpërndarjen e forcave në botë. Ata filluan të ndjenin forcën e tyre të përbashkët dhe dobësinë e të tjerëve; ata filluan t'i përçmonin të bardhët ashtu si Jugurta njëherë motit përçmoi Romën e fuqishme. Nuk qe Gjermania, ajo që humbi Luftën Botërore, por i gjithë Perëndimi, kur humbi respektin e racave me ngjyrë.

Rëndësia e kësaj zhvendosjeje të qendrës politike të gravitetit u kuptua së pari në Moskë. Në Europën Perëndimore nuk është kuptuar akoma. Kombet sunduese të bardha kanë hequr dorë nga pozita e tyre e mëparshme. Sot ata negociojnë aty ku dje do të kishin komanduar, ndërsa nesër do t'u duhet të luten për t'u lejuar të negociojnë. E kanë humbur ndjenjën e vetëbesimit në fuqinë e tyre dhe as që janë të vetëdijshëm për këtë. Në këtë "revolucion nga jashtë" ata ia kanë dorëzuar marrjen e vendimeve Amerikës dhe, mbi të gjitha, Azisë, kufiri i së cilës tani shtrihet përgjatë Vistulës dhe Karpateve. Për të parën herë qysh prej rrethimit të Vienës prej Turqve [210] ata janë vënë në pozita mbrojtëse, dhe do t'u duhet të tregojnë forcë të madhe, si shpirtërore ashtu edhe ushtarake, dhe ta dorëzojnë atë në duar burrash vërtet të mëdhenj nëse duan ta kapërcejnë stuhinë e parë të madhe, që nuk do të vonojë së ardhuri.

Në Rusinë e 1917-s shpërthyen njëkohësisht që të dy Revolucionet, ai i Bardhë dhe ai me Ngjyrë. I pari, Revolucioni urban i Socializmit Punist, i cekët, retorik dhe letrar fund e krye, me besimin e tij Perëndimor në parti dhe programe, me *letrarët* e tij, me proletarët akademikë, dhe agjitatorët Nihilistë të llojit të Bakuinit, në bashkëpunim me fundërrinat e qyteteve të mëdha, e vrau shoqërinë Petrine, që në tërësi ishte Perëndimore për nga origjina e saj, dhe ngjiti në skenë kultin e zhurmshëm të "njeriut që punon". Teknika e makinës, kaq e huaj dhe e urryer për shpirtin Rus, befas u bë zot dhe kuptim i jetës. Mirëpo poshtë gjithë kësaj, një Revolucion tjetër, ai i muzhikut, i fshatit, forma e vërtetë Aziatike e Revolucionit, po ngrihej tinëz dhe heshtazi, por me besim të madh në fitore. Uria e përjetshme e fshatarit për tokë, që i nxiti të gjithë

[210] sh.s. Rrethimi i dytë i Vienës nga Turqit më 1683 zgjati dy muaj dhe përfundoi me fitoren e Perandorisë së Shenjtë Romake dhe bashkimit Polako-Lituanez në betejën e malit Kalenberg më 12 Shtator 1683.

ushtarët të ktheheshin pas nga fronti për të marrë pjesë në shpërndarjen e parë të madhe të tokave, qe shprehja e tij e parë. Socializmi Punist e kuptoi shpejt rrezikun. Pas aleancës fillestare me fshatarësinë, e cila përgjatë historisë i ka mbijetuar gjithmonë çdo formacioni politik, shoqëror dhe ekonomik të qytetit, ai përdori urrejtjen e kultivuar ndaj këtij elementi konservator nga të gjitha partitë urbane, si ato Liberale ashtu edhe Socialiste, për t'i shpallur luftë atij. Fshatarët u shpronësuan, dhe praktikisht u rikthye bujkrobëria dhe puna e detyruar, që i pati shfuqizuar Aleksandri II që prej 1862-shit, dhe si pasojë e administrimit armiqësor dhe burokratik të bujqësisë – çdo Socializëm, kur kalon nga teoria në praktikë, përfundon shumë shpejt i mbytur në burokraci – gjërat shkuan deri në atë pikë sa sot fushat janë lënë djerrë, kopetë e begata të dikurshme të gjësë së gjallë janë katandisur në tufëza të vogla, ndërsa vdekja nga uria e stilit Aziatik është kthyer në një gjendje të zakonshme që mund ta durojë vetëm një racë me vullnet të dobët dhe e lindur në ekzistencë skllavërie.

Mirëpo këtu Bolshevizmi "i bardhë" po venitet me shpejtësi. Maska Marksiste mbahet vetëm për llogari të botës së jashtme, për Azinë Jugore, Afrikën, dhe Amerikën, me qëllim për të nxitur rebelim dhe për ta drejtuar atë kundër fuqive të bardha. Gjysmë-Perëndimorëve ua ka marrë pushtetin një shtresë e re sunduesish Aziatikë. Edhe ajo jeton në vilat dhe pallatet rreth Moskës, mban shpura shërbëtorësh, dhe që tani i lejon vetes të zhytet në një luks barbar të denjë vetëm për khanët grabitqarë Mongolë të shekullit të katërmbëdhjetë. Ja ku kemi "pasurinë" në formë të re, të shprehur në rrethana proletare.

Aty do të ketë gjithashtu një rikthim te prona fshatare, dhe te prona private në përgjithësi. Kjo nuk pengohet nga fakti i bujkrobërisë, është punë që bëhet; sepse pushtetin tashmë e ka *ushtria*, dhe jo më ndonjë "parti" civilësh. Ushtari është e vetmja krijesë në Rusi që nuk mbetet me barkun bosh, dhe ai e di mirë përse është kështu dhe sa do të zgjasë. Kjo fuqi është e pasulmueshme nga jashtë në sajë të shtrirjes gjeografike të perandorisë së saj, mirëpo ajo sulmon veten. Ka mercenarë dhe aleatë në të gjithë botën, të maskuar si vetja. Arma e saj më e fortë është diplomacia e re revolucionare, Aziatike e vërtetë, që vepron në vend që të negociojë, nga poshtë dhe nga pas, nëpërmjet propagandës, vrasjes, dhe rebelimit, dhe kjo i sjell asaj përparësi të madhe krahasuar me atë të vendeve të bardha; sepse këto të fundit, me gjithë avokatinë dhe gazetarinë që kanë mësyrë politikën, akoma nuk e kanë humbur plotësisht atë stil aristokratik që rrjedh nga Eskoriali dhe shënon Bismarkun si mjeshtrin e fundit të madh të saj.

Rusia është zot i Azisë. Rusia *është* Azia. Japonia i përket Azisë vetëm gjeografikisht. Nga këndvështrimi etnografik ajo qëndron pa dyshim më afër Malajzianëve të lindjes, Polinezianëve, dhe disa popujve Indianë në perëndim të Amerikës. Mirëpo në det ajo është njësoj si Rusia në tokë: zonjë e një hapësire të gjerë në të cilën fuqitë Perëndimore nuk llogariten më. Anglia nuk është më as edhe për së largu në kontroll të perandorisë së "saj" në të njëjtën shkallë, dhe madje as në kolonitë me ngjyrë të "Kurorës". Japonia e shtrin ndikimin e saj në rreze të gjerë. Ky ndikim ndihet në Peru dhe në Kanalin e Panamasë.

Lidhja e pretenduar e gjakut mes Japonezëve dhe Meksikanëve është theksuar herë pas here nga të dyja krahët dhe për të janë ngritur edhe dolli [211]. Në Meksikë, në fillim të 1914-s, qarqet drejtuese Indiane komplotuan "Planin e San Diegos", që kishte për synim pushtimin e Teksasit dhe Arizonës prej një ushtrie Indianësh, Zezakësh, dhe Japonezësh. Popullata e bardhë do të masakrohej, shtetet Zezake do të shpallnin pavarësinë, ndërsa Meksika do të zmadhohej dhe do të ngrihej si shtet i racës së pastër Indiane [212]. Nëse ky plan do të ishte vënë në zbatim Lufta Botërore do të kishte nisur me një shpërndarje krejt të ndryshme të forcave dhe do të ishte bazuar në të tjera probleme. Doktrina Monro, në formën e dollaro-imperializmit që synonte Amerikën Latine, do të ishte bërë pluhur prej saj. Sot Rusia dhe Japonia janë të vetmet forca *aktive* të botës. Përmes tyre Azia është bërë elementi përcaktues i ngjarjeve botërore. Fuqitë e bardha ndikohen në çdo vendimmarrje nga presioni i tyre dhe për këtë as që janë të vetëdijshëm.

Ky presion qëndron në veprimtarinë e Revolucionit racial me Ngjyrë, i cili që tani është duke përdorur luftën e klasave si mjet të tij. Parakushtet e katastrofës ekonomike i kemi treguar më parë. Pasi revolucioni nga poshtë në formën e Socializmit të Punës e çau mbrojtjen duke përdorur armën e tij, rrogën politike, ekonomia me ngjyrë me në krye Rusinë dhe Japoninë e shtoi presionin e rrogës së ulët, dhe tani po ecën drejt shkatërrimit të plotë [213]. Kësaj i duhet shtuar edhe propaganda politiko-shoqërore në sasi gjigante, diplomacia e vërtetë Aziatike e ditëve tona. Ajo përshkon të gjithë Indinë dhe Japoninë. Ka bërë që në Java dhe Sumatra të ngrihet një front racial kundër Hollandezëve që ka çuar në shpërbërjen e ushtrisë dhe marinës së tyre. Niset që nga Azia Lindore dhe i tregon respekt racës së shumë-talentuar Indiane që jeton nga Meksika në Kili dhe për herë të parë po injekton te Zezakët një ndjenjë bashkësie që po merr drejtim kundër sundimit të kombeve të bardha.

Edhe këtu, gjithashtu, Revolucioni i Bardhë e ka bërë gati terrenin për atë me Ngjyrë qysh prej 1770-s. "Botëkuptimi" i shkollave të larta në Indi u mor prej letrave të Liberalëve Anglezë si Mill dhe Spenser, filli i mendimit të të cilëve shkonte pas deri në shekullin e tetëmbëdhjetë. Prej asaj pike ishte e lehtë për reformatorët e rinj që ta gjenin vetë rrugën deri te Marksi. Sun Jat Seni, udhëheqësi i Revolucionit Kinez, e gjeti në Amerikë. Dhe prej gjithë kësaj u

[211] sh.p. Batica e Ngjyrës, nga *Lothrop Stoddard*, botuar më 1920, f. 131 e më tej.

[212] sh.p. Në Qytetin e Meksikos ngrihet një statujë e perandorit të fundit Actek, Guatemozin. Nuk guxoi kush të ngrinte një të Kolombit.

[213] sh.p. Kur dëgjojmë se si Japonia shet biçikleta në Java për 3 dollarë copën, dhe llampa elektrike për më pak se dy centë, kur vendeve të bardha u duhen të paktën katër herë më shumë vetëm për të mbuluar kostot; kur fshatari i vogël Japonez bashkë me gruan dhe familjen e tij e prodhon orizin me gjysmën e kostos me të cilën përballet plantatori modern dhe administrata e tij e bardhë, atëherë me të vërtetë jemi duke hedhur një vështrim mbi humnerat e kësaj lufte. Dhe meqenëse teknika Perëndimore nuk është më sekret dhe si e tillë mund të kopjohet në perfeksion, atëherë kontrasti nuk qëndron më në metodën e prodhimit, por vetëm në koston e atij prodhimi.

shfaq një letërsi revolucionare Radikalizmi i së cilës bëri që ajo e Marksit dhe Borodinit të dukej si lojë fëmijësh.

Njësoj si Revolta e Amerikano-Veriorëve kundër Anglisë, edhe lëvizja për pavarësi e Amerikës Spanjolle, që daton nga Bolivari (1811) [214], do të kishte qenë e pamundur pa letërsinë revolucionare Anglo-Franceze të 1770-s – shto edhe shembullin e Napoleonit. Në fillim ishte një luftë ekskluzive mes të bardhëve, mes aristokracisë Kreole zotëruese tokash, që kishte jetuar aty për breza, dhe burokracisë Spanjolle, që mbante në këmbë parimin sundues të varësisë koloniale. Bolivari, një i bardhë prej race të pastër njësoj si Miranda dhe San Martini, hartoi një plan për ngritjen e një monarkie që do të bazohej mbi një oligarki tërësisht të bardhë. Gjithashtu edhe diktatori Argjentinas Rozas [215], një figurë e fuqishme e stilit "Prusian", e mbështeti këtë aristokraci kundër Jakobinizmit që u përhap shumë shpejt nga Meksika deri në Jugun e largët, duke gjetur mbështetje në lozhat anti-klerike Masonike, dhe kërkonte barazi universale, edhe atë të racës. Me këtë filloi lëvizja e Indianëve, e atyre me gjak të pastër por edhe të përzier, jo vetëm kundër Spanjës, por kundër gjithë gjakut të bardhë. Kjo ka vazhduar pa ndërprerje, dhe sot është shumë pranë arritjes së qëllimit të saj. Humboldi e kish vënë re shumë kohë më parë krenarinë e brezave Iberianë që shfaqej aty, si edhe traditën e prejardhjes Vizigotike dhe Baske që gjendet akoma në familjet aristokratike të Kilit [216]. Mirëpo pjesa më e madhe e kësaj aristokracie u shua ose u kthye pas në Europë gjatë mbretërimit të anarkisë që filloi në mesin e shekullit të nëntëmbëdhjetë, dhe tani ata që diktojnë politikën janë "kaudiliot", demagogë luftarakë nga popullata me ngjyrë. Mes tyre ka Indianë prej gjaku të pastër dhe me talent të madh si Huarez dhe Porfirio Diaz. Përveç Argjentinës, përpjesëtimi i klasave të larta që janë të bardha, apo që e quajnë veten të tilla, është nga një e katërta deri në një të dhjetën e popullatës. Në disa shtete doktorët, avokatët, mësuesit, madje edhe oficerët, janë ekskluzivisht Indianë, dhe e gjejnë veten shumë pranë proletariatit metis të qyteteve ("meçopelo") në urrejtjen që ua frymëzon prona e bardhë, qoftë kjo në duart e Kreolëve, Anglezëve, apo Amerikano-Veriorëve. Në Peru, Bolivi dhe Ekuador, Ajamara është gjuha e dytë zyrtare e mësuar. Aty praktikohet hapur një kult që bazohet te një Komunizëm hipotetik i Inkasve, që merr mbështetje nga Moska. Ideali racial i një sundimi të pastër Indian është ndoshta në prag të realizimit.

Në Afrikë është misionari i Krishterë – mbi të gjithë, Metodisti Anglez – ai që në tërë pafajësinë e tij, me doktrinën se të gjithë njerëzit janë të barabartë para

[214] sh.s. Simon Bolivar, 1783–1830, i quajtur Çlirimtari, udhëheqës politik dhe ushtarak Venezuelian. Udhëhoqi drejt pavarësisë nga Perandoria Spanjolle hapësirën koloniale ku më pas u formuan shtetet e Venezuelës, Bolivisë, Kolumbisë, Ekuadorit, Perusë, dhe Panamasë.

[215] sh.s. Juan Manuel de Rosas, 1793–1877, i quajtur "Ringritësi i Ligjeve", ushtarak dhe politikan drejtues i Argjentinës gjatë viteve 1829–1851.

[216] sh.a. Si edhe nga Arabët dhe Jahudinjtë e konvertuar me pahir – Marranot – që njihen nga emrat e tyre rreptësisht katolikë, të tillë si Santa Ana, Santa Maria, dhe San Martin.

Zotit dhe që pasuria është mëkat, plugon tokën në të cilin mbjell dhe korr kasneci Bolshevik. Dhe që nga Veriu dhe Lindja gjurmët e tij i ndjek me shumë sukses misionari i Islamit, duke depërtuar në ditët e sotme deri në Zambezin e Naiasalendit. Aty ku dje qëndronte një shkollë e Krishterë, nesër ngrihet një xhami. Shpirti burrëror dhe luftarak i këtij besimi është më i kapshëm për Zezakun sesa doktrina e mëshirës, që vetëm sa i heq atij respektin për të bardhët; dhe mbi të gjitha prifti i Krishterë shihet me dyshim sepse ai përfaqëson një racë të bardhë sunduese, kundër së cilës drejtohet një propagandë Mohamedane e mirëllogaritur, më shumë politike se dogmatike [217].

Ky Revolucion i përgjithshëm i Ngjyrës po marshon mbi tërë botën i fshehur pas prirjesh shumë të ndryshme: kombëtare, ekonomike, dhe shoqërore. Ai drejtohet një herë kundër qeverisjes së bardhë të perandorive koloniale (Indi) apo edhe kundër vendit të vet (Kepi), pastaj kundër shtresës së lartë të bardhë (Kili), më tej kundër fuqisë së paundit dhe dollarit – në fakt kundër çdo sistemi ekonomik të huaj. Mund ta gjesh në luftë edhe kundër botës së tij financiare për arsye se ajo bën tregti me të bardhët (Kinë), apo edhe kundër aristrokracisë dhe monarkisë së vet. Motivet fetare kanë edhe ato peshën e tyre: urrejtje ndaj Krishtërimit apo çdo lloj forme priftërie dhe ortodoksie sidoqoftë ajo, edukate, zakoni, botëkuptimi, dhe morali. Mirëpo qysh prej Revolucionit të Boksierëve në Kinë [218], Kryengritjes Indiane, dhe revoltës së Meksikanëve kundër Perandorit Maksimilian, aty gjendet e rrënjosur thellë gjithmonë e njëjta gjë – dhe vetëm një: urrejtje për racën e bardhë dhe vendosmëri e pakushtëzuar për ta shkatërruar atë. Sa për Civilizimet e vjetra dhe të lodhura si Indianët dhe Kinezët, askush nuk e vret mendjen nëse mund ta ruajnë rendin pa u sunduar nga jashtë. E rëndësishme është në mund ta flakin tej kontrollin e bardhë, dhe pikërisht kjo është ajo që po ndodh. Se kush do të jetë sovrani i ardhshëm mbi fuqitë e ngjyrës – Rusia, Japonia, apo ndonjë aventurier i madh me ndonjë shtet të armatosur pas vetes – kjo do të vendoset më vonë, apo ndoshta asnjëherë. Civilizimi i lashtë Egjyptian i ndërroi shumë herë sunduesit e tij pas 1000 p.e.s. – Libianët, Asirianët, Persianët, Grekët, Romakët. Nuk qe më kurrë në gjendje të vetëqeverisej, por gjithmonë i zoti për fitore në rebelimin e radhës. Dhe nëse është duke u realizuar edhe ndonjë tjetër synim prej shumë të tillëve, apo do të realizohet, kjo për momentin është krejtësisht jashtë çështjes. Pyetja e madhe historike është nëse fuqitë e bardha do të përmbysen apo jo. Dhe në këtë pikë uniteti gjigant i problemit tashmë të formuar është diçka që duhet të na bëjë t'i vëmë gishtin kokës. Çfarë rezervash shpirtërore dhe fuqie materiale mund të nxjerrë në të vërtetë bota e bardhë kundër këtij kërcënimi?

---

[217] sh.p. Mirëpo ekziston gjithashtu edhe një Kishë Metodiste Etiopiane, anti-Europiane, që e kryen punën e saj misionare prej shtëpisë së vet në Shtetet e Bashkuara për të nxitur revolta, si për shembull atë në Natal më 1907 dhe Naiasalend më 1915.

[218] sh.s. Boksierë - quheshin nga Anglezët anëtarët e Milicisë së Bashkuar për Drejtësi, praktikues të arteve luftarake kineze. Kjo organizatë filloi edhe revoltën, 1899–1901.

**20. Lodhja e Popujve të bardhë: Shterpësia**

Shumë pak, do të dukej në pamje të parë. Sepse popujt e saj janë lodhur prej Kulturës së tyre. Lënda shpirtërore është konsumuar në zjarrin e formës së lartë dhe rendjen pas perfeksionit të brendshëm. Në më të shumtën e rasteve ka mbetur vetëm prushi, në shumë të tjera vetëm hiri, mirëpo nuk është kështu kudo. Sa më pak që një popull të jetë thirrur për të udhëhequr në vorbullën e historisë në të kaluarën, aq më shumë ai ka ruajtur brenda vetes atë kaos të brendshëm që mund të kthehet në formë. Dhe kur mbi të të fryjë stuhia e ngjarjeve të mëdha, si më 1914-n, shkëndijat e fshehura do të shpërthejnë papritur në flakë. Pikërisht në racën Gjermanike, ajo me vullnetin më të fortë që ka ekzistuar ndonjëherë, rrinë fjetur shanse të mëdha.

Mirëpo kur flas për racën, nuk e kam në kuptimin që përdoret sot dhe është në modë mes anti-semitëve të Europës dhe Amerikës: në mënyrë Darviniane, materialiste. Pastërtia raciale është një fjalë tërësisht groteske përballë faktit se të gjitha fiset dhe sojet janë përzier për shekuj me radhë, dhe se brezat e luftëtarëve – domethënë të shëndetshme – që kishin një të ardhme përpara e kanë mirëpritur gjithmonë në familje një të huaj që kishte "racë" qysh prej kohërave që nuk mbahen mend, pavarësisht se kujt race i përkiste. Ata që flasin shumë për racën nuk e kanë më atë brenda vetes. Ajo që na duhet nuk është një racë e pastër, por *e fortë*, që mban komb brenda vetes.

Kjo tregohet mbi të gjitha te pjelloria bazike dhe natyrale, te numri i madh i fëmijëve, që mund t'i përdorë jeta historike pa e shteruar asnjëherë burimin. Zoti është gjithmonë në anën e batalioneve më të mëdha, thoshte shpesh Frederiku i Madh, dhe sot kjo po tregohet më e vërtetë se kurrë. Milionat që ranë në Luftën Botërore ishin ajka e botës së bardhë për nga këndvështrimi i racës, mirëpo testi i një race është shpejtësia me të cilën ajo shëron plagët e veta. Njëherë një Rus më tha: "Gruaja Ruse ka për ta vënë në vend për dhjetë vite atë që sakrifikuam gjatë Revolucionit". *Ky* është instinkti i duhur. Raca të tilla janë të parezistueshme. Doktrina e kotë e Maltusit, që sot predikohet kudo, dhe lartëson shterpësinë si përparim, vetëm sa provon që këta intelektualë nuk kanë "racë", për të mos folur për idenë idiote që krizat ekonomike mund t'u kapërcekan nga një popullatë e atrofizuar. Është pikërisht e kundërta. Janë "batalionet e mëdha", pa të cilat nuk mund të ketë politikë botërore, ato që sigurojnë mbrojtje, fuqi, dhe i sjellin pasuri edhe jetës ekonomike.

Një grua e racës nuk dëshiron të jetë as "shoqe" dhe as "e dashur", por vetëm *nënë*; dhe jo nënë e një fëmije *të vetëm*, sa për lodër dhe zbavitje, por e shumëve: instinkti i një race të fortë flet vetë në krenarinë që frymëzojnë familjet e mëdha, në përjetimin e shterpësisë si mallkimi më i rëndë që mund t'i bjerë një gruaje dhe përmes saj edhe racës. Prej këtij instinkti lind dhe xhelozia primitive që e shtyn një grua t'i rrëmbejë një tjetre burrin që ajo e sheh si babain e fëmijëve të saj. Ndërsa xhelozia më intelektuale e qyteteve të mëdha, që është vetëm diçka më shumë sesa oreks erotik dhe që e sheh palën tjetër si mjet kënaqësie, madje edhe vetëm fakti i *marrjes në shqyrtim* të numrit të fëmijëve që do të lindin, qoftë nga dëshira apo nga frika, vënë në pah

dobësimin e shtysës së racës për vazhdimësi; dhe ky instinkt vazhdimësie nuk zgjohet dot as me fjalime dhe as me shkrime. Martesa primitive, apo çdo lloj zakoni tjetër popullor i rrënjosur thellë që është praktikuar ndonjëherë për shenjtërimin e lënies së pasardhësve, ka qenë gjithçka përveçse sentimentale. Burri kërkon bij të fortë që në të ardhmen të përjetësojnë emrin dhe veprat e tij pas vdekjes, dhe t'i çojnë ato më tej, njësoj siç bëri ai vetë duke e ndjerë veten trashëgimtar të mjeshtërisë dhe veprave të paraardhësve. Kjo është ideja *Nordike* e pavdekësisë. Këta popuj as kanë ditur dhe as kanë dashur gjë tjetër. Ky është burimi i asaj shtyse të çmendur për famë, i dëshirës për të jetuar mes brezave të ardhshëm përmes veprave, për ta parë emrin të përjetësuar në monumente apo të paktën të kujtohet me nderim. Për këtë arsye dhe ideja e trashëgimisë është e pandashme nga martesa Gjermanike. Kur shembet koncepti i pronës, humbet edhe kuptimi i familjes. Kush vë dorë mbi njërën ka sulmuar gjithashtu edhe tjetrën. Ideja e trashëgimisë, që është pjesë e pandarë e çdo ferme, e çdo punishteje, e çdo firme të vjetër, dhe e çdo mjeshtërie të trashëguar [219], që ka gjetur shprehjen e saj simbolike më të lartë te monarkia e trashëguar, është garancia e instinkteve të forta raciale. Jo vetëm që ajo ka mbetur e paprekur nga Socializmi; vetë ekzistenca e saj tregon rënien e Socializmit.

Mirëpo kalbëzimi i familjes së bardhë, rezultat i pashmangshëm i ekzistencës metropolitane, po përhapet, dhe po e përpin "racën" e kombeve. *Kuptimi* i burrit dhe gruas, vullneti për vazhdimësi, po humbet. Njerëzit jetojnë vetëm për veten e tyre, dhe jo më për brezat e ardhshëm. Nisur nga qyteti dhe më gjerë, Kombi si shoqëri, më parë një rrjetë organike *familjesh*, është nën kërcënimin e shpërbërjes në një grumbull *atomesh private*, ku qëllimi i gjithsecilit është se si të shtrydhë maksimumin e kënaqësisë nga jeta e tij dhe ajo e të tjerëve – *panem et circenses*. Emancipimi i grave i kohës së Ibsenit nuk kërkonte liri nga bashkëshorti, por liri nga fëmija, nga *barra* e fëmijëve, njësoj si dhe emancipimi i burrave i së njëjtës kohë nënkuptonte liri nga *detyrat* karshi familjes, kombit, dhe Shtetit. E tërë letërsia Liberalo-Socialiste sillet rreth kësaj vetëvrasjeje të racës së bardhë. Njësoj ka qenë në të gjitha Civilizimet [220].

Pasojat i kemi përpara syve. Racat me ngjyrë të botës deri më tani kanë qenë dy herë më të forta numerikisht sesa të bardhët. Mirëpo rreth 1930-s Rusia pati një tejkalim lindjesh vjetore prej katër milion, Japonia dy milion; ndërsa India nga 1921 deri më 1931 e rriti popullatën e saj me tridhjetë e katër milion. Në Afrikë, popullata Zezake jashtëzakonisht pjellore do të rritet në përmasa akoma edhe më gjigante me hyrjen e mjekësisë Europiane që mban nën fre sëmundjet, që ishin një faktor përzgjedhës shumë i fortë. Në kontrast me këtë, Gjermania dhe Italia kanë një shtesë lindjesh prej më pak se gjysmë milioni, Anglia – vendi ku inkurajohet publikisht kontrolli i lindjeve – më pak se gjysmën e kësaj, ndërsa në Francë dhe në Shtetet e Bashkuara tek elementi i vjetër

[219] sh.a. ja përse ekzistojnë brezat e nëpunësve, gjyqtarëve, dhe klerikëve. Është baza e të gjitha fisnikërive, patricideve, dhe esnafërive.
[220] sh.p. Osvald Shpengler, Rënia e Perëndimit, II, f. 103 e më tej.

Janki [221] nuk ka asnjë rritje. Ky element Janki, deri më tani "racë" dominuese tipike Gjermanike, është në rënie drastike prej disa dekadash. Rritja e popullatës vjen vetëm nga Zezakët dhe që prej 1900-s edhe prej emigrantëve nga Europa Lindore dhe Jugore. Gjatë pesëdhjetë viteve të fundit në Francë disa Departamente kanë humbur mbi një të tretën e popullatës. Në disa raste numri i lindjeve është vetëm sa gjysma e atij të vdekjeve. Ka fshatra dhe qytete të vogla që pothuajse janë shkretuar. Nga Jugu vjen një lumë Katalonasish dhe Italianësh që punojnë si argatë tokash. Polakët dhe Zezakët i gjen në çdo shkallë, madje edhe në atë të mesme. Aty ka priftërinj, oficerë, dhe gjykatës të zinj. Janë vetëm këta emigrantë që shtohen shumë shpejt, numri i të cilëve llogaritet te një e dhjeta e popullatës, ata që e mbajnë numrin e "Francezëve" në nivel pak a shumë të përafrueshëm me atë të kohërave të vjetra. Mirëpo Francezi i vërtetë shpejt nuk do të jetë më zot në Francë. Ndërsa rritja në dukje e popullatës së bardhë në tërë botën, përveçse e vogël përballë volumit të asaj të ngjyrës, qëndron mbi një iluzion të përkohshëm: numri i fëmijëve po zvogëlohet gjithnjë e më shumë, dhe ai që shtohet është vetëm numri i të rriturve, dhe jo sepse janë më shumë, por sepse jetojnë më gjatë.

Mirëpo një racë e fortë nuk kërkon vetëm një numër të pashtershëm lindjesh, por gjithashtu edhe një proçes të fortë përzgjedhjeje, që vjen nga vështirësitë e jetës të llojit të fatkeqësive, sëmundjeve, dhe luftës. Nga ky këndvështrim, mjekësia e shekullit të nëntëmbëdhjetë, një prodhim i vërtetë i Racionalizmit, është edhe ajo një fenomen i epokës. Zgjat çdo jetë pavarësisht nëse kjo dëshirohet apo jo. Madje zgjat edhe vdekjen. Zëvendëson numrin e fëmijëve me atë të mjekërthinjurve. Promovon botëkuptimin e *panem et circenses* duke e llogaritur vlerën e jetës sipas numrit të ditëve të saj, dhe jo sipas dobisë së atyre ditëve. Pengon proçesin e përzgjedhjes natyrale dhe si rrjedhim përshpejton kalbëzimin e racës. Numri i rasteve të sëmundjeve mendore të pakurueshme në Angli dhe Uells është ngritur për njëzet vite nga 4.6 në 8.6 për mijë. Në Gjermani numri i atyre me të meta mendore është pothuajse gjysmë milioni, në Shtetet e Bashkuara mbi një milion. Sipas një raporti të sponsorizuar nga ish-Presidenti Huver, në statistikat e rinisë Amerikane figurojnë 1,360,000 raste me dëgjim të dëmtuar apo "aq difektoz në bisedë sa ka nevojë për trajtim mjekësor dhe instruktim", 1,000,000 me "zemër të dobët ose të dëmtuar", 675,000 me "probleme në sjellje", 450,000 "të vonuar mendërisht në shkallë të tillë sa kërkojnë edukim të veçantë", 300,000 ulokë, dhe 60,000 "të verbër apo që kanë nevojë për drejtues". Mirëpo këtyre u shtohen dhe numrat e frikshëm të njerëzve anormalë të të gjitha llojeve, mendore, shpirtërore, dhe fizike, histerike, morale dhe nervore, që nuk munden as të lindin dhe as të rrisin fëmijë të shëndetshëm. Numrin e saktë nuk e gjejmë dot, por mund ta përllogarisim nga numri i doktorëve që jetojnë në kurriz të tyre dhe nga masa e librave që shkruhen për ta. Nga këto të korra të prishura vjen edhe proletariati revolucionar, me urrejtjen e tij që buron nga vreri, si dhe Bolshevizmi i salloneve të estetëve dhe letrarëve, që e shijojnë dhe i bëjnë reklamë hijeshisë së këtyre lloj mendjeve.

[221] sh.p. Kjo vlen njësoj për elementin e bardhë në Afrikën e Jugut dhe Australi.

Është fakt i mirënjohur që njerëzit e rëndësishëm rrallë janë fëmijë të parëlindur dhe pothuajse asnjëherë të vetmit. Martesa e varfër në pasardhës nuk përbën kërcënim vetëm për sasinë e racës por edhe për cilësinë e saj. Ajo që i duhet një kombi po aq domosdoshmërisht sa një racë e shëndetshme është dhe një elitë që t'i prijë asaj. Mirëpo një elitë e tillë si ajo e shërbimit të jashtëm civil në Angli dhe e trupës së oficerëve në Prusi – apo edhe, përsa i përket kësaj, si e Kishës Katolike – që e mbajtën lart etikën e tyre dhe bënë më të mirën në situata të vështira pa u lëkundur dhe pa dashur t'ia dinë aspak për paranë apo origjinën, bëhet e pamundur në kushtet kur materiali i gjindshëm nuk ngrihet kurrkund mbi mesataren. E para do të duhej të kishte qenë përzgjedhja e jetës; përzgjedhja klasore mund të vazhdojë vetëm më pas. Një soj i fortë kërkon prindër të fortë. Duhet që nën formën strikte të Kulturës së hershme në gjak të jetë i pranishëm diçka prej atij barbarizmi të epokave të kaluara, i gatshëm të shpërthejë në kohëra të vështira, për të shpëtuar e për të pushtuar.

Barbarizëm është ajo që e quaj racë e fortë [222], luftëtari i përjetshëm i llojit të njeriut si bishë gjuetare. Shpesh duket sikur ka pushuar së ekzistuari, mirëpo aty është, i tendosur në shpirt dhe gati për të shpërthyer. Jepi një sfidë të madhe – dhe do t'i hidhet në grykë armikut. Ka vdekur vetëm në pacifizmin e vonë Urban, që ka hedhur baltë mbi brezat me dëshirën e tij të flashkur për paqe me çdo çmim, me përjashtim të atij të lëkurës së vet. Ky është vetëçarmatimi shpirtëror, i cili pason atë fizik, që vjen nga pafrytshmëria.

Përse Gjermanët janë populli më pak i konsumuar i botës së bardhë, dhe si tillë dhe ai tek i cili mund të shpresojmë më shumë? Sepse e kaluara e tij politike nuk i ka dhënë asnjë shans ta *shterojë* gjakun e tij të çmuar dhe aftësitë e tij të mëdha. Ky është i vetmi aspekt i bekuar i historisë sonë të mjerueshme që prej 1500-s: na ka përdorur *me kursim*. Na ktheu në ëndërrimtarë dhe teoricienë përsa i përket çështjeve të politikës botërore, dhe na bëri injorantë për botën, të ngushtë, grindavecë, dhe provincialë; mirëpo kjo është gjë e kapërcyeshme. Nuk ishte as defekt organik, dhe as paaftësi e trashëguar – këtë na e dëshmojnë ditët e Perandorisë së Shenjtë Romake [223]. Gjaku i mirë, baza e çdo lloj superioriteti intelektual po aq sa edhe fizik, aty ishte dhe akoma është. Historia e madhe kërkon shumë. Ajo përpin elementët më të mirë të racës. E përpiu Romën e lashtë në pak shekuj. Migrimet Nordike, që para një mijë vitesh patën ndalur në Europën Jugore, me zbulimin e Amerikës rifilluan edhe njëherë në shkallë të gjerë, kësaj here duke kapërcyer oqeanet. Familjet e forta

---

[222] sh.a. E përsëris: raca që *ka* dikush, dhe jo raca së cilës *i përket*. E para është karakter, e dyta – zoologji.

[223] sh.s. *Heiliges Römisches Reich* – gjermanisht, apo *Sacrum Romanum Imperium* – latinisht. Hapësira e dominuar nga mbretërit dhe perandorët Gjermanikë 800–1806, perandoria e të cilëve fillon me Perandorin Karli i Madh i Frankëve, Lombardëve dhe Romanëve (800) dhe mbaron me Perandorin Franc II të Austro-Hungarisë (1806). Në kulmin e saj territorial, 1200–1500, ajo shtrihej nga Gjermania në Italinë qëndrore dhe nga Franca Lindore në vendet Balltike dhe Poloninë perëndimore.

Spanjolle, kryesisht ato me origjinë Nordike, migruan në kontinentin e ri në numra të mëdhenj, aty ku mund të luftonin, zbulonin, dhe të sundonin. Përafërsisht rreth 1800-s aristokracia më e mirë Spanjolle gjendej aty, në një kohë që në vendin amë stilit guximtar të jetës i kishte ardhur fundi. Ngjashëm dhe në Francë, klasa që e kishte sundimin për mjeshtëri ishte konsumuar prej politikës së lartë që nga Luigji XIII e më tej – dhe jo vetëm prej asaj, sepse gjithashtu edhe Kultura e lartë paguhet shtrenjtë. Ndërsa Anglo-Saksoni është konsumuar edhe më shumë prej Perandorisë Britanike. Çfarëdolloj materiali i lartë që gjendej aty nuk e gjente dot veten në zyra kontabël dhe poste të vogla zyrtare, dhe ndoqi shtysën Vikinge të një jete në rrezik duke u endur në të gjitha anët e globit, ku u tret në aventura dhe luftra të panumërta, ra viktimë e kushteve klimatike, apo mbeti përtej oqeanit për të shtruar, si në Amerikën e Veriut, themelet e një klase sunduese të re. Ajo që mbeti u bë "konservatore", që në këtë rast do të thotë jokrijuese, e mbushur me urrejtje shterpë kundër gjithçkaje të re dhe të paparashikueshme. Gjithashtu edhe Gjermania ka humbur shumë prej gjakut të saj më të mirë në ushtri të huaja dhe për kombe të huaj. Mirëpo provincializmi i kushteve të saj politike i kufizoi ambicjet e talentit të ri në shërbim të oborreve, ushtrive, dhe administratave të vogla [224]. Këta hodhën rrënjë dhe formuan një klasë të mesme të shëndetshme që shtohej shpejt. Fisnikëria më së shumti mbeti vetëm një fshatarësi superiore. Nuk kishte as shoqëri të lartë dhe as maturim të jetës. "Raca" flinte brenda popullit duke pritur kushtrimin e një epoke të madhe. Mirëpo te ky popull, pavarësisht shkatërrimit të dekadave të fundit, gjendet një rezervë e shkëlqyer gjaku e tillë që asnjë komb tjetër nuk e ka. Ajo *mund* të nxitet dhe *duhet* gjallëruar për t'u përballur me detyrat gjigante që ka përpara. Beteja për planetin ka filluar. Duhet ta kapërcejmë pacifizmin e shekullit të Liberalizmit nëse duam të vazhdojmë të jetojmë.

Sa larg kanë ecur në të vërtetë kombet e bardha drejt pacifizmit? A është kjo thirrje kundër luftës vetëm një gjest intelektual, apo dorëheqje serioze nga historia me koston e dinjitetit, nderit, dhe lirisë? Megjithatë jeta *është* luftë. A mund ta ruajmë kuptimin e saj edhe kur nuk e marrim atë parasysh? Ajo që dëshiron të na sjellë etja për paqe e Fellahenit, për mbrojtje kundër gjithçkaje që trazon rutinën e përditshme, kundër destinit në çdo formë, përmblidhet pak a shumë në: një lloj falsiteti mbrojtës *përballë* historisë së botës, insekte njerëzorë që përballë rrezikut rreken t'i bishtnojnë vdekjes, "fundin e lumtur" të një ekzistence të zbrazët, mërzia e së cilës na solli muzikën xhaz dhe vallet Zezake për të luajtur Marshin Mortor të një Kulture të madhe.

Mirëpo kjo nuk mund të ndodhë, as që bëhet fjalë të ndodhë. Lepuri ndoshta mund t'ia hedhë dhelprës, por qeniet njerëzore *nuk* mund ta mashtrojnë njëra tjetrën. Vështrimi i njeriut me ngjyrë e përshkon tejpërtej të bardhin kur ky flet për "humanizëm" dhe paqe të përjetshme. Ai e nuhat ligështinë dhe mungesën e vullnetit të tjetrit për vetëmbrojtje. Ja përse është thelbësore një përpjekje e

[224] sh.a. Me përjashtim të Shtetit Habsburg, që e dobësoi dhe harxhoi po njësoj materialin Gjerman brenda kufijve të tij.

madhe edukuese: ajo që e kam quajtur "Prusiane", por që mundet, për gjithë sa kam në zemër, ta quajë veten Socialiste – si thuhet me një fjalë? I thonë edukim, që e nxit energjinë e fjetur, jo me anë të shkollës, shkencës, apo kulturës, por me shembull të gjallë, me *disiplinë shpirtërore*, që e mbledh bashkë edhe njëherë aq sa ka mbetur, i jep asaj forcë, dhe e bën të lulëzojë sërish. Ne nuk mund t'i lejojmë vetes të ndjejmë lodhje. Rreziku po na troket në derë. Racat me ngjyrë *nuk* janë pacifistë. Ato *nuk* kapen pas një jete vlera e vetme e së cilës është gjatësia. *Ato e kapin shpatën kur ne e hedhim përdhe*. Njëherë ato e kishin frikë njeriun e bardhë; tani e përbuzin atë. Gjykimin karshi nesh mund ta lexojmë në sytë e tyre kur të gjithë ne, burra dhe gra, sillemi me njëri tjetrin në sy të tyre kështu siç jemi duke bërë, në shtëpinë tonë apo edhe në vetë tokat e ngjyrës. Dikur ata tmerroheshin para fuqisë sonë – si popujt Gjermanikë para legjioneve të para Romake. Sot, kur ato janë vetë fuqi, shpirti i tyre i mistershëm – që ne kurrë nuk do ta kuptojmë – ngrihet lart dhe sheh poshtë mbi të bardhët si mbi diçka të së djeshmes.

Mirëpo rrezikun më të madh nuk e kemi thënë akoma. Po sikur, një ditë lufta klasore të bashkojë forcat me luftën raciale për t'i dhënë fund botës së bardhë? Kjo është në natyrën e gjërave, dhe asnjëri prej të dy Revolucioneve nuk do ta përbuzte ndihmën e palës tjetër thjesht sepse përçmon mbështetësit e saj. Urrejtja e përbashkët e shuan përbuzjen e ndërsjellë. Dhe po sikur ndonjë aventurier *i bardhë* – dhe të tillë kemi patur plot – shpirti i egër i të cilit nuk mbushet dot me frymë në furrën e nxehtë të civilizimit dhe kërkon ta shijojë deri në fund dashurinë e tij për rrezikun në aventura fantastike koloniale, mes piratëve, në Legjionin e Huaj [225] – papritur ta shohë këtë objektiv madhor që po ia bën me sy? Të tilla janë natyrat përmes të cilave Historia na nxjerr surprizat e saj të mëdha. Zemërimi i njerëzve të fortë dhe me brendi kundrejt kushteve tona dhe urrejtja e atyre të zhgënjyer thellë mundet fare mirë të shpërthejnë në një revoltë që do të ketë për synim asgjësimin. Kjo dihej që në kohën e Çezarit. Sidoqoftë: kur proletariati i bardhë të dalë duarsh në Shtetet e Bashkuara, Zezaku do të jetë aty gati, dhe pas tij do të jenë duke pritur orën e tyre Indianët dhe Japonezët. Në një rast të tillë edhe një Francë e zezë pak do të ngurronte t'i tejkalonte tmerret e 1792-shit dhe 1871-shit. Dhe a thua do të stepeshin udhëheqësit e bardhë të luftës së klasave nëse revoltat e ngjyrës do të hapnin një shteg për ta? Nuk kanë qenë kurrë përzgjedhës në mjetet që përdorin. Dhe nuk do të kishte asnjë ndryshim sikur zëri i Moskës të pushonte së diktuari. E ka bërë punën e tij, dhe tani ajo ecën vetë përpara. Ne luftuam betejat dhe luftrat tona klasore në sy të ngjyrës, poshtëruam dhe tradhëtuam njëri-tjetrin; madje dhe e ftuam atë të merrte pjesë në to. A ka gjë për t'u çuditur që më në fund erdhi dita kur ngjyra do të vepronte për llogari të vet?

Në këtë pikë përparimi i historisë kulmon mbi ankthet ekonomike dhe idealet e brendshme politike. Janë vetë forcat thelbësore të jetës ato që po zbresin në

[225] sh.s. Legjioni i Huaj – Repart special i Ushtrisë Franceze që prej 1931, i vetmi ku lejohet të shërbejnë shtetas të huaj. Ushtarë këmbësorie që ngarkohen me detyrat luftarake më të vështira. Është gjithashtu e vetmja njësi ushtarake Franceze anëtarët e së cilës i betohen për besnikëri vetëm Legjionit – dhe jo Francës.

fushëbetejë, që do të luftohet për gjithçka ose asgjë. Shpejt paraforma e Çezarizmit do të bëhet më e qartë, më e vetëdijshme, dhe do ta shfaqë veten hapur. Maskat e epokës së intermexos parlamentare do të bien krejtësisht. Çdo përpjekje për ta mbledhur përmbajtjen e së ardhmes nëpër partira shpejt do të harrohet. Formacionet Fashiste të kësaj dekade do të shndërrohen në forma të reja të paparashikueshme, madje edhe nacionalizmi i ditëve të sotme do të zhduket. Si forcë formuese mbetet vetëm shpirti luftarak "Prusian" – kudo dhe jo vetëm në Gjermani. Destini, sapo të jetë konsoliduar në forma kuptimplote dhe tradita të mëdha, do të vihet në lëvizje për të bërë histori sipas vullnetit të fuqive individuale të paforma. Legjionet e Çezarit po zgjohen përsëri.

Këtu, ndoshta dhe në shekullin tonë, vendimet përfundimtare po presin burrin e tyre. Në prani të tyre qëllimet dhe nocionet e vogla të politikës aktuale treten në erë. Zot i botës do të jetë ai që do t'ia japë fitoren shpata. Zaret për këtë lojë të jashtëzakonshme janë gati. *Kush do të guxojë t'i hedhë ato?*

Si forcë formuese mbetet vetëm shpirti luftarak "Prusian" - kudo dhe jo vetëm në Gjermani. Destini, sapo të jetë konsoliduar në forma kuptimplote dhe tradita të mëdha, do të vihet në lëvizje për të bërë histori sipas vullnetit të fuqive individuale të paforma. Legjionet e Çezarit po zgjohen përsëri.

## Osvald Shpengler

# Ora e Vendimit

## 1933

Shqipëroi nga Anglishtja
Altin Karaulli